Robert d’ANGÉLY

# ENIGMA

nga pellazgët te shqiptarët

Përmblodhi e përktheu:

Xhevat LLOSHI

Botimet TOENA

Tiranë 1998




Prof. H. H. Robert d’ANGELY

**ENIGMA...**

e prejardhjes
së racës dhe të gjuhës së

Pellazgëve

Ariasve,

Hititëve,

Helenëve,

Etruskëve,

Grekëve ose

Shqiptarëve etj.

## ... është zgjidhur

PARIS

MCMLXII

PARATHËNIE

***Tim eti***

*Së shpejti në Francë do të botohet "Gramatika e krahasuar e gjuhës shqipe" e babait tim, Robert d'ANGÉLY. Një bashkëpërkim ka sjellë që paralelisht të botohet në Shqipëri një libër i përgatitur shqip: "ENIGMA – Nga pellazgët te shqiptarët", një përmbledhje e 5 vëllimeve të librit "L'ENIGME", që ka dalë në Francë më 1990 e 1991. Këtë vepër të plotë, të cilën im atë pa dyshim do t'ia kishte kushtuar Shqipërisë, unë sot po ia besoj popullit shqiptar, si një ndihmesë për kërkimet e gjuhëtarëve, historianëve dhe etnologëve, që interesohen për kulturën dhe prejardhjen shqiptare.*

*Falënderoj zotin Xhevat LLOSHI, zotin Bashkim KUÇUKU dhe zotin Fatmir TOÇI, që e realizuan këtë punë me qëllim që vetë shqiptarët të mund ta njohin këtë vepër, e cila tashmë u përket atyre. "Më duhet ta përfundoj veprën e tij, që ishte jeta e tij, duke botuar njërin vëllim pas tjetrit..." Këto fjalë, që i kam shkruar në parathënien e pesë vëllimeve të para të veprës së tim eti "L'ENIGME" (të dala më 1990 e 1991) po i përsëris edhe sot me rastin e botimit të "Gramatikës", e cila përbën vëllimin e 6-të dhe të 7-të të "ENIGMËS".*

*Më në fund sot, tridhjetë vjet pas vdekjes së tim eti, po del "Grammaire Albanaise Comparée" (Gramatika e krahasuar e gjuhës shqipe) e tij, qëllimi kryesor i jetës së tij, me bindjen e thellë se "gjuha shqipe, ose gjuha pellazgo-etrusko-shqipe, është gjuha më e lashtë e Europës" dhe se "shqipja është paraardhëse e greqishtes së lashtë".*

*Duke u nisur nga shënimet e pafund të tim eti (një pjesë e mirë e të cilave ka humbur), më del se ai kërkonte të bënte një vepër për Shqipërinë dhe gjuhën shqipe, plani i përgjithshëm i së cilës ndahej në katër pjesë. Pjesa e parë, që në thelb përfaqësohet nga pesë vëllimet e para të "ENIGMËS" do të ishte ajo, që ai vetë e ka quajtur: "Një studim dhe hulumtime historike, etnologjike, arkeologjike, gjuhësore, sociologjike etj..., ndjekur nga një shtojcë, që do të përfshinte shënime të ndryshme lidhur me tekstin e pjesëve të mëparshme". A e ka hartuar këtë shtojcë të gatshme për botim? Ndoshta, por megjithëse unë kam gjetur shumë shënime lidhur me këtë temë, nuk e kam gjetur tekstin e redaktuar që do t'i përgjigjej kësaj shtojce të përfunduar. Pjesa e dytë, një "Gramatikë e shqipes", ishte një vepër gjuhësore e shkruar frëngjisht Pjesa e tretë, një "Gramatikë e krahasuar e gjuhës shqipe, sanskritishtes, greqishtes, latinishtes dhe gjuhëve neolatine", është p ashtu një vepër gjuhësore e shkruar frëngjisht. Por gramatika e paraqitur përfshin vetëm gjuhën shqipe dhe greqishten. Së fundi, pjesa e katërt duhej të ishte një "Fjalor etimologjik i gjuhës shqipe". Kam gjetur shumë shënime me fjalë shqipe dhe me etimologjinë e tyre, por nuk kam gjetur asnjë dorëshkrim të ndërtuar, që mund të përbënte këtë fjalor etimologjik të përfunduar.*

*Im atë asnjëherë nuk ka thënë: "Kam hartuar një vepër, ma botoni". Vetëm shumë kohë pas vdekjes së tij dhe pasi e kisha zbuluar Shqipërinë, unë rastësisht shfletova dorëshkrimet e tij kur isha me pushime. Kjo për mua qe një tronditje dhe një zbulim për një varg çështjesh lidhur me Shqipërinë dhe gjuhën shqipe.*

*Në shkrimet e veta im atë nderimin më të madh ia bën Konstandin Kristoforidhit. Ai shkruan se ka ndjekur hap pas hapi veprën e tij, të cilën e quan "vepër e madhe për gjithë filologët që interesohen për shqipen", që mban titullin: "Gramatika e gjuhës shqipe në dialektin toskë", të botuar më 1882 në Stamboll.*

*Botimi i gramatikës së krahasuar është një transkriptim besnik i dorëshkrimit, të cilin e kam respektuar tërësisht dhe të cilit nuk i kam bërë asnjë ndryshim. Ky libër u paraqitet shqiptarëve dhe gjithë atyre, që interesohen për gjuhën shqipe, për të gjetur lëndë që të rrahin kërkimet për prejardhjen e gjuhës shqipe.*

*Duke mos qenë specialiste, nuk më lejohet të jap asnjë gjykim ose të bëj ndonjë kritikë rreth përmbajtjes së kësaj gramatike. Megjithatë do të dëshiroja të citoja, ndërmjet vërejtjeve nga vetë pena e tim eti, diçka lidhur me përdorimin e alfabetit të tij për shqipen. Ja se çfarë thotë ai: "Shqiptarët në Kongresin e Manastirit në korrik 1908 vendosën të zbatojnë alfabetin latin. Kjo zgjedhje nga pikëpamja e praktikës nuk paraqiste përparësi kundrejt alfabetit që tashmë kishte qenë në përdorim dhe i cili, për hir të tridhjetë e gjashtë shkronjave të thjeshta, i përgjigjej me përsosuri gjithë shumësisë ose pasurisë së tingujve që ka gjuha shqipe. Përkundrazi, alfabeti latin me njëzet e katër shkronjat e tij gjithsej i ka detyruar shqiptarët sot të përdorin bashkimin e dy shkronjave, bashkime që jo gjithnjë janë të goditura, sepse ndodh që nuk i përgjigjen mirë shqiptimit që duhet arritur. Për këtë arsye ne kemi zbatuar një kombinim të shpikur prej nesh, që është me një konceptim më gjuhësor dhe që ka marrë para sysh gjithë mospërputhjet me shqiptimin dhe i ka zgjidhur… me një përdorim më të arsyeshëm të alfabetit latin".*

*Veç kësaj, pasi i përshkova shënimet e tim eti, vura re se ai kishte cituar, rikopjuar, komentuar, diskutuar shumë autorë albanologë, gjuhëtarë, historianë. Dhe m'u duk e nevojshme që njëkohësisht me gramatikën origjinale të tim eti, të përfshija gjithashtu citimet, ilustrimet, fotografitë etj., të albanologëve dhe shkencëtarëve shqiptarë.*

*Por kush ka qenë im atë?*

*Im atë lindi në Paris më 22 dhjetor 1893 dhe vdiq në Paris më 22 tetor 1966. Ishte biri i një inxhinieri francez, që punonte në shërbim të Perandorisë Osmane si inxhinier për rrugët dhe urat. Ai fliste shumë pak për veten dhe jetën e tij.*

*Ai ka qenë një dijetar i madh, që jetonte në një univers librash, kureshtar për gjithçka, që interesohej për gjithçka, gjithnjë i gatshëm për të lexuar, për të shkruar ose për të nxjerrë shënime. Por pasioni i tij i veçantë ishte pasioni për gjuhën shqipe dhe ai ishte gjithmonë i gatshëm për të diskutuar një fjalë ose etimologjinë e një fjale.*

*Ai ishte shumë i rreptë, i pëlqente puna e bërë mirë, ishte kërkues ndaj të tjerëve ashtu si dhe ndaj vetes. Nuk e pranonte mediokritetin, punën shkel e shko, njohjen e keqe të gjuhëve, fjalën e gjymtuar, duke kërkuar gjithmonë përsosurinë. E shquanin një vullnet i madh, një këmbëngulje e madhe dhe një durim i madh, cilësi të cilat e bënë që, pasi humbi dokumentet e veta, shkrimet, librat, elementët bazë të punës së vet, të kishte më pas kurajën që të rifillonte ta shkruante gjithë veprën e vet.*

*Im atë ishte njeri i hapur, besnik, i drejtë, integral, asnjëherë lajkatar, thoshte kurdoherë atë që mendonte, qoftë dhe kur kjo mund të kthehej kundër tij. Me gjithë dukjen serioze, ai në jetën private ishte njeri shumë i ndjeshëm, gazmor, me një gëzim të vërtetë për të jetuar. I pëlqenin udhëtimet, sidomos kur i lejonin të përdorte kompetencën e tij gjuhësore. Prandaj ka bërë si përkthyes udhëtime në anijet e mëdha të udhëtarëve "Champlain" të Kompanisë së Përgjithshme Transatlantike dhe në "Georgic" të Cunard White Starline, që lundronin ndërmjet Francës, Anglisë, Shteteve të Bashkuara dhe ishujve Bermude.*

*Kur unë isha fëmijë, babai më merrte gjithandej. Qëllimi i shëtitjeve të tij ishin pothuaj kurdoherë libraritë në Odeon, në bulevardin Saint-Michel, në Quai Saint-Michel dhe bukinistët përgjatë gjithë Senës. Ai qëndronte atje më këmbë me orë të tëra duke lexuar. Por pjesën më të madhe të kohës e kalonte në bibliotekë, sidomos në Bibliotekën Kombëtare, ku ka kaluar një pjesë të madhe të kohës. E adhuronte kinemanë, ku më ka çuar shpesh për të parë shumë filma… Nga pikëpamja fetare im atë njihte me përsosuri fetë katolike, protestante, ortodokse dhe myslimane. Me të unë kam hyrë në shumë kisha të Parisit të këtyre besimeve. Më kujtohet kur këndonte tekste liturgjike greke në kishat ortodokse të Parisit si Katedralja ortodokse në rrugën Georges Bizet apo kur i lexonte këto tekste në kishën Saint-Julien-le Pauvre, një kishë e kultit grek katolik të ritit bizantin. I pëlqente të fliste për xhamitë e famshme të Stambollit, si Xhamia Blu, bazilika e lashtë e Shën Sofisë që u bë më vonë xhami, ose dhe xhamia e mrekullueshme Sulejmanie, e ndërtuar nga arkitekti i famshëm osman Sinani…*

*Më 1924 im atë u martua me nënën time, një shqiptare nga Përmeti, e bija e doktorit Josif Bënja, i cili kishte qenë në Delegacionin shqiptar në Konferencën e Londrës në korrik 1913 për caktimin e kufijve të Shqipërisë. Nëna ime ishte një grua e gëzuar dhe me kurajë, që mua më shëmbëllente forcën dhe magjepsjen e gruas shqiptare.*

*Për shkak se i ati lëvizte vazhdimisht nga profesioni, im atë ka përshkuar gjatë fëmijërisë dhe rinisë së tij së bashku me prindët Turqinë, Greqinë, Shqipërinë, një pjesë të Rusisë, dhe çdo verë vinte në Francë. Ai e njihte shumë mirë jugun e Shqipërisë, në veçanti krahinën e Përmetit, të Dangëllisë, të Frashërit dhe gjithë Epirin. Ai i njihte zakonet, ritet, këngët popullore, jetën e përditshme të këtij populli të varfër dhe krenarinë e tij legjendare.*

*Lidhur me arsimin e tij, im atë bëri studimet klasike për greqishten dhe turqishten në Shkollën e Madhe Kombëtare Greke të Fanarit në Stamboll. Ka studiuar në kolegjin frëng Saint-Benoît në Stamboll për latinishten, greqishten, dhe filozofinë. Ka studiuar në fakultetin e filologjisë të Universitetin të Athinës, ku i lindi pasioni për greqishten e vjetër dhe autorët klasikë. Së fundi, u bë bakalaur në drejtësi pranë fakultetit të drejtësisë në Universitetin e Parisit. Më vonë, tërësia e dijeve të tij i bëri të mundur që të merrte pa provime Shkollën Kombëtare të Gjuhëve Lindore në Paris, të cilën e kishte ndjekur vazhdimisht, ku me vendim të ministrisë për dy vjet ka qenë i ngarkuar me kursin e shqipes dhe pastaj për tre vjet kishte vendin e mësuesit të shqipes.*

*Nga viti 1923 e deri më 1927 ka qenë mësues i shqipes pranë Mario Rokut (Mario Roques), pedagog i rumanishtes në "LANGUES'O" dhe pionier i kërkimeve gjuhësore frënge për albanologjinë. Ky kurs i shqipes financohej nga një dhurim i Mithat Frashërit, i familjes së madhe të luftëtarëve për pavarësinë e Shqipërisë. Më 1928 mori gjithashtu diplomën e turqishtes të Shkollës së Gjuhëve të Lindjes. Më pas u bë profesor i frëngjishtes në licetë turke (Liceu Hajrieh në Fatih) në Stamboll dhe profesor i gjuhëve të huaja (greqishtes, anglishtes, italishtes, gjermanishtes etj.) në shkollat private të Parisit (Shoqata Filoteknike e Parisit, Shoqata Politeknike e Parisit etj.).*

*Kjo prirje e përqendruar kryesisht në studimin e popujve të lashtë të pellgut mesdhetar dhe të Ballkanit do të shprehej në hartimin e dorëshkrimit të "ENIGMËS".Kjo vepër i ka kushtuar gjithë jetën. Ai nuk mundi ta realizonte ëndrrën e vet që ta botonte veprën dhe kur vdiq la dorëshkrimin, i cili mbeti i fjetur në heshtje të thellë për tridhjetë vjet.*

*Nga bibliografia e gjerë që gjendet në shënimet e tim eti, shumë nga referimet ende kanë fletëporositë e bibliotekave të ndryshme, ku i ka marrë për t'i konsultuar. Këto referime lidhen jo vetëm me gramatikën, por edhe me pesë vëllimet e "ENIGMËS" dhe janë kaq të shumta, sa nuk ka qenë e mundur të përfshiheshin të gjitha në bibliografinë në fund të botimit. Megjithatë është me interes të vërehet, se ndërmjet bibliografisë rreth 90 referime kanë ndonjë lidhje të drejtpërdrejtë me Shqipërinë ose me gjuhën shqipe.*

*Më kujtohen gjithnjë disa nga librat midis librave të parapëlqyer, që kishin lidhje me Shqipërinë. Të tillë kanë qenë librat e F.Pukëvilit (Poucqueville, konsull francez pranë vezirit shqiptar Ali Pashë Tepelena, për Shqipërinë dhe Greqinë; libri i fratit jezuit Dyponse (Duponcet) "Historia e Skënderbeut, mbretit të Shqipërisë"; librat e Ronsard dhe të Lamartine; librat e H. Hekarit (Hecquard) dhe A. Degrandit, konsull i Francës në Shkodër me kujtimet e tyre për Shqipërinë e Epërme; ata të mareshalit Marmont, të E. Legrandit, të udhëtarit G. L. Jaray; dhe mbi të gjitha studimi i Mario Roques për "Fjalorin e shqipes" të vitit 1635 ("Dictionarium Latino-epiroticum" të Frang Bardhit). Ai e përjetonte të sotmen dhe të shkuarën e Shqipërisë, kulturën e saj të vjetër, rrënjët që te pellazgët, këta "të bardhë primitivë" që nga lashtësia deri te gegët e toskët e sotëm. Ai ishte i bindur për lashtësinë e gjuhës shqipe, siç e dëshmonte peshkopi frëng G. Adae që më 1332, i cili ndër të tjera ka thënë: "Dhe unë e di se sado që shqiptarët kanë një gjuhë krejt të ndryshme nga latinishtja, prapëseprapë ata kanë në përdorim dhe në të gjithë librat e tyre shkronjën latine".*
*Kohët e fundit kam pasur rastin të vizitoj me emocione qendrën e lashtë të Kaminia-Polióhni në ishullin e Lemnosit të Greqisë, ku është gjetur mbishkrimi pellazgjik, që është komentuar gjatë nga im atë në vëllimin V të "ENIGMËS". Në këtë peizazh të rrënojave pellazge buzë Detit Egje unë ripashë tim atë dhe mbishkrimet e lashta dhe sërish e ndjeva se ishte detyra ime që të botoja synimin thelbësor të jetës së tij.*

*Shpresoj se kjo vepër, të cilën, siç e thashë, im atë me siguri do t'ia kishte kushtuar Shqipërisë, do të japë ndihmesë për hulumtimet e albanologëve dhe të gjuhëtarëve shqiptarë që do të përpiqen për t'u dhënë përgjigje pyetjeve të shumta rreth lindjes e formimit të gjuhës shqipe.*

*Gjatë gjithë kësaj pune të pasionuar e kam ndier veten shumë afër tij.*

*Që atje ku është im atë, të cilin e kam dashur aq shumë, duhet të jetë i lumtur që do ta shihte të botuar fundin e "ENIGMËS". Me nderim për kujtimin e tij*

***Solange d'ANGELY"***

Tetor 1998

*LIbri i parë:*

## PELLAZGËT

DY FJALË LEXUESIT Ky libër është shkruar me qëllimin, që t'i shërbejë si hyrje historike një *gramatike etimologjike të krahasuar* dhe një *fjalori etimologjik të krahasuar të gjuhës shqipe*. Kërkimet dhe studimet janë bërë për këtë qëllim. Në këtë vepër ne paraqesim një pamje të përgjithshme të së kaluarës së madhe që ka pasur populli i vogël shqiptar i sotëm, të cilin me të drejtë ne e konsiderojmë si popullin më tipik arian dhe si popullin më të lashtë të Europës që nga emri i vet etimologjikisht. Me gjithë këtë lashtësi të madhe, kjo e kaluar e shqiptarëve është pothuaj e panjohur si në Francë, ashtu edhe në botën tjetër, dhe nuk del as në historitë tona të përgjithshme ose universale, as në broshurat e veçanta.

E megjithatë kjo është një histori e gjatë dhe e rëndësishme e këtij populli, të ngulur në rrugën e tij që prej origjinave më të lashta të njeriut, dhe me gjithë pushtimet e me goditjet nga jashtë, që kanë bërë të rrudhen dhe të zhduken pak nga pak kufijtë e shtrirjes së gjerë, që ai zinte rreth gjithë pellgut të Mesdheut, ai prapë ka mundur të shtrihet dhe të mbahet në strehën e vet të vogël e të fundit, që ndodhet në caqet e trevës që zë ende sot, me mundime të mëdha, larg kryqëzimeve të mëdha të përleshjeve të mirëfillta kontinentale. Ai ka mundur të ruajë në këtë strehë, nën mbrojtjen pikërisht të përndjekësit të tij të fundit e më të egër – turkut – dhe në epokën tonë na ofron një shfaqje pothuaj unikale të një zgjimi pothuaj të mrekullishëm dhe një zhvillim origjinal të jashtëzakonshëm.

Ndonëse ai ndahet, - gjë që është provuar se është vetëm në dukje, - në dy degë kryesore: toskët dhe gegët, të cilët i kujtojnë se janë në armiqësi, dhe ndonëse është i ndarë në katër fe të ndryshme: myslimanë sunitë, myslimanë bektashinj, të krishterë ortodoksë dhe të krishterë katolikë, që është provuar se nuk ka ndonjë ndikim për shkak të tolerancës reciproke të besimtarëve të feve përkatëse, *ky popull, të cilin e konsiderojnë të ndryshëm brenda gjirit të vet, na jep një shembull të përsosur të unitetit kombëtar!* Kjo është njëkohësisht historia e një populli të pasur me mësime të ndryshme të vlefshme: për *politikanin* lidhur me përbërjen, organizimin dhe administrimin normal e pa përplasje me gjithë pengesat që përmendëm lidhur me përbërjen e tij fetare; për *juristin* lidhur me zbatimin e ligjeve të përshtatshme të sotme dhe me studimin e ligjeve tradicionale ose të pashkruara të kanunit të LEK DUKA GJINIT; për *sociologun* lidhur me mënyrën e të qenit e të jetuarit dhe me ruajtjen pothuaj të paprekur të dokeve e zakoneve mijëvjeçare të stërgjyshërve; për *historianin* lidhur me origjinën e tij, zhvillimin e tij, bëmat e tij luftarake dhe mbrojtjen ose ruajtjen e individualitetit të tij në gjirin e kombeve armiqësore, të gatshme për ta gëlltitur dhe për ta zhdukur; për *gjuhëtarin* më në fund, lidhur me shembullin e gjuhës së tij të mrekullueshme dhe kaq të rregullt në format e saj, sa për ne është e pamundur për të mos i njohur një frymë krejt të veçantë, që ka ndikuar mbi të gjitha gjuhët e tjera si ariane, edhe jo ariane, *dhe që e kapërcen shumë atë të greqishtes ose të latinishtes, të cilave u ka shërbyer si model*. Më së fundi, kjo është historia e pandashme prej popujve të tjerë, si europianë dhe aziatikë, ndërmjet të cilëve me valë të ndryshme zgjerimi i tij, që nga *ekspedita e Pellazgëve ose e Ariasve drejt Indisë në lashtësinë më të madhe,* që nga ekspedita e Aleksandrit të Madh, që ishte një përsëritje ose një kopje e së parës, që nga pushtimet e Romës ose të Bizantit, dhe së fundi, që nga njëzet e katër vjetët e luftave të vazhdueshme të heroit legjendar e të famshëm "Ushtar të Krishtit", Gjergj Kastriotit të mbiquajturit Skënderbe kundër turqve dhe sulltanëve të tyre Murati II dhe Mehmeti II, shtrirja e tij ka lënë gjurmë aq të thella dhe hulli të dallueshme

në trajtën e rrënojave dhe të dëshmive ende të lexueshme ndërmjet emrave të personave, në doket e zakonet, në gjuhë e gjithashtu në besimet e fshehta. Europa mesjetare nëpërmjet Perandorisë Bizantine, trashëgimtare të fuqive dhe të qytetërimeve romak e grek, është ajo që realizon, konkretizon dhe na provon në mënyrë të padiskutueshme ekzistencën materiale të elementit shqiptar dhe epërsinë e gjuhës e të frymës shqiptare, që sundonte nga Konstantinopoli në Kerson, nga Athina në Brigjet e Francës, nga Shqipëria në Egjipt, nga Danubi në Romë dhe deri në Sicili, e nga kolonat e Herkulit deri në Kaukaz. Të gjitha këto përbëjnë një të kaluar të madhe; një sfond i vogëlsisë dhe thjeshtësisë së sotme, që kërkon dhe tërheq vëmendjen e botës së sotme të qytetërua.

Na duket një detyrë tepër e vështirë të paraqesim një histori, - qoftë dhe një përshkrim dhe në një vëllim të kapshëm, - për lexuesit përgjithësisht pak të informuar, aq më tepër që nuk kanë asnjë dijeni për shqiptarët dhe çështjet shqiptare. Kuptohet me lehtësi se kjo vështirësi vjen nga fakti, që mungojnë libra *të mëparshëm,* që do ta kishin trajtuar çështjen shqiptare së pari nga pikëpamja e përgjithshme, dhe pastaj në përputhje me pikëpamjen tonë të veçantë. Na është dashur prandaj ta bëjmë gjithçka nga e para ose të ecim për analogji; dhe fakti që e zotërojmë me themel subjektin tonë na ka lejuar të lehtësohet mjaft detyra jonë. Gjatë gjithë punës nuk kemi bërë gjë tjetër veçse kemi hedhur poshtë e rrëzuar, dhe kemi arritur vetëm të hedhim themelet, të bëjmë pjesët kryesore dhe ndarjet më të mëdha, duke u kurorëzuar me çatinë e domosdoshme të kësaj ndërtese, duke e lënë për më vonë që të kryejmë rifiniturat e nevojshme, meqë mund të shpresojmë për ndihmën dhe përkrahjen, që do të na japin të tjerët po aq kompetentë ose të interesuar për sipërmarrjen tonë, si dijetarët për deshifrimin e mbishkrimeve pellazgjike, etruskologët, albanologët, helenistët e shquar etj….

Me gjithë këtë ndërlikim të detyrës sonë, si një detyrë primitive, origjinale ose të dorës së parë, mund të vërehet gjerësia e informacionit që përfshin dhe përmbledh vepra jonë. Në sajë të përfundimeve ose deduksioneve që kemi mundur të nxjerrim nga ky informacion i gjerë, në sajë të njohjes së thelluar të gjuhëve të nevojshme e të dobishme për ta redaktuar tekstin, dhe në sajë të praktikës së fituar në kërkim dhe në këshillimin me arkivat, që përbëjnë burimet kryesore për ta nxjerrë këtë informacion, kemi pasur mundësinë të arrijmë në rezultatet e shpresuara, që përbëjnë objektin e shumë hipotezave dhe të sintezave të këtij libri.

Si rrjedhim, ky libër pasqyron gjithçka një njeri i informuar ose kompetent mund të nxjerrë nga veprat serioze, ku flitet pak a shumë gjatë për Pellazgët ose Lelegët dhe për pasardhësit e tyre të drejtpërdrejtë. Ai është detyrimisht përgjithësues dhe nga vetë përcaktimi i kufizuar në shtjellim. Siç thamë, nuk ka asnjë synim tjetër, përveç se të paraqesë me radhë një varg piketash, pamjesh të përgjithshme, një hyrje fillestare për zgjidhjen e problemit ose të enigmës, që është shtruar në krye të kësaj vepre; është një përmbledhje por jo e thatë, që sugjeron kureshti të reja, është një histori e vogël dhe mësimdhënëse e popullit më të vogël europian të sotëm, por që në kohën e vet ka qenë më i madhi i Europës dhe burim i pothuaj gjithë popujve të kontinentit tonë. Deri më sot, për fat të keq, ai i ka munguar nxënësit, studentit, historianëve, letrarëve dhe gjithë publikut të ngritur të gjuhës frënge.

## PROLOG

Ka shumë vjet, që në një libër të shquar të autorit shqiptar PIKA, me titullin *”Shënime kritike”*, kemi lexuar këtë përcaktim, i cili përdoret për një dijetar perëndimor të gjuhësisë dhe etnologjisë: “Një dijetar gjuhëtar është një shkrimtar, i cili pasi ka lexuar një duzinë librash, të cilët trajtojnë po atë subjekt, shkruan librin e trembëdhjetë. Dhe natyrisht, ky i trembëdhjeti nuk mungon të riprodhojë me saktësi, të gjitha gabimet që dymbëdhjetë të mëparshmit i kanë tashmë.” Dhe autori M. PIKA citon një numër shembujsh, që në të vërtetë e konfirmojnë mendimin që ka shprehur.

E sollëm këtë shënim të autorit shqiptar jo për të bërë të besohet, se ne vetë e kemi lënë mënjanë ndihmesën që autorët e mëparshëm, - kur e kanë pasur, - mund të na jepnin; përkundrazi, ne kemi lexuar dhe kemi huazuar shumë, madje edhe faqe të tëra, të cilat i kemi riprodhuar ndonjëherë pa u përpjekur ta ndryshojmë tekstin; por ne i kemi cituar sepse këto huazime janë bërë për të shërbyer si masa, si vëllime ose si blloqe guri, të prera e të gdhendura sipas përmasave e kërkesave tona, që i kemi hedhur pastaj në betonin ende të lëngët, i cili përbën lëndën tonë. Si pasojë, ajo që duhet parë dhe shqyrtuar në këtë libër nuk janë blloqet e gurit, të cilët i përkasin fushës publike, nga e cila i kemi nxjerrë, por duhet parë çimentoja që “i ngjit” këto blloqe dhe që është e vetmja, e cila përfaqëson punën tonë të vërtetë, aq më tepër se ka përparësinë të përbëjë njëkohësisht një risi letrare, për shkak të origjinalitetit të konceptimit dhe të çlirësisë së ndërtimit.

Por ky origjinalitet që përmban vepra jonë dhe risia që ai sjell për shkencat gjuhësore dhe etnologjike kanë që të dyja një prejardhje më të rëndësishme se ajo që përmendim. Në të vërtetë, ky origjinalitet dhe kjo risi, rezultat të kërkimeve dhe studimeve tona të gjata, që kanë një synim të vetëm, janë bërë të mundura vetëm në sajë të njohjes së thelluar të disa gjuhëve, të domosdoshme për ta arritur këtë synim. Këto njohuri, speciale dhe adekuate, na kanë lejuar në fakt të bëjmë jo thjesht një punë hartuesi mendues, po gjithashtu dhe punën e hartuesit të një sinteze sistematike të një *vizionari intuitiv*. Ky vizion intuitiv në hapësirë dhe në kohë, na ka dhënë mundësinë që të paraqesim vazhdimisht gjendjet e ndryshme shoqërore të shoqërive tashmë të kaluara: të kohëve të reja, të mesjetës, të lashtësisë, të parahistorisë dhe të tjera, e gjithashtu na ka lehtësuar konceptimin retrospektiv të evoluimit të popullsive të ndryshme pellazgjike përmes shekujve, që nga errësira parahistorike e deri në ditët tona.

Pikërisht duke ndjekur këto evoluime, për t’u gjetur shkaqet që i kanë përftuar, dhe për t’i afruar, për t’i krahasuar e për t’i gjykuar përpara se të bëhej sinteza, ne kemi arritur të “SHOHIM” me anë të një vështrimi retrospektiv të vizionarit intuitiv, gjendjet shoqërore të këtyre popujve pellazgjikë që evoluan prej kohëve të lashta, dhe kështu kemi mundur t’i përshkruajmë këto gjendje në përputhje me evoluimet e tyre, ashtu siç janë përftuar. Me një fjalë, njohuritë tona adekuate *na kanë shërbyer si një tejqyrë* për të parë me qartësi përmes leximeve të ndryshme dhe për të dalluar imazhet e hijet mjaft të shquara atje, ku autorë të tjerë, jo të armatosur ose më tepër jo të pajisur si ne, nuk kanë parë gjë tjetër veçse një ‘mjegullirë’.

Ngaqë kanë injoruar etimologjinë e vërtetë të fjalëve, gjuhëtarët e kohëve të reja dhe bashkëkohës (si F.Miklosich e të tjerë, sa herë që ka qenë rasti për fjalë shqipe, të cilat përdoren edhe nga gjithë popullsitë e tjera të Ballkanit e të Azisë së Vogël), gjithnjë kanë deklaruar prerazi se këto fjalë, nga pikëpamja e prejardhjes etimologjike, janë turke, arabe, persiane, rumune, sllave, greke, italiane ose të tjera, por asnjëherë nuk kanë menduar që ato mund të jenë fare thjesht *shqipe*. Dhe meqë gjuha shqipe që prej një shekulli e gjysmë ose dy ka qenë epërdorur edhe nga një numër shumë i madh turqish, kudo nëpër këto vise, ka qenë krejt e natyrshme që këto fjalë të jenë përhapur në gjithë Juglindjen europiane dhe në gjithë Lindjen e Afërt.

Ajo që e ka lejuar përfytyrimin tonë për të krijuar, nga gjendja shoqërore dhe nga mënyra e jetesës dhe të ekzistencës njerëzve të një epoke, një ide ose një opinion të ndryshëm nga autorët përpara nesh, është po ajo aftësi që na lejon në sajë të njohurive tona adekuate, të bëjmë një krahasim ndërmjet epokës sonë dhe jetës sonë të sotme, me atë çka mbretëronte te pellazgët prej epokës parahistorike dhe te pasardhësit e tyre: grekët, etruskët, romanët etj., nga lashtësia, në bizantinët e mesjetës dhe te pasardhësit e tyre të drejtpërdrejtë të sotëm. Duam të themi se po të jemi ‘frymëzuar’ nga imagjinata jonë për të shkruar një vepër si kjo, kjo nuk ka ardhur për shkak të cilësive ose mundësive eprore dhe të jashtëzakonshme të përfituara përjashtimisht, por në sajë të aftësisë që na ka dhënë njohja e disa gjuhëve dhe sidomos të shqipes e të greqishtes.

Gjatë gjithë veprës sonë janë cituar më shpesh disa tekste, për t'i komentuar më pas dhe për t'i ndrequr në ato gjëra që i kanë të gabuara. Po ashtu mjaft shpesh ne i citojmë për të nxjerrë më pas çfarë kanë në kundërshtim me pikëpamjen tonë. Kështu, pa qenë rinovues, përkundrazi, ne jemi përpjekur të nxjerrim nga tekstet, si të lashta edhe të kohëve të reja, të vërtetën që na imponohet, duke ndrequr përkthimet e gabuara dhe duke korrigjuar idetë false, që kanë mbizotëruar dhe vijojnë të qëndrojnë edhe sot. Me këtë duam të themi se ne përpiqemi që t'i kthejmë popullit shqiptar atë që u përkiste pellazgëve: nën emrin e trakëve, tirrenëve, frigëve, grekëve, etruskëve, romanëve, bizantinëve e të tjerëve, dhe që serbët, grekët ose helenët e bullgarët e sotëm kanë arritur ta uzurpojnë abuzivisht nëpërmjet një propagande tendencioze, duke e shtrembëruar të vërtetën historike në favor të vet. Ky uzurpim sistematik dhe mijëvjeçar duhet të marrë fund, me gjithë ekzistencën e një literature të rëndësishme, që gjithnjë përpiqet të përligjë dhe të mbajë më këmbë pretendime të tilla të rreme; ai duhet aq më tepër të marrë fund sepse shqiptarët, domethënë ata që kanë të drejtë me të vërtetë, janë ende aty dhe nuk janë zhdukur nga faqja e dheut. Madje do të thoshim, po t'i besonim Nostradamit, se shqiptarët ende nuk kanë mbaruar së luajturi gjithë kartat e tyre dhe të habisin gjithë botën në arenën politike ndërkombëtare; e gjithashtu ne zotohemi këtu për t'u kujdesur që të luhen mirë këto karta, sepse në këto momente ata gjenden në një pikë vendimtare të jetës së tyre si një popull që i përket një race fort të dalluar, së cilës ata kanë nderin t'i kenë dhënë emrin e tyre, sepse Πελαργος ose Πελασγος etimologjikisht do të thotë: *i lindur shqiptar, i lindur i bardhë ose i lindur nga raca e bardhë.*

Për të gjitha këto arsye të ndryshme, ne shpresojmë se kemi bërë një vepër të dobishme, duke iu përgjigjur pyetjeve dhe nevojave të korrigjimeve, zgjidhja dhe ndreqja e të cilave, në pjesën më të madhe, është ndier nga disa kompetentë e njerëz që e njohin fushën, por të cilët vetë për arsye të ndryshme nuk kanë dashur ta ndërmarrin vetë këtë punë. Kolegët tanë, gjuhëtarë ose etnologë, do të na thonë me gjykimet e tyre, me vërejtjet e kritikat, nëse vërtet ia kemi dalë mbanë sipërmarrjes sonë, duke e arritur qëllimin që kemi vënë.

Paris, e hënë, 8 maj 1961

Hyrje

Ajo që na ka shtyrë për të hartuar këtë Vështrim Historik (I cili mban titullin: *"Enigma.. e zgjidhur"*, ka qenë sidomos denigrimi sistematik nga ana e serbëve dhe e helenëve për gjithçka, në të gjitha epokat që nga lashtësia e deri më sot, që ka qenë pellazgjike ose shqiptare; mandej komploti i heshtjes e ka ndjekur këtë denigrim; dhe së fundi, janë mashtrimet historike të përhapura nga dy palët e interesuara me qëllimin e prerë për të falsifikuar të vërtetën mbi shqiptarët, duke krijuar paragjykime të rreme e tendencioze, për të përvetësuar gjithçka që u përket shqiptarëve të sotëm.

Dijetarët e sotëm, të mjegulluar nga gjendja shoqërore aktuale e popullsive të ish Perandorisë Romake, të cilat pas kaq invazionesh, që ndodhën gjatë periudhës bizantine, flasin një numër të madh gjuhësh të ndryshme midis tyre, nuk mund të kalojnë nëpërmjet një përfytyrimi retrospektiv në gjendjen shoqërore reale të këtyre popullsive në epokën e Perandorisë, duke menduar se këto kanë folur, ashtu si edhe sot, gjuhë të ndryshme. Gjatë kësaj vepre ne disa herë kemi parashtruar që, nga koha e Jezu Krishtit, për shembull, e vetmja gjuhë mbizotëruese që është folur në të gjithë Perandorinë Romake, ka qenë *shqipja*, dhe fryma e saj nuk do ta pengonte ta kishte një fat të tillë që ta luante atë rol të rëndësishëm, të cilin ka mundur ta luante. Latinishtja dhe greqishtja nuk kanë qenë, ashtu si sanskritishtja, veçse gjuhë letrare dhe diturore. Lidhur me këtë ja se çfarë ka shkruar A.-H.Sayce (në *Principes de Philologie compare*, parathënia e botimit të parë, Paris, 1884, f. XIII). *"Sanskritishtja është qenësisht një gjuhë diturore, që kurrë nuk është folur, ashtu siç na e tregojnë dokumentet. Ajo u shërben sot priftërinjve dhe letrarëve. Ajo është shfronësuar nga vendi i lartë që zinte si përfaqësuese e veçantë e gjuhës mëmë ariane, dhe është pranuar se nga disa pikëpamje gjuhët europiane kanë ruajtur më besnikërisht tingujt e format primitive, se sa i kanë gjuhët e Indisë." Ne po e citojmë këtë pjesë vetëm sepse ajo konfirmon nga të gjitha anët mendimin tonë po për këtë çështje, domethënë se ka qenë gjuha pellazge ose shqipe, që duke nisur nga 3000 vjet para Krishtit, ka sjellë lindjen e gjuhëve primitive të Indisë dhe, vetëkuptohet, gjithashtu të sanskritishtes, siç do ta tregojmë gjatë veprës.*

Nëse gjuha e folur në antikitet dhe në epokën bizantine nuk do të ishte shqipja, por më tepër greqishtja e vjetër, siç besojnë gjithë dijetarët helenistë, helenët e sotëm nuk do të kishin pasur vështirësi për ta bërë të rijetonte një shtet-social, i *cili tashmë ka ekzistuar,* dhe nuk do të ishin të detyruar ta prishnin e ta deformonin gjuhën e lashtë, për ta shndërruar në greqishten modern, dhe këtë të ndryshme deri në atë pikë, sap o të mos kishin qenë shkronjat të njëjta, pashmangshmërisht do të ishte deklaruar se gjendemi para dy gjuhëve të ndryshme. Helenët e sotëm do të quheshin edhe më fajtorë, pot ë dihej se nëpërmjet gjuhës së pastruar … ata kishin ardhur në një gjendje shoqërore pothuaj të afërt me gjendjen e shoqërisë së elitës në antikitet dhe me gjithë këtë sukses të madh, për faj të disa çamarrokëve, të mbiquajtur *leshatakë* ose… , pa dyshim sepse nuk rruheshin e nuk kriheshin mirë, idetë e opinionet absurd të të cilëve i kanë ndjekur, kanë bërë hapa prapa, e kanë fshirë gjithçka dhe e kanë përmbysur, duke prishur tërësinë e rezultateve të çmueshme që kishin arritur duke mësuar një greqishte kaq të pastër në termat dhe aq të rregullt në format gramatikore, sa edhe greqishtja e vjetër. Do të duheshin edhe pak përpjekje të vogla dhe do të kishin arrirë të rindërtonin format e thjeshta të së ardhmes e të paskajores, që janë shpërbërë, dhe të rivendosnin përdorimin e dëshirores ose të …, siç i ka shqipja, duke bërë të rigjallërohej gjendja e gjuhës greke të lashtë. Në vend të kësaj, duke cituar një proverb që helenët e dinë mirë, ata kanë bërë si lopa, e cila pasi i ka lënë ta mbushë mirë kovën, i jep një shkelm, e përmbys dhe gjithë qumështi derdhet e shkon kot.

Shpjegimi që duam të japim ne gjen konfirmim në gjuhën latine. Në të vërtetë latinishtja ka qenë një gjuhë e folur më përgjithësisht dhe më shpesh, ndryshe nga greqishtja, që kishte vetëm një formë: klasiken, kurse kjo gjithnjë ka pasur dy forma: një *klasike* ose *shkencore,* latinishtja e shkrimtarëve të epokës klasike ose gjuha e shkencës mirëfilltas, dhe një *popullore,* me sintaksë më të thjeshtë, latinishtja e *folur nga shtresat popullore.* Si pasojë rolin që luante latinishtja popullore kundrejt latinishtes klasike, e cila flitej në Romë nga mjekët dhe në Perandori nga zyrtarët e popujve të nënshtruar, e luante shqipja kundrejt greqishtes së lashtë në botën orientale, me këtë ndryshim që ndonëse rrethi i përdorimit të greqishtes ishte më i kufizuar se ai i latinishtes, sepse ishte në përdorim në shkollë, në gjyqet, për ushtrimin e kultit, në qeveri, në administratën e lartë dhe në diplomaci, pronë vatrat familjare madje edhe të elitës dhe jashtë ishte përsëri shqipja që përdorej. Rezultati: gjithë popujt barbarë të perëndimit kanë pësuar ndikimin e latinishtes së folur nga legjionet romake përtej Etrurisë dhe nga ky kontakt kanë lindur me kohë *gjuhët romane ose neolatine,* pra italishtja, frëngjishtja, spanjishtja, portugalishtja dhe dialektet ose të folmet e ndryshme që ato kanë. Ky fakt nuk është përftuar si pasojë e kontakteve me legjionet romake të Perandorisë së Lindjes, do të thoshim, sepse ushtarët, si dhe popullsitë civile nuk flisnin greqishten e latinishten, që i flisnin vetëm oficerët, por fare thjesht shqipen.

Kështu latinishtja kishte më shumë avantazhe se greqishtja, sepse kishte mundur nëpërmjet legjioneve të bëhej e njohur e të përhapej, kurse popujt e nënshtruar ndodheshin në prani të një gjuhe, aq më tepër të gjuhës së fitimtarit, për të cilin kishin interes si praktik, ashtu edhe politik që ta mësonin. Ky interes, meqë dilte i përbashkët dhe i përgjithshëm për të tërë popujt e nënshtruar, solli që pak nga pak gjuha e stërgjyshërve të zhdukej për t'i lënë vendin gjuhës së fitimtarit. Ne ngulim këmbë këtu për faktin, që të ndodhë zhdukja e një gjuhe populli në favor të një gjuhe tjetër, duhet që të ketë vullnetin, ose të paktën pranimin e popullit, i cili e humbet.
Mund të kundërshtohet, se si është e mundur që në antikitet dhe në epokën bizantine gjuha greke nuk flitej nga të gjithë, sepse vazhdimisht zbulohen mjaft mbishkrime greke, të cilat lidhen me këto epoka?
Kësaj do t'i përgjigjemi se në mesjetë dhe deri një a dy shekuj më parë Europa jonë perëndimore gjithashtu ishte plot me mbishkrime latine, por kjo nuk do të thotë doemos se latinishtja flitej po ashtu. Jo, sigurisht; ne e dimë fare mirë, se ajo vetëm mësohej në shkolla dhe nuk flitej aspak në vatrat e shtëpive, ku nuk ishte në përdorim, pot ë flasim vetëm për Francën, ku kishte të folme të tjera dhe vetë frëngjishtja, në trajtën e një dialekti gjithashtu flitej, porse kishte avantazhin që mësohej në shkolla. Prandaj fakti që gjejmë në një vend mbishkrime greke të gdhendura gjatë gjithë epokave që nga antikiteti i vonë deri në kohën e re, nuk do të thotë se popullsia që banonte në këtë vend ka qenë gjithashtu greke si racë, por vetëm si arsimim, siç ishin pellazgët e Greqisë, maqedonasit, frigët, lidiasit, likiasit etj.

Nga vetë këto mbishkrime mund të nxirret gjithashtu përfundimi, se gjithë popullsitë pellazgjike ose shqiptare të antikitetit përdornin për arsimin e tyre gjithashtu shqipen, sepse ato provojnë që ka qenë para greqishtes, si në tekstet e likishtes dhe të të tjerave, ku as nuk ka pasur tekst grek.

Dijetarët mendojnë se historia dhe vendosja e helenëve në Greqi përkojnë me shfaqjen e parë të hekurit në Ballkan, kurse tradita, siç thonë ata, e bën këtë popull që të ketë ardhur nga Skitia ose Kaukazi, nëpër Danub dhe bregun e Adriatikut rreth shekullit XV ose XVI. Porse kjo ardhje lidhet me ilirët të vitit 3.000 para Krishtit, një pjesë e të cilëve e krahut të djathtë ndoqi bregun Adriatik drejt perëndimit dhe, kur

arriti në derdhjen e lumit Po, u nda për herë të dytë: pjesa e majtë, më e rëndësishmja, u shty drejt jugut dhe arriti të pushtonte Italinë e të përbënte së bashku me rrënjësit popullsinë e aborigjenëve, kurse pjesa e djathtë iu ngjit bregut të majtë të lumit Po deri në lartësitë e Gjenovës, kapërceu lumin, u shty drejt jugut deri në bregdet dhe, duke ndjekur atë, arriti në Ventimilja, që ku dega e fundit depërtoi në Gali. Sa për *helenët*, siç e dimë, pasi e kemi shpjeguar shumë herë në këtë vepër, *ata janë pasardhës nga përzierjet e pellazgëve me mesopotamasit ose egjiptasit, që emigruan në Greqi rreth 1700 para Krishtit dhe të cilët u përzien një herë të dytë pas vendosjes së tyre në Greqi, me të tjerë pellazgë. Me një fjalë, këta janë pasardhës të Danait, Kekropsit, Kodrosit, Kadmit dhe të shokëve të tyre, që zbarkuan me ta dhe të atyre pellazgëve të Greqisë, që u bashkuan me këta imigrantë.* Nga kjo del se pellazgët, që nuk e pranuan këtë "bashkëpunim", ose që u treguan më "refraktarë" kundrejt këtyre pushtuesve të huaj, përbënte *klasën e ilotëve* (Ειλωτες), *të penestëve (Πενεσται), të metekëve (μετοικοι), të periekëve (Περιοικοι), të skllavëve (δουλοι), të robërve të tokës (υπηπεται), etj… Kështu shteti social i Greqisë së lashtë përbëhej nga elementi mbizotërues dygjuhësh: që fliste në shtëpi shqip dhe që mësonte në shkollë greqishten,* dhe që u quajt më vonë *helenë,* të dalë nga përzierjet pellazgo-egjiptiane, pellazgoaramease, pellazgo-fenikase ose pellazgo-mesopotamase, të imigruar në Greqi dhe të përzier përsëri me disa pellazgë, që kanë dashur ta pranonin këtë përzierje, *dhe më pas me elementin pellazgjik të pastër e autokton, që fliste në shtëpi dhe kudo vetëm gjuhën pellazge ose shqipe, dhe elita e të cilit gjithashtu mësonte greqisht* dhe përbënte 'borgjezinë', si dhe 'plebejtë', *anëtarët e të cilëve që flisnin greqishten mund të quheshin gjithashtu helenë.*

Kjo gjendje e Greqisë, ashtu si dhe e Epirit, Maqedonisë, Azisë së Vogël dhe Ishujve, ka vazhduar deri në vitin 146 para Krishtit. Pushtimi romak i dëboi sunduesit *alogjenë*, gjë që e pakësoi shumë popullsinë e Greqisë, dëmtoi tregtinë, bëri të bien artet dhe ndërpreu arsimin. Por pellazgët e skllavëruar, të një race me romakët, e morën veten, fituan lirinë dhe gjuha pellazge ose shqipe, që ishte dëbuar nga greqishtja në Greqi, në Ishujt dhe në Azinë e Vogël, e rifilloi përdorimin e saj si më parë, domethënë si para epokës së Homerit. Greqishtja, e cila me gjithë pushtimin romak rilulëzoi sidomos në Romë, Aleksandri dhe Antioki, me Ediktin e Konstandinit të Madh i rifitoi të drejtat e saj, kur krishterimi u ngrit në fe shtetërore. *Por kjo greqishte, këtë radhë gjithashtu u kufizua në rolin e saj si gjuhë e dytë, duke mbetur gjithmonë e para, domethënë gjuhë amtare, shqipja.*

Në antikitetin e lartë, para imigrimeve të Danait, Kekropsit, Kadmit, Kodrosit dhe shokëve të tyre, popullsia e Greqisë nga pikëpamja racore ishte shumë më e pastër se pas këtyre imigrimeve. Ajo përbëhej vetëm nga *pellazgët*, domethënë *të lindurit të bardhë*, që mbanin emra të ndryshëm: *ilirë, selë, trakë* = Γραικοι ose *Graeci*, ose grekë, *argienë* ose 'Αργειοι ose *args ose argues ose arias*, domethënë*: të bardhë* ose *arbën* ose *albanë, akeas etj…* Kjo pastërti nuk ishte vetëm e pellazgëve të Ballkanit, të Azisë së Vogël dhe të Italisë, po gjithashtu për të gjithë popujt e botës së bardhë, që njihej nga bashkëkohësit e epokës në fjalë. *Del se sa më shumë afrohemi në kohën tonë, aq më shumë popujt bëhen të shumtë në numër dhe aq më e madhe bëhet përzierja.* Në këtë mënyrë në kohën tonë, me lehtësitë e mëdha të komunikimit, gjithë popujt modern, ashtu si populli Helen i sotëm, janë me prejardhje të përbërë, ndonëse në shkallë të ndryshme.

Pak më vonë pellazgët-frigas dhe fenikasit hynë në kontakt në Liki dhe në ishullin e Kretës; kështu mjeshtëria e varreve më të vjetra të Mikenës, e ngjashme me atë të Frigisë, mban gjurmët e Lindjes së Mesopotamisë. Nga ana tjetër, duke e pasur prejardhjen nga Peloponezi cistet prej bronzi të Etrurisë, qytetërimi etrusk na del si vazhdim i drejtpërdrejtë i qytetërimit pellazgjik të Mikenës.

Ky qytetërim pellazgjik i Mikenës ka dalë nga një tjetër *pellazgjik, të quajtur minoik të Kretës*, i cili është zhvilluar në këtë ishull që nga viti 3500 deri 1200 para Krishtit dhe që karakterizohej nga një frymë e veçantë butësie, gëzimi e progresi qytetërues, si dhe nga një frymë paqeje të vazhdueshme e të qëndrueshme, gjë që i ka lejuar dijetarit Evans, i cili ka bërë gërmimet në Kretë, ta quajë në mënyrë të goditur dhe me mençuri *PAX MINOICA.* Sa për *popullin e Kretës,* që bëri të lindte një qytetërim i tillë, *ai nuk është gjë tjetër veçse një popull pellazg i pastër, që në atë kohë nuk mund të kishte përzierje tjetër veçse me pasardhësit e drejtpërdrejtë të racës së kuqe ose të atlantëve të Egjiptit, lundërtarë dhe kolonizatorë, të cilët kolonizuan gjithashtu pellazgët primitivë dhe autoktonë të brigjeve të Nilit.* Një popull primitive, i tillë si pellazgët, për pasojë, i cili ka krijuar *ab ovo* gjithçka, që nuk ka kopjuar asgjë, siç e pamë, ai edhe nuk e bënte dot, dhe vetëm me imagjinatën e tij, nuk mund të ishte vetëm se moral e moralizues, njerëzor e njerëzues, paqësor e tolerant. Kështu gjithë autorët e vjetër, si grekë dhe latinë, i përshkruajnë si të qetë, διους = të urtë, punëtorë, prodhues, tolerant dhe mikpritës, të gjitha arsyet ose cilësitë, që i kanë bërë të asimilojnë gjithë popullsitë, të cilat emigronin ose gjenin strehë tek ata.

Po e njëjta gjë ka ndodhur me gjuhën pellazge: origjina e saj, siç e pamë, është kaq e largët dhe numëron dhjetëra e qindra mijëvjeçarë të formimit, të zhvillimit, të evoluimit e të njëjtësimit, *sa ndiejmë një farë ndjenje mëshire për të gjithë ata, që gjithmonë janë përpjekur t'u japin gjuhëve mesopotamase (semitike) një rëndësi, që formimi i tyre krejt i vonshëm, - gjithsej mbi dhjetë mijë vjet,*

- *nuk mund t'ua sigurojë,* dhe aq më pak, t'u atribuohet atyre roli huazues për gjuhën pellazge. Veç kësaj, nuk mund të ishte ndryshe për këtë gjuhë pellazge, kaq primitive, sepse pot ë ndjekim termat e vetë Biblës, është gjuha e vetme, që flitej nga raca e bardhë e gjitha, para shpërndarjes që pasoi projektin e ndërtimit të *Kullës së Babilonisë,* në Mesopotami. Duke folur për gjuhët primitive ose për gjuhën primitive, ne kemi shpjeguar se si gjuha pellazge ose shqipe është po aq e lashtë sa raca e bardhë vetë, ashtu si më pas afër vitit 1700 para Krishtit ajo bëri të lindte greqishtja e vjetër, i shërbeu asaj si model dhe më në fund, nën emrin e *etruskishtes* bëri të lindte latinishten dhe më pas, i shërbeu bashkë me greqishten si model.

Gjuha shqipe e shtetit të lirë të Shqipërisë së sotme ka, që nga fundi i Republikës Romake, rreth fillimit të erës sonë, dy dialekte: *toskërishten dhe gegërishten.* Dialekti gegë i ngjet më shumë greqishtes së vjetër, kurse dialekti tosk i ngjet shumë më tepër latinishtes. Arsyeja e një fakti të tillë, të cilin ne do ta shpjegojmë gjithashtu në tekst, u detyrohet pasojave të fitores që arriti gjenerali romak Paul Emili mbi epirotasit në vitin 168 para Krishtit. Pasi ky gjeneral e rrafshoi tërësisht Epirin dhe e dërgoi si skllave gjithë popullsinë në kryeqytet për t'i shërbyer si ilustrim të triumfit të tij, tokat e shkretuara të këtij vendi, që kishin mbetur bosh për më shumë se njëqind vjet, deri në fundin e Republikës së Romës, u pushtuan nga etruskët e mërguar, të cilët për t'u mbrojtur nga rreziku që i kërcënonte në Itali, kapërcyen kanalin e Otrantos, në kohën e shpërnguljeve në masë. Këtu është gjithashtu arsyeja përse toskërishtja, e cila është në kontakt më të drejtpërdrejtë me Greqinë dhe gjuhën greke, i ngjet latinishtes; kurse gegërishtja, që është më larg nga Greqia dhe e ndarë prej saj nga Toskëria, i ngjet greqishtes.

Ne do të shpjegojmë gjatë tekstit në mënyrë të mjaftueshme mënyrën që ka shërbyer për formimin e greqishtes së lashtë. Mënyra është kjo: për formimin e emrave dhe të përemrave greqishtja merrte rrënjën, duke hequr mbaresën shquese ose nyjën e pasme të shqipes, kurse për foljet merrte thjesht rrënjën, qoftë kjo dhe e zgjeruar me mbaresa të ndryshme foljore. Duhet shënuar se vetë folja në shqipen mund të ketë si dhe në greqishten dy ose më shumë rrënjë, që ndryshojnë tërësisht ndërmjet tyre.

**udh-ë: οδ+οσ = οδοσ pordh-ë:**
**πορδη**
**ujk, ulk-u: λυκ-ος = λυκος**
**drapën: δρεπαν-ον = δρεπανον**
**....................................... natë: νικτ-ος =** *noctis = nacht = night.* Shumësi bën *net,* të krahasohet me shumësin e gjermanishtes: *nächte.*
.......................................

Fjala 'pellazg', që përcakton gjuhën primitive të racës së bardhë, etimologjikisht është e prejardhur nga fjala Πελαργος = πελ-αργ-ος nga *piell arg,* që do të thotë: *i lindur i bardhë* ose *pinjoll i bardhë,* që shënon çdo individ të racës së bardhë. Kur të parët *Arias-fenikas* ose Arg-fenikasit, ose Argmespotamasit, tregtarë lundërtarë erdhën ose zbritën te brigjet e Peloponezit dhe në jugperëndim të Azisë së Vogël, dhe kur ata i panë për herë të parë këta Πελαργος ose *Pellazgë,* banorë të Greqisë dhe të Azisë së Vogël, të gjithë të veshur e të mbuluar me të bardha, duke punuar të përkulur mbi gjelbërimin e arave të tyre, i morën për lejlekë dhe për shkak të kësaj ngjashmërie ose të këtij ngatërrimi, u dhanë emrin LELEK, prej nga vjen LELEGËT, siç quhen këta shpendë në gjuhën fenikase ose aramishte, një fjalë që për më tepër është huazuar nga pellazgjishtja. Më vonë, kur greqishtja përparoi në formimin e saj, këtë shpend këmbëgjatë, që pellazgjishtja, e po ashtu si ajo dhe fenikishtja e quanin: *lelek*, edhe ajo e emërtoi me emrin që i përgjigjet në pellazgjishten nga pikëpamja racore: Πελαργος = *lejlek.* Më pas Πελαργος evoluoi dhe u bë Πελασγος, Πελασγοι ose [*i]PELLAZGËT*, mbiemra që përcaktonin gjithë popullsitë e racës së bardhë të Lashtësisë, dhe nga ky përcaktor i përgjithshëm i pellazgëve, të përdorur kaq gjerësisht siç ishte e drejtë, ka ardhur gabimi që ka bërë dijetari *Maks Myler* (Max Muller), kur ka shprehur mendimin se *'Pellazgët janë një mit i të lashtëve'.* Ndonëse shumica e autorëve të lashtë grekë e latinë e kanë përdorur drejt mbiemrin Πελαργος dhe Πελαργοι ose Πελασγος dhe Πελασγοι për të gjithë popujt e bardhë të epokës së lashtë, megjithatë ka pasur disa autorë, sigurisht me prejardhje jo pellazgjike ose pellazgjike të përzier shumë, të cilët kanë pretenduar se i përket përjashtimisht vetëm popullit Helen, duke u përpjekur që t'i veshin si vend të prejardhjes Peloponezin dhe më saktë, Arkadinë. Me këtë rast ne do të vëmë në dukje një përkim, që nuk duhet të jetë i rastit, se helenët, *një popullsi në*

*thelb e përzier në lashtësi ashtu si edhe sot*, ia atribuon vetëm vetes së tyre atë, që në të vërtetë i përkiste gjithë masës së popujve të pastër pellazgjikë.

Për të kuptuar gjendjen shoqërore të grekëve të lashtë duhet të nisemi nga parimi *që fjala 'helen' kurrë nuk ka shënuar racën, së cilës i përkiste një person, por më tepër gjuhën, në të cilën ai ishte arsimuar dhe edukuar.* Kështu gjatë lashtësisë, ashtu si edhe sot, cilësohej *Helen* çdo person, qoftë në pjesën më të madhe me prejardhje pellazgjike, qoftë gjithashtu të huaj: egjiptiane, fenikase, çifute, persiane, arabe, etj… i cili ishte arsimuar në gjuhën greke dhe që mund ta fliste e ta shkruante këtë gjuhë, duke u bërë kështu *dygjuhësh.* Njeriu ishte i detyruar të bëhej dygjuhësh, sepse nuk kishte se sit ë përdorej greqishtja e lashtë si gjuhë amtare dhe si gjuhë e vatrës, pasi greqishtja e vjetër ishte një gjuhë artificial, konvencionale dhe diturore.

Në dritën ose në të mirën e këtyre njoftimeve mund të kuptohet lehtë se Perandoria Bizantine, pasuese e Perandorisë së Aleksandrit dhe të Perandorisë Romake, nuk ka qenë pra aspak greke ose helene, *por pellazgjike ose shqiptare dygjuhëshe*, që përdorte greqishten vetëm pasi kjo i vuri bërrylin latinishtes në sajë të ndikimit të Kishës Ortodokse të Lindjes. Po ajo gjendje shoqërore vijoi të mbetej edhe më pas ndër elementin e krishterë të kësaj Kishe, madje edhe nën sundimin osman, me ndryshimin se një gjuhë e dytë, shumë më zyrtare: turqishtja, erdhi dhe u bë konkurrente e greqishtes në një pjesë të madhe të popullsisë së Perandorisë së re. Megjithatë, madje edhe në epokën e pavarësisë së Greqisë më 1821-1830 gjendja shoqërore e lashtë ende mbretëronte në Greqi, pasi ne kemi provën, që tashmë e kemi paraqitur, të dygjuhësisë në Parlamentin Kombëtar të Greqisë në Argolidë në fillimet e tij, dhe nga prova e mbretit të parë të Greqisë, Otonit të Parë, i cili mësoi greqishten, siç thotë, në vend që të mësonte shqipen. Vetëm pas Luftave Ballkanike dhe Luftës së Parë Botërore të viteve 1914-1918 gjendja shoqërore e lashtë që thamë, e karakterizuar nga dygjuhësia shqipe-helenike, nisi të dobësohej seriozisht dhe të zhdukej pak nga pak. E megjithatë në vetë Greqinë, në Serbi, në Itali, në Turqi, në Amerikë dhe kudo gjetkë, pa përmendur shtetin e lirë të Shqipërisë, mbeten ende popullsi shqiptare dygjuhëshe, që arrijnë, të paktën – dhe kjo shifër nuk është e tepruar, sepse nuk është e njollosur nga tendencioziteti – në 3.000.000 veta që flasin shqipen në vatrën e tyre.

Disa dijetarë që pak a shumë, - më tepër pak se sa shumë, - merren me gjuhën shqipe, kanë shprehur mendimin se kjo gjuhë është shumë e varfër dhe se i mungojnë tërësisht fjalët abstrakte ose shkencore, gjë që nuk sjell ndonjë pasojë, sepse gjenia shqiptare është e tillë që, nëse i mungojnë fjalët abstrakte, diturore ose shkencore, kjo vjen ngaqë nuk ka pasur nevojë deri më sot, por është në gjendje që t'i marrë në gjirin e saj dhe t'i ndërtojë ose t'i formojë me mjetet e veta, pa qenë e detyruar t'i drejtohet për ndihmë një gjuhe të huaj, qoftë kjo greqishtja ose latinishtja. Kështu, një mendim i tillë që vjen nga ana e dijetarëve gjuhëtarë, domethënë nga njerëz me të vërtetë kompetentë, na çudit shumë, sepse duke dhënë një mendim të tillë, ata kanë bërë një gabim të dukshëm. Në fakt, injoranca e tyre për shqipen dhe pa dyshim njohja e pamjaftueshme e greqishtes i kanë penguar të shohin marrëdhënien e ngushtë të afrisë që i lidh këto dy gjuhë dhe, mbi të gjitha, *faktin që shqipja i ka shërbyer si model greqishtes.* Anasjelltas, shqipja që është mbrujtur për vete pa ndihmën e asnjë modeli, gjatë qindra mijëra vjetëve, të cilat kanë kaluar para formimit të greqishtes dhe të latinishtes në një epokë kur shkrimi ishte ende i panjohur, nuk ka pasur nevojë për atë tufë termash abstraktë ose shkencorë që t'i kishte krijuar. Por atë që nuk e ka krijuar shqipja, pati nevojë greqishtja, e cila doli nga shqipja, për ta bërë më pas; dhe pasuria që vëmë re te greqishtja është pasojë praktike dhe natyrore e afrisë së saj me pellazgjishten ose shqipen, meqë rreth shekullit XVIII para Krishtit, kur zbarkuan në Greqi Danai, Kadmi dhe imigrantët e tjerë sundimtarë, greqishtja formohet sipas modelit të pellazgjishtes ose të shqipes pas vitit 1700 para Krishtit, ashtu si gjermanishtja dhe sllavishtja u formuan, shumë më vonë, pas shekullit X të erës së re, sipas shqipes e greqishtes. Kështu nuk na pengon gjë, që duke krahasuar greqishten me shqipen, të shohim ngjashmërinë e madhe që ekziston ndërmjet të dyjave në ndërtimin dhe prejardhjen e fjalëve, dhe në stilin e sintaksën që i kanë të njëjta.

Gjatë kësaj vepre kemi treguar se si greqishtja, duke marrë hua një rrënjë fillestare pellazgjike, ka formuar shumicën e fjalëve të leksikut të vet; kështu nga:

- **hell** e shqipes greqishtja, duke i shtuar mbaresën -os, ka formuar: πλ-ος =πλος, që do të thotë po të njëjtën gjë: *hell* si dhe: *gozhdë e madhe e gjatë.*

- **hippëj** të shqipes ajo ka bërë: ιππ-ος = ιππος, që do të thotë *hipje,* nga vjen: *kalë.*

- **kjaj** shqip është njësoj me κλαι-ω: *unë qaj.*

- **hepem** e shqipes për *përkulem, ndjek:* greqishtja e ka bërë: εποµ-αι, që ka plotësisht të njëjtin kuptim, etj. etj.

Gjithashtu nuk duhet harruar se atë që ka bërë shqipja për formimin e greqishtes së lashtë, e ka bërë njësoj për greqishten e re, në të cilën duken qartë ndërtimet sintaksore shqipe.

Duke ecur në këtë rrugë, ajo që është me të vërtetë domethënëse ose më tepër befasuese, është fakti që dijetarët, të cilët e kanë parë këtë ngjashmëri ndërmjet ndërtimeve të të dy gjuhëve: greqishtes e shqipes, *ia kanë veshur ndikimit të greqishtes mbi shqipen, në një kohë kur është e kundërta.* Po ashtu këta dijetarë nuk kanë mundur të shohin që për më tepër shqipja është më e lashtë se greqishtja, si gjuha e vjetër ashtu edhe e sotmja, dhe ndaj të gjitha gjuhëve të tjera të Lindjes së Afërme dhe të
Europës Juglindore, sepse ata gjithnjë kanë pretenduar se është shqipja ajo që ka marrë huazime nga rumanishtja, italishtja, serbishtja, arabishtja, turqishtja, greqishtja, etj., etj.

Do të vëmë re këtu se të gjitha pohimet, që ne japim në këtë vepër, lidhur me gjuhën shqipe dhe si rrjedhim lidhur gjithashtu me popullin shqiptar, nuk janë hipoteza të thjeshta, të cilat ne i kemi formuluar nga fantazia e pastër, por janë të vërteta të pakundërshtueshme, të mbështetura në prova të padiskutueshme, siç janë mbishkrimet pellazgjike ose etruske të Lashtësisë, që ne i kemi riprodhuar, shpjeguar dhe përkthyer frëngjisht me ndihmën e shqipes (janë dhënë dhe në këtë libër). Përpara këtyre teksteve nuk mund të pretendohet se greqishtja ka qenë mbizotëruese dhe aq më pak se shqipja nuk ekzistonte, sepse ka mbishkrime, që janë bërë vetëm pellazgjisht ose etruskisht, domethënë vetëm shqip, dhe ka të tjera, likishtet ku teksti shqip është mbizotërues, kurse teksti greqisht, në rastet kur ka, është dytësor dhe me rol shpjegues.

Nëse ne vetëm me ndihmën e shqipes kemi arritur mjaft lehtë të përkthejmë mbishkrimet që japim në këtë vepër, ne jemi të bindur nga ana tjetër, se duke siguruar ndihmën e njerëzve, kryesisht të moshës së madhe, që kanë një farë arsimi dhe që i përkasin popullsisë shqipfolëse, e cila banonte në Azinë e Vogël dhe që u shkëmbye në vitet 1924-25, nuk ka dyshim se do të kishim pasur sot rezultate edhe më të rëndësishme. Na vjen keq, që punimet që po bëjmë tani nuk janë ndërmarrë me ndihmën e shqiptarëve. Na vjen keq, që punimet që po bëjmë tani nuk janë ndërmarrë me ndihmën e shqiptarëve para vitit 1922 ose, më mirë, para luftës së viteve 1914-1918, sepse në atë kohë nuk do të na mungonte ndihma e njerëzve kompetentë që kërkohen për deshifrimet. Është e lehtë të kuptohet, se popullsitë shqiptare të Azisë së Vogël më 1923 flisnin ende një dialekt, që i përgjigjej përsosurisht atij të mbishkrimeve, që kanë nxjerrë në dritë gërmimet në këtë vend.

Lidhur me mbishkrimet shqipe të lashta, duhet bërë edhe një vërejtje tepër e rëndësishme: edhe në vetë Greqinë ato gjenden shumë rrallë. Dhe arsyeja e një fakti të tillë është gjendja shoqërore e pellazgëve të Greqisë, që nuk i ngjante asaj të pellazgëve të Azisë së Vogël. Në të vërtetë në Greqi, që nga 1700 para Krishtit, data e ardhjes së Danait dhe të të mërguarve të tjerë, të shoqëruar nga elementë të përzier egjiptas, fenikas dhe mesopotamas të tjerë, u kthyen në skllevër banorët autoktonë të Greqisë, si për shembull ilotët, penestët dhe të tjerë. Në këtë epokë ata që bënin më shumë qëndresë, ata dërrmoheshin më shumë dhe shtypeshin nga sundimi i pushtuesit të huaj. Dhe ky i fundit, kur ishte i detyruar të mësonte pellazgjishten ose shqipen, meqë ishte gjuha e masës, përsëri kur ishte çështja për të shkruar ose për të gdhendur tekstet përkujtimore mbi monumentet zyrtare (μνημεια domethënë *monumenta*), përdorte vetëm greqishten, duke e lënë mënjanë gjuhën e popullit të nënshtruar. Por arsyeja më e rëndësishme e mungesës së mbishkrimeve shqipe në Greqi është fakti që pellazgët e këtij vendi, krenarë për racën e tyre e ruanin ende të paprekur zakonin e tyre stërgjyshor për t'i djegur kufomat; si pasojë del se ata nuk kishin nevojë të ndërtonin varre me mbishkrime përkujtimore, siç ka ndodhur në Azinë e Vogël e gjetkë.

***

Përveç ideve, mendimeve dhe korrigjimeve që lidhen me lashtësinë, në veprën tonë ka gjithashtu mjaft të tjera, që lidhen po ashtu me epokën mesjetare, kohën e re dhe të sotme dhe që nuk janë më pak shprehje e së vërtetës së pastër, sepse ato janë konceptuar dhe shkruar për të luftuar njoftimet e rreme historike, që janë përhapur qëllimisht në favor të mashtruesve. Megjithatë, ajo që i bën këto njoftime të duken si të vërteta, është sfondi i historisë së tyre, që vjen nga korniza e vërtetë e Historisë dhe Traditës; për shkak të një përsëritjeje të orkestruar mirë, ato kanë hyrë në kategorinë e njoftimeve historike, të cilat, me gjithë karakterin e tyre tërësisht tendencioz, përsëri përbëjnë paragjykime të rrema të rrënjosura mirë. Dhe pikërisht kjo këmbëngulje për ta konsideruar si të vërtetë një paragjykim të rremë, qoftë dhe i vjetër, i bën pohimet tona të vërteta të sotme që të jenë të guximshme. Megjithatë ne shpresojmë se shkenca e vërtetë dhe një vështrim depërtues do ta zbulojnë natyrën e rremë që kanë këto paragjykime dhe atë që është e rremë do ta zëvendësojnë me të vërtetën.

Si përfundim, qëllimi i *këtij vështrimi historik* nuk është, si për të gjitha trajtimet historike që të përshkruajë aktet zyrtare të popujve pellazgjikë, as simptomat publike dhe të jashtme të një gjendjeje

ose të një sistemi shoqëror, siç janë luftat, betejat, traktatet e paqes, as biografitë e personazheve historike. Ajo që kemi kërkuar ne duke shkruar veprën ka qenë të përshkruajmë *jetën shoqërore* të gjithë epokave që lidhen me popujt pellazgjikë, që nga origjina e tyre deri në ditët tona, duke përfshirë në këtë përshkrim shoqëror elementët e periudhave kryesore që ndjekin historinë e tyre, ky vështrim historik është, pra, i ndryshëm nga historia politike, ashtu siç është shkruar deri në kohët e fundit.

Ne kemi shkruar kështu historinë e veçantë të një race njerëzish të tërë përmes shekujve dhe përmes vendeve ku ajo ka banuar; ne kemi studiuar, përcaktuar dhe saktësuar ndryshimet që ajo ka pësuar në përbërje, në gjendjen shoqërore ose racore dhe mbi të gjitha, në emërtimin e gjuhës së vet, emërtim që do të shërbejë si bazë mbi të cilën mbështetet gjithë argumentimi i mendimeve tona. Ne kemi folur për ato ide dhe ndjenja që kanë frymëzuar popujt e dalë nga kjo racë, për karakterin e tyre, zakonet dhe traditat e tyre; ne kemi depërtuar deri në vatrën e tyre për të shqyrtuar gjuhën që flitej aty dhe për të treguar hyjnitë e tyre mbrojtëse, besimet dhe kultet familjare që kanë ndjekur; ne kemi hyrë në intimitetin dhe mirëbesimin e kësaj race dhe e kemi paraqitur në skenën e veprimit të saj në mjedisin që e rrethonte dhe në marrëdhëniet me fqinjët e saj të afërt e të largët.

Për të hartuar një vështrim të tillë historik dhe për të rindërtuar tërësisht shoqërinë e popujve pellazgë, na është dashur durimi dhe guximi për të kërkuar, si për gjithë historianët, ndriçimin e dokumenteve, ndihmën e gjithë shenjave, të tëra gjurmëve dhe të gjitha mbeturinave nga secila epokë e ndryshme, që nga Lashtësia më e thellë parahistorike deri në ditët tona. Na është dashur të mbledhim nga të gjitha anët pa u lodhur elementët e veprës sonë, që janë të ndryshëm si vetë kjo vepër. Kemi shfletuar historianët dhe shkrimtarët e të gjitha kohërave: të lashtësisë, të mesjetës, të kohës së re dhe bashkëkohës. Kemi shteruar gjithë burimet, në të gjitha librat dhe në gjithë bibliotekat për ta kapur subjektin tonë të gjallë dhe për të kërkuar konfirmimin ose hedhjen poshtë të mendimit tonë në punën e autorëve të tjerë.

Duke qenë të frymëzuar në këtë mënyrë, ne kemi arritur të jetojmë përmes këtij mendimi, si dhe përmes syve, në të kaluarën e subjektit tonë të zgjedhur dhe t'i japim vështrimit tonë historik këtë jetë me ngjashmërinë dhe me fizionominë që kemi dashur ta përshkruajmë ose ta pikturojmë.

## SHPJEGIME PARAPRAKE

### Domethënia e vërtetë etimologjike e termit Πελαργος ose Πελασγος ose Arg ose Arya

Përpara se të flasim siç duhet për etruskët, për të cilët është bërë fjalë kaq shpesh kohët e fundit, për shkak të vështirësisë që ndesh deshifrimi ose më tepër përkthimi i gjuhës së tyre, është e nevojshme të flitet së pari për prejardhjen e gjuhës dhe të qytetërimit të *Pellazgëve*; pasi termat: *pellazgë, arias, etruskë, arbëreshë* etj., janë sinonime dhe shënojnë në fakt po atë element rrënjë me cilësime të ndryshme. Në të vërtetë nuk është puna për një popull ose për një komb, por për një grup të madh popujsh, që vijnë nga po ajo racë: e gjerë, *primitive,* e cila që nga prejardhja e vetë njeriut mbi tokë e deri në kohët historike zinte dhe zë deri më sot, me gjithë Europën, një pjesë gjithashtu të Perëndimit aziatik dhe të Veriut të Afrikës.

Me gjithë këtë shtrirje dhe rëndësi të madhe të pellazgëve në Lashtësi, siç del nga vetë shkrimet e të lashtëve, dijetarët tanë të sotëm, ngaqë gjithmonë kanë injoruar deri dhe domethënien e përpiktë etimologjike të fjalës *pellazgë*, nuk u kanë dhënë atyre as rëndësinë, as shtrirjen që u kanë dhënë njerëzit e antikitetit. Dijetari i njohur Max MULLER madje e ka shtyrë çështjen tepër larg, sepse ka guxuar të shprehë mendimin fantastik se *"ekzistenca e Pellazgëve ka qenë një mit i antikitetit".* Për të qenë kaq i prerë dhe kategorik Max Müller (Maks Myleri) pretendon se ka dashur të shohë më qartë atje, ku të lashtët, të gjithë të lashtët pa përjashtim, sipas tij, kanë gabuar, kur kanë shkruar se gjithë popujt e njohur që në Antikitet dhe që ishin të racës së bardhës, kanë qenë pellazgë.

Por të lashtët, duke e njohur vetë shumë mirë këtë kuptim etimologjik, nuk e kanë bërë të njëjtin gabim dhe i kanë konsideruar e quajtur se ishin pellazgë të gjithë rrënjësit e Europës, qofshin të njohur si banorët rreth Mesdheut, qofshin të panjohur si banorët në thellësi të veriut të kontinentit ose ηπειρος, po njësoj të racës së bardhë. Kështu *Pellazg* Πελασγος ose Πελαργος, në kundërshtim me të gjitha shpjegimet etimologjike, që kanë dashur t'i japin deri më sot, duke u mbështetur mbi

*SPELUNCA* = shkëmb, dhe në shqipen 'banorë të shkëmbit', mbi Πελαγος = det i brendshëm; mbi Πελ dhe αγρος etj...., *shpjegohet vetëm me anë të gjuhës shqipe* dhe do të thotë: *I LINDUR I BARDHË* ose nga *racë e bardhë.*

Nuk ka asnjë hije dyshimi se Πελαργος është termi i përbërë pelalzgjik ose shqip, i greqizuar ose i helenizuar shumë më vonë. Duke e zbërthyer vijmë me lehtësi te *forma e tij primitive origjinale,* mjafton që të ndjekim një metodë dhe me etapa: nga Πελαργος në fillim heqim mbaresën greke: ος. Ajo që

mbetet: Πελαργ, është transkriptim grek i pellazgjishtes ose i shqipes *PIELLARG* primitive që, në gjuhën e evoluar ose në shqipen e sotme, na jep *piell(b)ar[u]dh[/u](ë), duke qenë [u]b[/u] një epentemë*; [u]*ë[/u] një mbaresë toske, që në gegërishten mund të bjerë, dhe g=dh e anasjelltas dh=g ose γ=δ, duke pasur gjithnjë domethënien: i lindur i bardhë ose pinjoll i bardhë.*

Është si rregull që IE dhe JE pellazge ose shqipe bëheshin në greqishten **E** dhe në latinishten *E*; për shembull: *PJ[u]E[/u]PËR* ose *PJ[u]E[/u]PUR = ΠΕΠΟΝ,* po me atë kuptim *PI[u]E[/u]RTH = ΠΕΡΔ,* po me atë kuptim*; MI[u]E[/u]L = ΜΕΛΓ-ω,* unë mjel*;*...

Forma primitive pellazgjike ose shqipe: *PIELLARG*, ka evoluar dhe ka dhënë (kur greqishtja nisi të formohej mbi bazën e fondit pellazg ose shqip, të plotësuar me anë të shtesave të tjera të huaja), fjalën greke Πελαργος, e cila më vonë u bë Πελασγος, duke ndryshuar ρ në σ, ashtu si te θαρρος = kurajë, guxim; αρρην = mashkull; ...

**Fjalët e prejardhura nga πελαργος**

Në një epokë më të vonë, por që megjithatë përfshin disa mijëra vjet para erës sonë, popujt pellazgjikë krahas termit Πελαργος, që shërbente në përdorimin e brendshëm ose kombëtar, me siguri që e bënë zakon të përdornin gjithashtu gjysmën e këtij termi dhe të thoshin: ARG-U, ΑΡΓ-ΕΙΟΣ = i bardhi

(termi tjetër "Αργειος" = i bardhi (termi tjetër "Argeios" ka të bëjë vetëm me banorët e qytetit ose të fushës së "Αργος"; prandaj nuk duhen ngatërruar), me kalimin e kohës kjo rrënjë ARG solli lindjen e një tufe fjalësh të prejardhura, nga të cilat kryesoret janë:

1) - ARBËN, ARBËNESHË, ΑΡΒΑΝΙΤΗΣ, ARVERNE

2) ALBANAIS, ALBANUS, ALBANAIS, ALBION, ALBA, ALBIN.

3) - alba, αυγη, agim, etj.

4) - ARBI; arab dhe ARBYA, trajta e saj femërore.

Duke u bazuar në këtë ngjashmëri më tepër se gjuhësore, kjo afëri ose më tepër njëjtësi, na ka lejuar të mendojmë se populli në origjinë të arabëve të sotëm ka qenë ARYA. Për më tepër, është i njëjtë emri etnik: *TARGUI* ose shumës *TUAREG*, që nuk kanë madje as dhe një formë të përcaktuar mirë në arabishten klasike të mirëfilltë.

Sa për termin e famshëm ARYA, që tashmë ka bërë të derdhet shumë bojë dhe të harxhohet aq shumë pështymë, për t'u dhënë një sadisfaksion të plotë e tërësor të gjithë atyre, që interesohen, ai vjen gjithashtu nga: ARGU, ΑΡΥ-ΕΙΟΣ. Dhe ja përse:

Rreth vitit 3000 para Krishtit dhe *ndoshta edhe më parë,* pellazgët (=Argiasit, g=y dhe σ=γ ashtu si v=u dhe po ashtu shkronja përkatëse arabe është si bashkëtingëllore v, edhe zanore: Y ose U), për shkak të parimit të përgjithshëm se një komb, që ka bërë një zbulim ose një shpikje, e cila i ka dhënë përparësi ushtarake, u imponohet të tjerëve me forcë, është ndërmarrë një ekspeditë e gjerë drejt Juglindjes, - *e para,* ajo e Aleksandrit të Madh nuk ka qenë veçse *e dyta ose kopje e saj,* - sepse solli me vete dy elementë të pushtetit dhe të qytetërimit, që deri atëherë nuk ishin të njohur në Azi: kalin dhe hekurin, të cilët i siguruan fitoren.

NGA FORMIMI I PELLAZGJISHTES DERI TE FUNDOSJA E ATLANTIDËS

**Shkrirja e fjalorëve të ndryshëm dhe e dialekteve lokale e**

**krahinore dhe formimi i pellazgjishtes primitive**

Pas disa qindra mijëra vjetësh (e ndoshta edhe pas miliona vjetëve), kur të gjitha rajonet ose krahinat e racës së bardhë në tërësi patën mundësi të binin në kontakt midis tyre dhe të njiheshin mirë, gjuha primitive unike dhe pothuaj uniforme arriti në një pikë të tillë, ose në një shkallë të tillë zhvillimi e përmirësimi, sa nuk i mjaftonte më karakteri njërrokësh. Prejardhja dhe kompozimi, krahas lakimit e zgjedhimit, u bënë të nevojshme dhe të pashmangshme, sepse njeriu i asaj kohe për t'u kuptuar, nuk mund të kënaqej më me fraza e fjali krejt të thjeshta; përkundrazi, atij i duhej një fjalor i pasur, format e ndryshme të të cilit ose trupat gramatikorë dhe sintaksorë t'i lejonin që të ndërtonte fraza të tëra dhe të mbante ligjërata të vërteta, të cilat të ishin në gjendje t'i kuptonin fare mirë jo vetëm auditori i një krahine të dhënë ose i atyre të grupuara rreth Mesdheut, në Azinë e Vogël dhe në ishujt, por edhe krahinat pothuaj të gjithë Europës.

Nëse kontaktet e ndryshme, rrjedhim i shpërnguljeve të shumta të njeriut mbi tokë, dhe të nevojshme për uniformitetin e gjuhës së tij, do të kishin qenë më të lehta, më të dendura dhe më të largëta në atë epokë ende primitive, nuk ka dyshim se ne nuk do ta kishim sot këtë diferencim të racës së bardhë, - për të mos folur për tjetër gjë, - në *nënraca* dhe në *familje të mëdha gjuhësh: keltishtja, teutonishtja, sllavishtja* dhe *pellazgjishtja.* Nuk do të kishte pasur gjë tjetër, veç racës pellazge dhe një gjuhë primitive unike, pa nënndarjet e përmendura, gjuha pellazge.

Duke ndjekur të njëjtin rend arsyetimi, ka qenë pamundësia materiale e një kontakti çfarëdo me racën e verdhë të Azisë dhe racën e zezë të Afrikës gjithashtu gjatë po të njëjtës epokë, - për shkak të lumenjve dhe të vargmaleve të pakapërcyeshme, - që ka sjell që secila nga këto tri raca ka mbetur, deri në kohët e fundit, e izoluar në vendin e vet të origjinës dhe e mënjanuar nga kontakti me dy të tjerat, dhe ka sjellë lindjen e një gjuhe të dallueshme, që ka natyrën dhe gjeninë e vet të veçantë kundrejt të tjerave.

***Periudha e kohës:***

**nga epoka e formimit të racës dhe të gjuhës së quajtur primitive dhe të emëruar nga të lashtët: Pellazgjike, deri në epokën e fundosjes së Atlantidës.**

Ne nuk mund të japim një përcaktim të zgjatjes së kësaj periudhe qoftë dhe të përafërt; e vetmja gjë që mund të themi është se ajo duhet të ketë qenë jashtëzakonisht e gjatë dhe, se ajo duhet të jetë shtrirë gjatë qindra mijëra ose miliona vjetëve. Dhe nuk duhet të na duket kjo periudhë shumë e gjatë, ndonëse ka qenë vërtet, sepse është dashur shumë kohë që sprovat e nevojshme për formimin e një përvoje të fituar dhe të transmetuar nga etërit te fëmijët vetëm nëpërmjet traditës, të arrinin të bëheshin më të sigurta, më të njohura dhe më të përhapura. Lidhur me këtë, nga ana tjetër, i është dashur njeriut primitiv që përpara se t'i lërë çfarëdo gjë pasardhësve të vet, të bëhej vetë i aftë kur ishte gjallë vetë që t'u transmetonte pasardhësve atë që mund ta quante interesante, të dobishme dhe të përshtatshme për t'u lënë trashëgim. Dhe për ta bërë këtë duhej që gjuha të ishte mjaft e përsosur, sa të bëhej një mjet komunikimi mjaft i formuar, mjaft i përpiktë dhe sa duhet i zhvilluar, për t'i lejuar njeriut të bënte një përshkrim të kuptueshëm. Si rrjedhim del se para së gjithash, ai ka pasur nevojë për një mjet komunikimi me të ngjashmit e vet; dhe ky mjet nuk mund të ishte tjetër veçse *gjuha*, një përparësi e madhe dhe e paçmueshme, me të cilën vetëm njeriu në krijimin e tij është pajisur dhe e ka dhunti; megjithatë, në çdo rast, është dashur që ai vetë ta krijonte në të gjitha pjesët me arsyen dhe inteligjencën e tij.

Kështu, kur flasim për origjinën e njeriut në këtë vepër, ne e kemi zënë në momentin kur ai ka nisur t'u shprehë mendimet e veta të ngjashmëve të tij nëpërmjet disa fjalëve, që formonin fraza të shkurtra dhe me shumë gjeste, që shoqëronin disa fjalë, të cilat i shqiptonte ai, dhe kur për nevojat e ushqimit të vet, të atyre kafshëve që kishte zbutur, ose dhe thjesht për kureshti, ai nisi të zhvendosej nga një vend në tjetrin, nga një shpellë në tjetrën, ose nga një vis në tjetrin, duke dhënë rast kështu për kontakte me grupet e tjera të njerëzve, pa vënë në dyshim që këto shpërngulje të shpeshta ose zhvendosje dhe këto kontakte të pandërprera kanë qenë shkaku i shumëzimit ose më tepër i shtimit të grupeve të ndryshme të njerëzve, të cilat ndërkryqëzoheshin, dhe i zhdukjes së diferencave të ndryshme të gjuhës së këtyre grupeve të po asaj race, gjë që prej fillimit të formimit të grupeve të reja ka shërbyer për t'i dhënë gjuhës së tyre, që gjithashtu ishte në formim e sipër, natyrën e vet dhe gjeninë e saj të veçantë. Si rrjedhim, ka një natyrë të vetën dhe një gjeni të veçantë të gjuhës pellazge, ose shqipe, dhe ka një natyrë tjetër e një gjeni tjetër të veçantë të gjuhës kineze, një tjetër karakteristike për gjuhët mesopotamase, etj...

Sido që të jetë, nuk duhet gjithashtu të habitemi që këto gjuhë primitive kanë qenë kaq të përhapura, secila në rajonin ose në kontinentin e vet dhe pothuaj kudo njësoj. Në fakt, për të kuptuar unifikimin ose më mirë shkakun e unifikimit të çdo gjuhe primitive, duhet që nëpërmjet përfytyrimit retrospektiv të kthehemi në gjendjen e racës në epokën përkatëse, për të parë dhe për të kuptuar atë *që realisht ka luajtur rolin rregullues për këtë unifikim të gjuhës së racës, pra që janë pikërisht shpërnguljet e ndryshme dhe pritjet përgjegjëse që kanë ndodhur ndërmjet grupeve të njerëzve, të cilët i përkisnin të njëjtës racës dhe që flisnin të njëjtën gjuhë.*

Kështu, për të mos folur për tjetër gjë, po vetëm për pellazgët, të cilët formonin, - siç e dimë tashmë, - popullsinë primitive të racës së bardhë, kur lexojmë lidhur me këtë se aksh popull ka emigruar te aksh popullsi tjetër, - (në këtë epokë kur gjuha ishte tashmë pothuaj kudo e njëjtë, për shkak të shpërnguljeve të panumërta të mëparshme), - duhet automatikisht të mendojmë se gjithnjë kishim të bënim veçse me dy popuj vëllezër, njëri i shpërngulur dhe tjetri pritësi dhe që të dy flisnin po atë gjuhë: pellazgjishten.

Nuk na mungojnë shembujt për ta provuar, madje relativisht mjaft të vonë. Dhe ja disa prej tyre:

A) - Kur populli i quajtur *Pellazgë* u shpërngul nga Dodona në Epir për të shkuar, sipas orakullit, që të vendosej në Saturni, domethënë në Itali, rrënjësit u lidhën menjëherë me ta, jo sepse kishin nevojën e tyre për t'u mbrojtur nga armiqtë e po asaj race, por sepse njohën tek ata një popull vëlla, që fliste po atë gjuhë.

B) - Kur Eneu, trojani, zbarkoi me të vetët në Itali, nuk ishte si një i Huaj që zbriti, por më tepër si një vëlla dhe që fliste të njëjtën gjuhë me popullin që e priti, domethënë pellazgjishten.

C) - Kur pellazgët-tirrenas ose etruskët emigruan nga Azia e Vogël për të shkuar që të vendoseshin në Italinë qendrore duke kaluar nëpër Samotrakë, ata nuk ndien asnjë vështirësi për t'u vendosur si në atë ishull, ashtu edhe në Itali, sepse gjetën kudo popuj vëllezër, të cilët i pritën vëllazërisht.

D) - Kur nga viti 600 para Krishtit foceasit zbarkuan në Marsejë, themelimin e së cilës gabimisht ua atribuojnë atyre, qyteti tashmë ekzistonte; ai madje kishte një mbret me një vajzë për të martuar dhe sundonte një popull mjaft të qytetëruar. Mbreti dhe populli i pritën ata njësoj si vëllezër për të njëjtën arsye.

E) - Së fundi, kur etruskët, duke ikur nga rreziqet që i kërcënonin në Itali për shkak të turbullirave që shpërthyen në Romë dhe në gjithë gadishullin nga fundi i Republikës, e kaluan kanalin e Otrantos për të shkuar që të vendoseshin në masë në Epir ose në Shqipërinë Jugore të sotme, e bënë këtë sepse e dinin që do të gjenin atje një popull vëlla. Gjithashtu, pasi u vendosën aty, ata u përzien ngushtë me popullsinë vendëse dhe me të formuan popullin e sotëm shqiptar të rajonit, i cili për këtë arsye mban cilësimin *Toskë,* domethënë Etrusk (khs. Toskan në Itali, banor i sotëm i viseve të Etrurisë së lashtë).

Ka shumë prova që e pohojnë këtë fakt. Së pari, cilësimi i gjysmës tjetër të popullsisë së Shqipërisë, të Veriut, që është: *Gegë.* Kjo fjalë dhe *Gegëni* i kundërvihet Toskë dhe *Toskëni* (khs. Toskan në Itali, krahina që i korrespondon Etrurisë së lashtë), nga vetë kuptimi që bart. Nëse *Toskë* nënkupton një imigrant të ardhur në vend, përkundrazi, *Gegë* do të thotë *rrënjës* ose *autokton* në po atë vend: nga greqishtja γηγενης. Kjo kundërvënie më pas u mbështet nga fakti, se është dialekti shqiptari gegërishtes që afrohet më shumë me greqishten e lashtë, ndërsa dialekti tosk tregon më shumë ngjashmëri me latinishten; në të vërtetë, është e kundërta e asaj që duhej të ndodhte. Kjo kundërshti në dukje shpjegohet me faktin që, kur erdhën për t'u vendosur në Shqipërinë Jugore, ku popullsia vendëse ishte rralluar për shkak të masakrave, shkatërrimeve dhe shpërnguljeve nga gjenerali romak Paul Emili më 168 para Krishtit, imigrantët etruskë, më të shumtë në numër, ushtruan një ndikim kaq të madh mbi dialektin e popullsisë vendëse shqiptare, që me kohë e bënë mjaft të ndryshme nga ai i gegëve. Gjithashtu pikërisht për kët arsye dialekti i Toskërisë, ndonëse ka qenë në kontakt të drejtpërdrejtë me greqishten, i ngjet më shumë latinishtes, në vend që t'i ngjiste greqishtes së lashtë; kurse dialekti gegë, ndonëse është më i larguar nga greqishtja dhe i ndarë prej saj nga Toskëria, i ngjet më shumë, *sepse ai është ruajtur gjithmonë po ai që flitej në të gjithë Shqipërinë para imigrimit të etruskëve,* domethënë i tillë si kishte qenë kur ndodhej në kontakt me Greqinë.

Kështu ajo që ka ndodhur në një epokë relativisht të vonë, siç po e themi me shembuj mbështetës, ka më shumë arsye të ketë ndodhur gjithashtu në epoka më të largëta, domethënë pas formimit të gjuhës së parë të mirëfilltë të racës së bardhë në tërësi, deri në datën e përmbytjes së Atlantidës. *Gjatë gjithë kësaj periudhe të gjatë migrimet nuk kanë pushuar dhe kanë vijuar të japin kontribut,* - do të thoshim, - *gjithashtu për zhvillimin si të racës së bardhë, edhe për gjuhën e saj, e cila në këtë mënyrë u përhap dhe u ruajt e njëjtë kudo.* Besojmë gjithashtu se e kemi bërë të kuptueshme aq sa duhet, se ajo që po tregojmë nuk është një hipotezë në erë ose një gjë e pamundur, por përkundrazi, është diçka që ka ndodhur realisht; përndryshe ne nuk do të mundnim sot të shpjegonim as gjendjen shoqërore në fakt të lashtësisë historike më të largët, as atë të kohës sonë të re dhe bashkëkohëse, gjatë së cilës gjuha pellazge ose shqipe ka qenë e detyruar të luftojë kundër pushtimit nga dialekte të ndryshme të reja, që janë krijuar gjithnjë e më të shumta.

Kur themi se pellazgët shtriheshin kudo, nga Kaukazi deri te shtyllat e Herkulit, dhe se gjithë popullsitë të cituara nga gjithë shkrimtarët e lashtë ishin pellazge ose të racës së bardhë dhe flisnin të njëjtën gjuhë, ne nuk trillojmë asgjë, sepse ky fakt del nga vetë tekstet e lashta. Mbi bazën e këtyre teksteve mund të konstatohet edhe se ka qenë gjuha shqipe, e cila në epokat më të vona ka shërbyer si lidhje ose çimento ndërmjet popujve që flisnin shqipen në Perandorinë Bizantine, në Itali, në Overnjë, në Spanjë etj., dhe se vijon ende të shërbejë ndërmjet popullsive të Shqipërisë së lirë dhe shqipfolësve të Greqisë, Italisë, Turqisë dhe kolonive të tjera shqiptare.

Për aq kohë sa nuk ishte shpikur shtypshkronja dhe aq më tepër për sa kohë arsimi publik i detyrueshëm nuk ishte vendosur me ligj në shtetet moderne, shqipja kishte mundësinë të mbrohej; por në kohët më të

fundit zbatimi praktik i këtij arsimi të detyrueshëm është bërë gjithnjë e më tepër i përgjithshëm dhe gjuha e lashtë është detyruar pak nga pak t'i lëshojë vendin gjuhës së re, kështu që shqipja ekziston vetëm me vështirësi në disa ishuj territorialë pak a shumë të rëndësishëm, të përhapur nga një çikë në gjithë Europën jugore dhe në vise mjaft të largëta nga njëri-tjetri. Kështu, përveç Shqipërisë, *shqipja flitet ende:* në mjaft vise dhe ishuj të Greqisë; në një pjesë të madhe të Jugosllavisë, ku ndikimi shqiptar mund të vihet re me lehtësi në doket e zakonet, në veshjet e traditat e serbëve; në Italinë e jugut duke nisur nga Roma deri poshtë duke përfshirë Sicilinë; në Trakë, në gadishulli e Galipolit, rreth Dardaneleve dhe detit të Marmarasë, dhe nga pak kudo në Azinë e Vogël, sidoqoftë para vitit 1925 ose deri më 1925, që është data e shkëmbimit të popullsive ndërmjet Greqisë e Turqisë; dhe në disa lokalitete të veçuara gjatë bregdetit rus të Detit të Zi, duke përmendur vetëm viset kryesore.

## Atlantët dhe fundosja e Atrantikës

Tashmë ne e dimë se të famshmit διοι Πελασγοι ose *Pellazgët* e të lashtëve, të cilëve madje u është mohuar ekzistenca nga një autor i sotëm, përbënin veçse një popull të njëjtë dhe kanë qenë në origjinën e racës së bardhë në tërësi, origjinë e cila përzihet me ardhjen e njeriut mbi tokë. Kemi parë se si gjuha pellazge është krijimi i tyre i mirëfilltë gjenial dhe se si u përhap e u përsos kudo, ku u përhap vetë raca e bardhë.

Për shkak të shkëputjeve ose të pengesave natyrore të pakapërcyeshme, siç janë rrjedhat e mëdha të ujit e mbi të gjitha vargmalet e larta, kryesisht Karpatet e Alpet, kontaktet ndërmjet Veriut ose Hiperboreanëve dhe jugut të Europës ose Mesdhetarëve, gjatë qindra mijëra vjetëve nuk ka pasur mundësi të ishin të dendura e të vazhdueshme, popujt e mëdhenj pellazgë primitivë, si keltët e teutonët nga njëra anë, dhe sllavët nga ana tjetër, janë zhvilluar e kanë përparuar, si nga pikëpamja e qytetërimit të përgjithshëm, ashtu edhe të gjuhës, veçse të shkëputur ose veçan, domethënë vetëm ndërmjet tyre, pa gëzuar përparësitë që vijnë nga kontaktet më të shpeshta dhe të zakonshme ndërmjet gjithë të bardhëve. Megjithatë duket se këta popuj hiperboreanë kanë pasur shkëmbime më të vazhdueshme me atlantët, për shkak të mundësisë për të lundruar me lehtësi ndërmjet dy brigjeve të kësaj pjese të Atlantikut. Do të besohen më fort kontaktet ndërmjet hiperboreanëve të Europës dhe atlantëve, po të mbahet para sysh se këta të fundit kanë qenë në komunikim të vijueshëm me Egjiptin, - i cili ka qenë një nga kolonitë e tyre të shumta, - duke e kapërcyer me lehtësi dhe rregullisht hapësirën e pafund, në atë kohë të pyllëzuar e të gjelbër,t ë Saharës.

## Rrëfimi i Platonit lidhur me Atlantët

Pellazgët e Mesdheut dhe më në veçanti pellazgët e Athinës ose të Atikës të asaj epoke në zhvillimin e tyre dhe në atë masë që kishin përparuar drejt Perëndimit, pasi nuk gjenin përpara vetes veçse pellazgë më pak të qytetëruar, të egër dhe banorë të shpellave, mund të përparonin pa ndeshur ndonjë rezistencë. Por ditën kur ata u gjendën ballë për ballë me atlantët, pa dyshim të shoqëruar nga *iberët*, ndodhi një përplasje ndërmjet dy zotërve të Europës në atë moment. Natyrisht, ky kontakt ndodhi *përpara* përmbytjes së Atlantidës.

Te ΤΙΜΑΙΟΣ (III, 24-25) Platoni, ky shkrimtar i madh e filozof i lashtësisë, na jep rrëfimin e Sokratit, sipas atij të Solonit, të cilin nga ana e tyre egjiptasit ia kishin treguar, dhe sipas të cilit në këtë luftë të madhe ndërmjet pellazgëve dhe atlantëve fitorja u takoi pellazgëve dhe zbrapsi invazionin e atlantëve në Europë drejt bregut atlantik, duke i shtyrë tutje përtej Etrurisë, ku ata tashmë kishin arritur. Ja përkthimi i këtij teksti, që ne e kemi bërë vetë:

“... Shkrimet (egjiptase) rrëfejnë se sa e madhe ka qenë forca që qyteti juaj (Athina) ka shkatërruar një ditë, forcë e cila duke u nisur nga gjiri i Detit Atlantik, u drejtua dhe poshtëroi gjithë Europën dhe Azinë së bashku. Në atë epokë në fakt ky det ishte i arritshëm me lundrim, pasi përpara hyrjes, që ju e quani: shtyllat e Herkulit kishte një ishull, dhe ky ishull ishte më i madh se Libia (Afrika) dhe Azia së bashku (ato që njiheshin në atë kohë, natyrisht...) Në këtë ishull Atlantida nga mbretërit ishte ngritur një forcë e madhe dhe e admirueshme ushtarake, që mbante nën pushtetin e vet si vetë ishullin të tërë, ashtu dhe mjaft ishuj të tjerë e vise të kontinentit; gjithashtu atlantët mbretëronin në njërën anë mbi Libinë deri në Egjipt, dhe në tjetrën mbi Europën deri te Tirrenia. Gjithë kjo forcë e mbledhur njësh një ditë ndërmori me një të goditur robërimin e gjithë viseve, si te ju, ashtu dhe te ne, edhe kudo gjetkë në brendësi të shtyllave.

Pikërisht në këtë moment, o Solon, ushtria e qytetit tuaj u shqua në sytë e gjithë njerëzve për bëmat e saj heroike dhe për forcën e saj; duke u ngritur në krye të të gjithëve për hir të madhështisë dhe të dredhisë së saj ushtarake dhe duke komanduar më në veçanti vetëm helenë (këtu Platoni pa dyshim bën një gabim anakronizmi: në epokën e atlantëve pellazgët nuk e kishin ende idenë e emrit grek ose helen, me të cilët

një pjesë e vogël e tyre do të quheshin më vonë), ajo u detyrua më pas të luftonte e vetme, pasi të tjerët e kishin braktisur; dhe pasi iu nënshtrua rreziqeve më të skajshme, ajo arriti më në fund t'i mposhtë sulmëtarët, ngriti monumente të fitores dhe mundi gjithashtu të pengonte, nga njëra anë robërimin e atyre që kurrë nuk ishin robëruar, dhe nga ana tjetër, të çlironte përfundimisht ne të tjerët, të gjithë ne që banojmë brenda shtyllave të Herkulit.

Më pas, në një epokë të mëvonshme, pas tërmeteve të jashtëzakonshme dhe të kataklizmave, erdhën një ditë dhe një natë të kobshme; nga njëra anë, gjithë forca luftarake u shkatërrua në tokë nga ju, kurse nga ana tjetër, ishulli i Atlantidës u gëlltit nga deti dhe u zhduk. Edhe sot e kësaj dite ai det atje nuk mund të kalohet me lundrim, se balta që u bë nga ishulli duke u zhytur është aq e trashë, sa është pengesë për këtë"...

Gjëja më e habitshme në këtë pjesë nga Platoni është se autori i lashtë, - siç e kemi vënë re tashmë më lart në tekstin grek të përkthyer, - duke folur për një fakt që kishte ndodhur afër nëntë mijë vjet para tij, nuk mëdyshet t'u japë pellazgëve të asaj epoke aq të largët cilësimin *HELENË*, ndonëse nuk mund të mos e dinte se në atë epokë emri Helen nuk ekzistonte ende. Vijmë në përfundimin, se shkrimtari i madh e ka bërë këtë, sepse ai e dinte që pellazgët e kohës së Atlantidës kishin qenë natyrisht paraardhës të drejtpërdrejtë të popullsive greke bashkëkohëse të tij; kështu, përveç kësaj, ai gjithë nderin e një bëme ushtarake të kryer nga pellazgët, ua vesh vetëm athinasve, ndërsa Athina nuk ndruhej të quhej si qytet pellazgjik i mirëfilltë.

Nga ana tjetër, te ΚΡΙΤΙΑΣ Platoni duket se ka shkruar një farë historie të përgjithshme të atlantëve; na kanë arritur nga dialogu në këtë vepër për fat të mirë të plotë, disa pika të rrëfenjës ΤΙΜΑΙΟΣ. Shkrimtari filozof së pari fikson *nëntë mijë vjet*, para epokës në të cilën jetoi Soloni, data e fitores që korrën pellazgët athinas mbi atlantët, pastaj ai na jep gjenealogjinë e mbretërve të tyre të parë, bij të Poseidonit, dhe barinjtë më të urtë të popujve që kanë qenë ndonjëherë; së fundi, ai na përshkruan ishullin e Atlantidës, të cilit i vesh një pjellori dhe një pasuri të mrekullueshme.

Këto rrëfime të Platonit, të mbështetura nga hollësi që ndeshen te autorë të tjerë të ndryshëm të lashtësisë greke e latinë, si Homeri, Hesiodi, Euripidi, Straboni, Plini, Elieni, Tertulieni, etj., ndërmjet autorëve modernë disa i kanë quajtur si fragmente të një farë romani filozofik, kurse të tjerë, dhe në një numër më të madh, i kanë besuar fjalës së Platonit dhe gjithë të tjerëve.

Personalisht ne jemi të bindur, se këto fakte të ndryshme, të njoftuara nga autorët më të mëdhenj të lashtësisë, nuk kanë asgjë fantaziste ose mitike.

## ARIASIT

### **Nga zhdukja e Atlantidës deri duke përfshirë ekspeditën e parë të ariasve drejt Indisë...**

Me zhdukjen e Atlantidës u zhduk gjithashtu i gjithë vendi ose gjithë ishulli i pamatë, i cili pa lindjen e njerëzve të parë të racës së kuqe, të quajtur *atlantë* dhe që ishte njëkohësisht djepi i qytetërimit të tyre të admirueshëm. Por meqë këta njerëz ishin në marrëdhënie shumë të rregullta me tonin, domethënë me të bardhët që ende quheshin *pellazgë* dhe djepi i të cilëve ishte gjithë Europa bashkë me pjesën më perëndimore të Azisë dhe me pjesën e veriut të Afrikës, ne jemi të sigurt se ky kontakt shumë i ngushtë do të ketë vijuar qindra mijëra vjet, pa dyshim, dhe duhet të jetë në origjinë të një qytetërimi të përbashkët të atlantëve dhe të pellazgëve, që nuk kanë pushuar së përparuari, mbi të gjitha, në sajë të numrit të madh të atlantëve, të cilët në periudhën e fundit i shpëtuan përmbytjes, pasi ata ishin në atë moment në viset europiane, afrikane ose aziatike dhe të mbrojtur nga katastrofa.

Gjatë disa mijëvjeçarëve, që ndajnë këtë epokë të zhdukjes së Atlantidës, deri në epokën e ekspeditës së parë pellazge drejt Indisë, që ndodhi rreth vitit 3000 para Krishtit, pellazgët, - trashëgimtarë të atlantëve kryesisht me ndërmjetësinë e të gjithë atyre, siç thamë, që ndodheshin në Europë dhe shpëtuan nga fundosja dhe u shkrinë më pas në masën pellazgjike, - duke grumbulluar edhe përvojën praktike shkallë-shkallë, dije të përgjithshme pas dijesh të përgjithshme dhe shkenca të ndryshme mbi shkenca të ndryshme, arritën ta përmirësojnë në mënyrë të ndjeshme gjendjen e tyre shoqërore, të përmirësojnë mjetet e tyre të shumta të ekzistencës vetjake dhe të jetës së përbashkët, dhe të gëzojnë ose të përfitojnë nga një gjendje qytetërimi të shquar për atë kohë.
Duke ardhur më afër drejt nesh, domethenë në momentin e së ashtuquajturës Ekspeditë I, në sajë të inteligjencës së tyre, arsyetimit, imagjinatës dhe shpirtit të tyre krijues, duke përfituar nga praktika, përvoja dhe arritjet e mëparshme, ata mundën të arrinin në një pikë të dijes ushtarake aq të përsosur dhe

të zotëronin një program ose një numër mjeshtërisht të luftës për t'i përdorur aq të rëndësishme, sa duke e ndier veten të pathyeshëm, nuk u lëkundën, - në sajë të parimit të përgjithshëm që populli, i cili e konsideron veten realisht më të fortin, u imponohet me armë fqinjëve dhe gjithë të tjerëve, - të niseshin për të pushtuar Lindjen dhe Indinë, dhe kjo për të përgënjeshtruar ata, të cilët pretendojnë se njerëzimi gjithmonë lëviz nga Lindja drejt Perëndimit dhe kurrë nga Perëndimi drejt Lindjes.

Gjatë po këssaj periudhe midis fundosjes së Atlantidës dhe epokës së fillimit të Ekspeditës I të pellazgëve ose të ARG-ëve drejt Indisë, përveç kontaktit me atlantët, që mbetën përfundimisht në Europë, ata patën edhe kontakte të ndryshme që u bënë si pasojë e shpërnguljeve të shumta të popullsive, që u përkisnin grupeve pak a shumë të rëndësishme të po asaj race pellazgjike, të bardhë.

Këto kontakte sollën edhe një herë që të "njëtrajtësohet" gjuha pellazge e folur dhe ndoshta e shkruar në atë epokë. Ne madje jemi të sigurtë që, në sajë të famës botërore që pellazgët ose ARG-ët duhej të kishin fituar nga fitoret e tyre mbi atlantët, ata patën mundësinë të përhapnin, me urtësinë e tyre *'legjendare'*, përdorimin e gjuhës së tyre në dialektin që ata vetë e flisnin në qendër të Greqisë, kryesisht në Athinë dhe në Itali.

Ne e nënvizuam mbiemrin tonë: *legjendar*, i cili cilëson emrin: *urtësi*, për të vënë në dukje rastin që na jep që të ndreqet një gabim tjetër mijëravjeçar, konkretisht ai që vazhdimisht e përkthen fjalën διοι, që i cilëson Πελασγοι si *'hyjnorë'*, sikurse kjo διοι të kishte ndonjë lidhje çfarëdo me mbiemrin Θειος, i cili vetë vjen prej emrit Θεος, që do të thotë *'Perëndi'* dhe prej nga vjen mbiemri θειος, i cili i përgjigjet: *'hyjnor'*. Në fakt, fjala διοι, që është ngatërruar nga padija në këtë mënyrë, nuk është gjë tjetër veçse mbiemri prejfoljor i shqipes ose i pellazgjishtes: *di-ës*, që vjen nga folja: *di*, me kuptimin kam dije. Διος: atëherë është e njëjta fjalë me pellazgjishten: *di-ës*, që do të thotë i ditur, ai që di; dhe përkthimi i vërtetë i: διοι Πελασγοι si rrjedhim do të ishte: *'Pellazgët e ditur'* ose *'Pellazgët e urtë'*, dhe jo 'Pellazgët hyjnorë', siç e kanë përkthyer gjithnjë gabimisht ose nga padituria.

Para nisjes së ekspeditës drejt Indisë termi *Pelarg* ose *Piellarg*, që shënonte gjithë popullsitë e racës së bardhë është thjeshtësuar, duke e hequr gjymtyrën e parë *PEL* ose *PIELL*, që do të thotë *'lind'* dhe ruajti vetëm gjymtyrën e dytë, që është: *ARG* ose në greqishten ΑΡΓ dhe që ka kuptimin *'i bardhë'*. Ky term i dytë, i cili ka pasur fat të madh, nëse mund të shprehemi kështu, dhe është në origjinë të fjalës mesopotamase *ARYA* dhe të fjalës greke: ΑΡΓΕΙΟΣ, mjaft të shpeshtë në këtë gjuhë të fundit, ky term pra zuri vendin e fjalës ΠΕΛΑΡΓΟΣ ose ΠΕΛΑΣΓΟΣ, megjithatë pa arritur që ta zhdukë tërësisht. Sido që të jetë, ajo që duhet shmangur, siç e kemi vënë re tashmë, është ngatërrimi me termin grek: ΑΡΓΕΙΟΣ, i cili shkruhet saktësisht në të njëjtën mënyrë, por që e ka theksin në rrokjen para parafundores, dhe që do të thotë: *'banor ose qytetar i qytetit të Argosit'*. **Hititët**

Popullsia ariase e hititëve me sa duket e ka origjinën aty, ku ajo ka jetuar në Azinë e Vogël, domethënë në territorin e gjerë në veri të Sirisë, rrjedhimisht si gjithnjë është fjala për një popullsi *'rrënjëse'* të Azisë së Vogël. Rreth kësaj bërthame autoktone u shtuan më pas elementë të tjerë argianë, që bënin pjesë në *pellazgët-eteokretas* të ishullit të Kretës, që u bashkuan me masën e efektivave të Ekspeditës dhe që zbarkuan në Azinë e Vogël. Të ardhur në veri të Sirisë, këta pellazgëeteokretas u ndanë më dysh: një pjesë ndoqi ekspeditën drejt Fenikisë dhe tjetra u përzie me vendësit, domethënë të po asaj race dhe me po atë gjuhë, duke formuar popullin që u quajt me emrin e tyre: Hititë. Sa për gjuhën që doli nga kontakti i këtyre dy popullsive pellazgjike, është diçka kureshtare, që duke u mbështetur në të dhënat e njoftuara nga *Fried H. ROSNY,* i cili ka shqyrtuar dhe analizuar me hollësi, siç del nga botimi në *Enciklopedinë Britanike,* botimi i ri, te fjala *"Hititët"*, nuk mund të mos konstatohet që lakimet e saj, format e vetës së dytë të shumësit etj., e bëjnë të ngjashme me shqipen e sotme!

Si rrjedhim, po e përsërisim edhe një herë, që njohja e thelluar e shqipes së sotme është me dobi të madhe, sepse ndihmon në mënyrë të padiskutueshme dhe në masën më të madhe për deshifrimin dhe përkthimin e gjithë mbishkrimeve, që besohet se janë pellazgjike, etruske ose të tjera dhe që është e pamundur të lexohen e të përkthehen ose thjesht të përkthehen *ndërsa tekstet e tyre e kemi të lehtë t'i lexojmë.*

**Fenikasit**

Ashtu si për hititët, popullsia origjinare e një pjese të Sirisë që quhet Feniki, ka qenë një popullsi primitive pellazgjike. Nga mijëvjeçari VII para Krishtit *shumerët*, që vinin nga jugu dhe që kishin ngjyrën e karakteristikat e racës së zezë, të përzier me *akadianët* që vinin nga veriu e verilindja dhe që kishin ngjyrën e karakteristikat të përzierjes së të dy racave: të bardhëve dhe të verdhëve, pasi u shkrinë së bashku dhe formuan kështu një popull tipik *ose semit*, iu nënshtruan edhe një përzierjeje tjetër me popullsinë pellazgjike të bregut fenikas. Kështu fenikasit para ekspeditës së parë të argëve drejt Indisë

nga pikëpamja racore u bënë një popull i mirëfilltë mesopotamas, sepse elementi shumerakadian, që erdhi e u përzie me popullin pellazg ishte shumë më i rëndësishëm se elementi vendës. Del se gjatë disa mijëvjeçarëve që pasuan pushtimin, shumerët-akadianë arritën të 'semitizojnë' tërësisht popullin e lashtë autokton, duke e bërë të humbasë gjuhën stërgjyshore pellazge dhe i dhanë atij karakterin dallues përkatës të popullit mesopotamas *'talasofob'* ose θαλασσοφοβος.

Rreth vitit 3000 para Krishtit, kur pra elementi arg ose pellazg, i cili u shkëput nga masa e ekspeditës së parë drejt Indisë, erdhi e u vendos në Feniki, nuk bëri gjë tjetër veçse u mbivendos mbi elementin mesopotamas, që përndryshe ishte përzier, të bregut sirian; kështu, megjithë humbjen e gjuhës së vet stërgjyshore, ai mundi të ruajë një farë pastërtie relative të racës së origjinës dhe kjo u lejoi këtyre fenikasve të mos e kishin frikë pak më vonë detin, por të mbeteshin gjithnjë detarë të patrembur dhe, si lundërtarë-tregtarë-themelues kolonish e tregtie, të fitonin famën e njerëzve shumë të shkathët për sipërmarrje detare, nga e cila janë mbiquajtur *anglezët e botës së lashtë.* Po ta shqyrtojmë mirë këtë nofkë, që u është dhënë duke krahasuar dy popuj, njërin të lashtësisë dhe tjetrin të kohës sonë dhe duke pasur që t dy po ato cilësi dhe po ato aftësi për lundrim në përgjithësi dhe për bëma detare në veçanti, mund të kuptohet se ai që ka bërë këtë afrim, pa e vënë në dyshim ka krahasuar dy pjesë të të njëjtit element racor, por të ndara midis tyre nga një hapësirë prej rreth tre mijëvjeçarësh të paktën. A nuk do të thoshim, në fakt, se lundërtarët-kolonizatorët-tregtarët e lashtësisë të ashtuquajturit fenikas, ishin në të vërtetë veçse pasardhës të drejtpërdrejtë të një populli *arg*, e prandaj *pellazg ose shqiptar?* Nga ana tjetër, po të përpiqemi të përcaktojmë origjinën racore të lundërtarëve-kolonizatorëvetregtarëve modernë ose bashkëkohës, a nuk konstatojmë se ata gjithashtu janë pasardhës të po asaj race, si dhe lundërtarët fenikas të lashtësisë? A mund të harrojmë emrat: *Albion, Albain, Albany* dhe të tjerë të ngjashëm, që përdorën për Anglinë dhe për anglezët, skocezët, irlandezët, ose për popuj të tjerë të ishujve të Mbretërisë së Bashkuar? Këta emra nuk janë aspak fantazira dhe shpikje të zbrazëta; përkundrazi, ata janë rrjedhim i një realiteti të dukshëm, që na shtyn të shprehim mendimin se në epokën e lashtë, menjëherë pas zbulimit të kallajit, - prej nga ka ardhur emri i këtyre ishujve:
*Kasiteride* ose Κασσιτερισες prej greqishtes κασσιτερος, që do të thotë kallaj, - ka pasur koloni shumë të rëndësishme të pellazgëve, argienëve ose shqiptarëve, me fjalë të tjera: grekë, latinë, shqiptarë, ligurë, arvernë etj., që ishin vendosur në Britaninë e Madhe. (Atje tashmë duhej të kishte popullsi të rëndësishme shqiptare). Ato grumbulloheshin rreth minierave vetëm për shfrytëzimin e tyre dhe për të siguruar tregtinë e këtij metali me gjithë portet e Mesdheut. (Kjo situatë ka vazhduar deri në pushtimin norman dhe anglo-sakson, që i nënshtruan këto grupe minatorësh e tregtarësh dhe i asimiluan. Megjithatë ne mendojmë se *to* e paskajores së anglishtes është një ndikim i sigurtë i shqipes, që ka mbetur në anglishten. I njëjti përdorim që bëhet në të dyja gjuhët është një provë e dukshme dhe e hapur e origjinës së përbashkët të fjalës). Dhe ato vijuan përzierjen me popullsinë shumë të lashtë pellazgjike vendëse, tashmë të përzier me elementë tepër të rëndësishëm me origjinë nga atlantët. Edhe sot mund të dallohen lehtë këta metisë të pellazgëve rrënjës të Veriut dhe të Perëndimit të Europës me imigrantët e Atlantidës për shkak të ngjyrës së fytyrës mjaft të hijezuar në trëndafili dhe nga ngjyra e flokëve, që janë të verdhë të çelur nga më të bukurat.

Ajo që na mbështet gjithashtu këtë mendim është se kemi lexuar në FRANCE-SOIR të së dielës 22 - të hënës 23 korrik 1958, Dashuritë e Famshme, Sharli II, tregim i Paul GORDEAUX: "Prej shumë brezash femrat në familjen CARTERET ishin të famshme për bukurinë e tyre, për arsyen, siç thuhet, - dhe ky fakt ka plotësisht mundësi që të jetë i vërtetë, sepse tradita e ka ruajtur në kujtesën e banorëve të ishullit, - se stërgjyshët e tyre shumë të hershëm kanë qenë ata që 'shpëtuan' nga fundosja e Atlantidës dhe erdhën për të gjetur strehë në ishullin Jersey".

Lidhur me besimin e përhapur se shkronjat fenikase kanë hyrë në Greqi e në Itali rreth vitit 1600 para Krishtit dhe përhapjen e tyre në këto vende, harrojnë shumë kollaj se këto shkronja e kanë me të drejtë prejardhjen e tyre nga *shkronjat pellazgjike* shumë të lashta ose Πελασγικα γραμματα të autorëve të lashtë, që ekzistonin dhe njiheshin që në epokën e Ekspeditës I të argëve drejt Indisë dhe, mbi bazën e të cilave fenikasit ndërtuan të tyret duke ia përshtatur gjuhës së vet, ashtu si ndoshta, popujt e tjerë mesopotamas. Rrjedhimisht janë këto shkronja të fundit, të ndryshuara pak a shumë dhe në përdorim në të gjallë të Kadmit, që i futi ai në Greqi, kur po kthehej nga vendlindja; por hyrja e tyre nuk ka penguar, siç na thonë përsëri të lashtët, përdorimin e njëkohshëm të atyre pellazge, të cilat gjithmonë janë ruajtur dhe që ne i njohim fare mirë.

## ALBANËT DHE IBERËT E KAUKAZIT

Këto dy popullsi pellazge të pastra i kanë bërë fort kureshtarë gjuhëtarët e etnologët e të gjithë botës. Dhe nuk mund të ndodhte ndryshe, po të mbajmë para sysh se duke u nisur nga hipoteza e një

prejardhjeje të vetme të njeriut, për shembull nga Pamiri, dhe një lojë të dyndjeve të njerëzimit që është krejt në kundërshtim me atë që ka ndodhur në realitet, - domethënë që kurrë nuk ka pasur indoeuropianë ose indogjermanë, që do të kenë emigruar nga India drejt Europës, por që ka pasur pellazgë, argë, Αργ-ς ose arias, të cilët duke u nisur, përkundrazi, nga Europa drejt Azisë kanë pushtuar Indinë dhe i kanë kthyer në ariase popullsitë e saj dhe kanë krijuar kastat e saj, - nuk do të shpjegohej ekzistenca e këtyre popujve, të izoluar në këtë drejtim.

Kështu, emri *Albani,* të cilin gjeografët e lashtë i japin një vendi në Kaukazin lindor, atje ku sot gjendet Republika Socialiste Sovjetike autonome e *Dagestanit* (vendi i maleve), nuk është vënë kot e rastësisht. Për këtë ka pasur arsye, sepse ky vend i rrethuar nga male të larta piktoreske, që arrijnë deri 5500 metra mbi nivelin e Detit të Zi madje më lart nga ana e Detit Kaspik dhe të përshkuar nga shumë rrjedha uji, që kanë një bukuri natyrore të hatashme e magjepsëse, dhe që e bëjnë pjellore fushën e pamatë qendrore të rrethuar nga lugina të mrekullueshme, që rreziten rreth saj dhe të zbukuruara prej lumenjsh, përrenjsh ose rrjedhash uji, për shkak të gjithë këtyre bukurive dhe gjithë këtyre cilësive, nuk mund të mos u kujtonin argëve, ariasve ose shqiptarëve të ekspeditës në vazhdim, vargmalet e vendlindjes dhe të mos i mbanin në këto vise sa më gjatë dhe t'i shtynin me kalimin e kohës që të mbeteshin dhe të nguleshin aty përfundimisht.

Edhe Straboni (XI, 4-1-10) e ka përshkruar këtë vend si të përbërë nga lugina e madhe dhe e bukur e lumit *Kuro* (Κυρος tek të lashtët), që është emri i sotëm (që i jepet) në persishten; siç thotë ai, nga ana lindore ai prek detin Kaspik dhe në perëndim ka një kufi të përbashkët me Iberinë e Kaukazit, që gjithashtu është banuar nga pellazgët, të cilëve u dha emrin iberë. Në veri të kësaj lugine ngrihen malet e Kaukazit dhe në jug shtrihet Armenia.

Megjithatë, duke ndjekur PLININ (VI, 29, 39) albanët nuk banonin, siç do ta themi, vetëm në territorin e kësaj Albanie të Kaukazit; ata banonin gjithashtu në gjithë luginat e maleve të Kaukazit dhe në pjesën tjetër të vendit, që shtrihet drejt veriut e që arrinte në Sarmati. Del se ky vend ka qenë shumë i rëndësishëm, por e kanë injoruar, gjithashtu në atë epokë të lashtë, shumë më tepër se në kohën tonë të sotme, që kur dhe se si këta pellazgë ose albanë u gjendën atje, ose, në qoftë se e kanë ditur, e kanë quajtur një fakt krejt të natyrshëm, pasi ky popull jetonte, që prej kohësh që s'mbahen mend, kudo ku mund të kishte lindur raca e bardhë. *Dhe është e sigurtë se fakti që ariasit e Ekspeditës së parë drejt Indisë nuk parapëlqyen të shtyheshin më larg, por u ngulën në këtë vend*, e bënë këtë sepse bukuria natyrore e vendit sigurisht u pëlqeu shumë në fillim, por e bënë kryesisht për shkak se pritja e përzemërt e vëllazërore e popullsisë vendëse pellazge ose shqiptare, që atëherë nuk ishte përzier aspak si popullsitë e tjera vendëse të Sirisë, Fenikisë, Palestinës, Egjiptit, Mesopotamisë dhe viseve të tjera lindore të Azisë së Vogël, dhe që flisnin të njëjtën gjuhë me ta: domethënë gjuhën pellazge ose shqipe, i magjepsën dhe i bënë të vendosin të braktisnin trupën e ekspeditës dhe të vendoseshin në vendin e ri. Dhe kështu kjo popullsi me origjinë shqiptare nga Albania e Kaukazit, e shtuar nga ardhja e Ekspeditës së parë që po përmendim, u bë shumë e rëndësishme, e njohur dhe me emër që nga epoka historike më e lashtë dhe u përthith vetëm *shumë vonë, pas mijëvjeçarit të parë të erës sonë.*

Shpjegimi i mësipërm për ekzistencën e albanëve të Kaukazit pajton së fundi gjithë mendimet e tjera, që kanë shprehur shkrimtarët e vjetër për ta. Kështu, Denisi i Halikarnasit (A, 45) dhe Justini (42,3) na transmetojnë traditën, sipas së cilës Albania e Kaukazit u kolonizua nga banorët e qytetit italik të Albës, të cilët emigruan nën drejtimin e Herakliut. Sipas shpjegimit tonë, asgjë nuk pengon që ky emigrim të mos ketë ndodhur; përkundrazi, mbi bazën e parimit tonë, që emigrantët tashmë e njihnin popullin, tek i cili do të shkonin, ose të paktën një bërthamë të po asaj race si ata që do t'i priste, albanët fare mirë mund të shpërnguleshin nën drejtimin e Heraklit nga Alba në Itali deri te albanët e Kaukazit, sepse Herakli i njihte plotësisht dhe me imtësi gjithë vendet e Kaukazit, meqë kishte qenë disa herë; kështu nuk duhet harruar që po ai popull banonte edhe në Itali e Greqi, si në Azinë e Vogël dhe në Albaninë e Kaukazit, dhe të gjithë banorët e këtyre vendeve të ndryshme flisnin të njëjtën gjuhë: pellazgjishten ose shqipen. Ky shpjegim i fundit: që gjithë banorët e racës së bardhë të lashtësisë flisnin po atë gjuhë, përligj gjithë mendimet e tjera të autorëve të lashtësisë, kur na thonë se dorët zbarkuan në Kretë, se trojanët nën drejtimin e Eneas zbarkuan dhe u vendosën në Lacium, se pellazgët ose tuskët (nga shqipja *dushk,* që shënon një dru, duke e krahasuar me druidët, nga shqipja:

*dru,* që do të thotë lëndë peme, nga vjen greqisht: δρυς, që do të thotë dushk) e Dodonës dhe të Epirit zbarkuan në Spina në bregun perëndimor të veriut të Adriatikut afër grykëderdhjes së lumit Po, se etruskët ose tirrenasit e Azisë së Vogël, nën drejtimin e princit Tyrranos zbarkuan në Itali në territorin e Etrurisë; se dorët kolonizuan Sicilinë, se athinasit themeluan qytetet në Helespont dhe Kalkidi, se korintasit u vendosën në Kerkirë; se focenët themeluan Marsejën, sikur Marseja të mos ekzistonte që më

parë, sikur të mos kishte pasur një tregti dhe tranzit mjaft të lulëzuar tashmë (që këtej vjen emri i saj nga shqip *mar-siell=Marseille*, term tregtar tepër i zakonshëm edhe sot me kuptimin: importojeksportoj); në të gjitha këto raste dhe në shumë të tjera - nuk mund t'i citojmë të gjitha këtu - qofshin të njohura ose jo, emigrantët i njihnin shumë mirë si popullsitë edhe gjuhët e vendeve, që do t'i prisnin.

Straboni, duke folur për albanët e Kaukazit, thotë gjithashtu se ata shquheshin për shtatin e lartë dhe për bukurinë e tyre natyrore dhe se ata ishin të thjeshtë dhe aspak me cene. Ata kishin një moralitet kaq të lartë, sa që nuk përdornin as para dhe as kishin nevojë të numëronin më shumë se njëqind; dhe për të bërë blerjet ose pagesat e tyre ata përdornin shkëmbimin, ndonëse i njihnin përparësitë, dobinë dhe lehtësinë e përdorimit të copave të monedhave. Rrallë zemëroheshin; nuk e njihnin vlerën e saktë të peshave dhe masave të ndryshme, sepse nuk i përdornin dhe nuk merreshin as me politikë, as me luftë, as me bujqësi. Ata e bënin jetën duke krijuar dhe duke pasur sa më pak nevoja të mundshme, dhe me gjithë këto fakte që mund t'i rëndonin si dembelë dhe të ngathët, ata pëlqenin të ushtroheshin për të ruajtur zhdërvjelltësinë, shëndetin dhe bukurinë e trupave të tyre si duke ecur, edhe duke vrapuar më këmbë ose me kuaj, dhe gjithmonë të armatosur lehtë ose rëndë. Një sjellje ose një qëndrim i tillë nga ana e tyre na duket ilogjike; e megjithatë, po të mendohet mirë, konstatohet se që prej mijëra vjetësh më parë ata tashmë vinin në praktikë mendimin e tyre të famshëm, që latinët shumë më vonë e bënë proverbial dhe të pavdekshëm: *"Si vis pacem, para bellum"* domethënë: *nëse do paqen, përgatitu për luftë.* Kështu ata në çfarëdo momenti mund të ngrinin 60.000 këmbësorë dhe 12.000 kalorës, ashtu siç bënë gjatë ekspeditës së POMPEIT, në vitin 65 para Krishtit.

Ptolemeu ka shkruar se albanët e Kaukazit ishin të ndarë në 26 popullsi, që secila fliste *dialektin ose të folmen e vet shqipe* të veçantë; dhe në fillimet secila popullsi kishte mbretin e vet, por në epokën e Strabonit vetëm një mbret sundonte mbi të gjithë.

Si fe, ata adhuronin *diellin* dhe, mbi të gjitha, *hënën*, tempulli i shenjtë i së cilës ngrihej afër kufirit të Iberisë. Flijimi i njerëzve konsiderohej prej tyre si i pëlqyeshëm për hyjneshën dhe mbi trupin e viktimës sillnin orakujt dhe parashikonin të ardhmen.

Ata kishin respekt shumë të madh për pleqtë; jo vetëm për të vetët, por edhe për të huajt kundrejt kombit të tyre; ata besonin se nuk ishte më e nevojshme që të merreshin me të vdekurit, pasi të ishin varrosur ose djegur, as edhe për t'u krijuar një kujtim 'të përjetshëm': me të vdekurin ata varrosnin gjithashtu tërë fatin e tij, në mënyrë që të hiqej çdo kujtim dhe çdo lidhje, që mund t'i mbante lidhur vazhdimisht pas tij.

Viset e shqiptarëve të Kaukazit ishin shumë pjellore; por ata nuk shqetësoheshin që t'i shfrytëzonin dhe të nxirrnin thesaret natyrore që mund të prodhonin. Të gjitha llojet e frutave, të perimeve ose të bimëve ishin me bollëk; dhe toka ishte aq pjellore sa që në shumë drejtime, pasi të punohej e të mbillej, ajo do të jepte fruta dy ose tri herë. Ajo ishte e ujitur shumë më mirë se tokat e Babilonisë ose të Egjiptit, sepse kishte dhjetëra lumenj ose rrjedha uji, prej të cilave *Sirusi* dhe *Alaziniusi* i kanë ruajtur emrat e tyre deri në ditët tona në trajtën *Kur-u* dhe *Alzani.*

Por kjo tokë ushqente edhe disa zvarranikë të helmët, akrepë dhe merimanga ose φαλαγγια*;* kafshimi i disave prej merimangave të sillte vdekjen duke qeshur, i disa të tjerave duke qarë.
Sipas një tradite, të transmetuar nga gjeografi STRABON po ashtu, Jasoni që po shtegtonte drejt Kolkidës, arriti deri te këto vise të Albanisë së Kaukazit. Deri në vitin 65 para Krishtit të lashtët i njihnin tashmë fare mirë këto vise; por sidomos pas kësaj date, në sajë të Teofanit, i cili shoqëroi gjeneralin e madh romak Pompeun, kur ky duke ndjekur Mitridatin, arriti në Albani, u bë e mundur të njiheshin më mirë. Në këtë moment albanët iu nënshtruan për emër vetëm Romës, por në realitet ata ditën ta ruanin gjithë pavarësinë e tyre.

Disa historianë armenë, të cilët e quanin Albaninë: *AFGANIAN* deri në fund të shekullit X të epokës sonë, kanë shkruar se ky vend qeverisej nga një dinasti vendëse. Më vonë ajo ra nën zgjedhën e mbretërve sasanidë, dhe të ndrydhur nga HAXHARËT dhe nga popuj të tjerë endacakë, banorët e saj u ndodhën të detyruar të shpërnguleshin në Armeni, ku u përthithën nga popullsia vendëse, duke u dhënë, - siç thonë ata, - emrat: ARTSHAK, UTI dhe PAYTAKARAN krahinave ku u ngulën. Ne mundemi ta pranojmë vetëm pjesërisht këtë përthithje të gjithë popullsisë albane nga armenët, sepse ka pasur vërtet një pjesë të vogël që realisht gjeti strehë në Armeni, por pjesa tjetër e kësaj popullsie u qëndroi me trimëri invazioneve të hunëve, të varengëve dhe të mongolëve, u mbajt në vendin e vet dhe u asimilua vetëm pak nga pak në gjirin e pushtuesve.

Sido që të ketë qenë, pas vendosjes së grupeve të ariasve të Ekspeditës drejt Indisë në territorin e Albanisë së Kaukazit, pjesa tjetër e Ekspeditës rimori rrugën për të vazhduar rrugën drejt Lindjes, duke

ndjekur bregun jugor të Detit Kaspik. Masa tjetër e ekspeditës, më e rëndësishme dhe që ndoqi rrugën e Alepit, Aiutabit, përgjatë rrjedhës së epërme të Eufratit, Diarbekirit dhe Xhesirehut, hyri në Persi nëpërmjet Sulejmanisë. Kurse pjesa e tretë, pas Mesopotamisë dhe Basrës mori rrugën, që ndjek bregun e detit deri në Indi.

## GJUHËT E INDISË

Gjuha primitive e Indisë ka qenë gjuha pellazgjike, sepse banorët e parë të saj kanë qenë të racës së bardhë. Por mbasi vendi ishte në kontakt me popujt e racës së verdhë dhe të zezë, ishte e natyrshme që në rrjedhën e mijëvjeçarëve u detyrua të pësonte ndikimin e tyre; kështu sot kemi një sasi gjuhësh që mund të klasifikohen në tre grupe të mëdha:

1) *gjuhët me origjinë ariane ose pellazge,* që fliten nga pjesa më e madhe e popullsive të Indisë.

2) *gjuhët dravide,* që fliten në Dekan;

3) *gjuhët mundajane ose kolariane,* që fliten vetëm nga disa miliona individë.

Nga ajo që do të shtjellojmë, del se gjuha pellazge, nën goditjet e përsëritura të gjuhëve fqinje jo ariase të të verdhëve dhe të zezakëve (dhe më vonë të gjuhëve mesopotamase, perse, e mbi të gjitha arabe) ka evoluar shumë, deri në atë pikë sa të humbasë natyrën e vet si gjuhë e pastër. Prandaj ka qenë e nevojshme që të ringjizet si gjuhë e argëve pushtues të Ekspeditës së parë të ariasve, për të rifituar pak nga format e saj primitive, siç na provohet nga *sanskritishtja, që shkruhej e vetmja* kudo në Indi.

Sanskritishtja, e formuar mbi bazën e gjuhës pellazge, si zendishtja, greqishtja dhe latinishtja, ka dhënë rregullat gramatikore dhe morfologjinë më të përsosura dhe më klasike nga të tria gjuhët e tjera, që po ashtu kanë qenë të vetmet gjuhë të shkruara dhe të ngritura në shkallëne gjuhëve liturgjike: zendishtja për mazdaizmin, greqishtja për Kishën e Lindjes dhe latinishtja për Kishën Katolike. Ajo u bë gjuha mbizotëruese ose më mirë më e përhapura midis gjuhëve të Indisë.

Sanskritishtja më e lashtë që kemi është ajo, në të cilën janë shkruar VEDAT dhe mbi të gjitha: RIGVEDAT, monumenti gjuhësor e filologjik më i rëndësishëm i Indisë, që është hartuar sipas disa autorëve midis 2000 dhe 1500 para Krishtit.

Duke krahasuar zgjatjen e nevojshme për formimin e tyre për të tria gjuhët: sanskritishten, greqishten dhe latinishten, konstatojmë se i është dashur pellazgjishtes të paktën një mijë vjet evoluim për t’u bërë sanskritishte nga 3000 deri në 2000, greqishte nga 1700 deri më 700 dhe latinishte nga 1200 deri më 200 para Krishtit.

Vlera e madhe nga pikëpamja letrare e gjuhës së Vedave dhe e letërsisë sanskrite, të shkruar pas Vedave, si dhe veprave poetike lirike, epike e dramatike, e veprave filozofike dhe të tjerave, vjen ngaqë këto vepra filologjike nga lashtësia e tyre ose nga natyra e tyre arkaike na japin një përfytyrim shumë më besnik të fonetikës dhe të morfologjisë së gjuhës mëmë pellazgjike të asaj epoke, se sa gjithë gjuhët e tjera të prejardhura nga sanskritishtja. Vetëm lidhur me sasinë e zanoreve sanskritishtja ka qenë, ose më mirë është e larguar më tepër nga pellazgjishtja se greqishtja, por lidhur me elementët e tjerë gjuhësorë, si bashkëtingëlloret, format, fjalët, sintaksa etj., ajo është shumë më afër pelalzgjishtes jo vetëm se sa greqishtja e vjetër, por edhe se gjithë gjuhët e tjera ariane.

Sanskritishtja, e formuaar dhe e rregulluar gramatikisht nga shumë gramatikanë indianë dhe kryesisht nga i famshmi *PANINI* gjatë shekullit IV para Krishtit, ka shërbyer në mesjetë, në kohët e reja dhe pjesërisht edhe sot si gjuha e përbashkët zyrtare e filologjisë, shkencës dhe fesë së Indisë, ashtu si në Perëndim latinishtja ka shërbyer deri në kohët e fundit si gjuha e shkencave europiane dhe ende sot shërben si gjuhë liturgjike e Kishës Katolike. Ky përdorim që ka pasur gjithmonë sanskritishtja në Indi dhe kristalizimi që i kanë bërë gramatikanët indianë nuk e kanë penguar sanskritishten si gjuhë të popullit që të përparojë, ditë për ditë vazhdimisht dhe pa pengesa drejt evoluimit të mëtejshëm. Një produkt i këtij evoluimi të pandërprerë janë gjuhët e ndryshme prakrite, të cilat me kalimin e kohës janë zhvilluar në drejtime të ndryshme të Indisë, duke përbërë gjuhët indiane të mesjetës, të ardhura deri në kohët tona jo vetëm nëpërmjet veprave filologjike, por gjithashtu nga mbishkrimet, disa prej të cilave janë para erës sonë. Në njërën nga këto gjuhë prakrite, në *pali* janë shkruar librat fetarë ose të shenjtë të budistëve, e gjithashtu pali u ngrit në gjuhën liturgjike të fesë së Budës. Nga evoluimi i mëtejshëm i gjuhëve prakrite kanë lindur gjuhët ariane të sotme, të tilla si: *bengali, mahrati, pohari, kashmiri, nepali, gujati, uri, asani, hindustani* etj. Kjo e fundit, e ngjashme me anglishten dhe persishten e re sidomos nga varfëria dhe thjeshtësia e formave të saj dhe plot me fjalë e shprehje arabe e perse, pati fatin të bëhej objekt i një kulture më të madhe filologjike se sa gjuhët e tjera neohinduse të përmendura më sipër, e gjithashtu ajo

pak nga pak u ngrit ose u bë gjuhë zyrtare, e përbashkët për gjithë Indinë e Re. Në përdorimin e saj letrar, hindustanishtja na shfaqet në dy forma: *urdishtja,* që shkruhet me shkronja arabe, dhe *hindishtja,* që shkruhet me shkronjat e veçanta indiane.

*Ngjashmëria e habitshme e dy fjalëve për fatin, që përdoren nga lamat si rituale të budizmit, me dy fjalë të gjuhës pellazgjike ose shqipe.*

Është interesante, se si mund të ndeshen terma të shqipes së vjetër në përdorim te lamat, që kryejnë shërbesat në Indi dhe në Tibet. Në fakt, budizmi na mëson metodën për të shqiptuar pranë një njeriu që vdes dy fjalët e lidhura me fatin: *"Hik!"* (që ka po atë kuptim si në shqipen: nisu), dhe: *"Fet!"* (që do të thotë si në shqipen: shpejt).

Këto thirrje janë britma rituale, që lama shërbesëtar i thotë pranë atij që po vdes, me qëllim që të shkëputet shpirti i tij dhe të dalë nga trupi nëpërmjet një hapjeje, që rrokjet magjike e shkaktojnë në majë të kresë. "Vetëm lama, që nga një mjeshtër kompetent ka marrë pushtetin për të shqiptuar *Hik!* Me intonacionin dhe forcën psikike të kërkuar, është në gjendje të veprojë me sukses". Kur ai bën shërbesën pranë një kufome, këtë *fet*, kur thjesht ushtrohet për të praktikuar ritin. Ndërthurja e këtyre dy tingujve sjell pa mëdyshje shkëputjen e shpirtit nga trupi dhe, si rrjedhim, lama që do t'i shqiptonte me saktësi do të vdiste në vend. Por ky rrezik nuk ekziston kur ai bën shërbesën, sepse atëherë ai vepron *me prokurë, në vendin e të vdekurit,* duke i huajtur zërin e vet, në mënyrë që efekti i rrokjeve magjike ndihet nga i vdekuri dhe jo nga lama.

Pasi pushteti psikik për të nxjerrë shpirtin jashtë mbështjellës së vet trupore u jepet atyre nga një mjeshtër kompetent, u mbetet dishepujve që të përpiqen ta shqiptojnë tingullin *hik!* Me tonin korrekt. Pranohet se është arritur ky qëllim, kur një fije kashte, e vënë mbi krye qëndron aty drejt pa rënë, për aq kohë sa dëshirojnë ata. Në fakt, shqiptimi korrekt i *hik!* Shkakton një hapje të vogël në majë të kresë dhe fija futet aty. Kur është fjala për një të vdekur, hapja është shumë më e madhe. Arrin sa mund të futet gishti i vogël.

Kjo 'nxjerrje' e shpirtit pra bëhet nga britma rituale *hik!,* që pasohet nga *fet!*. Para se të veprojë, lama duhet ta mbledhë thellë veten, të njëjtësohet me atë që do të nxjerrë frymën dhe të bëjë përpjekjen që duhej të bënte ky i fundit për të shkaktuar ngjitjen e shpirtit në majën e kafkës me një forcë të tillë, që të shkaktohet e çara e nevojshme që të hapet kalimi.

Të iniciuarit e aftë për të vepruar për vete që të arrihet kjo ngjitje e shpirtit në majë të kresë, kur e ndiejnë se u ka ardhur fundi, e shqiptojnë vetë *hik!* dhe *fet!* që i lirojnë. Me këtë mënyrë ata edhe mund të vrasin veten dhe thuhet se disa e bëjnë vërtet."

## ILIRËT

### Aleksandri i madh, Skënderbeu, Bonaparti - Kapedanë shqiptarë

Lexuesi nuk duhet të çuditet dhe të mos e shohë si të pasaktë mendimin që *Aleksandri i Madh ka imituar kapedanin e Ekspeditës së parë të ariasve në fillim të mijëvjeçarit të tretë para Krishtit.* Përkundrazi, ai duhet ta shohë këtë gjë si normale dhe krejt të natyrshme, sepse historia na mëson, që gjithnjë gjithë kapedanët e mëdhenj kanë kërkuar të kopjojnë të tjerët udhëheqës të mëdhenj, paraardhës të tyre. Në fakt ne do të thoshim se Aleksandri ka imituar komandantin e Ekspeditës së parë të ariasve: prova më e mirë është se ushtarët, që arritën në brigjet e lumenjve të Indisë, kundërshtuan të shkonin më tej në thellësi të territorit të Indisë, duke thënë se nuk donin të shkonin të humbisnin atje, ashtu si Ekspedita e parë. Ndonëse ka një ndërkohë prej rreth 2500 vjetësh që i ndan argët ose ariasit prej maqedonasve, domethënë prej stërgjyshëve të pasardhësve të tyre të drejtpërdrejtë, na del se këta të fundit e ruanin për bukuri kujtimin e Ekspeditës së parë dhe ne mund të themi gjithashtu, se Aleksandri duhej ta njihte më mirë në vija të trasha mënyrën se si ishte zhvilluar ajo ekspeditë.

Rreth 2000 vjet pas ekspeditës së Aleksandrit të Madh, një kapedan tjetër shqiptar, domethënë i së njëjtës racë me Aleksandrin e Madh ose pasardhës i tij, i famshmi *Ushtar i Krishtit dhe Mbret i Shqipërisë* GJERGJ KASTRIOTI, i mbiquajtur me të drejtë SKËNDERBE nga sulltanët turq MURATI II dhe mbi të gjithë MUHAMETI II Ngadhënjyesi, që e njihnin shumë mirë, atë dhe taktikën e tij, sepse gjatë gjithë rinisë së tyre dhe viteve të burrërisë deri në 40 vjeç u rritën e jetuan së bashku në oborrin e sulltanit në Adrianopojë, ky Skënderbe në sajë të taktikës së tij, që imitonte atë të Aleksandrit të Madh, homonimit të tij, - sepse SKËNDERBEJ do të thotë: princi-kalorës Aleksandër, - ka luftuar pa pushim gjatë njëzet e pesë vjetëve kundër ushtrive të shkëlqyera të sulltanit, që arrinin deri në 80.000 e 140.000 burra, dhe e ka bërë vetëm me një grusht shqiptarësh, që i kishte ushtruar e stërvitur vetë. Kur sulmonte, - jo shpesh, natyrisht, dhe kur nuk kishte rrugë tjetër, ushtrinë e panumërt të sulltanit, ai e përshkonte me gjithë

shpejtësinë dhe e ndante më dysh, pa lejuar që grupi i tij i vogël të shtrihej e të shpërndahej, por të rrinte i bashkuar dhe të formonte një grusht kompakt dhe të pashkatërrueshëm.

Së fundi, vetëm pas 350 vjetëve NAPOLEONI I, kapedani i madh i kohëve të reja zbatoi po të njëjtën strategji të rrufeshme, si të dy paraardhësit dhe po ashtu, mund të themi si bashkatdhetarët e tij. Çfarëdo që është shkruar e thënë për origjinën e vërtetë të emrit dhe të familjes së BONAPARTIT, ajo nuk ka qenë as italiane, as greke, por sigurisht shqiptare, dhe për ta thënë më me përpikëri: *shqiptare toske*. A nuk vinte familja Bonaparti nga TOSKANA në Itali? Por toskët e Toskanisë së Shqipërisë së jugut a nuk janë po ajo popullsi si toskanët e Toskanisë italiane, nga të cilët një pjesë, - më e dalluara në popullsi, - për shkak të turbullirave në fundin e Republikës, rreth vitit 50 para Krishtit dhe për shkak të dëbimeve masive të asaj epoke kapërceu kanalin e Otrantos dhe vajti të banonte, siç thotë Nicolas FRERET në veprën "Observations", në Epir, në territoret që Paul Emili në vitin 168 para Krishtit i kishte shkretuar e rrafshuar duke marrë 150.000 skllevër në Itali, të cilët ende nuk ishin zëvendësuar plotësisht? Si rrjedhim, familja Bonaparti, ose toskane ka qenë *ipso facto* shqiptare. Dhe Napoleoni sigurisht që nuk mund të mos e dinte, sepse në Marsejë dhe kudo gjetkë kishte dëshirë t'u bënte vizita gjithnjë familjeve korsikane-shqiptare, greke-shqiptare dhe toskane-shqiptare, ashtu siç ishte gjithmonë i gatshëm për të mbrojtur gjithë luftëtarët greko-shqiptarë, që kishte kërkuar të viheshin nën urdhrat e tij. A nuk krijoi ai "Provincat Ilire", sepse interesohej për këto provinca si shqiptare që ishin? A nuk interesohej gjithashtu ai për ato të jugut të Shqipërisë, ku në të vërtetë mbretëronte i famshmi ALI pasha TEPELENA me nam të rëndë, me të cilin pavarësisht nga të gjitha, ai kishte letërkëmbim dhe do ta kishte ndihmuar me të vërtetë, po të kishte qenë një princ i krishterë?

Për më tepër, etimologjia e vërtetë e emrit: BUONAPARTE, mbështet mendimin tonë për origjinën shqiptare të Napoleonit; kështu mbiemri Buonaparte, që u bë më vonë një lalgap, nuk mund të jetë aspak përkthim i: kali meris, kalimeris, kalomeris, kalo meros, etj., që nuk janë formime greke dhe nuk kanë asnjë arsye të jenë për rastin e përdorimit si lalgap për një person; përkundrazi ai është një lalgap shqip: *Kalëmiri*, me një formim gramatikor të përsosur, që fare mirë mund t'i vihet një njeriu, që zotëron ose që shalon një *"kalë të mirë"* ose *"kalë të bukur".* Veç kësaj, ka edhe etimologji të tjera të ngjashme, që mund të afrohen ose të krahasohen me këtë të "Kalëmirit"; ka, për shembull, *Kalëbardhi* = ai që zotëron ose që shalon një kalë të bardhë, dhe që ka sjellë lindjen e emrit: *GARIBALDI* = *Biancavallo* në gjuhën italiane. Kemi edhe *Kalëmadhi* = Magnocavallo, domethënë njeriu me "kalë të madh", një emër familjeje shumë i njohur. Ka gjithashtu: *Kalëluani:* njeriu që zotëron ose që shalon një kalë të bukur e të fortë si një luan; emër familjeje i njohur mirë në Itali: *Leoncavallo,* një përkthim shumë i saktë. Po me këtë mënyrë arsyetimi ka: *Gurakuqi: gur i kuq*, mbiemër familjeje shqiptare që italianët dhe grekët e kanë marrë gjithashtu; ata e kanë *përkthyer* me shumë përpikëri: *Pietrarossa* dhe Petrokokiros; *KryeziuI:* mbiemër familjeje në Greqi i përdorur po njësoj: Kriezis (emri i një kryeministri grek, natyrisht shqipfolës dhe që është vrarë kohët e fundit); italianët, duke e përkthyer, e kanë bërë: *Testanera* dhe një familje greke, me siguri me origjinë shqiptare, e ka bërë: Mavrokefalos = *Kokëziu*; (duhet të përmendim këtu se autorët e lashtë grekë e kanë përkthyer mbiemrin: *Kokëdemi,* të cilin maqedonasit ia kishin ngjitur në maqedonishten ose pellazgjishten, pra në shqipen, kalit që vetëm Aleksandri, kur ishte fare i ri, mundi ta shalonte me lejen e babait të vet, Filipit, duke e bërë: Boukefalos; *Dorëgjati: me dorë të gjatë,* siç ka qenë mbiquajtur zakonisht *ARTAKSERKSI,* dhe që autorët grekë, në vend që ta jepnin ashtu siç ishte, e kanë përkthyer në përshtatje me zakonin e tyre, duke e bërë Makroxeir; sot është një emër familjeje mjaft i njohur në Shkodër (Shqipëri).

Me një fjalë, mbiemri i vërtetë *Kalëmiri* është marrë gabimisht për: kalomeros, kalimeris etj., dhe është përkthyer jo me saktësi si [*i]Buonaparte,* në vend që të jepej me anë të Buoncavallo: *kalë i mirë, i bukur,* që është kuptimi i vërtetë i tij.

### Trakët

Kufijtë e Trakisë së sotme nuk përputhen aspak me ata që i jepeshin Trakisë në lashtësi. Në kohët e lashta historike dhe madje në epokën e Herodotit, grekët quanin Traki tërësinë e gjithë viseve të vendosura në veri të Greqisë së lashtë, pa caktuar asnjë kufi ose cak. Vetëm pak më vonë nisën të përcaktonin me emrin e Trakisë gjithë viset e përfshira ndërmjet Olimpit e Danubit, - duke përjashtuar Ilirinë në perëndim, - dhe të kufizuar nga Ponti Euksin, Propontida, Helesponti dhe deti Egje; gjithë kjo hapësirë e madhe banohej nga një numër i madh popullsish, me po atë origjinë ose farefis midis tyre, dhe tërësisht të pavarura e gjithnjë në luftë njëra kundër tjetrës.

Grekët më të lashtë i ndanin trakët në të qytetëruar, të cilët që në kohët më të largëta banonin në Pieri të Maqedonisë, në Beoti pranë malit Helikon, dhe disa herë edhe në krahinën pranë malit Rodop dhe në jug të Hemusit, dhe në trakë barbarë, që banonin kryesisht në veriperëndim të malit Hemus.

Grekët thoshin se trakët e qytetëruar u kishin mësuar kultin e muzave, dashurinë për këngën, disa forma të fesë, bujqësinë, fortifikimin e qyteteve, artin ushtarak dhe mjaft gjëra të tjera. Janë po këta trakë, të cilët gjatë luftës së Trojës, siç e thotë qartë Homeri, luftuan nën urdhrat e Akamasit dhe të Peros si aleatë të trojanëve.

Trakët, thotë Herodoti, ishin populli më i madh i tokës pas hinduve; ata i përkisnin *racës së bardhë*, dhe ishin farefis me popujt shumë të lashtë: ilirët e grekët, si dhe frigasit, bitinasit, mizët, teukrët, që banonin në viset në jug të Vosporit (Bosforit) dhe të Helespontit në Azinë e Vogël, dhe të getëve e panonasve, që banonin në veri të gadishullit të Ballkanit, afër brigjeve të lumit Danub.

Deri më sot dijetarët më kompetentë nuk kanë arritur të përcaktojnë, se cilët kanë qenë banorët më të lashtë të gjithë Trakisë dhe nga vjen emri i tyre Thrakes (shumësi i thras), që do të thotë trakët. Nëse do të mbështeteshim te gjuha pellazge, mund të thoshim se thrash ka kuptim *i trashë* = i bërë keq, për të mos përdorur një fjalë tjetër, që sigurisht do t'i përshtatej më pak kuptimit të vërtetë që të sjell ndër mend cilësori *i trashë,* i përdorur për këtë popull.

Lidhur me origjinën e tyre, disa dijetarë mbështesin mendimin se frigasit, një popull farefis me grekët, pasi kaluan Helespontin dhe depërtun në Traki, përbënë popullsitë trake. Pavarësisht nga fakti, se numri i madh i trakëve nuk na lejon ta pranojmë një hipotezë të tillë, ardhja e tyre gjithashtu nga lindja është një arsye kryesore që i kundërvihet kësaj hipoteze. Në fakt, ata që i përmbahen ende këtij opinioni janë ata, që besojnë se popujt arianë të Europës kanë ardhur nga pllaja e Pamirit, duke përshkruar Iranin dhe Azinë e Vogël. Por ne tashmë e dimë se djepi i racës së bardhë është vetë Europa dhe se po të ketë pasur ndonjë kalim të Helespontit, ai është bërë më tepër në drejtimin nga Europa në Azi. Nuk duhet të harrojmë, se banorët më të lashtë të Trakisë janë me origjinë nga vetë Trakia; se ka pasur popullsi të tjera të ardhura që janë bashkuar me këtë bërthamë primitive, një gjë që nuk mund të kundërshtohet dhe që do të jetë objekt i këtij kapitulli për ta vërtetuar.

Do të them vetëm se edhe Herodoti (VII, 75) ka shkruar me të njëjtin kuptim si ky që themi ne dhe pa asnjë mëdyshje: që *"trakët gjithashtu bënin pjesë në ushtrinë e Kserksit, të cilët pasi kishin kaluar në Azi kishin marrë emrin bitinë, sepse më parë ata quheshin, siç thoshin vetë: strimonianë, meqë banonin në brigjet e Strimonit" (përkthimi ynë).*

...............

Sido që të jetë, është e sigurtë siç e dëshmojnë emrat e vendeve, homonimitë e tjera dhe traditat mitike - (si, për shembull: Trakët Sce dhe Portat Sce në Trojë; - Trakët Ksantenë dhe lumi Ksantos në Trojë; Arisbos, lumë në Traki, - Arisba qytet në Trojë; Rezus, mbret i trakëve - Rezus, lumë në Trojë; sipas Likofronit (1341&1387) trojanët nën mbretin e tyre Ilosi ose Laomedeoni pushtuan në Europë gjithë viset deri te lumi Pene; mbreti i Trojës Priami ishte martuar me Kastianeirën me origjinë nga Aezima, qytet në Traki; dhe ENEU ose ENEA, kur iku nga Troja gjeti strehim në fillim në gadishullin e Kalkidisë, ku ndërtoi QYTETIN ENEA), - të dy brigjet e Propontidës dhe të Helespontit banoheshin prej popujsh në farefisni: trakët, bitinët, mizët, teukrët, dardanët etj., që jetonin në marrëdhënie të përhershme midis tyre. Që prej kohësh prehistorike tashmë grekët, ilirët dhe trakët, si pasardhës të drejtpërdrejtë të *të urtëve pellazgë* dhe të banorëve më të lashtë të gadishullit të Ballkanit, kishin vendosur kontakte të përhershme midis tyre, siç provohet kjo nga traditat mitike lidhur me hyjnitë.

Para se ta mbyllim këtë pjesë të kapitullit lidhur me trakët, ne e quajmë të dobishme që të citojmë këtu disa doke e zakone, tradita dhe veçanti që i karakterizonin dhe i dallonin ose i bashkonin me popullsitë e tjera pellazge.

Kështu, trakët i donin muzikën dhe vallet; ata vallëzonin të armatosur si kretasit dhe shumë banorë të qyteteve dore. I kanë akuzuar se nuk e mbanin fjalën e dhënë dhe betimet e bëra. I shisnin robërit që kapnin dhe shpesh i vrisnin familjet e tyre për të mos lejuar ose për t'i shpëtuar nga skllavërimi, kur kishte rrezik të kapeshin. E shponin trupin e vet për të bërë tatuazhe me shumë ngjyra dhe që nuk shlyheshin dhe për këtë zakon barbar i përqeshnin popujt e tjerë. Ishin poligamë dhe u linin liri të plotë femrave të tyre të pamartuara, duke u kërkuar besnikëri të plotë burrave kundrejt grave, me të cilat ishin martuar. Ata i blinin gratë dhe kur ndodhte që ndaheshin me to, merrnin mbrapsht paratë që kishin dhënë për to. Shumë prej tyre dëshpëroheshin për çdo lindje të një fëmije dhe, përkundrazi, mbusheshin plot me gëzim për vdekjen e ndonjërit prej tyre, duke ia dhënë të pirit e duke organizuar gara me kuaj me

këtë rast. Shumë shpesh kur vdiste një trak, gruaja, të cilën midis të gjithave i vdekuri e kishte dashur më shumë, flijohej për të. Trakia e lashtë dhe Karia kanë qenë vendet, që bënin eksportin më të madh të skllevërve nga të dy sekset, kryesisht për Athinën. **Ilirët**

Ilirët janë i njëjti popull me trakët[1] (Ose Thrak-es, nga e cila është bërë Th e njëjtë me G Graikoi) që të dy janë të racës pellazge; pra të bardhë. Origjina e tyre e parë, duke përfshirë skitët, bie në Azi në Turkestanin e sotëm; atje u shfaqën stërgjyshët e tyre të parë. Me kalimin e kohës, nën shtytjen e mongolëve që vinin nga Lindja, trakët, ilirët dhe skitët u detyruan, pak nga pak, që të shkonin më në perëndim; e po kështu skitët u përqendruan rreth lumenjve në veri të Detit Kaspik dhe të Detit Azov, kurse trakët në perëndim të skitëve, duke pasur si qendër Ukrainën e sotme, dhe së fundi, edhe më në perëndim ilirët zinin gjithë shpatin verior të Karpateve. Pikërisht në këto drejtime ne i gjejmë të shtrirë këta tre popuj, ku ata u shtynë nga loja e dyndjeve të njëpasnjëshme drejt perëndimit, të cilat kanë ndodhur gjatë dhjetëra e qindra mijëra vjetëve, që vijnë para fillimit të mijëvjeçarit të tretë para Krishtit, epoka e Ekspeditës së parë të argëve drejt Indisë. Lëvizjet e ndryshme të popujve që shkaktoi kjo Ekspeditë ushtarake, duke i detyruar të arratisurit të gjenin strehë në drejtimin e veriperëndimit, sollën që ilirët të shtyheshin drejt jugut, gjë që e bëri krahun e majtë të grupit të zinte shpatin jugor të Karpateve me territoret e sotme të Hungarisë, që kufizohen nga po ato Karpate, malet e Transilvanisë dhe bregun e majtë të Danubit, kurse krahu i djathtë, duke kapërcyer Danubin në një vend tjetër, u gjendet sot qyteti i Vjenës në Austri, duke qenë më i madh në numër, vajti dhe u shtri deri në pikën më të largët, aty ku është qyteti i sotëm i Venecies, dhe në jug deri në Shqipëri, duke zënë gjithë territoret ndërmjet Danubit, Moravës dhe bregut lindor të Adriatikut.

Sa për trakët, rruga e tyre drejt jugut ishte e veçantë dhe krejt e shënuar: ata të krahut të majtë kapërcyen Danubin dhe u drejtuan më pas nga jugu ndërmjet po atij Danubi dhe Detit të Zi, për të shkuar që të zënë Bullgarinë e sotme, Trakinë dhe Maqedoninë; kurse krahu i djathtë kapërceu Prutin, pasi kishte marrë drejtimin nga perëndimi, pushtoi Rumaninë e sotme ndërmjet maleve të Transilvanisë dhe Danubit, e kapërceu këtë lumë teposhtë Portave të Hekurta dhe pushtoi pjesën që mbetet të Serbisë, të shtrirë në perëndim të Moravës dhe në veri të Maqedonisë.
Ja se si trakët e ilirët, me origjinë pellazge, që flisnin të njëjtën gjuhë: pellazgjishten, dhe që kishin pushtuar pikën e skajshme lindore të zonës së shtrirjes së racës së bardhë në Azi, që nga lindja e tyre dhe deri në mijëvjeçarin III para Krishtit, kush e di se me çfarë emri tjetër, ndryshe nga trakët e ilirët, të cilët i kanë marrë shumë më vonë, u ndodhën, si pasojë e dyndjeve të njëpasnjëshme të ndërmarra gjatë këtij mijëvjeçari të tretë, të vendosur në viset, në të cilat ne do t'i gjejmë në momentin kur, - ndërmjet vitit 1700 e 1650 para Krishtit, - do të ndodhin shpërnguljet në Greqi të Danait, Kekropsit, Kadmit dhe të tjerëve, që erdhën nga Egjipti dhe Fenikia.

Do të vëmë në dukje, se ne e kemi gabim që i quajmë këto zbarkime të Danait, Kekropsit, Kadmit dhe të tjerëve bashkë me familjet e shpurën e tyre, me emrin shpërngulje në territorin grek, sepse në të vërtetë ishte puna vetëm për një kthim, ose më mirë, siç do ta thoshim sot, për një riatdhesim në vendin e stërgjyshëve. Të gjithë këta imigrantë, siç janë cilësuar deri më sot, nuk kanë qenë egjiptas ose fenikas nga prejardhja, përveç se të lindur, por pasardhës të argëve të lashtë, soje të ariasve që bënin pjesë në Ekspeditën e parë drejt Indisë dhe që, duke mos dashur të vazhdonin më tej ekspeditën, parapëlqyen të vendoseshin në fillim në Siri dhe në Feniki, e pastaj, pas disa shekujsh, në Egjipt të cilin e pushtuan me forcën e armëve, duke u vënë në krye të një ekspeditë të re të *Hyskosve*
(domethënë të *"emigrantëve"*, nga pellazgjishtja: *hikëj* = nisem, largohem nga vendi), të cilën ata e ngritën dhe e organizuan vetë me elementë të ndryshëm. Për të dhënë një shembull të marrë nga kohët tona, le të supozojmë se, - pesëqind ose një mijë vjet më vonë, - kanadezët francezë, për një arsye ose për një tjetër, të jenë të detyruar të braktisin me grupe Kanadanë dhe të vijnë për t'u vendosur në Franc ; po e njëjta gjë po të ndodhte me irlandezët, me gjermanët, me italianët dhe të tjerët, nuk është vështirë të gjenden shembuj të tjerë, që secili të kthehej në vendin e vet përkatës.

Ka autorë, të cilët të gabuar nga vendi i banimit të ilirëve dhe të shqiptarëve të sotëm, për të cilët vetëm pjesërisht është po ai vend i përbashkët për të dyja palët, kanë shprehur mendimin se në fakt shqiptarët janë pasardhës të drejtpërdrejtë të ilirëve. Kjo gjë është kaq e vërtetë për ne, sa nuk do të kundërshtojmë fare; përkundrazi, ne do ta shtjellojmë, ta zhvillojmë dhe t'i japim përmasat që meriton. Në fakt këta autorë, duke i shpallur shqiptarët si pasardhësit e vetëm të ilirëve, duke eliminuar me një goditje sllavët e helenët, - *nuk kanë bërë gjë tjetër, veçse kanë marrë vetëm një pjesë të vogël, në vend që ta merrnin të gjithën.* Ja shpjegimi ynë.

Kemi thënë më parë se termi etnik: *[i]alban,* - i cili nuk i ka pëlqyer Pashko Vasës, i cili e quan një neologjizëm, të cilin autorët e sotëm e kanë shpikur për të zëvendësuar termin e lavdishëm kombëtari

*shqiptar*, me prejardhje të lashtë, të denjë siç thotë ai për një adhurim të thellë dhe respekt të përgjithshëm, por i cili nuk ekziston vetëm se prej vitit 1380 pas Krishtit e shumta, - është, siç mund ta themi ne, po aq i lashtë sa *njeriu i bardhë*, sepse atë cilëson. Në fakt, *alban* është latinisht *albanus*, që në shqipen është: *arbën;* kjo është fjala e vjetër: *arverne;* ajo u përgjigjet fjalëve: *arg; aria, arieios, arinvos, arbavitnjs, alvaros, pellarios, o pellagyos,* etj., arbi=arab; arb-ja=femra e arabit; t-arg-ui=arab që banon në qendër të Saharës dhe në Hogar; shumësi nga arabët del: tuareg = tuaregët, etj. (Ne tashmë kemi folur për të gjitha këto etimologji në hyrje të kësaj vepre, duke dhënë njëkohësisht transkriptimet e vërteta në gjuhët përkatëse; lexuesi le t'u kthehet atyre faqeve).

Për ta mbyllur, ne do të themi që kanë pasur plotësisht të drejtë të thonë, se shqiptarët janë njësoj pasardhës të drejtpërdrejtë të pellazgëve të lashtë. Nëse për t'i asimiluar me ilirët janë mbështetur në vendin e banimit, që është i njëjtë për shqiptarët dhe për ilirët, përkundrazi, për t'i shpallur pasardhës të pellazgëve janë mbështetur para së gjithash te etimologjia: Pell-argoi = *"të lindur të bardhë" dhe më pas nga fakti që kudo, ku kanë ekzistuar në lashtësi pellazgët, ka pasur deri në kohët e fundit shqiptarë."*

Autorët e sotëm, për të shpjeguar ekzistencën e shqiptarëve në disa vise të Greqisë dhe të Italisë e të ishujve, *gjithmonë kanë pretenduar se këta shqiptarë kanë emigruar në vendet ku ndodhen, duke ardhur nga Shqipëria*. Por nëse mendohet mirë, duhet pranuar se Shqipëria vazhdimisht ka qenë një burim i pashtershëm emigrantësh, dhe se ajo gjithnjë ka furnizuar kolonitë shqiptare kudo, pa menduar se ka një kufi për këto shifra kaq të larta dhe më tej, se në pjesën më të madhe të kohës ky kolonizim nëpërmjet eksodit ka qenë i pamundshëm.

Në fakt, që Shqipëria për të gjitha kohët të ishte në gjendje të furnizonte popullsi në masë dhe t'i niste për të populluar rajone të tëra të shkretuara, siç pretendojnë këta autorë, duhet besuar që popullsia e saj gjatë këtyre epokave duhet të ketë qenë po aq e dendur sa Belgjika e sotme, në mos më tepër. Por ne e dimë në mënyrë të sigurtë, që Shqipëria gjithmonë me vështirësi ka qenë e populluar *dhe si rrjedhim, nuk duhet t'ia njohim këtë rol për furnizimin e popullsive shqiptare.*

Nga ana tjetër, ka një mendim të atyre, që pretendojnë se *zbrazëtitë e krijuara në popullsinë e krahinave të pushtuara nga përparimi i turqve, janë mbushur me popullsi që vinin nga Shqipëria;* por edhe ky mendim në asnjë mënyrë nuk duhet mbajtur e përkrahur, për arsyen fare të thjeshtë se *Greqia ka qenë pushtuar para Shqipërisë,* se ndërmjet Greqisë së pushtuar dhe Shqipërisë ende të lirë ka pasur një masë të madhe të ushtrive turke, me fytyrë nga Shqipëria, dhe së fundi, po të kishte pasur ikje të shqiptarëve të sulmuar, për të kërkuar gjetkë strehim, mund të mendohet fare mirë se ata nuk do të shkonin në Greqi për të gjetur strehim, sepse turqit tashmë e kishin pushtuar, por do të shkonin në drejtim të kundërt, qoftë nëpër malet e tyre pothuaj të pakapshme nga armiku, - dhe kështu ka bërë masa më e madhe, - qoftë duke lundruar për në Itali, Francë e Spanjë, për ata që do të ishin në gjendje ta ndërmerrnin këtë.

Si rrjedhim, ne mund të pohojmë se sasia e madhe e popullsive shqiptare që ndeshim, - ka të paktën nja pesëqind vjet, - jo vetëm në Greqi, Itali dhe në ishujt, po gjithashtu në Azinë e Vogël, Traki, Maqedoni, Jugosllavi, Bullgari, Rumani dhe madje në një krahinë të Rusisë jugore, të gjithë këta shqiptarë nuk kanë ardhur nga Shqipëria, siç beson gjithë bota; përkundrazi, të gjithë ata janë aty edhe sot rrënjës të vendit ku ndodhen dhe kanë ardhur nga popullsitë e ndryshme pellazgjike të kohëve të lashta, që kanë qenë të gjitha të racës së bardhë dhe të gjitha flisnin, nga lindja në perëndim dhe nga veriu në jug të territoreve të botës së njohur që nga lashtësia, po atë gjuhë: pellazgjishten, ashtu siç thuhet gjithashtu në Bibël në fillim të Gjenezës, dhe migrimet e ndryshme ose pushtimet që kanë ndodhur vazhdimisht gjatë dhjetëra e qindra mijëra viteve të shkuara, kanë luajtur rolin e një ruli shtypës për të rrafshuar dallimet eventuale dialektore ose shqiptimet dhe për ta bërë gjuhën kudo uniforme.

Për të njëjtën arsye, nuk duhet të habitemi, siç bëjnë gjithë autorët para nesh, që ka pasur kudo nga pak Albani dhe shqiptarë, jo vetëm në gadishullin e Ballkanit, por edhe në Itali, në Kaukaz, në jug të Rusisë në Iberi dhe madje në ishujt britanikë, dhe të konsiderohet fakti si i pasaktë ose si *"një mit i të lashtëve"*. E vërteta është në fakt mjaft e habitshme, shqiptarët janë në të vërtetë kudo nga pak. Por ajo që është shumë më e vështirë ka të bëjë me gjetjen dhe dallimin e tyre në mes të masës së madhe, që i mbulon përsipër në formën e një mbulese ose cipe. Meqë është e lehtë të njihen për shkak të tipareve të tyre racore fizike, mjafton të griset mbulesa ose cipa e asaj që i ka mbuluar, për të parë se do të dalë nga poshtë kësaj cipe greke, turke, italiane, rumune, serbe etj., baza reale shqiptare nën të.

Në të vërtetë shqiptarët nuk janë pasardhës vetëm të ilirëve, por dhe të gjithë popullsive të bardha të lashtësisë, bashkë me trakët, grekët, frigët dhe popullsitë e tjera të Azisë së Vogël, etruskët, latinët, me një fjalë të gjithë popullsive që të lashtët i përmblidhnin me emrin e përgjithshëm: *PELLAZGËT.*.

Veç kësaj, ne pamë se nga pikëpamja etimologjike na del po i njëjti përfundim. Në fakt, pa u ndruajtur se po biem në përsëritje, Pellasgos, sipas vetë të lashtëve, është një evoluim i Pellargos, që është me prejardhje shqipe dhe ndahet në Pell-arg-os, ku Pell është shqipja *piell*, që do të thotë: *lindur, nxjerrë*, arg po ashtu me kuptimin *i bardhë* nga *arg*, dhe os që është mbaresë greke. Por arg është njësoj me: *arb* ose *arbën* (fem. *arbëneshë* ose *arbëreshë*), ose më mirë akoma arvanits = *shqiptar*; ose: *alb* ose *albain, albin dhe albanus* = *shqiptar*.

Nuk duhet menduar se ky term *arg* është një shpikje jona për të mbrojtur këtë pikëpamje. Aspak, ai ka ekzistuar, përkundrazi, që nga lashtësia më e madhe dhe ne si shembull do të themi që e kemi gjetur te [*i]"Atlas de Géographie Historique"* e F.SCHRADER, *botim i Hachette 1896*, teksti i Hartës nr.24 *"KRYQËZATAT"*, nga fundi i kapitullit ku lexojmë: "ARGUES, për të shënuar Sinjorinë e Argosit në More, që i është dhënë njëkohësisht me *Naplin* ose *Nauplin* Gyit I. Ne e kemi quajtur të dobishme që ta citojmë këtu të gjithë në veçanti këtë formë të Atlasit të F.SCHRADER, sepse ajo konfirmon mendimin tonë, se në kohën e ndarjes së formës primitive: *piellargu,* që ka ndodhur të paktën nga epoka e Ekspeditës së parë të ariasve drejt Indisë dhe *në momentin kur ende nuk kishte dalë as gjuha dhe shkrimi grek,* forma e dytë ishte tashmë *arg*. Kjo na provon edhe se forma e folur: *ARGUES*, primitive, e lashtë dhe stërgjyshore akoma në përdorim në vitin 1248 pas Krishtit, është në kundërshtim me formën e shkruar greke të: Argos ose Argos.

Do të befasoheshim, kur do të merrnim vesh se sa i madh është numri i lokaliteteve në Provansë, që ende mbajnë ose kanë pasur emra me mbaresën *-argues.* Këta emra figurojnë në një hartë muri të Muzeut të Kështjellës së Sën Zhermenit në Laye, në katin që lidhet me Golën, dhe që provojnë se jugu i Francës fliste, para dialekteve romane që ende nuk ekzistonin, gjuhën shqipe dhe vetë populslia quhej *Arverne* ose më mirë *Arbërn* dhe *Albanais*, emër i stërgjyshëve të avernjatëve të sotëm. Ja disa emra të nxjerrë nga krahina e kufizuar prej Setës, Ales, Ronës dhe derdhjes së saj: *Aubussargues, Souvignargues, Gallargues, Baillargues;* edhe në Kantal mbi Alanjon ka gjithashtu: *Neussargues*Moisacc; dhe gjithashtu *Vauvenargues, Meyrargues.*

Duke u mbështetur në shqipen dhe në domethënien e Thrakes = të trashë = të pagdhendur, ne mendojmë se Illvroi ka pasur kuptimin: të lyrë = të yndyrshëm, ashtu si Ligues ose Ligurët = të ligurët = të dobëtit ose të hollët, Dardavoi = dërdënët = të fortët dërdëngë etj.

Grekët duke folur për ilirët, thoshin se ata zinin viset malore në veri të Epirit, deri në skajin verior të Adriatikut.

Me të drejtë lidhur me shtrirjen e madhe të viseve ilire, po ata grekë nuk pajtoheshin lidhur me popullsitë, të cilave u duhej dhënë emri si ilire; disa e përdornin këtë emërtim të përgjithshëm për të gjitha popullsitë ndërmjet Epirit e Liburnëve; të tjerë, si Herodoti, përfshinin aty venetët dhe banorët e pellgut të Moravës në Serbinë e sotme.

Emri latin *ILLYRICUM* nuk ka qenë sinonim me ILLYRIA. Nëse ky i fundit përfshinte gjithë vendet e banuara nga ilirët, përkundrazi ILLYRICUM ishte një emër politik, i përdorur për ndarjet e ndryshme të Perandorisë Romake, të cilat ndryshonin mjaft shpesh dhe përfshinin sipërfaqe shumë më të gjera se sa Iliria e mirëfilltë përfshinte vetë.

Ndikimi grek duket se asnjëherë nuk ka depërtuar aq thellë në brendësi të Ilirisë dhe se madje ai i bregdetit shumë shpejt u kundërbalancua pas shekullit të 3-të para Krishtit nga qytetërimi latin. Megjithatë shqipja ilire ose gege, ndryshe nga toskërishtja ose etruskishtja, i ngjet më shumë greqishtes së lashtë se sa latinishtes.

Iliria u bë një nga vendet më të mira të rekrutimit për legjionet romake; dhe në kohë turbullirash ushtarët ilirë mjaft shpesh ngriheshin në shkallët e hierarkisë ushtarake për të çarë me armë në dorë rrugën drejt fronit perandorak. Kështu ka ndodhur që mbrojtësit më të guximshëm të Perandorisë, perandorët ilirë të shekullit të tretë, Klaudi, Aureliani, Probi, u ngritën në shkallën e dinjitetit perandorak dhe zbrapsën vërshimin barbar, dhe më në fund Diokleciani dhe Maksimini.

Gjuha e ilirëve, ashtu si dhe e trakëve dhe e gjithë popullsive të tjera të bardha, është gjuha pellazge. Kjo gjendje në fakt mbi të gjitha në pjesën lindore ose më mirë juglindore të Europës ka vazhduar deri në kohët e fundit. Dhe përsa i përket Italisë së jugut dhe Sicilisë, Greqisë, Serbisë dhe Turqisë, pothuaj e njëjta gjendje vijon të ekzistojë edhe sot.

Në lashtësi autorët, duke folur për gjuhën që flisnin banorët e qyteteve, kërkonin të bënin krahasime, duke thënë se aksh qyteti ishte si e aksh tjetri, kurse e një të treti ishte si e një të katërti etj. Kjo mënyrë

njoftimi na lë të kuptojmë se të lashtët e dinin fare mirë, që gjithë bota fliste po atë gjuhë, pellazgjishten, por ata donin të informoheshin për të folmen, dialektin ose shqiptimin e secilit qytet, duke e krahasuar njërin me tjetrin.

**Qytetërimi minoik**

Para se të flasim për rolin që kanë luajtur trakët dhe ilirët pas vendosjes së tyre në Ballkan, e quajmë të nevojshme të përmendim së pari këtu ndikimin që ka ushtruar *qytetërimi minoik* i Kretës që nga viti 3500-3300 para Krishtit jo vetëm mbi Greqinë e Ballkanin, por mbi gjithë Europën e njohur në atë kohë.

Quhet *qytetërim minoik* ai që është zhvilluar në Kretë gjatë periudhës së gjatë ndërmjet 3500 dhe 1200 para Krishtit, në rrethin e të cilit vendoset si të thuash mbretëria e Minosit, dhe që i transmetuar pak nga pak në të njëjtën kohë me *qytetërimin mikenas* të dalë prej tij në gjithë Mesdheun, ka dhënë ndihmesë për lulëzimin dhe zhvillimin e *qytetërimit grek* në tërësi.

PREJARDHJA E TIJ. Nuk ka asnjë dyshim se qytetërimi primitiv neolitik i ishullit të Kretës ka evoluar normalisht gjatë periudhës së parë *proto ose minoike primitive*; dhe kjo periudhë *protominoike* ndërmjet 3500-3000 para Krishtit e madje edhe pak më vonë, na tregon evoluimin përparues ose evoluimet e qeramikës neolitike dhe të periudhave të para të bakrit mbi bazën e së njëjtës teknikë.
Ndikimi egjiptas shfaqet jo vetëm nga shqyrtimi i monumenteve kretase të zbuluara, por edhe shpjegohet nga pozicioni gjeografik i vetë ishullit, që ishte më i miri dhe më i parapëlqyeri nga të gjitha ndikimet e tjera. Ai mbështetej nga komunikimet e dendura detare ndërmjet Kretës dhe Egjiptit dhe duhet të datohet sipas periudhave egjiptase, që vijnë para shumë prej dinastive, siç provohet nga vazot ose veglat egjiptase që janë gjetur në ishull.

Pozicioni gjeografik i Kretës, që ndodhet në qendër të Mesdheut Lindor, shpjegon gjithashtu shfaqjen sporadike të rrymave të qytetërimeve të tjera, por këto nuk janë aq të rëndësishme sa ai i Egjiptit.

ZHVILLIMI I TIJ. Ajo që e karakterizon artin dhe qytetërimin minoik është se që në fillim ai na tregon se nuk do të bëhet një imitim servil i elementëve të huaj, siç u bënë më vonë ato të qytetërimeve fenikas dhe të tjera mesopotamase. Zhvillimi përparues i artit minoik na tregon se ai ndoqi rrugët e veta dhe ndonëse shpesh i ka marrë shtysat e para nga jashtë, asnjëherë nuk i ka respektuar pikë për pikë dhe nuk ka ndenjur për një kohë të gjatë nën ndikimin e tyre. Zhvillimi tërësor i qytetërimit minoik mbështetet në strukturën e vet dhe në përparimin e formave e të teknikave të qeramikës, dhe në evoluimin e hijeshisë e të punës së arkitekturës, që janë thjesht krijime vendëse dhe në zhvillimin e tyre ndjekin rrugën origjinale të hapur nga qytetërimi kretas vetë. Ky zhvillim i artit, kryesisht mbi bazën e qeramikës siç ndodh pothuaj gjithnjë në arkeologji, ndahet në tri periudha të mëdha, të cilat në kohë ndahen si më poshtë:

Minoike primitive: 3300-2100 para Krishtit.

Minoike e mesme: 2100-1550 para K.

Minoike e re: 1550-1300 para K.

Dijetari EVANS, i cili ka bërë gërmimet në Kretë, e ka ndarë secilën nga këto periudha gjithashtu në tri të tjera; por meqë kjo nënndarje nuk përputhet me faktet, sistemi i tij ka ngjallur kundërshtime dhe protesta, sepse shkakton gjithnjë vështirësi.

SHTRIRJA. Qytetërimi minoik gjatë zhvillimit të tij dhe kryesisht gjatë periudhës kur ka qenë më i lulëzuar, ka ushtruar pak a shumë ndikim mbi gjithë viset rreth tij. Disa herë ky ndikim, duke ndjekur rrugët e tregtisë përmes vendeve barbare, arriti ndonëse më i dobët dhe jo aq me efekt deri te vende shumë të largëta të Europës Qendrore. Por vendi ku qytetërimi minoik hyri menjëherë dhe në masë nga fundi i periudhës së mesme ka qenë Peloponezi, dhe më saktë Mikena. Nuk janë përcaktuar ende plotësisht elementët lokalë dhe elementët e huaj të ardhur nga jashtë në *qytetërimin mikenas* tepër të lashtë, që përfaqësohet në varret e famshme mbretërore të akropolit të Mikenës. Sido që të jetë, është e padiskutueshme që pasuria më e rëndësishme e këtij qytetërimi përbëhet si nga vepra minoike autentike, edhe nga vepra lokale, por të prodhuara sipas modeleve minoike. Ky qytetërim, i cili pak nga pak e zgjeroi rrethin mbi gjithë viset e brigjeve të Peloponezit - (megjithatë pa hyrë më në thellësi në viset arkadiane) - mbi Greqinë kontinentale dhe pothuaj në gjithë tokat greke, u zhvillua edhe më dhe njihet me emrin: *qytetërimi mikenas.* Megjithatë, deri në ditët e fundit të jetës, ai mban vulën e origjinës, të qytetërimit minoik, për këtë arsye e gjithë periudha midis viteve 1600-1250 para K. shënohet me emrin: *qytetërimi kreto-miken.*

Dhe ky qytetërim kreto-miken së fundi u bë kaq i përhapur me kalimin e kohës, sa asnjë qytetërim tjetër parahistorik nuk ka mundur të jetë si ai. Janë gjetur gjurmë të tij të shumta dhe të prekshme diku, diku tjetër të përziera me të tjera, që nga Sicilia dhe Italia e poshtme deri në brigjet e Azisë së Vogël, që nga Siria e Palestina dhe qendra e Europës deri në Egjipt, dhe (siç duket) edhe më në jug deri në Nubi. Shtrirja e ndikimeve të qytetërimit kreto-miken drejt veriut, shtrirje që nuk është edhe aq e prekshme, shihet si një depërtim nëpërmjet Ilirisë, Adriatikut e Marsejës, përgjatë rrugëve ose kalimeve nëpër të cilat qelibari i Baltikut dhe kallaji i ishujve Kasiteride arrinin në Greqi.

KARAKTERI I VEÇANTË I QYTETËRIMIT MINOIK. Gjatë gjithë periudhës dymijëvjeçare të jetës së vet, dhe jo vetëm gjatë kulmit të tij, qytetërimi kretas frymëzohej nga një skaj në tjetrin prej një shpirti të veçantë butësie, gëzimi dhe përparimi qytetërues. Nuk shihen aspak ato skena të përgjakshme, aq të shtrenjta për vetë qytetërimin minoik, me gjithë prejardhjen e drejtpërdrejtë prej tij. Fryma e një paqeje të vazhdueshme dhe të qëndrueshme, të cilën në mënyrë të goditur EVANS e ka quajtur me mençuri *Paxminoica*, pasqyrohet në artin e tij. Duket sikur asnjëherë fakte ose peripeci të luftave nuk e kanë prekur këtë qytetërim të gjatë e të qëndrueshëm, sepse në rast të kundërt këto fakte ose peripeci (lufte) patjetër do të kishin frymëzuar edhe artin. Traditat lidhur me Minosin e Ri, i cili mbahej si një luftëtar dhe pushtues i ashpër e i frikshëm, me siguri duhet të lidheshin ose t'i visheshin një epoke shumë më të vonë; pasi ishte e pamundur që në zhvillimin e plotë të qytetërimit minoik dinastë të tillë, si Minosi i Ri të kenë vepruar pa na lënë pasoja në faktet e artit.

U ndalëm pak më gjatë për të folur për qytetërimin minoik ose kretas, sepse karakteri i tij origjinal është shprehje ose madje imazhi vetë i popullit të pamatë që e ka lindur. Në fakt, *populli i kretës nuk është tjetër veçse një popull i pastër pellazgjik, që në atë kohë nuk mund të kishte pasur përzierje tjetër veçse me pasardhësit e drejtpërdrejtë të racës së kuqe të Egjiptit, lundërtarë e kolonizatorë, që kolonizuan gjithashtu pellazgët primitivë dhe autoktonë të brigjeve të Nilit.* Një popull primitiv i tillë si pellazgët, i cili ka krijuar gjithçka *abovo*, që nuk ka kopjuar asgjë, - ose më mirë nuk ka mundur dot, - i cili e ka konceptuar gjithçka me frymëzimin e vet dhe vetëm me imagjinatën e tij, nuk mund të ishte veçse moral dhe moralizues, njerëzor e njerëzorizues, paqësor e tolerant. Kështu gjithë autorët e lashtë, si grekë dhe latinë, na i përshkruajnë si të qetë, ... të urtë, punëtorë, prodhues, tolerantë dhe mikpritës, që janë *të gjithë arsyet ose cilësitë që i bënë të asimilonin gjithë popullsitë, të cilat gjenin strehë tek ata.*

E njëjta gjë është me gjuhën pellazge. Prejardhja e saj, siç e kemi parë, është kaq e largët dhe përfshin kaq shumë dhjetëra e qindra mijëra vjetësh të formimit, të zhvillimit, të evoluimit dhe të njëjtësimit, sa ndiejmë një farë keqardhjeje lidhur me të gjithë ata, që gjithmonë janë përpjekur t'u japin gjuhëve semitike ose mesopotamase një rëndësi, për të cilën formimi i tyre krejt i vonë - gjithsej jo më shumë se 10.000 vjet - nuk mund t'ua japë dhe, aq më pak, t'u vishet atyre roli i huadhënësve për gjuhën pellazge.

I lamë trakët dhe ilirët në momentin kur hynë në Ballkan, duke ardhur të parët nga viset e Ukrainës së sotme dhe duke kaluar nëpër deltën e Danubit e të Dobruxhës, kurse ilirët nga viset ndërmjet Karpateve dhe Detit Baltik, duke kaluar nëpër tokat që rrethojnë qytetin e Vjenës në Austri. Gjatë përparimit të tyre drejt Ballkanit, këto popullsi ilire morën me vete elementë shumë biondë, që jetonin në tokat e përshkuara prej ilirëve dhe që vinin nga një përzierje e pellazgëve dhe e pasardhësve të atlantëve, që kishin mbetur në Europë pas fundosjes së ishullit të tyre në Atlantik. Duke lënë mënjanë këtë dallim të ilirëve, të dy popujt: trakët dhe ilirët ishin plotësisht të njëjtë, pasi kishin të njëjtën prejardhje të përbashkët: pellazgjike dhe flisnin pothuaj po ato dialekte pellazgjike. Ky identitet ndërmjet trakëve dhe ilirëve u bë i dukshëm pas hyrjes së tyre në Ballkan dhe përhapjes së tyre në gadishull, ku ata u ndërthurën fare lehtë, pa u përpjekur aspak për t'iu kundërvënë kësaj përzierjeje dhe aq më pak për të luftuar me njëri-tjetrin.

Janë pra popujt trakë e ilirë, pellazgë autentikë, arias ose argë, të ardhur nga veriu, që erdhën e u përzien me elementët e ndryshëm autoktonë paleolitikë aq mirë në gadishullin ballkanik në tërësi dhe në Azinë e Vogël perëndimore, dhe formuan më vonë popullin, që *mori* emrin me prestigj *helenët.* Por këta helenë, në thelb, nuk janë pellazgë të pastër, arias ose argë, në kuptimin e mirëfilltë të fjalës, sepse në fakt janë produkt i përzierjes së mëparshme me mesopotamasit e Fenikisë dhe të metisëve të Egjiptit. Ardhja e këtyre të fundit në Greqi nuk mund të krahasohet me ardhjen paqësore të trakëve dhe ilirëve; përkundrazi, imigrimi i feniaksve dhe i egjiptasve në territorin grek mori formën e një pushtimi, sepse ata zbarkuan me turma dhe iu imponuan popullsive rrënjëse me armë në dorë. Kështu të drejtën e tyre si refugjatë ata e shndërruan, në vendlindjen e stërgjyshëve të tyre të emigruar, në një vendosje me forcë, si aristokraci luftarake mbi vendësit, të cilët iu nënshtruan kryerjes së gjithë punëve produktive dhe gjendja e tyre shqoërore u kthye në *'servë'*, siç ishin *'Ilotët'* në Peloponez, ... *'Argades',* penestët dhe të tjerët në Thesali etj.

Por le të mos shkojmë përpara, para se të flasim për helenët, do të themi se trakët, të ardhur në brigjet e detit Egje, u ndanë në dy degë: e djathta u përhap në Maqedoni dhe në perëndim të Bullgarisë së sotme, kurse e majta në lindje të Bullgarisë së sotme, në pjesën më të madhe të Rumelisë gjithashtu të sotme dhe në gjithë pjesën tjetër të Gadishullit Ballkanik poshtë të ashtuquajturës Rumeli dhe të kufizuar me Strimonin në perëndim, Detin Egje, Helespontin dhe Propontidën në jug, dhe Bosforin dhe Detin e Zi ose Pontin Euksin ... dhe territori i përfshirë mori emrin Traki, nga emri i vetë popullit që e zinte dhe që cilësohej si Thrakes nga pellazgjishtja: **i trashë** (në shumës: *të trashë* ‘i pagdhendur’, i rëndë, fshatarak.

Pasi u ngulën, një pjesë e këtyre trakëve kapërcyen dy ngushticat dhe vajtën të zinin vend në Azinë e Vogël me emra të ndryshëm: *frigasit, mizinët, bitinët, dardanët, lidiasit, karienët, lisienët, likaonienët pamfilienët,* etj., emra që iu dhanë pas përzierjes së tyre paqësore me rrënjësit e çdo vendi përkatësisht që pushtuan.

Pa qenë nevoja të përsërisim, po themi se gjuha e trakëve dhe e gjithë popujve autoktonë të Ballkanit dhe të Azisë së Vogël, me të cilët u përzien, si e ilirëve dhe e popujve autoktonë që gjendeshin në viset e pushtuara prej tyre, ishte pothuaj e njëjta gjë: *pellazgjishtja.*

Nga ana tjetër, edhe ilirët të ardhur në fund të dyndjes së tyre, u shtrinë në gjithë zonën ndërmjet Adriatikut, Danubit e Moravës, që mori emrin *Iliri* dhe Illiria, nga emri i tyre i përveçëm: *ilirë* ose Illires dhe më vonë: Illirioi ose *ilirët* nga pellazgjishtja: i lyrë (shumësi: të lyrët), të njollosur, të përlyer.

Madje as të lashtët nuk kanë qenë në një mendje lidhur me popujt që duhej të fusnin si ilirë, disa e përdornin këtë emërtim mjaft të përcaktuar dhe që nuk ka asgjë të përgjithshme, siç ka qenë rasti me: Pellargoi ose Pellasgoi = pellazgë, që ishte shumë i përgjithshëm ose kolektiv, sepse përfshinte gjithë individët të racës së bardhë të pastër dhe pa përzierje të huaj, për gjithë popullsitë të përfshira nga kaonët e Epirit dhe liburnët; autorë të tjerë, duke përfshirë Herodotin, fusnin tribalët, epirotasit, autariatët, ardiejtë, dasaretët, pirustët, penestët, partenët, taulantët dhe abantët, e po ashtu venetët dhe banorët e pellgut të Moravës, Serbinë e sotme. Japigët, mesapët dhe të tjerët në territorin e Italisë, përballë Adriatikut gjithashtu ishin ilirë.

Sa për gjuhën ilire, ne tashmë kemi thënë se ajo ishte e njëjtë me atë të gjithë popujve të përmendur më sipër dhe me të trakëve e gjithë popujve trakë të përmendur: *pellazgjishtja*, me disa ndryshime të vogla.

*Libri i dytë:*

# NGA TRAKËT DHE ILIRËT DERI TE HOMERI

## Periudha nga ardhja e trakëve dhe ilirëve në Ballkan deri te pushtimet e Danait, Kadmit etj.

## (2500 deri 1650 para K.)

## TRAKËT, ILIRËT DHE PELLAZGËT

### KONSIDERATA TË PËRGJITHSHME

Historia mund ta njohë me lehtësi prejardhjen e popujve të Europës së kohëve të reja dhe të dallojë vijën e farefisnisë që i bashkon me popujt e lashtë; por njohja e prejardhjes së këtyre popujve të lashtë është një histori tjetër; një histori që na rrëshqet dhe për të cilën jemi të detyruar të bëjmë hipoteza.
Dijetari i shquar Max Müller, në librin e tij *”Shkenca e gjuhës* ka shkruar, ndonëse në kundërshtim me mendimin e përgjithshëm të gjithë të të lashtëve, se pellazgët, ose më mirë ekzistenca e tyre, është *një mit i të lashtëve për disa.* Pas kësaj ka punë për të bërë...

Po në të njëjtën renditje idesh hyn edhe mendimi, se helenët kanë ardhur dhe kanë zënë Greqinë duke zbritur nga veriu, ndërsa në të vërtetë nuk ka pasur një popull, i cili të mbante këtë emër dhe kurrë nuk e ka pushtuar Greqinë.

Megjithatë, nëse grekët e lashtë nuk na i kanë thënë posaçërisht, hapur dhe me forcë hollësitë, se çfarë ishin ata në të vërtetë, ka megjithatë shumë ose mjaft autorë të lashtë, që na thonë se ata vinin nga pellazgët. Ata na kanë lënë - dhe madje me shkrim - fjalinë fare të qartë: (greqisht) domethënë: “(kombi) helenik (është) pellazg”. Lidhur me dhënien e hollësive ata, që na ka dhënë njoftime, nuk na i kanë lënë, sepse ata mendonin që çështja ishte përgjithësisht e njohur në atë kohë. Po ta kishin parashikuar që pas dy mijë ose dy mijë e pesëqind vjet më vonë ne do të kishim vështirësi, nuk do të kishin lënë pa na i dhënë me bollëk. Kjo ishte e mundshme për ata, sepse nuk cilësoheshin me mbiemrin helenë. Përkundrazi, ata që quheshin *helenë* dhe vetëm helenë, dëshironin gjithnjë (nëse i përkisnin një

prejardhjeje të huaj: egjiptase, fenikase ose tjetërsoj, ose një prejardhjeje pellazge të përzier me racën pushtuese) të vinin në dukje se nuk ishin pellazgë.

Vetëm njohja e një gjendjeje të tillë shoqërore e shpjegon dhe mund ta bëjë të kuptohet, për ata që interesohen, evoluimin real të historisë shqiptaro-greke përmes mijëvjeçarëve, që nga koha e luftës së Trojës e deri më sot. Me një fjalë, për ta saktësuar më mirë çështjen, nëse ka një të tillë, ata dijetarë ose të tjerë, që besojnë se Lufta për pavarësinë e Greqisë nga 1820 deri më 1830 u bë nga grekë që flisnin vetëm greqisht (në atë kohë kur Shatobriani e trajtonte Athinën, në veprat e tij si *”Udhëtimi për Palestinë” ose “Jeruzalem”* si një *fshat i fëlliqur shqiptar”*), gabohen plotësisht. Është kureshtare, por kjo është e vërteta: të dy ushtritë, që gjatë Luftës për Pavarësinë e Greqisë më 1821-1830 ishin përballë dhe luftonin, ishin të po asaj kombësie! shqiptare, si nga ana e quajtur e grekëve, edhe nga ana e turqve. Vetëm të huajt, dhe midis tyre ata që nuk dinë gjë, mund ta shpërfillin këtë; të gjithë të tjerët e dinin fare mirë se ushtria turke përbëhej nga shqiptarë, por myslimanë, kurse ushtria greke po ashtu përbëhej nga shqiptarë, por të fesë së krishterë lindore ortodokse, si të famshmit: Marko BOÇARI, i cili ka një rrugë në Paris XIX; të dy ANDRUCOT, K. XHAVELLA, A. DHIAKU, GRIVA, G. KARAISKAQI, TH. KOLOKOTRONI, ati PAPA FLESA, KANARISI, MIAULI, KUNDURIOTI, KAPO D’ISTRIA, princi PETROBEJ MAVROMIHALI, Andre LONDO që mbante një flamur të kuq me një kryq të zi në mes, And. EKONOMI, shefi i këmbësorisë së marinës, Jak TOMBAZI, G.
SHAKTURI, C. BAZDEQI, të dy MAVROMIHALËT K. dhe E. P. KOLOKOTRONI, Aleks MAVROKORDATOS, heronjtë shqiptarë të SULIT ose SULIOTËT, dhe gratë e tyre edhe më heroike, të cilat për të shmangur çnderimin duke rënë në duar të turqve, vranë veten, duke u hedhur njëra pas tjetrës me valle nga buza e Zallongos, F. XHAVELLA, admirali And. BABA, Gj. NEGA, athinasi Lambr. BEJKO, kap. J. QIRIAKOS, D. QOSE, A. GJEORGJIU, kap. BRUSAKU, K. FOTOMARA, HAXHIPETRO, J. STRATO, SADIMA, J. GURA etj., etj.

Por meqë grekët nuk hyjnë në kuadrin e temës që po trajtojmë në këtë periudhë, do t’i kthehemi çështjes që na intereson, domethënë trakët, ilirët dhe pellazgët. Në kapitullin e mëparshëm i kemi lënë trakët në anën perëndimore, në Maqedoni, në kufirin me Thesalinë, dhe ilirët në Shqipëri, në veri të kufirit epirot. Megjithatë nuk duhet menduar se ata kanë ndenjur gjithë kohën atje; ndërmjet atyre ata kanë qenë në kontakt si me thesaliasit, edhe me epirotët, popullsi autoktone pellazge gjithashtu kanë hyrë në marrëdhënie me ta dhe në mënyrën më të afërt, meqë ishin të së njëjtës racë dhe, mbi të gjitha, sepse flisnin pothuaj të njëjtën gjuhë: pellazgjishten; që këtej del se në fund të fundit, trakët dhe ilirët depërtuan në popullsinë pellazge autoktone të vendit, që ende nuk quhej *Greqi* dhe formuan me to popullsitë e reja, të quajtura në perëndim: *eolët* ose Aiolleis (nga pellazgjishtja: *ay i holli* në njëjës dhe *ata të hollët* në shumës) e po ashtu në Thesali, dhe *jonianët* ose Iones (nga pellazgjishtja: *joni[/i* = yni në njëjës dhe *jonët* ose *tonët* në shumës), në lindje dhe në Thesali gjithashtu.

**Akejtë - Eolët - Jonianët**

Që pothuaj nga viti 2500 para K., data e kontaktit të parë të trakëve dhe ilirëve me pellazgët autoktonë të Gadishullit Ballkanik, deri afër 1800 para K., eolët dhe jonianët e përmendur, për shkak të dyndjeve dhe të përzierjeve të reja me pellazgët autoktonë të Peloponezit - të cilët natyrisht ende nuk quheshin ashtu - kanë sjellë lindjen e një populli të ri, i cili përveç emrit të eolëve, quhej edhe *akejtë* ose Ahaioi (nga pellazgjishtja: *aq i hieshëm* shumë i bukur, sa u pëlqen të gjithëve).

Eolët me këtë emërtim të ri, akejtë, njihen gjithashtu nga mbishkrimet, që na kanë lënë hititët dhe që nuk i njihnim deri para pak kohësh. Vetë akejtë, nën ndikimin e qytetërimit kretas ose minoik, krijuan qytetërimin mikenas; janë ata që ndërmorën ekspeditën detare kundër qytetit të Trojës në anën tjetër të detit Egje, dhe fakti që ata u përhapën në gjithë Greqinë dhe në ishujt provon aftësitë e tyre të mëdha si luftëtarë, veprimtarinë e tyre në përgjithësi dhe dinamizmin e tyre. Kanë qenë ata përsëri, që në sajë të kësaj veprimtarie dhe këtij dinamizmi e përhapën dialektin eolo-akeas në Thesali, Beoti, Arkadi dhe deri në Eolidë në Azinë e Vogël dhe në Qipro. Më së fundi, janë jonianët dhe eolët ndër banorët më të vjetër të Greqisë, të kariasve dhe të të tjerëve, me të cilët ata u përzien.

**Pikënisja e formimit të elementit që quhet Helenë dhe gjuhës që quhet helene**

Pikërisht nga fundi i kësaj periudhe ndodhën vërshimet e egjiptasve dhe të fenikasve të Danait, Kadmit etj., dyndje që patën kaq shumë pasoja si nga pikëpamja shoqërore e politike, ashtu dhe gjuhësore. Në fakt, duke nisur nga ky moment nisi të formohej gjuha e lashtë greke dhe për shkak të këtyre invazioneve popullsitë e Greqisë, të cilat nuk njihnin në gjirin e tyre dallimet e klasave shoqërore, nisën të ndaheshin në *klasa drejtuese,* që përfshinin pushtuesin e huaj, dhe jono-eolët autoktonë ose të përzier me trako-ilirët, domethënë pellazgët ose *lelegët,* që u bashkuan me ta dhe ndanin pushtetin, dhe në *klasat e*

*shtypura* të skllevërve, si *ilotët*, *penestët* dhe të tjerët të robëruar, si dhe *jo skllevërit*, siç kanë qenë periekët e ndryshëm, metekët dhe pjesa që mbetet e popullsisë së pushtuar.

**Lelegët**

Etimologjia e këtij emri, ashtu si dhe i vetë *pellargos*, na lejon të pohojmë atë të *"i lindur i bardhë"*, që kemi dhënë si etimologji për këta të fundit.

Për etimologjinë e Leleges njoftimet që na japin autorët e lashtë që pas Homerit e deri te Pausania janë të papërcaktuara, të mjegullta e kontradiktore; kështu që e përligjin atë që duam të japim ne.

Sipas Homerit, lelegët banonin në viset rreth malit Ida dhe brigjet e lumti Satnioeis me qytetin *Pédasos*, dhe kishin qenë aleatë të trojanëve. Nga ana tjetër gruaja e Priamit, *Hekuba,* ishte me origjinë lelege, një popull që kishte emër për karakterin luftarak. Besohej se duke u nisur nga kjo qendër, ata u përhapën në brigjet dhe në ishujt e Azisë së Vogël, të cilën e pushtuan pasi dëbuan ata, që tashmë banonin atje, si jonianët, si dhe ata që u quajtën më vonë lidiasit. Thuhej se Mileti më parë quhej Lelegejs (Lelegnjis) dhe besohej gjithashtu, se tempulli i Herës pellazgjik në Samos ishte ndërtuar nga lelegët, të cilët banonin në atë ishull, siç kishte dhe të tjerë që banonin në ishullin Hios dhe në qytetin e Focesë në kontinent. *Sipas këtyre traditave, lelegët duket se kanë qenë të lidhur me pellazgët dhe i përkisnin racës pellazgjike.*

Në kundërshtim me këto njoftime janë ato, sipas të cilave lelegët ishin një popull barbar; njoftime të tjera i bëjnë si të njëjtin popull me kariasit, dhe sipas asaj që na jep Straboni (C.321), ata kanë qenë vetëm bashkëbanues me kariasit dhe në të njëjtën zonë rekrutimi ushtarak me ta. Në vetë Karinë ka pasur fortifikime dhe varre të braktisura, që i quanin *lelegi* (Lelegeia). Ka pasur dhe një traditë që, pas marrjes së Trojës, lelegët u shpërngulën nga Eolida në Kari dhe se kanë ndërtuar atje një Pedasa të re dhe shtatë qytete të tjera, ndër të cilët Snangela dhe Mindos (Strab. C. 611). Sipas Herodotit, ndërmjet ekuipazheve të flotës së Minosit kishte gjithashtu dhe lelegë, një popull që ishte, siç thotë ai, *i nënshtruar dhe paguante haraç*. Mendimi për bashkimin e ngushtë të lelegëve dhe të kariasve mbështetej po ashtu nga Filipi i Snangelës në një vepër, që ka humbur dhe ku ai shprehej se lelegët ishin servë () të kariasve; përkundrazi Straboni thotë se ata përbënin një ndarje () të qytetarëve karias, kurse sipas disa të tjerëve ata ishin penestë () të thesaliasve dhe ilotët () të spartanëve. Janë të shumtë ata sot, që anojnë nga ky mendimi i fundit dhe pranojnë se lelegët, si banorët më të lashtë të Karisë, *kishin përfunduar në skllevër*, ashtu si penestët dhe ilotët, nga ata që kishin pushtuar vendin e kariasve. Nga ana e tij Kiepert pranon se lelegët ishin ilirë.

Kështu njoftimet lidhur me këtë popull 'shtegtar'(?) janë të ndryshme dhe kontradiktore, sepse jashtë ishujve dhe vendeve të cituara, autorët e lashtë na thonë gjithashtu se ata banonin në Beoti, Lokridë të Opuntës, Etoli, Eube, Lakoni, që gjithashtu mbaheshin si qendra e tyre kryesore, nga vjen po ashtu emri tjetër i Lelegisë (), Mesenia, ku besohej se ata ishin dërguar si kolonë, që vinin nga Lakonia dhe Megarida, Elida, Thesalia pasi kishin dëbuar pellazgët(?) dhe Epiri, ku besohej se ishin fqinjë të molosëve.

**Shpjegimi i prejardhjes etimologjike të fjalës: Lelek ose Leleg**

Nga gjithçka u tha, konstatohet se lelegët, pa u lokalizuar aspak në disa pika të përcaktuara të Greqisë, të ishujve dhe të Azisë së Vogël, përkundrazi janë përhapur kudo nëpër territoret greke, ku kanë barkuar fenikasit, dhe është përfunduar, - (nëse nuk njihen faktet reale), - se atje, ku të lashtët na thonë se kishte lelegë, nuk ka pasur pellazgë, dhe se lelegët duket se kanë qenë më të shumtë në numër se pellazgët. Ky fakt i vetëm mjafton për të rrëzuar mendimin e atyre, që pretendojnë, si ndër të lashtët edhe në të kohëve të reja dhe të sotme, se etimologjikisht lelegët do të thoshte eklektoi, domethënë *të zgjedhurit*, për arsyen e thjeshtë që *të zgjedhurit* ishin shumë më tepër në numër se pellazgët, në gjirin e të cilëve ishin zgjedhur. Prandaj duhet gjetur diçka tjetër, që të përshtatet.

Këtë shpjegim përsëri do të na e japë gjuha pellazge. Në fakt, njëjësi i Leleges është leleg, që po të zbërthehet për të gjetur rrënjën dhe mbaresën greke të emërores, na jep: lelek-s. Kjo formë e papërcaktuar pellazge: lelek, na bën menjëherë të mendojmë për fjalën greke: Pellargos që do të thotë po të njëjtën gjë si LELEK, domethënë: *lejlek.*.

Dhe tashti për të kuptuar më mirë shpjegimin tonë, jemi të detyruar të japim disa njoftime plotësuese. Duhet ditur se pellazgët, deri në shekullin VI para erës sonë mbanin si rrobë të sipërme një lloj veshjeje prej liri, shumë të gjerë dhe të gjatë, me ngjyrë krejt të bardhë, si ajo që mbajnë sot ende popullsitë arabe të Afrikës. Dhe këtë njoftim nuk po shpikim ne në mënyrë fantaziste për të na shërbyer sipas qëllimit, por përkundrazi, e nxjerrim nga vetë historia e lashtë: *Tukididi* (I, 6), për shembull, na thotë tekstualisht se *nuk kishte shumë kohë që pellazgët e kishin këmbyer veshjen e tyre të zakonshme, ose kombëtare, prej*

*liri të bardhë kundrejt rrobës së banorëve të tjerë të Athinës dhe të Atikës*, që përbënin klasën eprore ose elitën drejtuese; dhe *Etymologicon Magnum* i *Thomas Gaisford* te fjala Pellargykoi thotë: (greqisht), domethënë, *...të cilët (pellazgët) kur i panë fenikasit, i quajtën LELEK, për shkak të pëlhurës që mbanin përsipër..."* Ka edhe pasazhe të tjera analoge të të lashtëve, që dëshmojnë po këtë fakt, por dy që citojmë ne janë të mjaftueshëm.

Si pasojë, kur fenikasit e parë shkelën në Azinë e Vogël, në Greqi, në ishuj, në Itali e gjetkë dhe zbarkuan, duke parë për herë të parë pellazgët të përkulur nëpër arat e tyre duke punuar dhe duke i marrë për lejlekë, edhe i quajtën me emrin e tyre LELEK, që në fenikishten, ashtu si dhe në pellazgjishten - nga e huazuan fenikasit - do të thotë *lejlek*; dhe dy cilësor, i shndërruar në: leleges ose LELEGES, u mbeti gjithashtu pellazgëve dhe madje u zhvillua në të dy anët e detit, si dhe ndërmjet pellazgëve të brendshëm. Dhe meqë në atë epokë greqishtja ende në formimin e vet të parë nuk e kishte fjalën përkatëse për të shënuar *lejlekun[/i*,, ajo mori: Pellargos, që i përgjigjej termit fenikas dhe pellazg: *lelek-u*, që do të thoshte pikërisht: *lejlek.* Kështu, duke u mbështetur në këtë terminologji, mund të thuhet se popullsitë e racës së bardhë që nga zbarkimet e para të fenikasve në Azinë e Vogël, në ishujt dhe në Europë, mund të kishin dy emërtime, njërin të përgjithshëm, si PELLAZGË, të përbashkët për gjithë racën, dhe një tjetër, më të veçantë, si LELEGË, që u vihej si nofkë pellazgëve, që kishin ardhur në kontakt me fenikasit, të cilët vërtet zbarkuan ose pasardhësit e tyre. Për të njëjtën arsye ne mund të themi njësoj, se gjithë popullsitë pellazgjike të cilat, në një moment të dhënë, morën gjithashtu nofkën *Lelegë*, dhe nga ky fakt humbën gjithashtu lirinë e tyre dhe ranë, me emra të ndryshëm, në skllavëri në fitim të pushtuesit të huaj, si ilotët, penestët, argadët, servët () etj., përkundrazi, popullsitë që gjithmonë janë quajtur si *pellazge*, vetëm sepse kurrë nuk janë nënshtruar nga një pushtues i huaj, janë ato që jetonin të lira, si në qytetet e lira, të drejtuara ose të qeverisura prej tyre, si në qytetet e pushtuara nga të huajt, por ata mbeteshin gjithherë qytetarë të lirë.

**Cilët kanë qenë realisht lundërtarët fenikas?**

Lidhur me detarët fenikas, të cilët i kanë mbajtur për *"anglezët e lashtësisë"*, nuk i përkasin racës mesopotamase ose semite tepër *talasofobe*, ose që kishin frikë nga deti, si armenët, çifutët etj., por në mënyrë të padyshimtë racës ariase, si pasardhës të ARGËVE të Ekspeditës së parë drejt Indisë, që parapëlqyen të ndaleshin në Feniki dhe të nguleshin atje, duke krijuar një trung. Në këtë mënyrë, kur lexojmë sot për bëmat e të ashtuquajturve fenikas - lundërtarë-kolonizatorë-tregtarë të aftë, nuk duhen marrë si fenikas autentikë dhe të racës së pastër, por si ata që kanë qenë në të vërtetë, domethënë si *pellazgë të fenicizuar* ose si *"pellazgë që flisnin vetëm fenikishten".* **Danai dhe Danajtë**

*Danai* është emri mitik i heroit të *danajve* dhe përfaqëson popullin e ardhur nga Libia e të asimiluar nga masa e autoktonëve argë (), emër me të cilin shënoheshin gjithë popullsitë greke të asaj epoke.

Sipas traditës arge, ai ka qenë i biri i *Belusit*, mbretit të Egjiptit, me prejardhje nga *Io* arge dhe vëllai binjak i Egjiptos, që i kanë dhënë emrin *Egjipti* vendit, i cili më parë quhej *"Vendi i këmbëzinjve"*, ose *"Melampodes"*, domethënë "Melampodes". Sipas Euripidit, kishte gjithashtu si vëllezër *Kefeasin* dhe *Fineasin*, dhe sipas një legjende tjetër edhe *Feniksin e Agenorin*, që të katër nga po ai baba, pra Belusi.

Para se të vdiste, Belusi vuri si sundimtar të Libisë Danain, si një vend ku kishte ngritur shenjtoren e Amonit; kurse si sundimtar të Arabisë Egjiptosin. Nga Arabia ky i fundit e shpërnguli fronin në viset e *"Këmbëzinjve"*, dhe pikërisht pas kësaj epoke ky vend u quajt *Egjiptos ose Egjipt*.

Të dy mbretërit fqinjë e vëllezër u martuan me shumë gra dhe secili pati shumë fëmijë: Egjiptosi pesëdhjetë djem dhe Danai pesëdhjetë vajza. Por meqë vëllezërit nuk kishin midis tyre marrëdhënie miqësore, Danai nga frika e 50 djemve të Egjiptosit iku me gjithë 50 vajzat dhe hipi në një anije me 50 rema, që e ndërtoi vetë sipas udhëzimeve të Athinës. I vuri emrin e vet: *"Danais"* dhe ka qenë e para anije e ndërtuar në botë, shumë më e lashtë se vetë ARGO e argonautëve. Danai ndali në fillim në LINDOS, koloni e argëve në Rodos, ku themeloi shenjtoren e Athinës Lindiane, dhe më pas në bregun e Argolidës, nga ku erdhi në Argos, mbreti i të cilit ishte GELANORI. Pasi erdhi në qytet, Danai ngriti para Gelanorit pretendimin që të merrte edhe fronin, të cilin e kërkonte si pasardhës i Ios arge. Në marrëveshje të përbashkët shqyrtimi dhe vendosja e kësaj çështjeje u shty për të nesërmen. Por nuk qe ndonjë befasi për argët që të nesërmen në mëngjes të shihnin një ujk që ndeshej me një dem, kreun e kopesë së demave që po kalonte jashtë mureve të qytetit dhe e bëri copa-copa! Ata e quajtën këtë si një paralajmërim të hyjnive dhe ia dhanë kurorën Danait, i cili ashtu si ujku në atë kohë nuk ishte i një sofre me ta.

Si shenjë të mirënjohjes për zgjidhjen kaq të gatshme e paqësore të kësaj çështjeje të rëndësishme lidhur me mbretërimin, Danai ndërtoi tempullin e Apolonit Licean. Si u bë mbret i Argosit, ai ndërtoi akropolin,

u mësoi burrave punimin e tokës, sjelljen e ujërave (për ujitjen e arave) që Amimoni, një nga danajtë e dërguar për t'i gjetur, mundi t'i zbulonte si burime të bollshme por të padukshme, me ndihmën e Poseidonit, i cili ia tregoi për ta shpërblyer për favoret që i kishte bërë, dhe gjithashtu u mësoi shkronjat e para. Siç shihet, ardhja e Danait në Argolidë ishte një fat për vendin, sepse nga i thatë e shterpë që ishte, u bë pjellor dhe i pasur, ndërsa populli që përfitoi nga gjendja e re e krijuar nuk e la pa e bekuar ditën, e cila solli një ndryshim të tillë.

Mirëpo ndërsa gjithë bota ishte e lumtur në Argos dhe sidomos danaidët me atin e tyre, ja ku 50 djemtë e Egjiptosit erdhën dhe, siç thanë, me qëllim që të pajtoheshin me xhaxhanë e tyre Danai, kërkuan që të martoheshin me 50 danaidet. Ky i fundit i frikësuar, pranoi pretendimin e nipërve të tij, ose më mirë u shtir që e pranonte, sepse në të vërtetë, duke qenë i zemëruar me djemtë e Egjiptosit, që e detyruan të ikte nga Libia, ai kërkonte mjetin më të sigurtë për t'i zhdukur. Dhe për këtë, pasi caktoi Lingeun si të fejuar të Hipermnestrës dhe Proteun për Gorgofonën, Danai ia la shortit të vendoste një të fejuar për secilën vajzë të vet. Kur kjo zgjedhje përfundoi, ai shtroi drekën e dasmës së shenjtë, gjatë së cilës, thuhet, këndoi të parën Himene (). Fshehurazi Danai i dha secilës vajzë një thikë, duke u thënë që secila prej tyre ta therte burrin që i kishte dhënë shorti. Danaidet e ekzekutuan urdhrin e dhënë nga babai, me përjashtim të Hipermnestrës, që e shpëtoi të vetin: Lingeun, dhe për këtë arsye i ati e futi në burg, por e liroi Venusi. Kokat e egjiptianëve u varrosën në Lernë, kurse trupat e tyre u futën në dhe para qytetit. Këto varrime u shoqëruan me pastrimin e danaideve, të cilin e bënë Merkuri dhe Athina me urdhër të Jupiterit dhe në fund të këtij pastrimi u bënë lojërat gjimnastikore, të quajtura STHENEA, që u krijuan atëherë nga vetë Danai dhe që patën si qëllim t'u lejonin danaideve të martoheshin, ndërsa sipas rregullit parashikohej që çdo arg fitimtar në një ndeshje do të merrte një prej tyre si të fejuar.

Sipas një legjende, Danai në mbarim të këtyre Lojërave u pajtua gjithashtu me Lingeun, i cili i zuri vendin pas vdekjes, por sipas një legjende më të vonshme, Danai dhe danaidet u vranë nga Lingeu, i cili kështu mori hakun e vëllezërve të vet. Sipas kësaj legjende danaidet, edhe pasi u vranë, u ndëshkuan te Hadi, në Ferr, që i dënoi të mbushnin me ujë një fuçi pa fund; prej këtej grekët kanë ndërtuar shprehjen e tyre: (greqisht) dhe ne e kemi bërë: *"të marrësh ujë nga fuçia e danaideve"*, kur flasim për përpjekje të kota. Kjo legjendë, që siç thamë është më e vonshme, nuk njihej nga Homeri, Hesiodi dhe Pindari; e ndeshim për herë të parë te Platoni në Gorgia (493 B).

**Shtrirja e gjerë e Perandorisë pellazge të Danait**

Lidhur me traditën përkatëse të emrit DANAJTË, të përdorur për grekët, u quajtën kështu argët ose ariasit si nga Danai, që me një ligj u kërkoi të ndryshonin emrin e tyre PELASGIOTES, si nga emri i vajzave të tija danaidet, duke qenë pasardhës të tyre nga martesa e bërë me argët e rinj fitues të ndeshjeve të Lojërave të para gjimnastikore, *Sthenens.* Ne personalisht mendojmë se emri *danajtë* u përhap shpejt mbi gjithë Greqinë, për shkak të ligjit që vuri vetë Danai; në fakt, sipas Eskilit, perandoria arge, ariase ose pellazge, në kohën e këtij mbreti rreth vitit 1700 para K., nëse kishte kryeqytet Argosin në Peloponez, zotërimet megjithatë i kishte të shtrira në veri shumë më larg dhe përfshinin gjithë tokat të pellgut të Strumonit dhe gjithë të tjerat nga ana ku ulet dielli kundrejt këtij pellgu dhe që shkojnë deri te Deti Adriatik. Kështu, te Homeri emri *danajtë* u jepet njësoj si emër i përgjithshëm gjithë atyre, që u janë dhënë grekëve si *akejtë, argët* e të tjerë, para se të përhapej emri: *helenët.* Po me këtë kuptim Virgjili gjithashtu e vë në gojë të LAOKOONTIT, kur thotë: *"timeo Danaos et dona ferentes",* domethënë: "nuk u besoj *danajve* edhe kur të japin dhurata". Duke ua atribuar danajve, poeti latin u atribuon këtë të metë grekëve në përgjithësi dhe jo banorëve të qytetit të Argosit, vetëm kryeqytet i danajve.

Lashtësia e emrit DANAJTË, të zbatuar për gjithë grekët e lashtësisë, është konfirmuar edhe nga mbishkrimet kunjore të zbuluara në BOGAZ-QOJ të Kapadokisë gjatë viteve 1906 e 1907, sipas të cilave nën sundimin e mbretit faraonit RAMSES III (1180-1150 para K.) hordhi të panumërta barbarësh, midis tyre dhe danaj, vinin nga toka dhe ishuj, nga Deti i Madh, domethënë nga brigjet veriore, nga Mesdheu dhe brigjet e Peloponezit, të ishujve dhe të Detit Egje, pushtuan dhe shkretuan në fillim Sirinë, që u përkiste hititëve, një popull pellazg, dhe pastaj sulmuan Egjiptin; por ata u shpartalluan plotësisht në jug të Palestinës, në kufi me Egjiptin. Kjo ekspeditë, që përfundoi kaq vajtueshëm, duhet të jetë provokuar nga invadimi i Trakisë prej trako-frigëve në pjesën veriperëndimore të Azisë së Vogël dhe të Peloponezit nga dorët, që shkaktuan zhvendosjen dhe ikjen me det të akeo-eolëve, si dhe të atyre që zinin bregun dhe ishujt e Azisë së Vogël, ashtu dhe ata që ishin të përhapur në Peloponez e kryesisht në Argolidë. Me gjithë shpërnguljet dhe ikjet që shkaktuan këto vërshime, ato nuk kanë pasur një karakter thjesht ushtarak, sepse ne e dimë që trakët - sidomos ata që depërtuan në Argolidë - hynë vetëm paqësisht si punëtorë ose të punësuar të tjerë, gjë që është provuar nga dorët e Thesalisë, po të mendojmë që kreu i tyre: HERKULI, heroi i tyre, u vu nën urdhrat e mbretit Perseid Euristeu.

GLADSTONI, që ka bërë studimet më të thella për veprën e Homerit, thotë se emri: DANAJTË ka qenë një emër i përgjithshëm, i përdorur për gjithë grekët, të cilët morën pjesë në Luftën kundër Trojës, pa u ruajtur në mënyrë të posaçme për një grup luftëtarësh çfarëdo, të ardhur nga po ai vend i Greqisë. Dhe kur shkrimtarët Pindari, Euripidi dhe poetë të tjerë flasin për po ata danaj si banorë të Lakedemonës, të Argosit dhe të Mikenës, nuk e bëjnë si një titull kufizues për vetëm këto vise që citojnë, po thjesht e kanë si titull tregues, pa u marrë me qytetet ose viset e tjera të Peoloponezit, siç konfirmohet kjo nga mbishkrimet edhe të Bogaz-Qoit. Sido qoftë, duhet marrë para sysh se grekët, gjatë po kësaj periudhe, quheshin gjithashtu *akej*. Del se popullsitë e Greqisë dhe një pjese të Azisë së Vogël, që më vonë do të quhen *helenë*, në fillim janë quajtur, ashtu si gjithë popullsitë e tjera të bardha jo greke: *PELLAZGË*, më pas, pa u zhdukur tërësisht nga përdorimi ky emër si pellazgë, ata u quajtën *Argë* në pellazgjishten dhe Argeioi kur u formua gjuha greke, dhe së fundi, në epokën me të cilën do të merremi, ata sipas vendeve u quajtën dhe *danaj e akej*.

## Kadmi e Kadmejtë

*Kadmi* është heroi kombëtar i tebanëve, dhe për këtë shkak gjatë epokës homerike ata mbanin gjithashtu emrin kadmejtë. Traditat mitike lidhur me gjenealogjinë e Kadmit janë edhe më të shumta se ato lidhur me Danain, *si për prejardhjen, edhe për epokën e përpiktë gjatë së cilës kanë jetuar këta heronj*. Diskutimet ndërmjet dijetarëve lidhur me këtë temë janë larg përfundimit dhe ne, nga ana jonë, gjithashtu nuk mundemi, aq më tepër që kjo nuk është as qëllimi dhe synimi i kësaj vepre, t'u japim një saktësi të rreptë citimeve të ndryshme kronologjike që tashmë i kemi përmendur, dhe as atyre që do të citojmë më tej dhe që lidhen me këtë periudhë legjendare të historisë në përgjithësi. Kësaj pasaktësie kronologjike ne do t'i shtonim edhe pasaktësinë lidhur me prejardhjen e heronjve tanë të ndryshëm, që po ashtu nuk mund të jetë veçse e dyshimtë, aq i madh është ngatërrimi i tyre, madje dhe kontradiktor për shkak të larmisë së tyre. Sido që të jetë, sipas pikëpamjes sonë, traditat më të mira dhe më të plota janë ato që na japin autorët tragjikë dhe gjithë autorët e tjerë, që vijnë pas tyre, të cilët duhen parapëlqyer nga më të lashtët. Megjithatë kjo nuk do të thotë se ky parapëlqim mbështetet në faktin, se hiqet nga legjenda elementi mitik ose përrallor, i cili e përbën dhe e kthen në të pabesueshëm e jo të vërtetë, por kryesisht mbi përkimin si në kohë, edhe në afëri me të dhënat lidhur me personazhet ose faktet e cituara, me përpikëri dhe siguri më të madhe si bashkëkohës.

## Orakulli lidhur me legjendën e themelimit të Tebës

Në përputhje me atë që është thënë më sipër, Kadmi jepet si i biri i mbretit të Fenikisë Agenor dhe i së shoqes Telefasa.

Kur Zeusi ra pas motrës së tij, Europës, dhe e nisi mbi valë drejt viseve që edhe sot mbajnë emrin e saj, Kadmi me dy vëllezërit e tij: *Feniks dhe Kiliksi* u nisën në kërkim të saj. Secili mori një drejtim të ndryshëm dhe u endën për shumë kohë. Më në fund Feniksi përfundoi në Feniki, ku u ngul dhe që këtej vjen emri i vendit; Kiliksi përfundoi në Kiliki ku u vendos dhe duke i dhënë njësoj emrin vendit. Sa për Kadmin, pasi u end në Kretë, Rodos, Tasos, Tera ose Santorin dhe në Trakë, arriti në Delf me qëllim që të këshillohej me orakullin e Apolonit. Aty mori si përgjigje që të mbaronte kërkimet për të motrën dhe të vendosej në atë vend, ku një mëshqerrë që do ta ndeshte në rrugë, do të binte nga lodhja. Kadmi u nis nga Delfi, e takoi vërtet në Fosidë mëshqerrën e orakullit dhe e ndoqi me gjithë shokët deri në pikën ku, pasi kishin përshkruar një pjesë të madhe të Beotisë, ajo ra në vendin pikërisht që do të zinte qyteti i Tebës pas ndërtimit. Kadmi e bëri mëshqerrën fli për Athinën Onka dhe si shpërblim ose më mirë si kompensim mori prej saj qeverisjen e qytetit të ardhshëm të Tebës, ku u martua me *Harmoninë*, bijën e Marsit dhe të Venusit.

Pas bredhjeve nëpër botë Kadmi e kaloi i lumtur pjesën tjetër të jetës deri në pleqëri të thellë, dhe kur vdiq e bartën, ashtu si gruan e tij Harmoninë, të shndërruar në gjarpërinj, në Fushat Elize. Sipas një tradite tjetër Kadmi u detyrua ta braktiste qytetin që kishte themeluar dhe të gjente strehim me të shoqen në Iliri, të cilën e quajti kështu nga emri i birit më të vogël *Ilirios*, të cilin Harmonia e lindi gjatë udhëtimit.

## Mbi alfabetin fenikas dhe shkronjat pellazge

Tradita e legjendës së Kadmit, që ne do ta shtjellojmë më poshtë, është konsideruar në fillim si një dëshmi e prejardhjes së tij fenikase. Prandaj dhe emri gjithashtu është përkthyer nga fenikishtja si:
*"gadmon"* që do të thotë *oriental*, ashtu dhe siç mendojmë ne: *"kadem"* me kuptimin *paraardhës*. Por mitologë më me autoritet duan të shohin te Kadmi vetëm heroin autokton të Kadmisë antike, që u bë Teba dhe banorët e parë të së cilës quheshin *kadmejtë*. Sipas pikëpamjes sonë, siç e kemi thënë tashmë, këto dy mendime përzihen për të përbërë legjendën më të përpiktë dhe më afër të vërtetës. Sipas saj,

Kadmi është pasardhës i atyre pellazgëve, të cilët që nga Ekspedita I e argëve drejt Indisë u vendosën në Feniki dhe krijuan një trung. Që këtej del se Kadmi është nga prejardhja pellazg dhe fenikas nga edukimi, dhe si i tillë, bashkë me Danain, që paraqitet në kushte të njëjta por i ardhur nga Egjipti, kanë sjellë të parët, njëri në Tebë dhe tjetri në Argos, shkronjat e alfabetit fenikas, të cilat u shndërruan në përputhje me nevojat e gjuhës greke.

Nuk duhet harruar se, me gjithë sjelljen e shkronjave fenikase dhe egjiptase, të cilat i përdorën vetëm të imigruarit për formimin që në fillim të gjuhës greke, ka pasur gjithashtu në Europë dhe në Azinë e Vogël *shkronja të quajtura pellazgjike* (), që ishin në përdorim tashmë prej pesëmbëdhjetë shekujsh, domethënë që nga fillimi i mijëvjeçarit III para K., të cilat luftëtarët e asaj Ekspedite I të argëve ose ariasve i kishin sjellë në Egjipt dhe në Mesopotami dhe mbi bazën e të cilave para së gjithash u krijuan shkronjat fenikase. Si rrjedhim, mund të thuhet që futja e shkronjave fenikase në Greqi, në Azinë e Vogël dhe në Itali është një rikthim i shkronjave pellazge, të shndërruara sipas nevojave të gjuhës fenikase dhe të disa prej gjuhëve të tjera mesopotamase, ashtu si disa fjalë të frëngjishtes, që pasi u huazuan nga anglishtja dhe u shndërruan për përdorimin e tyre, na janë rikthyer dhe i kemi përshtatur me këtë formë të re të shndërruar.

## Formimi i gjuhës së lashtë greke

Kur nga fundi i kësaj periudhe, domethënë rreth 1650 para K., egjiptasit ndërmorën dëbimin e Hyksosit dhe të ithtarëve të tyre nga Egjipti e Palestina, nga Siria dhe Fenikia, pjesa më e madhe e të dëbuarve gjetën strehim në Greqi dhe në Azinë e Vogël; ndoshta një pjesë e vogël u strehuan edhe në Qipro. Nga pikëpamja racore këto grupe të ndryshme, të dëbuara nga viset egjiptiane, përbëheshin nga individë, të cilët në pjesën më të madhe paraqisnin një përzierje laramane racash. Në bazë të tyre natyrisht që ishte raca pellazge dhe ka të ngjarë, që asnjëra nuk mund të pretendonte të ishte përjashtim nga gjithë përzierjet e tjera. Më pak të përzierat do të ishin ato, që në vendet *nga ku* vinin, kishin ushtruar autoritetin qeverisës. Lidhur me këtë, të gjithë imigrantët duhej ta njihnin mirë prejardhjen e vet dhe origjinë, por duhej të mos e dinin gjuhën e tyre stërgjyshore: pellazgjishten. Kështu me ardhjen e tyre në Greqi dhe në Azinë e Vogël, atdheu i tyre i lashtë dhe i ri, gjithë përpjekjet e tyre synuan të merrnin gjuhën e stërgjyshërve të tyre, e cila ishte ende në përdorim në vend dhe kudo e njëjta. Si pasojë, natyrisht ata vepruan si gjithë njerëzit, që rastësisht gjenden në mes të të tjerëve, që nuk u flasin gjuhën: i morën fjalët pellazge si bazë dhe u shtuan prapashtesa ose mbaresa, parashtesa ose të dyja bashkë, sipas ngjyrimit që donin t'u jepnin kuptimeve fillestare të fjalëve, që i shprehnin në gjuhën pellazge. Kështu, për shembull ne kemi thënë që në hyrje të kësaj vepre: nga pellazgjishtja **heq** e bënë: elk- tërheq nga pellazgjishtja **qaj** e bënë: klai qaj (Gjir. klaj) nga pellazgjishtja **hepem** e bënë: epom = ndjek, përkulem nga pellazgjishtja **pjek** e bënë pek **-** pjek nga pellazgjishtja **dhjes** e bënë dhes = pëgër nga pellazgjishtja **kî** e bënë ki = fekondoj

nga pellazgjishtja **rriell** e bënë re = rrjedh

nga pellazgjishtja **ziej** e bënë ze = vloj nga

pellazgjishtja **miel** e bënë meli = mjel

.................................................................................

dhe ka gjithashtu qindra e qindra lista. Disa që do t'i japim kanë mbetur në kujtesë, por ka mundësi që të shtohen shumë, aq i madh është numri i huazimeve të greqishtes nga pellazgjishtja.

Gjuha pellazge përshtatej për mrekulli për këtë mënyrë veprimi të imigrantëve egjipto-fenikas, mbi të gjitha për shkak të natyrës me një rrokje në trajtën e pashquar të emrave dhe të rrënjës së foljeve.

Kështu greqishtja e lashtë nisi të formohej nga një rrënjë pellazge, së cilës i shtonte një mbaresë emërore ose një prapashtesë foljore, meqë prejardhjen e kishin pa dyshim nga vetë gjuha që flisnin këta imigrantë. Është pikërisht kjo mundësi që mund të shpjegojë format e panumërta, që pati në fillimet e veta greqishtja dhe *për këtë arsye gjithashtu duhet të shpjegojmë për këtë gjuhë në ngjizje e sipër krijimin e dialekteve të ndryshme kryesore, që e përbëjnë dhe që nga ana e tyre kishin pa fund nëndialekte të ndryshme.* Këto dialekte nisën të rrëgjohen me kalimin e kohës, siç e kemi vënë në dukje tashmë, kjo ndodhi për shkak të shpërnguljeve, zhvendosjeve dhe përzierjeve të popullsive të ndryshme greke të kësaj epoke, që flisnin dialekte të ndryshme dhe që vazhdimisht ndërronin vendbanimet. *Këto ndryshime të vazhdueshme e të njëpasnjëshme të vendbanimit* gjatë një periudhe që shtrihet disa shekuj, madje më saktë mijëvjeçarë, *kanë sjellë zvogëlimin e ndjeshëm të ndryshimeve dialektore, në atë shkallë sa në fillim të periudhës historike, ato u përmblodhën në katër dialekte kryesore.* Nga ana tjetër, ndërsa për disa prej këtyre dialekteve kemi njoftime në një farë mase të gjera, përkundrazi, për të tjerat na mungojnë

dokumente të mjaftueshme. Megjithatë, pavarësisht nga të dhënat që kemi, mund të paraqesim këtu një shpërndarje mjaft të përafërt të këtyre dialekteve, që do të na lejonte të përputhnim faktet gjuhësore me të dhënat historike e gjeografike:

I - *DORISHTJA* - Lakonia (me Tarentin dhe Heraklenë), Mesenia, Argolida (me Egjinën), Korinti (me Korkirën dhe Sirakuzën) dhe Siciona, Megara (me Bizantin e Selinontën), Kreta, Milosi, Tera (me Kirenën), Rodosi (me Gelën e Agrigjentin). Ishujt e tjerë doras të Egjeut (Astipalea, Kalimnosi, Knidosi, Kosi, Nisiros, Folegandros, Telos). Kolonitë dore në Sicili, që nuk përmenden më sipër me qendrat e tyre përkatëse.

II - *Dialekti i AKEISË*, dhe i kolonive të saj në Itali (Krotonë, Metaponte, Posidonia dhe Sibaris) i ngjet dorishtes, por mungesa e dokumenteve nuk na lejon t'ia përcaktojmë pozitën me saktësi; mbishkrimet arkaike janë shumë të rralla dhe ato më pak antike, më të shumta, nuk pasqyrojnë më dialektin e zonës. Me akeishten ose akaishten duhet bashkuar dialekti i Kefalonisë së Itakës dhe Zakintit, por kjo nuk është e sigurtë.

III - *Dialekti i ELIDËS* zë një pozitë të ndërmjetme midis Grupit I dhe IV, dallohet kryesisht nga disa veçori të vetat.

IV - *Grupi i VERIPERËNDIMIT.* Ai përfshin dialektet e Lokridës dhe të Focidës, që kanë disa afëri me ato të Peloponezit; ne nuk i njohim mirë ato të Epirit, të Akarnanisë, të Etolisë, të Ftiotidës (Thesalia Jugore) dhe të Enienit, sepse për të gjitha kemi mungesë dokumentimi.

V - *EOLISHTJA*, përfshin tre variante të dallueshme: *dialektin e Lesbosit* (me Tenedosin dhe pjesën veriore të bregut aziatik të Egjeut); *thesalishten veriore,* të ndarë në variante lokale, nga të cilat ai i Thesaliotidës dhe i Pellazgiotidës; dhe *beotishtja.* Afëria e ngushtë e prejardhjes së këtyre tre dialekteve, e dëshmuar nga një varg tiparesh të përbashkëta errësohet nga depërtimi i elementëve perëndimorë; janë të shumtë në beotishten dhe më të paktë në thesalishten; kjo bën që beotishtja, ndonëse ka një aspekt mbizotërues eolas, përsëri mund të quhet dialekt i ndërmjetëm midis dialekteve eole dhe atyre të Veriperëndimit.

VI - *ARKADISHTE-QIPRIOTE.[i/i]* - Disa tipare të përbashkëta i lidhin këto dialekte të ndara gjeografikisht dhe larg njëri nga tjetri. Janë mbetjet e popullsive akease që emigruan një herë nga Peloponezi në Qipro dhe, më pas, u mbuluan nga imigrimet e njëpasnjëshme të elementëve helenikë, që u përkasin dialekteve të tjera.
*VII-PAMFILISHTJA* - Ky dialekt i izoluar nga bota greke dhe i hapur ndaj ndikimit të gjuhëve barbare, është një zhvillim krejt i veçantë. Dokumente, që nuk janë të shumta, na zbulojnë një përzierje të çuditshme të tipareve në kundërti, që duket se kanë hyrë nga një larmi fisesh, të quajtura me emrin Pemfilioi. Në këtë dialekt megjithatë mbizotërojnë afëritë me qipriotishten dhe arkadishten, të cilave A. MEILLET u shton pamfilishten si gjymtyrën e tretë të grupit akeas.

*VIII - JONISHTE-ATIKISHTJA.* - Ndahet në jonishten dhe atikishten. Ndërsa atikishtja nuk ka ndarje të tjera, jonishtja ndahet në tre variante, që u përgjigjen tri zonave gjeografike: a) JONISË AZIATIKE (me ishujt Hios e Samos), b) CIKLADET (Delos, Naksos, Keos, Paros, Tasos, Faros dhe Sifnos) dhe c) EUBEA (Kalkis me kolonitë: Rexho, Kumes, Eretria dhe Stira).

Në këtë renditje ne nuk kemi përfshirë *maqedonishten, e cila si epirotishtja,* - (që e kemi cituar në grupin IV) - *dallohet nga greqishtja, meqë bën pjesë në* ***pellazgjishten*** *vetë; kjo e fundit, si më e lashtë, më e formuar dhe më e rregullt, nuk kishte si greqishtja* ***dallime dialektore***

Sido qoftë, lexuesi këtu duhet me anë të përfytyrimit të kalojë shumë prapa, për të parë gjendjen shoqërore, që zotëronte në viset e Azisë së Vogël, të Ballkanit, të Italisë dhe kudo gjetkë në epokën, me të cilën po merremi. Duhet mbajtur para sysh se gjuha që flitej atëherë zakonisht, kudo në botën e njohur, ishte *gjuha pellazge,* një gjuhë universale e gjithë racës së bardhë. Gjithë bota përtej saj përdorte pellazgjishten në marrëdhëniet publike. *Klasa sunduese, elita dhe gjithë të shkolluarit,* ose më thjesht ata që dinin të lexonin e të shkruanin, *ishin dygjuhësh: ata dinin të flisnin pellazgjishten dhe të lexonin e të shkruanin greqisht; popullsitë me prejardhje të vërtetë pellazge dhe të huajt e asimiluar,* që nuk dinin shkrim ose pa arsim, *dinin vetëm pellazgjishten* si për të folur, si për të shkruar, dhe shumë kohë para se të formohej greqishtja, mbasi të lashtët na bëjnë të njohur, se para shkronjave *kadmeje* kishte që prej shumë kohësh () shkronja pellazge; *dhe së fundi, të huajt e vërtetë,* ata që nuk ishin me prejardhje pellazge dhe që nuk kishin shumë kohë në Azinë e Vogël, në Greqi dhe në Itali, *ishin dygjuhësh e madje trigjuhësh,* nëse nuk ishin të asimiluar e të përthithur nga masa pellazge; sipas kombësisë së tyre, në familje, në vatrat e tyre, ata flisnin egjiptishten, arabishten, arameishten, persishten, armenishten,

sanskritishten-hindustani ose prakriten, etj. Më vonë aramishtja e dialektit siriak ishte gjithashtu gjuha e çifutëve të Palestinës, të cilët pas kthimit të tyre nga robëria në Babiloni e kishin zëvendësuar për hebraishten, gjuha e tyre e vërtetë kombëtare, të cilën po e ringjallin sot në Izrael. *Të gjithë këta të huaj ishin të detyruar të dinin,* gjithashtu në të njëjtën kohë *bashkë me gjuhën e vet kombëtare përkatëse edhe pellazgjishten,* për të cilën kishin nevojë për marrëdhëniet e përditshme publike; dhe sa për ata që donin të arsimoheshin, ata mësonin atëherë *greqishten si gjuhë të tretë.* Po të mos kishte rënë zjarri, që në epokën e kalifit Omar dogji Bibliotekën e famshme të Aleksandrisë me sasinë e pamatë të veprave të shkruara në shumë gjuhë, kryesisht në pellazgjishten ose etruskishten, po të mos kishte ndodhur fshirja sistematike (gjatë shekujve VI, VII, VIII, IX, X dhe XI të erës sonë, periudh e veçantë e krizës së mprehtë të papirusit) nga të gjitha anët, e dorëshkrimeve pellazge ose etruske dhe e shumë të tjerave greqisht e latinisht, sepse kështu siguronin fletët që u nevojiteshin dhe u mungonin autorëve të rinj, është e sigurtë që sot nuk do të na mungonin dokumente të të gjitha llojeve në gjuhën pellazge ose etruske dhe nuk do të kishte vend për ekzistencën e enigmave gjuhësore, që na shtrohen sot përpara. *Sido që të ketë qenë, ne përsëri mund të quhemi me fat sepse, me gjithë mungesën e këtyre dokumenteve të shkruara, kemi të paktën kënaqësinë që të mund të studiojmë këtë gjuhë shumë të lashtë universale, në trajtën më të gjallë, që na është transmetuar e përpiktë dhe e plotë në formën e gjuhës së sotme shqipe.*

Bota e sotme e diturisë, ashtu siç kanë bërë paraardhësit dhe siç do të bëjnë pa dyshim pasardhësit, ka adhuruar me të drejtë gjuhën greke për gjithçka lidhet me morfologjinë e formimin e tipave të saj, të fjalëve të prejardhura e të përbëra. Ne do të bënim gabim ta kundërshtonim e aq më pak të luftonim një ndjenjë të tillë spontane, të shkaktuar pa dyshim nga një mendim i përligjur lidhur me cilësitë e greqishtes së lashtë. Megjithatë rrethanat nuk na lënë që ta lëmë rastin e përshtatshëm, që na paraqitet për të cituar me të drejtë proverbin ose thënien greke: ()"Por zotëri i dashur, ai që ha fasule, fasule flet!", domethënë gjithë dijetarët, që deri më sot kanë pasur përpara vetëm greqishten, mund të flisnin vetëm për greqishten dhe cilësitë e saj. Por, do të shtonim ne, po të kishin ditur shqipen po aq mirë, *atëherë ata do të kishin mundur të krahasonin kopjen, domethënë greqishten, me shqipen që është origjinali ose modeli.* Dhe gjithë bota e di se në parim modeli e kapërcen kopjen. Që këtej del se rregullsia gramatikore: eufonia, rënia, kontraktimi, ndryshimi i bashkëtingëlloreve, zëvendësimi, aferezat ose sinkopat, lakimet, dy *gjinitë reale* në vend të tri, mashkullore e femërore njëjës: asnjanës në shumës; rrokjet çift e tek, një larmi e përligjur e sintaksës së emrit me mbiemrin; ngjashmëria e zgjedhimit pellazg me të greqishtes, përdorimi i së shkuarës së caktuar dhe të pacaktuar jo njësoj (si në anglishten); ekzistenca e kohëve të paparashikuara (); mungesa e foljeve me drejtim ose me kundrinë të drejtë në gjinore: që është më logjike; etj., etj.; prejardhja pellazge është kopjuar nga greqishtja; sa për fjalët e përbëra pellazge, ato i lënë pas kompozitat e ngjashme greke, janë më të shumta në numër dhe formimi i tyre është më i goditur.

Për shembull lexuesi do të ketë mundësinë të këshillohet me Gramatikën e Krahasuar të Gjuhës Shqipe, ku do të gjejë mendimin tonë të përligjur.

## PERIUDHA EGJIPTO-FENIKASE

### Periudha nga dyndja egjipto-fenikase deri në epokën e Homerit

### 1650 deri 850 para K

Gjithë autorët deri më sot, duke folur për grekët, latinët, etruskët dhe popujt e tjerë të lashtësisë *i kanë bërë rregullisht si të ardhur nga Lindja,* sepse të gjithë kanë menduar se djepi i njerëzimit ka qenë në atë drejtim dhe se ata kanë ardhur me emrin indogjermanë, indoeruopianë ose arianë dhe arias për të populluar Europën. Megjithatë ne njohim dy autorë: H. D'ARBOIS de JUBAINVILLE dhe J. MUCKE, të cilët ndonëse e pranojnë një popullsi europiane autoktone, pranojnë gjithashtu idenë e ekzistencës së indogjermanëve ose ariasve, kështu edhe këta dy autorë, ndonëse njohin një autoktoni në Europë, janë në kundërshtim me mendimin tonë, sipas të cilit në vend të një pushtimi të Europës nga indogjermanët e ardhur prej Azie, *ka më shumë të ngjarë një dyndje e argëve ose e ariasve,* të cilët u përhapën në botën e njohur të vitit 3000 para K. *duke ndjekur rrugën nga Europa drejt Azisë.*

Por ajo dyndje, për të cilën asnjë autor i lashtë, modern ose bashkëkohës nuk na ka folur, ndonëse ajo ka ndodhur vërtet, është dyndja e atlantëve në Europë e në Afrikë. Ne jemi të bindur se nuk na lejohet të dyshojmë për realitetin e legjendës ose për vërtetësinë e faktit, që disa autorë të lashtë na njoftojnë në shkrimet e tyre, si Platoni për shembull, por përkundrazi, duhet ta besojmë që atlantët kanë ekzistuar fare mirë dhe se ndikimi i tyre duket fare qartë ose është i kuptueshëm në karakteristikat fizike të racës së bardhë.

Në fakt, raca pellazge ka ngjyrën e lëkurës dhe sidomos të fytyrës të bardhë. Ngjyra e flokëve është më tepër gështenjë se e çelët dhe nëse flokët i ka mjaft të dredhura, asnjëherë nuk i ka kaçurrela. Tiparet e

fytyrës janë të rregullta: fytyra mjaft vezake, balli i gjerë, sytë shprehës, të mëdhenj, të futur thellë në kafkë dhe as të kërcyer, as të çarë si bajame; hunda e drejtë, e rregullt, e vogël dhe asnjëherë e shtypur me feje të hapura; kurse buzët të vogla e aspak të kërcyera ose të trasha. Çdo përjashtim nga ky përshkrim i përgjithshëm shënon veçori, që janë karakteristika të racave të tjera të njeriut: të verdhës, të zezës dhe atlantes, që janë të lehta për t'i dalluar. Del se duke shqyrtuar racën pellazge ose të bardhë, nga pikëpamja e karakteristikave fizike, duhet besuar që raca atlante ka ekzistuar vërtet, sepse ka zona dhe vende të tëra, ku individët në masë duket se kanë tipare kryesore, që e dallonin këtë racë të zhdukur, domethënë ngjyrën e kuqe si tullë pak të çelët për fytyrën, dhe ngjyrën e verdhë pak a shumë të çelët për flokët. Është e padiskutueshme që e verdha e flokëve dhe e kuqja ose trëndafilia e fytyrës e shumicës së popullsisë së disa vendeve të shtrira në grykën e Zhirondës deri në veriun e Norvegjisë, duke përfshirë gjithë ishujt e Atlantikut të veriut, provojnë se këto popullsi para fundosjes së Atlantidës kanë qenë për një kohë të gjatë në kontakt me atlantët dhe se kanë pësuar jo vetëm ndikimin e tyre racor ose fizik, *por edhe gjuhësor. Si rrjedhim, kur sot ndodhemi përballë fjalëve, të cilave nuk mund t'ua shpjegojmë prejardhjen, megjithatë mundemi të themi se këto fjalë janë me prejardhje atlante.*

Nëse kemi vënë si kufi të këtij ndikimi paralelin, që kalon nga gryka e Zhirondës, ndonëse jugu i Francës, Spanjës, Portugalisë dhe veriu i Afrikës po ashtu lagen nga Atlantiku, kjo ndodh sepse këto vende e kanë parë ndikimin atlant të bjerë për shkak të një ndikimi tjetër, - të kundërt me të, - nga pushtimi arab. Prandaj shohim te spanjollët dhe portugezët, ashtu si dhe te avenjatët dhe te kalibët individë mjaft bjondë: kjo është shenjë se këta individë janë përjashtim nga gjaku arab.

Duke e ditur tashmë se ngjyra e hapët ose tullë e flokëve të grekëve të lashtë ose e helenëve nuk ka qenë veti e pellazgëve, por e popullsive të veriut të Europës, ose të veriut të Afrikës dhe të Egjiptit, mund të arrijmë në përfundimin se kjo ngjyrë u është dhënë grekëve jo nga trakët, të cilët vetë shumë shpejt u kthyen majtas për të hyrë në Ballkan duke kaluar nëpër grykëderdhjen e Danubit, por nga ilirët, që me të drejtë kanë qenë në kontakt me popujt që ishin në afërsi të Baltikut dhe të Detit të Veriut, ose nga vetë elementët e këtyre popujve, që u bashkuan me ilirët. Sido që të ketë qenë, dy popujt e shtrirë, pasi në shtegtimin e tyre të ngadaltë arritën njëri në Maqedoni dhe tjetri në Epir ose Shqipëri, pothuaj u përzien në një dhe gjatë përparimit drejt jugut formuan paraardhësit prehistorikë, të cilët erdhën e u përzien me pellazgët autoktonë dhe u shkrinë me ta. Me kohë dhe shumë më vonë kjo përzierje e trakëve, ilirëve dhe pellazgëve u përhap ngadalë mbi gjithë Greqinë kontinentale, në Peloponez, në ishujt e Detit Egje, në Kretë e Azinë e Vogël, dhe kur egjipto-fenikasit zbarkuan, u përftuan bashkë me ta danajtë, kadmejtë dhe të tjerët, të cilët nga ana e tyre bënë të lindte mbiemri lelegë, i zbatuar për një pjesë shumë të rëndësishme të pellazgëve indigjenë.

Ndonëse mbanin emra të ndryshëm si danaj, kadmej, kekropianë, abantë, aonë, driopë kaukonë dhe atë më të përgjithshmin, lelegë, të gjitha këto popullsi e kishin edhe emrin *pellazgë,* me qytetërim të përparuar, shumë të zotë për lundrim, me emër për arkitekturën dhe ndërtimin e *mureve pellazge,* dhe së fundi, flisnin po të njëjtën gjuhë, që e shkruanin tashmë me shkronjat ose karakteret e quajtura pellazge ose grammata pellasgika. Që nga kjo epokë datohet pikënisja e formimit të gjuhës greke ndërmjet elementëve të emigruar ose më mirë të imigruar egjipto-fenikas, që zbarkuan, dhe ende nuk mund as të flitej e as të shkruhej.

Nga gjithë popujt pellazgë të Greqisë, të cilët më vonë morën mbiemrin *helenë* (jo para shekullit të tetë ose të shtatë para K.) JONIANËT tashmë ishin të përhapur qoftë në pjesën jugore të gadishullit të Ballkanit, qoftë më pas nëpër ishujt, dhe kryesisht në Eube, në një epokë para gjithë monumenteve historike.

AKEJTË, hegjemonia e të cilëve mbi Peloponezin dhe mbi pjesën veriore të Greqisë që më vonë u quajt *Thesali*, shkon prapa në kohët mitike ose heroike, nga pikëpamja e gjuhës greke, që njihej vetëm nga elita drejtuese, mbaheshin se bënin pjesë në masën më të madhe ose në grupin më të madh të *popullsive eole,* ndër të cilët përfaqësuesit e tjerë në epokën historike ishin arkadët, etolët, beotiasit, focejtë dhe thesaliasit. Të gjithë këta popuj të vegjël, ndonëse flisnin midis tyre po atë gjuhë pellazge, përkundrazi elitat e tyre flisnin ende si një gjuhë të dytë një greqishte të veçantë për secilin prej tyre. Kjo na duket krejt normale, meqë greqishtja e kësaj epoke kalonte periudhën e ngjizjes së parë. Porse u desh afër mbi një mijëvjeçar shpërnguljesh të ndryshme ndërmjet danajve ose akejve të gjithë rajoneve, që gjithë këto dialekte të veçanta të mundeshin, nëpërmjet ndryshimesh, imitimesh dhe kopjimesh të shoqishoqme, të reformoheshin, të asimiloheshin e të përngjashmoheshin, për të arritur në gjendjen kur veprat e pavdekshme të rreth 550 vjetëve para K., ose të epokës së artë, apo të Perikliut, na e bëjnë të njohur dhe ta adhurojmë. Nga gjithë popujt e përmendur, beotiasit, që banonin prej kohëve më të lashta luginën e

Penesë, atë që më vonë u quajt Thesali, si dhe një pjesë e *eolëve*, që zinin Elidën, u shpërngulën për t'u vendosur në vendbanimin e tyre përfundimtar rreth epokës së vdekjes së Heraklidit.

Për të njëjtën arsye dhe po në atë epokë DORËT gjithashtu, që ishin të vendosur më parë më në veri se gjithë popullsitë e tjera, u dyndën drejt jugut, për të formuar shumë më vonë popullin e quajtur *helen*, dhe që mbetën të lidhur pas jetës nomade shumë më gjatë se gjithë popujt e tjerë, më së fundi u vendosën në rajonet më në jug të Greqisë, domethënë në pjesën jugore të Peloponezit, në ishujt Ciklade më në jug dhe në Kretë. Vetëm disa pjesë më të vogla të këtyre dorëve mbetën prapa dhe vazhduan të kenë banesën në veri.

Ne do të shohim se jonët, akejtë, eolët dhe dorët, që përbëjnë stërgjyshët parahistorikë të helenëve, dolën nga përzierja e elementit pellazgjik autokton të Greqisë, me pellazgët e ardhur nga Lindja dhe nga Veriu, të cilët ndonëse formonin të njëjtin popull të racës së bardhë dhe flisnin po atë gjuhë, ata megjithatë shënoheshin shpejt pas arritjes së tyre me emrat dallues trakë e ilirë, që ishin siç kemi thënë thjesht mbiemra. Përveç kësaj farefisnie ose identiteti të racës dhe të gjuhës ndërmjet pellazgëve stërgjyshër të helenëve dhe popujve prehistorikë të veriut të Europës, mund të thuhet se ekziston gjithashtu një farefisni qytetërimi, ose më mirë një ngjashmëri zakonesh e dokesh dhe gjendjeje shoqërore të përbashkët. Kështu ne mund të citojmë:

- të njëjtën prirje për adhurimin e natyrës dhe të forcave të përbashkëta për të dy popujt pellazgë: të veriut të Europës dhe të jugut të gadishullit të Ballkanit;
- ngjashmërinë e bindjeve dhe të koncepteve fetare në përgjithësi të përbashkëta për të dy popujt; të zakoneve dhe të mjeteve të adhurimit; interpretimin e ngjashëm të së drejtës (p.sh. vendosjen e patriarkatit në vend të matriarkatit);
- ngjashmërinë (dhe më shumë) në ndërtimin e vendbanimit, në ngritjen e qyteteve, fortifikimeve etj.,
- mungesën te pellazgët e gjithë Europës, të Azisë dhe të ishujve të Mesdheut (Sicilia, Kreta, Qiproja, Malta, Korsika, Sardenja) të dallimit ndërmjet njerëzve të lirë e skllevër, dallimin që u bë në Greqi pas vitit 1700 para K. si rrjedhim i zbarkimit të egjipto-fenikasve, që i kthyen pellazgët indigjenë në gjendje skllavërie me emrat e mëvonshëm: *ilotë, penestë,* etj.
- zakonin ose traditën e pellazgëve parahistorikë, para zbarkimit të përmendur në paragrafin e mësipërm, për të djegur plotësisht trupin e të vdekurit, që është ruajtur në disa vise për shumë kohë pas datës së atij zbarkimi, dhe ka qenë një fatkeqësi për shkencën antropologjike. Në fakt, ato pak skelete që kemi të epokës parahistorike, nuk jemi plotësisht të sigurtë se u përkasin pellazgëve autoktonë parahistorikë dhe jo çfarëdo metekëve të ardhur nga Lindja, gjë që e zvogëlon vlerën e një studimi sintetik të racës pellazge. Sidoqoftë, skeletet e pellazgëve të kësaj epoke janë shumë të rrallë.

Të gjitha konstatimet për ekzistencën e po atij populli pellazg pra, që fliste dhe shkruante kudo të njëjtën gjuhë dhe banonte gjithë trevat ku ka jetuar tërësisht raca e bardhë primitive, bashkëpërkojnë për të konfirmuar mendimin tonë, që e kemi parashtruar gjerë e gjatë në kapitujt e mëparshëm. **Qytetërimi mikenas**

Nga qytetërimi kretas ose minoik dhe nga qytetërimet parahelenike e akease rreth vitit 1700 para K. rrjedh një qytetërim i ri, të cilin e quajmë *mikenas*, sepse ka pasur si qendër kryesore të zhvillimit të vet qytetin e Mikenës. Ky qytetërim ka lulëzuar rreth pesë shekujve dhe u zhduk vetëm kur dorët erdhën dhe pushtuan Peloponezin e Kretën; ai ka pasur si krijues banorët e vetë Mikenës, që gjithashtu kishin bërë ekspedita të përgjakshme pushtimesh përtej detit, si ekspedita e Qipros, Sirisë, Azisë së Vogël, Rodosit, Sicilisë, Egjiptit e gjetkë. Por nga gjithë këto ekspedita ajo që ka mbetur më historike, me më shumë famë dhe më e njohura është ajo, që u ndërmor kundër qytetit të Trojës ose Ilionit, sepse për shkak të veprave të pavdekshme të Homerit *Iliada* dhe *Odisea*, ajo përbën burimin e parë historik dhe të parin monument të shkruar, që përshkruan veprat dhe bëmat trimërore të parahelenëve të kësaj epoke. Por këto ekspedita të njëpasnjëshme e shteruan botën akease, i shkatërruan qytetet, e shpërbënë mbretërinë dhe ndërsa akejtë shkonin drejt rënies së tyre, shpallësit e shkatërrimit, dorët u shfaqën.

Nga çereku i fundit të shekullit XIX të erës sonë, mbi bazën e historisë, të errësuar nga legjendat e shumta, u ndërmorën në Mikenë gërmime të rëndësishme, që u vijuan duke nxjerrë në dritë qytetërimin e shkëlqyer dhe të papritur pellazg të pastër ose arg, i cili nga qyteti i Mikenës mori emrin *qytetërimi miken*. Por më vonë, kur u bë e qartë se qendra nismëtare dhe krijuese e këtij qytetërimi nuk ishte në Peloponez, por në Kretë, një qendër tjetër kjo pellazge, emrin *miken* e zëvendësuan me *kretomiken,* të paktën në botën shkencore, ndonëse ende jo në përdorimin e përgjithshëm. Megjithatë, ndonëse ndodhi ky ndryshim zyrtar në kreto-miken, përsëri nuk ndryshon e vërteta, që gjatë periudhës më të vonshme të

këtij qytetërimi, domethënë në të fundit nga tri në të cilat është ndarë dhe që nis nga epoka, kur u shkatërruan pallatet mbretërore të *Knososit* dhe të *Festosit* rreth shekullit XV para K., emri miken mbahej ende. Dhe kjo vazhdimësi e përdorimit të vetëm shpjegohet me faktin, që pasi u shkatërruan pallatet mbretërore, fuqia dhe *talasokracia* kretase nisën të bien dhe qendra e hegjemonisë politike dhe forca krijuese industriale e artistike, si dhe për përhapjen e prodhimeve të qytetërimit duket se kaluan në kontinent dhe ndodheshin pikërisht në Mikenë. Që autorë të këtij shkatërrimi në Kretë kanë qenë ose jo princat e qyteteve të forta të Peloponezit nuk dihet, por është e sigurtë se popullsia e këtyre qyteteve që prej shumë kohësh i kishte asimiluar gjithë elementët e qytetërimit kretas, kështu në vetë Mikenën, në varret mbretërore dhe po ashtu kudo nisi të vërshonte një përhapje e artikujve të bollshëm e të larmishëm, të fabrikuar sipas modeleve të produkteve më të mira të të ashtuquajturës periudhë të tretë më të vonshme, ose të minoikes së mesme. Sa për produktet e tjera që janë gjetur në gërmimet, ato shënojnë vazhdimësinë e një arti lokal vendas të Peloponezit. **Lufta e Trojës**

Pikërisht gjatë lulëzimit të Mikenës ndodhi edhe *Lufta e Trojës*, emri i së cilës vjen nga qyteti i *TROJËS* ose *ILIONI*, që popullsitë pellazge të Greqisë e mbajtën të rrethuar gjatë dhjetë vjetëve, në fund të të cilëve ata e pushtuan dhe e shkatërruan. Homeri e bëri të pavdekshëm emrin e Trojës me dy poemat e tij epike: *Iliada* dhe *Odisea*, subjekti i të cilave njofton ose lidhet me faktet e drejtpërdrejta e të tërthorta të kësaj lufte.

Forcën dhe pasurinë e vet Troja ia detyronte pozicionit të saj të favorshëm, si një pikë kryqëzimi e shumë rrugëve të tregtisë së lashtësisë: nëpër Trojë duhej të kalonin mallrat që vinin nga Azia e Vogël ose nga brendësia e kontinentit aziatik dhe duhej të kalonin në Traki, Danub e në Europën Qendrore. Po ashtu aty, të paktën për një pjesë, kalonte lëvizja tregtare e caktuar për Greqinë. Së fundi, lundrimi drejt Propontidës dhe Pontit Euksin ndodhej nën kontrollin e Trojës dhe sot nga historianët konsiderohet plotësisht logjik dhe i mundshëm mendimi, i dhënë herë tjetër, se trojanët u merrnin anijeve pagesën për të drejtën e kalimit. Në këtë mënyrë, të ardhurat e marra nga njëra anë, dhe tregtia e tranzitit, për të cilën Troja duket se ka qenë qendra, nga ana tjetër, i dhanë qytetit pasurinë dhe mirëqenien, që na kanë ruajtur traditat dhe që e kanë konfirmuar gërmimet e kohëve relativisht të vona.

Por ky lulëzim i qytetit ishte gjithashtu edhe fati i saj i keq. Duket se shkatërrimi i qytetit të dytë shumë të pasur të Trojës duhet pa dyshim të ketë ardhur nga një armik xheloz e grabitqar, pasi dhe marrja e shkatërrimi i gjashtë i Homerit, ai që bëri të bashkohen ose të lidhin aleancë gjithë popullsitë e Greqisë për t'u sulur kundër saj, nuk ka pasur qëllim tjetër ose ndonjë mendim tjetër që t'i frymëzonte grekët, përveç ta pushtonin dhe të rrëmbenin thesaret e pasura, që kishin grumbulluar trojanët.

**Kur u shkruan ILIADA e ODISEA dhe nga kush?**

Gjëja e parë, për të cilën duam të tërheqim vëmendjen është largësia ose distanca e kohës, që ndan epokën, në të cilën ndodhi Lufta e Trojës, dhe atë kur mund të jenë shkruar nga *Homeri* dy veprat e famshme: *Iliada* dhe *Odisea*, domethënë rreth vitit 850 para K. siç merret mesatarisht dhe është mendimi i shumicës; kjo largësi është, pra, rreth: 1200-850 = 350 vjet, ose tre shekuj e gjysmë. Do të vëmë në dukje menjëherë, që në realitet largësia në fjalë nuk mund të jetë e njëjtë për të dy veprat. Arsyeja e kësaj vërejtjeje është e thjeshtë: duke u mbështetur në formën ose në gjendjen e përgjithshme të vetë gjuhës, me të cilën janë shkruar të dy poemat, është e pamundur të mos vihet në dukje që një largësi të paktën prej 150 vjetësh e ndan epokën e redaktimit ose më mirë të përkthimit të dy veprave. Stili, sintaksa, tipat ose morfologjia, rrallësia e nyjes te *Iliada*, pa diskutim më të lashtë në krahasim me të *Odisesë*, tregojnë se poema e dytë është shkruar ose përkthyer pas *Iliadës*. Dhe po të mbahet para sysh periudha e kohës së nevojshme për evoluimin e gjuhës së Iliadës, që të arrihet te gjuha e Odisesë, duhen të paktën 150 vjet. Mund të jemi të sigurtë, që ndryshimi prej 150 vjetësh që ne pranojmë për evoluimine gjuhës së Iliadës deri te ajo e Odisesë, nuk është i madh, por krejt normal; nëse do t'i referoheshim kohës nga Odisea deri te Platoni dhe Ksenofoni, dhe asaj që nga origjina e gjuhës më 1650 para K. deri te Homeri, do të shihnim se këto evoluime janë në përputhje me periudhën e kohës që kanë kaluar njëra para epokës së Homerit dhe tjetra pas kësaj epoke. **Homeri[/b]**

Me emrin *Homer* ndonjëherë kuptohet gjithë epoka heroike, por që nga kohët e lashta shtrirja e saj është kufizuar dhe sot ne emrin Homer e lidhim vetëm me dy poemat e mëdha: *Iliada* dhe *Odisea*. Këto poema homerike përmendin një poezi shumë më të lashtë dhe të paplotë, e cila pasi evoluoi për një periudhë të gjatë, solli në këto dy poema. *Lidhur me djepin e kësaj epoke greke*, pa dyshim ka qenë bregu egjean i Azisë së Vogël dhe më konkretisht ai i Smirnës-Focesë dhe i ishullit Hios përballë. Ne e dimë, që jonët dhe eolët vajtën për të themeluar kolonitë e tyre të Azisë së Vogël vetëm pas Luftës së Trojës. Nga ana tjetër, e dimë gjithashtu se, meqë kjo njoftohet në shumë pjesë të Odisesë, më pas prej Pauzanit në pjesët III, 18, 11, dhe më së fundi nga Plutarku "që një muzikant plak" nga Korkira () një aed me emrin

Demodoku ka kënduar në pallatin e Alkinusit, mbretit të fecenëve, pothuaj dhjetë vjet pas Luftës së Trojës, faktet e kësaj lufte dhe bëmat e luftëtarëve, në të cilat Uliksi, i cili ka qenë i pranishëm, pasi pikërisht për nder të tij mbreti organizoi festën. Këto citime mjaftojnë për të provuar, se bërthama ose lënda e epopeve homerike kishte nisur tashmë të ngjizej dhe të këndohej menjëherë pas mbarimit të luftës, siç ndodh gjithmonë në rrethana të ngjashme. Por meqë në atë kohë greqishtja nuk kishte përfunduar së ngjizuri në Greqi, dhe meqë po kjo greqishte ende nuk ekzistonte në Azinë e Vogël, sepse kolonitë joniane dhe etole u vendosën atje vetëm disa shekuj më pas, ne jemi të detyruar të pranojmë se *epopeja greke u hartua dhe u shkrua në fillim në gjuhën pellazge dhe nga kjo gjuhë - të njohur e të folur nga gjithë bota e kësaj epoke, ashtu si gjithë bota e epokës së Pavarësisë greke më 1821 pas K. - pas 500 ose 600 vjetësh u përkthye në gjuhën greke nga Homeri dhe Homeridët, që i dinin fare mirë të dyja gjuhët: pellazgjishten dhe greqishten.* Duhet besuar që emri *Homeridët* nuk shënonte pasardhës realë, ose të ashtuquajtur të tillë, të Homerit në Hios, por më tepër një shoqëri njerëzish, që ushtronin të njëjtin profesion artistik të poetit, që predikonin të njëjtën fe, që ushtronin të njëjtën kulturë dhe që adhuronin të njëjtin hyjni ose hero mbrojtës, nga i cili e kishte prejardhjen emri i tyre.

**Mbi tekstin e poemave homerike dhe rendin e tij**

Me sa duket, shumica e dijetarëve helenistë të sotëm e quajnë si një mit besimin, se është bërë nga Pisistrati përmbledhja dhe bashkimi në një i poemave homerike, të cilat më parë ishin të shpërndara në gjithë botën pellazge. Ky fakt na është transmetuar nga Ciceroni (De Ora., 3,137 shkruar rreth 55 para K.), i cili njëkohësisht e lëvdon Pisistratin për njohuritë e mëdha, për punën e dobishme që ka bërë dhe për shërbimin e rëndësishëm, që na ka bërë, kur ka urdhëruar këtë punë *përkthimi* dhe klasifikimi. Megjithatë kjo nuk do të thotë se poemat homerike nuk njiheshin para Pisitratit. Po, ato njiheshin; por siç na njofton ELIENI () në shekullin e tretë pas K., të lashtët, domethënë para Pisistratit më saktë, i këndonin veçan dhe nuk ka rëndësi se si pjesët e ndryshme të epopesë homerike, kurse Elieni madje citon mjaft tituj lidhur me një sasi këngësh.

Sido qoftë, ne jemi të bindur që është fakt, se *lënda ose bërthama e poemave homerike ka ekzistuar që nga fundi i Luftës së Trojës, ashtu siç e provon vetë Odiseu me edin Demodok, por kjo lëndë fillestare ishte e shkruar në pellazgjishten, e përhapur kudo si në Greqi, vendin e fitimtarëve, edhe në Azinë e Vogël, vendin e të mundurve.* Si mund të mos ishte, sepse nuk vihet re asnjë anim ose asnjë parapëlqim për njërën ose për tjetrën palë ndërluftuese. Ndonëse janë shkruar greqisht, nëpër gjithë poemat nuk ndeshet asnjë shenjë përçmuese ose fyese kundër trojanëve dhe aleatëve të tyre. Homeri dhe homeridët, kur i bëjnë të flasin heronjtë e tyre, qofshin të vdekshëm ose të pavdekshëm, kur flasin nga njëri apo nga tjetri kamp, *u japin të njëjtën gjuhë, pa asnjë dallim midis tyre; ata trajtohen në mënyrë skrupuloze me barabarësi të plotë.* A nuk na bën ky konstatim të mendojmë, se autorët e parë të poemave homerike nuk duhej t'i përkisnin as klasës drejtuese, të dalë nga një përzierje e egjiptofenikasve me vendësit, as elitës së dalë po ashtu nga po ajo përzierje, as nga klasa e vendësve, që u bashkuan për një çështje të përbashkët me pushtuesit ose më mirë imigrantët egjipto-fenikas, por pa u përzier me ta? Sepse po të kishte qenë ndryshe, a nuk duhet menduar se një mllef i dukshëm do t'i ngjyroste fjalimet e krerëve grekë kundër trojanëve, për shkak të fyerjeve që do të përmbanin?... Kështu për ne është e pamundur që të mos përmendim këtu, atë që ka thënë ndër të tjera gjuhëtari i madh anglez Richard BENTLEY (1662-1742) duke folur për Homerin: "Homeri nuk është as paraardhësi i arteve e shkencave, as autori i poemave të shkruara për amëshimin dhe gjithashtu për tërheqjen dhe arsimimin e njerëzimit". Sipas BENTLEY, që e ka shprehur këtë mendim krejt kalimthi, "Homeri ka shkruar një varg këngësh dhe rapsodish, që të këndoheshin *për një shpërblim të vogël dhe për një ushqim të mirë* gjatë festave e panaireve dhe, mbi të gjitha, - ai e ka thënë këtë me kënaqësi, - ai e ka hartuar *Iliadën* për burrat dhe *Odisenë* për gratë. Këto këngë, ka thënë ai, në epokën e Pisistratit, rreth 500 *vjet pas hartimit të tyre* - u bashkuan në një formë epike, në të cilën ne i njohim sot".

Këto mendime të gjuhëtarit të madh anglez na konfirmojnë idenë tonë, sipas së cilës *poemat homerike nuk janë shkruar nga të pasurit, por nga më të përunjurit e popullsisë pellazge të epokës, që i përgjigjen borgjezisë sonë të sotme dhe në gjuhën pellazge.* Kjo nuk mund të ndodhte ndryshe, meqë në këtë kohë gjuha greke ende nuk ishte ngjizur mirë dhe *gjuha pellazge ishte gjuhë e përgjithshme dhe flitej nga gjithë njerëzit: elita drejtuese dhe masa e gjerë.* Që këtej del se poemat janë shkruar në gjuhën pellazge për t'u kënduar në fillim nga vetë autori ("to be sung by himself", thotë R. BENTLEY) dhe rrjedhimisht për t'u kuptuar nga gjithë bota, shumica e së cilës fliste vetëm pellazgjishten; është pikërisht po kjo gjendje shoqërore që pas vitit 1800 pas K. dhe 1821, në epokën e Pavarësisë së Greqisë, gjatë së cilës popullsitë e quajtura dhe të mbajtura si helene, nuk ishin në të vërtetë veçse shqiptare, flisnin të gjitha shqip, me përjashtim të disa përjashtimeve të vogla për qytetet e mëdha ku disa flisnin edhe greqishten.

Edmond ABOUT, Alph. de LAMARTINE, CHATEAUBRIAND dhe mjaft të tjerë na kanë njoftuar për këtë gjendje shoqërore të Greqisë së Re ashtu siç po e përshkruajmë ne.

Pra, nëse R. BENTLEY e ka parë qartë, vetëm se me dy ose tre të tjerë, - *që poemat epike të Homerit janë hartuar 500 vjet para Pisistratit, domethënë pas mbarimit të Luftës së Trojës,* ashtu si duhet të jetë edhe e vërteta, ai nuk ka mundur të shohë megjithatë, *që gjuha në të cilën janë hartuar ka qenë pellazgjishtja, me përjashtim të çdo gjuhe tjetër.* Kjo mungesë jo vetëm nga ana e gjuhëtarit anglez, *por dhe nga ana e gjithë dijetarëve perëndimorë, që janë marrë më në veçanti me Homerin,* vjen vetëm e vetëm nga padija e tyre e gjendjes shoqërore greko-shqiptare, për të cilën flasim ne. Kështu, ata janë rrekur që të pajtojnë ndërmjet tyre dy gjëra, që i shihnin se ishin në kundërshtim të plotë. Për shembull, ata e shihnin fare mirë, se zgjidhja më e mirë do të ishte që t'i bënin poemat të hartuara menjëherë pas luftës, siç është më e logjikshme edhe sot, që kur ekziston Historia, por nuk kishin se si ta pranonin një zgjidhje të tillë, nëse gjuha dhe tekstet e poemave homerike nuk i përgjigjeshin gjuhës së epokës së Luftës së Trojës; me të drejtë në atë epokë gjuha greke nuk ishte ngjizur në mënyrë të mjaftueshme; dhe ishte ende e paaftë t'u përgjigjej kërkesave të poezisë dhe të prozodisë. Pastaj si ta bënin Homerin të jetonte gjatë të paktën 500 vjetëve! për t'i pajtuar të gjitha mendimet? Duke marrë në konsideratë vetëm greqishten çështja dukej e pamundur; kjo sepse vetë *Iliada* dhe *Odisea* dëshmojnë një diferencë moshe të ndarë së paku nga 150 vjet largësi.

Në prani të kaq të dhënave kontradiktore për zgjidhjen e problemit të gjuhës së poemave homerike dhe të epokës së përpiktë, gjatë së cilës ka jetuar Homeri, ne e quajmë se pranimi i *shqipes* ose i *pellazgjishtes* si gjuha fillestare e poemave homerike duket se i përgjigjet realitetit, që vërtet ka qenë për të shpjeguar këto të dhëna.

Duke e pranuar pellazgjishten si gjuhën fillestare të *Iliadës* dhe të *Odisesë* vijnë në vështrim gjithë popullsitë, që jetonin rreth Mesdheut, kryesisht lindor, ku flitej njësoj kjo gjuhë. *Kështu poemat duhet të jenë hartuar jo në trevën që i përgjigjet asaj, ku greqishtja ndodhej në zhvillim dhe duke u nisur nga Peloponezi e Greqia kontinentale vetëm, por në të gjitha territoret e banuara nga pellazgët e lelegët* - terma që nuk shënonin të njëjtat popullsi - *dhe u shtrinë gjithashtu në Greqi dhe në ishujt e Egjeut e të Jonit, si dhe në Azinë e Vogël.* Meqë këta pellazgë, të quajtur gjithashtu në disa vende lelegë, - sepse: Pellargos (nga ka ardhur Pellasgios), e greqishtes do të thotë lelek në pellazgjishten e fenikishten dhe që të dyja shënojnë lejlekun - *nuk dinin tjetër veçse pellazgjishten si me shkrim dhe me gojë,* ndeshjet me fjalë me të cilat janë plot poemat homerike, sidomos *Iliada*, nuk mund të shqiptoheshin nga krerët e të dy kampeve në të dy anët e vijës së luftimit që i ndante, [*i]përveç se në pellazgjishten. Pas dhjetë vjetësh, kur lufta mori fund aeolët dhe rapsodët nuk mund të kompozonin dhe përdornin poemat e tyre veçse në pellazgjishte. Dhe vetëm katër ose pesë shekuj pas Homerit dhe homeridëve kanë filluar të përkthehen ato që tashmë ishin hartuar e shkruar në pellazgjishten.* E po kështu pjesët e ndryshme të *Iliadës* duhet të jenë përkthyer të parat, rreth dy shekuj para *Odisesë*, për shkak të tekstit të saj, që është më arkaik se i poemës së dytë. Së fundi prova më e mirë, *që Iliada dhe Odisea janë përkthyer nga pellazgjishtja në greqishten,* është fakti që pjesa më e madhe e teksteve të tyre është mbushur me fjalë pellazge, të cilave u janë shtuar parashtesa ose prapashtesa, apo mbaresa greke, dhe provon se mendimi ynë nuk duhet futur në kategorinë e hipotezave të kota, por në *pohimet e pakundërshtueshme.* Nuk jemi larg së vërtetës, nëse këtu do të shprehemi që *shumë të paktë janë dijetarët, të cilët realisht e kanë kuptuar rëndësinë e madhe dhe shtrirjen e gjerë të pellazgëve në antikitet dhe në parahistorinë më të largët. Pellazgët janë ata, që duke e ngritur gjuhën pellazge,* ***e cila mbijeton në shqipen e sotme,*** *në gjuhën e liturgjisë dhe të mistereve të gjithë të lashtëve të të gjitha epokave dhe në të gjitha shtrirjet, përhapën pothuaj në të gjitha vendet që njiheshin atëherë prej tyre mësimin dhe dijen me shkrim* ***me anë të shkronjave të quajtura pellazge****, ose Pellasgika grammata, që prej mijëra vjetësh kanë qenë në bazë të gjithë shkrimeve rreth Mesdheut dhe kryesisht të* ***fenikishtes****.* Në të gjithë tempujt, në orakujt ku shkonin për këshilla të lashtët, *gjuha e zakonshme dhe më e përhapur ka qenë gjuha pellazge. Nëse gjuhët greke dhe latine, me gjithë shkëlqimin që ato kanë pasur, nuk do të kishin mundur për shkak të elementit drejtues dhe të elitës,* ***ta zëvendësojnë*** *pellazgjishten për t'u bërë gjuhët liturgjike të botës së krishterë, si të klerit në kishat edhe të murgjve nëpër manastiret, është e sigurt se ato do të ishin zhdukur plotësisht nga faqja e tokës dhe do të kishte qenë gjuha pellazge ose shqipe, që do të kishte vazhduar gjithnjë.*

Me gjithë këtë zëvendësim nga drejtuesit, elita dhe klasat e larta të popullsive pellazge, shpirti fshatar, luftarak, fetar e krenar i masës së madhe që mbetej të pellazgëve, të cilët u trashëguan në shqiptarët, me qëllim ne flasim për shqiptarët dje jo për Shqipërinë, - ka ruajtur përmes shekujve dhe mijëvjeçarëve doket e zakonet e lashta, që ne i zbulojmë në shkrime të ndryshme të të lashtëve. Këto mbijetesa janë përzier me zakonet ose doket e kohëve të reja dhe bashkëkohëse, që na bëjnë të mendojmë se, vendet ku këto zakone dhe doke janë në përdorim, nuk ka shumë kohë që kanë qenë banuar nga popullsi *me*

*prejardhje nga trungu pellazg ose shqiptar*, por që sot, si pasojë e vërshimeve ose e pushtimeve të ndryshme të njëpasnjëshme, kanë humbur tiparet dalluese të racës së origjinës. Bëjnë pjesë në këtë kategori popullsish përveç grekëve, turqit dhe italianët shqipfolës, një pjesë e madhe e rumunëve dhe e italianëve që nuk flasin shqip.

Përfundimisht, lexuesi duhet të krijojë idenë, se *kur flitet për greqishten e po ashtu për latinishten, në lashtësi,* - ne do ta shohim më poshtë se është e njëjta gjë për kohët e reja gjithashtu, - *nuk duhet menduar se këto dy gjuhë ishin në përdorimin e zakonshëm, njëra në Greqi dhe tjetra në Itali.*

*Në këtë epokë të lashtësisë, ashtu siç ndodh prej tre shekujsh te ne dhe një shekull e gjysmë në Greqi, vërtet mësimi bëhej greqisht - dhe bëhet ende - por gjuha, që ishte në përdorimin e zakonshëm dhe që e dinte gjithë njerëzia si me gojë dhe me shkrim në të gjitha rrethanat ishte pellazgjishtja në Greqi dhe pellazgjishtja e quajtur etruskishte në Itali. Dhe kjo gjendje ose situatë shoqërore ka vijuar, kryesisht në Greqi, gjatë gjithë periudhave të mëpastajme dhe, vende-vende, deri në epokën bashkëkohëse dhe për këtë Helada nuk bën përjashtim nga* ***dygjuhësia****, që karakterizonte dhe ende karakterizon gjithë popujt me origjinë të lashtë, duke na përfshirë edhe ne, me të folmet ose gjuhët tona të ndryshme, që e dyzojnë* ***frëngjishten****, e cila është ngritur në shkallën e gjuhës zyrtare të Francës. (Si bretonishtja dhe korsishtja, për shembull)..*

Nëse sot do të bënim pyetjen, përse të lashtët ngritën greqishten dhe latinishten, para madje se ato të formoheshin me përsosuri, në shkallën e gjuhëve liturgjike, përgjigja për këtë pyetje është fare e thjeshtë:

Priftërinjtë dhe fetarët e lashtësisë, që parapëlqenin të përdornin greqishten ose latinishten në vend të pellazgjishtes ose shqipes, të formuar plotësisht, të njohur e të folur nga gjithë njerëzia e epokës dhe *tashmë në përdorim për këtë qëllim*, kanë pasur, për ta shprehur kështu, po ato arsye si priftërinjtë e sotëm. Është e qartë se fetarët tanë të sotëm vijojnë të ruajnë përdorimin e latinishtes, greqishtes, arabishtes kuranike, hebraishtes së vjetër, sanskritishtes etj., jo për të mënjanuar, - siç deklarojnë ata, - çdo gabim ose ngatërrim në transmetimin e vërtetë të doktrinës ose të dogmës duke bërë përkthime të njëpasnjëshme, *por për të mbajtur meshtarinë në vazon e vet të mbyllur e të izoluar, gjë që nuk do të mund ta bënin po të kishin vijuar të përdornin gjithnjë pellazgjishten ose shqipen, që e gjithë bota e dinte në atë epokë.*

**Etimologjia e saktë e YTI**

Fjala që ka më shumë rëndësi për pikëpamjen tonë nga *Odisea* dhe që konfirmon mënyrën tonë të vështrimit dhe të mendimit lidhur me çështjen e poemave homerike, është emri që Uliksi i dha Polifemit, që u përdor për ta thirrur atë, pra: ουτισ. Që në vështrimin e parë, ne e kemi parë se ashtu siç është shkruar, ουτις, ose dhe siç kanë dashur ta shkruajnë më vonë, nuk është një fjalë greke, sepse do të duhej të ishte ουδεις, që do të mund të kishte kuptimin *"askush"*. Ου τις që gjithashtu do të thotë *askush,* shkruhet në dy fjalë të veçanta, siç e gjejmë kudo te Iliada e Odisea.

Ουτις *nuk ka qenë konsideruar si një fjalë që shënon askushin, por më tepër si transkriptim i YTI: yti pellazgjike.* Nëse në fillim kjo YTI = yti shqiptohej në mënyrën e përshtatshme, sipas pellazgjishtes dhe kuptohej fare mirë nga gjithë auditori, shumë më vonë kur, në epokën e Pisistratit rapsoditë u përkthyen greqisht, YTI nuk u përkthye, por thjesht u transkriptua: ουτι. *Në fillimet e transkriptimit të kësaj fjale në greqishten megjithatë shqiptohej me saktësi: YTI dhe auditori vijonte automatikisht t'i jepte domethënien e vërtetë: I YTI.* Por më vonë, kur tekstet krahasuese pellazge nisën të bëheshin gjithnjë e më të rralla dhe përfunduan më pas duke u zhdukur fare, u harrua shqiptimi *i vërtetë* dhe *humbi gjithashtu* kuptimi i saktë i ουτις, që nuk ishte përkthyer dhe i dhanë kuptimin *Askushi.*

Kjo YTI pellazge, shumë e përdorur edhe sot, pikërisht po me atë kuptim që e ka përdorur Odisea, pa dyshim i bëri t'ua mbathnin të gjithë ciklopët, njëri pas tjetrit, dhe të vinin para shpellës së Polifemit për ndihmë, për arsyen e thjeshtë se në pellazgjishten YTI gjithnjë do të thotë *yti (yt+i)* dhe jepet ende si përgjigje për pyetje të tilla si:

*KUSH TA QIT SYNË I PARI? } YTI*

*KUSH TË SHTYN I PARI TË BIESH NË RRIPË? }YTI*

*KUSH TA BËN TË LIGËN MË TË MADHE? }YTI*

*KUSH TË VJEDH MË MIRË? }YTI*
*etj., etj.*

YTI është kudo me kuptimin farefisi yt më i afërt, miku, shërbëtori, i punësuari ose çdo person që është i lidhur ose pranë jush dhe që përgjigjet ose i përgjigjet pyetjes që i bëhet.

Për të shpjeguar rastin e ciklopëve, që iu drejtuan polifemit, gjërat do të kenë ndodhur kështu:

- Ciklopi i parë, pa dyshim ai më afër, ka rendur tek ai dhe e ka pyetur: *cili bari të ka goditur?* - Sapo Polifemi i është përgjigjur: *yti* ose *Yti*, tjetri, pa pritur fjalët e tjera është kthyer për te të vetët dhe është ndalur për të shmangur ngatërresa të tjera, sidomos me ciklopët e tjerë.
- Ciklopi i parë është nisur te të vetët dhe atëherë menjëherë ka rendur ciklopi i dytë për të pyetur dhe dialogu ka rifilluar pak a shumë:

*Cili bari të ka goditur? ose Cili të ka plagosur?*

Polifemi përsëri është përgjigjur: *YTI*. Edhe ky ciklop i dytë, po njësoj për të shmangur çdo diskutim me ciklopët e tjerë është kthyer po me aq shpejtësi te të vetët dhe ka ndalur.

- Vjen ciklopi i tretë dhe biseda rinis po me atë pyetje klasike:

*Cili bari të ka lënduar?... të ka plagosur?*

Dhe përgjigja e Polifemit: *Yti*. Nuk duhet harruar se edhe ciklopët flisnin të njëjtën gjuhë universale pellazge të epokës. Ky fqinjë i tretë, ashtu si dhe dy të parët, ngutet të largohet për të shkuar të strehohet, ashtu si dy të tjerët, në shpellën e vet, sepse edhe ai nuk do ngatërresa të tjera.

E po kështu i katërti, i pesti dhe gjithë ciklopët e tjerë, deri te i fundit; për shkak të kësaj fjale magjike: *Yti ose me kuptimin pellazg* që Uliksi e ka vënë në gojën e Polifemit, ata që të gjithë ua mbathën pa kërkuar shpjegime, duke besuar se kështu nuk do të ngatërroheshin në një histori, që e kishte shkaktuar bariu i tyre me Polifemin.

Duke i dhënë ουτις jo më kuptimin grek *askushi*, që nuk mund ta kishte nga vetë forma, por kuptimin pellazg *yti*, që i përshtatet shumë më mirë, gjithë vargjet greke përkatëse bien vetvetiu, sepse duket që janë futur duke përdorur dhunë dhe nuk përbëjnë një trup me tekstin që e rëndojnë.

Por ajo që po themi këtu për ουτις që ka qenë vetëm pellazge, ne duhet ta themi gjithashtu për gjithë poemat homerike dhe së pari për *Iliadën e Odisenë.* Te *Odisea*, kënga VIII, aedi Demodoku këndon episode të luftës së Trojës në fund të një feste të organizuar për Alkinosin, mbretin e Fecenëve, për nder të Uliksit. *Duhet menduar se aedi nuk e ka kënduar greqisht këngën në këtë kohë* - edhe dhjetë vjet pas fundit të luftës së Trojës, rreth vitit 1200 para K., - *por në gjuhën e përgjithshme të gjithë botës, që ishte pellazgjishtja,* kurse gjuha greke ishte ende në ngjizje e sipër dhe e papërshtatshme për poema me një rëndësi dhe me një interes, që e kapërcenin kuadrin e ngushtë të Greqisë së mirëfilltë. *Si rrjedhim, del se në realitet para tekstit grek që ne e njohim, duhet të ketë pasur në fillim një tekst pellazg, që ka shërbyer më vonë si model për greqishten dhe që ka nisur të hartohet që nga fillimet e përleshjeve, për të lavdëruar dhe për t'u dhënë zemër luftëtarëve të të dy kampeve. Në fakt, pra, poemat homerike gjatë pesë shekujve kanë ekzistuar vetëm në gjuhën pellazge;* janë pikërisht këto copa ose rapsodi të shkruara në këtë gjuhë, që më pas u përkthyen në dialektin grek të kohës; në fillim Iliada e pastaj Odisea. Kjo përparësi e *Iliadës*, duke u mbështetur në vetë tekstine saj, *që është më arkaik, i përket afërsisht një shekull e gjysmë para Odisesë,* dhe e rrëzon pastër e përfundimisht çështjen e HORIZONTES, ose të χωριζουντες, që për ne as nuk ekziston.

Që nuk na ka ardhur asnjë pjesë e shkruar në gjuhën pellazge, kjo ka ndodhur sepse papiruset, mbi të cilat kanë qenë shkruar të ashtuquajturat poema homerike, janë fshirë për ta përfituar fletën që të shkruhej mbi të, fletë që gjithnjë mungonte. Duke iu nënshtruar kësaj fshirjeje sistematike jo vetëm tekstet pellazge ose etruske, siç do ta shohim edhe më poshtë, por edhe tekste autentike greke e latine, sidomos kur materiali që donin ta rifitonin ishte me rëndësi, dhe për këtë arsye ne sot ankohemi për mungesën e kaq e kaq veprave në këto dy gjuhë, që do të kishim qenë të lumtur t'i kishim të plota.

Një fjalë tjetër, e cila provon se gjuha pellazge ka qenë gjuhë e vatrës për gjithë antikitetin dhe që me këtë cilësi jo vetëm ka ndikuar mbi greqishten, por edhe i ka shërbyer për t'i dhënë ose për t'i siguruar lëndë, është fjala βαρβαρ-ος.
Grekët në lashtësi, duke respektuar kuptimin etimologjik të kësaj fjale nuk e përdornin, përveçse kur dëshironin të cilësonin një gjuhë tjetër të ndryshme nga greqishtja, dhe asnjëherë kur flisnin për racën, për kombin, për qytetërimin, ose për një temë tjetër analoge. Vetëm më vonë, dhe sidomos nga latinët, fjala *barbari* u përdor për të cilësuar popujt e paqytetëruar dhe në veçanti, ata që pushtuan Perandorinë deri në shkatërrimin e saj përfundimtar; dhe pastaj i mbeti ky kuptim.

Sa për grekët, në kohën që e huazuan këtë fjalë nga gjuha pellazge, i dhanë kuptimin që kishte në këtë gjuhë, domethënë: *që flet belbër;* ose që flet si fëmijët në mënyrë të pashkoqitur.

*Krye, kryeja* emër është po ashtu me shumë rëndësi; ajo është në origjinë të greqishtes: κυριος, emër m.; *krye* në pellazgjishten ka disa kuptime sipas rastit: rri në krye; *të rruashin kryet* = rrofsh shumë, *krye* si pjesa e parë e shumë fjalëve të përbëra: *kryezi, kryebardhë, kryemadh;* për këtë arsye *kryemadhi* ka qenë mbiemri i vërtetë i *Arkimedit,* që është përkthim fjalë për fjalë në greqishten.

*Krye: fillimi* αρχη: *në* krye ish… = εν αρχη ην…; *kryefjalë* fillimi i fjalisë, hyrje, prolog (προλογ-ος); *kryepojë:* (qyteti) kryeqytet; *krye: kapitull*, κεφαλαιον etj.

*Krye: kryetar, shef,* αρχηγ-ος; *kryesisht: në krye,* κυριος; *kryefalja: falja kryesore (dhe jo në shtëpi) ose falja e parë,* κυριακη προσευχη ose προτη προσευχη, etj.

Duke anasjellë shkronjën e dytë dhe të tretë dhe duke hequr mbaresën *e* të *krye* kemi *kyr*, që është pikërisht fjala greke: *κυρ-ιος=κυριος,* që ka plotësisht po të njëjtin kuptim si fjala pellazge, prototipi i saj: *krye-es;* khs. *sir, sire,* serasker, serkommissar etj.

Duke e përmbledhur, gjendja shoqërore e lashtë që ne kemi përshkruar mund të përfundojmë se, pas Homerit dhe deri në epokën e Kosntantinit I të Madh, jo vetëm nuk ka ndryshuar, por përkundrazi, është zhvilluar dhe zgjeruar. Nëse greqishtja në Lindje dhe latinishtja në Perëndim po formoheshin dhe kristalizoheshin gjithnjë e më shumë, dhe nëse përsosja e tyre shtohej me numrin e atyre që kishin dëshirë t'i mësonin, kjo megjithatë nuk do të thotë se *ia kanë dalë mbanë, secili në rajonin e vet, që ta eliminonin pellazgjishten dhe ta zëvendësonin si gjuhë të vatrës.* Përkundrazi, gjuha pellazge, me gjithë mijëvjeçarët e kaluar, vijonte gjithnjë të ishte gjuha e vatrës*, që shërbente si lidhëse ndërmjet lindorëve e perëndimorëve për t'iu kujtuar se përbënin po atë popull me emra të ndryshëm: pellazgë, argë, arbën, albanë, Αρβανιται, arvernë etj.* Dhe ka qenë kjo cilësi e një populli unik, që fliste kudo të njëjtën gjuhë, e cila i lejoi Konstantinit I të bënte, pa asnjë shqetësim, shpërnguljen e kryeqytetit nga Roma në Konstantinopojë; kjo ndodhi sepse populli i Greqisë dhe i Azisë së Vogël ka qenë i njëjtë me atë të Italisë, që nga ndarja e perandorisë i përkiste Lindjes. Duke e ditur se në Perandorinë e Lindjes greqishtja ishte mbizotëruese si gjuhë letrare, dhe në Perandorinë e Perëndimit ose në Itali ishte latinishtja, jemi të detyruar të besojmë që këto dy gjuhë letrare e liturgjike nuk kishin asnjë ndikim për të shërbyer si kriter i popujve të Perandorisë Romake - aq më pak për atë epokë - dhe se ishin shumë larg për t'i dhënë forcën e kohezionit, që u jepte gjuha pellazge e vatrës për ruajtjen dhe përforcimin e bashkimit të popujve ndërmjet tyre dhe për të bërë që të lindte ideja se kishin të njëjtën origjinë të përbashkët, sepse adhuronin të njëjtat hyjni dhe mbi të gjitha, sepse flisnin po atë gjuhë. **Pellazgët**

Duke u abstraktuar nga e gjithë lënda që kemi shkruar në faqet e mësipërme për origjinën, gjuhën, zhvillimin dhe shtrirjen e pellazgëve në botë, do të japim këtu disa shpjegime plotësuese, të nxjerra nga autorët, që janë marrë si ne me të njëjtën çështje.

Që nga epoka historike e deri më sot çështja e pellazgëve gjithnjë ka qenë në rendin e ditës dhe ka bërë që të derdhet shumë bojë shkrimi. Ajo ka qenë gjithnjë çështja për të ditur se cilës degë etnologjike duhet t'i përkasin, cila është gjuha që kanë folur, cilët kanë qenë pasardhësit e tyre direktë qysh nga epoka e lashtë dhe cilët janë ata sot, nëse kanë pasardhës.

Për këtë temë gjithë autorët e lashtë, pa përjashtim, na i japin njëzëri si popullin më të lashtë, jo vetëm të Greqisë, por edhe të Azisë së Vogël, Italisë, të gjithë ishujve të Mesdheut dhe të gjithë pellgut mesdhetar. Të gjithë këta autorë megjithatë, nëse janë të një mendjeje *për lashtësinë shumë të madhe,* janë në kundërshtim flagrant midis tyre kur vjen puna për origjinën dhe gjuhën që ata kanë folur.

Së pari, për lashtësinë shumë të largët, duke ditur domethënien etimologjike të saktë të fjalës: Πελασγοι të ardhur nga fjala: Πελαργ-οι: të lindur të bardhë, ata autorë nuk e kanë trajtuar çështjen siç duhet dhe siç e kemi bërë ne: domethënë që *lashtësia e largët* përzihet me origjinën e racës së bardhë.
Pastaj për gjuhën, ka së pari autorë të lashtë me prejardhje pellazge, që e kanë quajtur të tepërt të shkruanin mbi gjuhën që flisnin, sepse gjithë bota e njihte; dhe për ata jo pellazgë, metekë ose të huaj të tjerë, të cilët nga ana e tyre nuk e kanë quajtur të nevojshme të flasin më gjatë dhe më me hollësi për gjuhën pellazge, përsëri kjo ka ndodhur sepse gjithë bota e dinte. Kjo është arsyeja përse sot neve na mungojnë njoftimet e dobishme për të njohur në shkallë të mjaftë gjuhën dhe për të qenë në gjendje që ta krahasojmë me të tjerat dhe të gjejmë pikat e ngjashmërisë.

Duke u mbështetur po në këto kontradikta flagrante të të lashtëve, dijetarët gjuhëtarë dhe etnologë të kohëve të reja e bashkëkohës janë nxituar të deklarojnë: disa se janë arianë, ose për të përdorur një term

që është i zbrazët nga kuptimi: indogjermanë; disa të tjerë se janë mesopotamas, term që zëvendëson atë semit, po ashtu me kuptim të zbrazët, *dhe së fundi, ka edhe nga ata, që i kanë shpallur se nuk kanë ekzistuar, duke pretenduar në kundërshtim me të gjithë, të lashtët dhe të kohëve të reja, se pellazgët janë një mit i të lashtëve.*

Për të dhënë një vështrim të shkurtër të gjendjes shoqërore të llojit të jetës dhe të qytetërimit të popullsive të lashta, ne do të përshkruajmë këtu jetën greke, ashtu siç është bërë në epokën ndërmjet Homerit dhe Jezu Krishtit.

Mund të mendohet me lehtësi, se ekonomia greke e lashtë nuk ka qenë e gjitha e bërë as nga skllevërit vendës, as nga skllevër dhe popuj të tjerë të lirë, të cilët nuk mund ta plotësonin vetëm ata vargun e forcave të punës, që shfrytëzonte bota greke e kësaj epoke, një botë e larmishme dhe kaq interesante, të cilat i kërkonte për ekzistencën e vet. Në disa vise të Greqisë, si në Spartë, për shembull, në vend që të përdorej një skllav ose një grup skllevërish, të cilët lufta dhe tregtia i furnizonin pak nga pak, kishte popullsi të tëra - *të tillë si ilotët, që ishin pellazgë refraktarë, siç do t'u thoshim sot* - që ishin nënshtruar dhe ishin vënë në një nivel më inferior kundrejt njerëzve të lirë, por më të lartë se ai i skllevërve, dhe atyre u imponohej, me disa kushte të caktuara, në favor të zotërve të rinj, detyrimi që të punonin tokën, një detyrim nga i cili ata nuk mund të shpëtonin kurrë. Herë të tjera, kategori punëtorësh të lirë të fushave - *pellazgë metekë* μετοικοι të imigruar nga vise të tjera, - të rënduar nga borxhet e veta ishin shndërruar në skllevër, që me detyrim viheshin për të punuar tokën për llogari të kreditorëve të tyre. Nëpër shumë rrugë të ndryshme, ndoshta dhe në disa që ne nuk i dimë, shumë shekuj para erës së re ishte krijuar regjimi ekonomik, të cilin mesjeta bizantine e përhapi gjithandej dhe që ne e njohim sot me emrin e urryer: *bujkrobëri*.

Ja se çfarë, me mjetet që kemi në dorë, mund të nxjerrim si përfundim dhe ta kuptojmë shoqërinë e quajtur greke të lashtë, por në të vërtetë pellazge ose shqiptare. Rezultati do të ishte përndryshe më i mirë ose më i rëndësishëm, nëse koncepti ynë ose imagjinata jonë do të ndriçoheshin dhe do të udhëhiqeshin në hulumtimin tonë nga drita që vjen nga një lëndë shumë më e madhe në numër dhe më e rëndësishme. Puna është se na mungojnë shumë hallka në vargun e jetës së brendshme të grekëve; është e madhe errësira që rëndon mbi hollësitë, në atë pikë ku ndodhemi, që në fund rrëgjohet në njohjen vetëm, dhe kjo në mënyrë të kufizuar, të historisë së Athinës.

*Është e mundur që me pjesët të formohet një ide e përafërt për të tërën; por nuk është e mundur që të kemi kështu një shkencë dhe një dije të sigurtë.*

Një përfundim tjetër, që mund të nxirret nga ajo që kemi thënë, është se në Heladën klasike, në prodhim, tregti, banka, elementi i skllavëruar e kapërcente elementin e lirë dhe në përgjithësi, popullsia skllave në raport me popullsinë e lirë, ndonëse nuk mbisundonte, si në botën lindore dhe në botën romake, përsëri nuk ishte e paktë në numër, që këtej efektet e ekzistencës së saj, ndonëse nuk kanë qenë të pakufizuara, ashtu si dhe në epoka të tjera dhe te popuj të tjerë, përsëri janë ndier dhe kanë qenë të dukshme.

## Feja e Pellazgëve

Të gjitha shkrimet e lashtësisë na njoftojnë se pellazgët ishin një popull plot ndjenja tepër fetare dhe se gjithë mitologjia antike u atribuohet atyre. Ky mendim nuk duhet kundërshtuar.

Sa për mendimin e sotëm, se pellazgët kanë pësuar ndikimin fetar të fenikasve dhe të mesopotamasve të tjerë për të krijuar, sipas shëmbëllimit të hyjnive përgjegjëse lindore, Herkulin e tyre, Venusin etj., ne nuk lëkundemi të pohojmë, se një mendim i tillë është i mundshëm vetëm për dijetarë, që nuk e çojnë botën më tej se mbi tre mijë vjet para K. dhe përtej kësaj date ata nuk shohin asgjë. Këta dijetarë, në fakt, deri në kohët e fundit dhe sidomos deri te gërmimet e fundit nuk kanë bërë gjë tjetër, veçse t'ua vishnin gjithçka semitëve dhe nuk kanë pushuar së cituari si provë ose si pohim për mbështetje të thënieve të tyre, *Biblën*, ndonëse teksti i saj nuk përputhej me të dhënat e tyre dhe *gjithmonë ka qenë i nevojshëm një interpretim adekuat.* Për t'i pajtuar të dy mitologjitë: mitologjinë pellazge, greke, etruske ose romake, dhe mitologjinë fenikase ose mesopotamase dhe për t'i vënë në vendet e tyre, i duhet dhënë përparësia konceptimit pellazgjik, *që është vënë dy herë në origjinën e të gjitha ideve fetare:* herën e parë *sepse populli pellazg është populli primitiv i Sirisë, Fenikisë, Palestinës dhe gjithë Lindjes së Azisë së Vogël para se të përziheshin me shumerët, akadiasit dhe mesopotamasit e tjerë për të bërë të lindin "semitët";* dhe herën e dytë, *sepse është pjesa e Ekspeditës I të argëve, ariasve ose pellazgëve, që u shkëput nga masa e kësaj Ekspedite, u vendos në Siri dhe nguli rrënjë, duke futur në origjinë elementë të fesë, mitologjisë dhe kultit të veçantë të hyjnive dhe hyjneshave pellazge, të cilat ishin gjithandej po ato, që nga Kaukazi deri te shtyllat e Herkulit.* Të pretendosh se Venusi grek është kopjuar sipas Astartes fenikase, Herkuli grek e ka prejardhjen nga Herkuli i Sirisë, etj., - kur në fakt është e kundërta, - do të

thotë të japësh prova për një njohje të keqe të historisë së lashtë e sidomos të parahistorisë; kjo është njësoj sikur të pretendohet, - po të na lejohet ky imazh, - që çatia e mitologjisë pellazge është ndërtuar para se të viheshin themelet.

Sipas mendimit të përgjithshëm të lashtësisë megjithatë duket, se Πελαργοι, argët dhe ariasit parahistorikë e pellazgët historikë kanë qenë populli i madh ose raca, që ka pasur ndjenjën fetare më të thellë dhe që ka dhënë prova të misticizmit më të madh të njohur në lashtësi. HERODOTI ua quan atyre nocionet e para të fuqive hyjnore dhe format elementare të kultit.

Feja e pellazgëve ka qenë *natyralizmi,* domethënë hyjnizimi i dukurive të natyrës, i agjentëve fizikë, i forcave shkatërrimtare ose organizuese dhe i fuqive të mbinatyrshme. Ata janë krijuesit e kësaj mitologjie të habitshme dhe të mrekullueshme të grekëve, etruskëve dhe (romakëve ose) latinëve, të cilët besonin në qenie që ishin njëherësh të ndryshme nga njerëzit dhe eprore ndaj tyre, të quajtura *hyjni e hyjnesha,* pasi këto hyjni e hyjnesha ushtronin mbi njerëzit si drejtpërdrejt, edhe nëpërmjet dukurive natyrore, një ndikim favorizues ose dëmtues dhe ogurmirë ose ogurkeq, që praktikat rituale ose ceremonitë e kultit e kishin si rol ta provokonin në rastin e parë, dhe ta pengonin ose ta asnjanësonin në rastin e dytë. Kulti i pellazgëve, që është trashëguar brez pas brezi te grekët, etruskët edhe romakët, që të tria palët pasardhës të drejtpërdrejtë të tyre, që përbënin po atë popull dhe që flisnin po atë gjuhë: pellazgjishten ose shqipen, ka qenë pra, i thjeshtë dhe aspak trashanik; ata nuk adhuronin as gurin e as drurin; perënditë e tyre ishin *personifikime* të forcave, që lëvizin e veprojnë në natyrë.

**Disa hyjni e hyjnesha të Olimpit**

Do të japim këtu disa shembuj të konceptimit mitologjik të pellazgëve lidhur me idenë, që ata kishin për hyjnitë që banonin në majën e Olimpit.

**Zeusi**

Në shkallën e parë të hyjnive pellazgët vinin Zeusin, të cilin latinët e quanin *Jupiter*.

Për të shpjeguar etimologjinë e termit Ζευς, do të kujtojmë se që të lashtët e cilësonin hyjninë *"bubullues",* sepse midis të tjerash, ai ishte perëndia i gjëmimit. Kuptimi *bubullues* jepet plotësisht nga pellazgjishtja: *Zë-ës*, në greqishten φωνεις dhe që ka epërsinë se i përgjigjet plotësisht Ζευς=zëës. Pra, nuk ka asnjë dyshim që: Ζευς është një shtrëmbërim i vogël ose më mirë një evoluim i pellazgjishtes: *Zëës:* gjëmues.

Për shpjegimin e termit latin: *Jupiter*, ai po ashtu jepet nga gjuha e pellazgëve: tirrenëve ose etruskëve: Jupiteri do të thoshte *ati ynë: ju(ni)* piter, ashtu si *Junon* shënohet nga: *ju(na)nân: nana jonë*, ashtu si Iovi - ον Πελαγος ka kuptimin e famshëm: mare nostrum = deti ynë, latin, i cili në të vërtetë është pellazg ose etrusk, sepse janë këta të fundit që e kanë quajtur kështu: *deti jonë* = mare nostrum = deti ynë = ιονιον πελαγος. Së fundi Ιων-ες do të thotë *jon-ët* = tanët.

Më vonë Zeusi mori një personalitet moral dhe u bë hyjnia epror, gjë që konfirmon shpjegimin tonë të etimologjisë latine, që kemi dhënë më lart. Tradita e bën të lindur nga Saturni dhe Rea. Legjenda mitologjike na e tregon se zbret në tokë dhe viziton të vdekshmit; i joshte femrat që i pëlqenin dhe që pastaj i ngrinte në nderin e hyjnive, si për shembull, Temis, Tetis, Ceres, Mnemosina, Latona e Junona, që ishte vetë shoqja e tij e pavdekshme.
Kulti i Zeusit ose Jupiterit, që nga solemniteti ia kalonte kultit të çdo perëndie tjetër, ishte i përhapur në gjithë Azinë e Vogël, në Greqi, Itali dhe në gjithë shtrirjen e pafund të botës pellazge. I kushtohej *dushku.* Atribute të tij ishin skeptri, shqiponja dhe rrufeja.

Por njerëzimi, duke u nisur nga parimi se asgjë nuk është e pamundur për perënditë, i atribuonte atij edhe një absurditet: besohej se Zeusi kishte lindur vetë Athinën ose Minervën, të cilën e kishte nxjerrë, - siç do ta shohim në pjesën për këtë hyjneshë, - nga truri i vet.

**Hera ose Junona**

Sipas legjendës Hera ishte bija më e madhe e Kronosit ose Saturnit dhe Reas, lindur në ishullin Samos; por fëmijërinë e kaloi në ishullin Eubea, deri ditën kur Zeusi vajti ta kërkonte për ta bërë të fejuarën e tij dhe për t'i dhënë sovranitetin, duke e ngritur që të rrinte pranë tij në Olimp.

Junona, "perëndesha llërëbardhë" kujdesej shumë për bukurinë e vet dhe nuk do t'i mungonin adhuruesit, po të kishte dashur; por me gjithë tradhtitë e shumta të Zeusit, ajo gjithmonë i ruajti të shoqit një besnikëri shembullore. Megjithatë disa herë u revoltua, por më shpesh këto i sillnin ndëshkime të ashpra, që e detyronin të nënshtrohej.

Hera nuk ia fali kurrë trojanit Paris, që parapëlqeu *Afërditën ose Venusin*, kur u bë gara e famshme e tri hyjneshave: Herës, Venusit dhe Athinës mbi malin Ida pranë Ilionit për të dhënë "Mollën e Sherrit" ose μηλον τις εριδος. Kështu zemërimi i saj, bashkë me atë të Athinës, u kënaq vetëm kur e gjithë raca e trojanëve u asgjësua.

Hyjnesha greke Ηρα identifikohej me perëndeshën e romakëve dhe të popujve të tjerë të Italisë *Juno*. Në fillim Juno ishte kryesisht hyjnesha e dritës së hënës dhe prandaj quhej *Lucina e Lucetia*, duke u përzier për këtë arsye me *Dianën* ose Αρτεμις.

Por më pas vetitë ose atributet e saj u shtuan dhe Junona u bë hyjnesha e dritës qiellore përgjithësisht, hyjneshë e qiellit, mbrojtëse si te grekët e martesës; për këtë arsye e kanë mbiquajtur *Pronuba*.

Me emrin Juga ajo ishte mbrojtësja e damave romake, të cilat e mbiquajtën *Matrona* dhe e nderonin gjatë festës së quajtur "Matronalia" në kalendarin e Marsit. Së fundi, e kanë mbiquajtur "hyjnesha mbretëreshë", meqë ishte e shoqja e Jupiterit, mbretëreshë e qiellit dhe zonjë e Kapitolit.

Asaj i kushtoheshin kafshët: lopët dhe nga zogjtë patat që rriteshin në Kapitol. Prandaj asaj i bënin fli lopë e pata.

## Athina ose Minerva

Etimologjia e emrit të saj kanë mbetur deri më sot mjaft e dyshimtë. Sipas Max MÜLLER, që në kundërshtim me pohimet dhe sigurinë e gjithë autorëve të lashtësisë, ka pretenduar se pellazgët nuk kanë ekzistuar asnjëherë, pretendon këtë radhë që ΑΘΙΝΑ është një fjalë greke (?), një evoluim i sanskritishtes: *ahâna*, që do të thotë që flakëron, që digjet; por ai nuk jep asnjë shpjegim, që të vendosë një raport çfarëdo ndërmjet ΑΘΙΝΑ dhe *ahâna*.

Sipas SCHWARTZ dhe gjuhëtarëve të tjerë, ATHINA është hyjnesha e vetëtimës, që përsëri vjen nga sanskritishtja. Së fundi, sipas një grupi të tretë, ATHINA vjen nga rrënja: αιθ, prej nga vjen gjithashtu αιθηρ=eter, ose më mirë rrënja: αθ, prej nga vjen fjala ανθος ose αθηρ=lule.

Nga ana tjetër, ka gjuhëtarë që e marrin tipin Αθηναια ose Αθηνιη jo si një emër, por si një epitet të Παλλας, dhe e përkthejnë shprehjen e Homerit: Παλλας Αθηναι me: *Pallas Athinase*. Megjithatë ne do të shohim më poshtë, që ky mendim është i gabuar dhe se Αθηναια, pavarësisht nga mbaresa e saj, që mund ta bëjë të merret kjo fjalë si mbiemër, duke u mbështetur në pellazgjishten ose shqipen, ajo përsëri klasifikohet me emrat, si: beteja, kalaja (fjalë shqipe ose pellazge dhe aspak turke ose arabe. Nga pellazgjishtja ose shqipja kjo fjalë, ashtu si shumë të tjera, ka hyrë në përdorim në gjuhën arabe dhe më pas në turqishten dhe në gjithë gjuhët e tjera të Europës juglindore), murtaja, Athinaja, etj. Sido qofshin të gjitha këto shpjegime, e prekin fjalën Αθηνα vetëm shumë larg dhe nuk japin asnjë përkthim etimologjik të përshtatshëm të termit. Megjithatë, këto janë vetëm fjalë që janë kërkuar me mundim, me qëllim që ata, të cilët i kanë krijuar, të mund të thonë diçka, pavarësisht nga fakti që ajo çka thonë vlen apo nuk vlen diçka, kënaq apo nuk kënaq një mendim.
Nga ana jonë, ne do të japim shpjegimet e mëposhtme etimologjike, duke u mbështetur si zakonisht, në pellazgjishten ose shqipen:

Do të themi që në fillim, se nga dialektet shumë të lashta greke ne kemi forma të ndryshme të emrit Αθηνα: sipas Homerit, kemi Αθηνι, Αθηναια dhe në jonishten: Αθηναιη (Il. A.200; D, 78,; etj); sipas poetëve epikë dhe në dialektin jon, janë po ato forma si te Homeri më sipër. Në të gjitha mbishkrimet atikase para Eukleidit (430 para K.) dhe madje disa herë te autorët atikas (Æsch. Eum. 2888; Aristof.

Ιππ. ose Kal. 763; Ειρ 271; Ορν. 828, Εεν. Αναβ. 7.3.39 etj. etj.) gjendet vazhdimisht forma: Αθηναια. Në të gjitha mbishkrimet atikase pas Euklidit, forma Αθηνα(ι)α= Αθηναα ka dhënë formën e shkurtuar dhe përfundimtare: Αθηνα, që mbizotëroi ndër të gjithë atikasit dhe në *greqishten e përbashkët, që quhet* κοινη. Pikërisht kjo formë e fundit e Αθηναι (gjin. Αθηνας) u bë emri i zakonshëm i hyjneshës në Athinë, qyteti që ishte nën mbrojtjen e veçantë të saj; po ashtu është forma e parë e pashkurtuar Αθηνα, domethënë Αθηνα(ι)α=*Athinaja*, që është në përdorim në gjuhën e sotme shqipe; sot në Shqipëri thuhet *Athinaja*, ose fare shkurt *Thina*.

Më tej, ne kemi në dialektin dor dhe në dialektin eol formën Αθιναα (Alc. 9; Teokr. 28.1) në dorishten: Αθηναια (Teokr. 15,80) dhe së fundi Αθανα te atikasit dhe në dorishten.

I kemi cituar gjithë ato forma më lart, - dhe ka edhe të tjera, - për të dalë më mirë ngjashmëria ose më mirë identiteti ndërmjet emrit të hyjneshës *Athina* në dialektet greke dhe përkthimi i saj në pellazgjishten ose shqipen: E THËNA; duke e ditur se [u]e[/u] ose [u]ë[/u] pellazge i përgjigjen në greqishten dhe latinishten tri zanore të ndryshme: *e dhe ë=α e dhe ë=e ose ε dhe e dhe ë =η,* është bërë evoluimi nga E

THËNA te A THËNA: *ajo që duhet ose është e paracaktuar të lindë, të bëhet, të prodhohet sipas fatit,* ose e destinuar. Dhe ky përkthim na çon pa gabim te një tjetër, jo më pak i goditur, që i përmbys të gjithë ata që kanë dashur të gjejnë një shpjegim të vlefshëm, cilido qoftë ai, dhe që nuk e kanë arritur dot. Në fakt, njihen mirë gjithë përrallat, legjendat ose gjithë mitet përkatëse lidhur me lindjen e Athinës. Ato janë shumë në numër; por më e lashta prej tyre, e cila madje ka sjellë lindjen e gjithë të tjerave dhe që na e njoftojnë HESIODI (Theog. 886), STESIHORI, PINDARI (OL.
235), HOMERI (te *Himni* për Athinën; XXVIII, 4 dhe 55) dhe mjaft autorë të mëvonshëm, është kjo që vijon: "Zeusi e përpiu gruan e vet të parë, Μητις, personifikimi i urtësisë, që ishte edhe shtatzanë. I pari i hyjnive e mori këtë masë të rëndë, sepse mori vesh që pas vajzës, e cila do të lindte nga kjo barrë e parë, Μητις do të bënte një djalë, më të fortë, më të fuqishëm se i ati, domethënë se vetë Zeusi, që do ta rrëzonte nga froni dhe do ta bënte ta pranonte, në vend të tij, si kryetar të qiellit. Kur erdhi koha për lindjen normale të fëmijës së zënë nga Μητις, Zeusi ndjeu në kokën e vet dhimbje aq të padurueshme, sa *Vullkani* ose Ηφραιστος (disa të tjerë thonë se Prometeu ose Merkuri, por pa ndonjë arsye të shëndoshë), duke marrë një sëpatë e goditi kaq fort në kokë Zeusin, sa doli Athina, krejt e veshur, krejt e armatosur dhe duke lëshuar britma të forta gëzimi; dhe ja përse gjithmonë është thënë se kjo hyjneshë ka lindur nga koka e Jupiterit.

HOMERI, në *Himnin për Athinën*, na e paraqet këtë mit me mjeshtëri dhe të përsosur, dhe na e përshkruan me imtësi përshtypjen e madhe që u bëri të pavdekshmëve të Olimpit.

Në tekstin origjinal greqisht ka një epitet të shpeshtë për Athinën: τριτογενης. Për kuptimin e saj kanë marrë për τριτο si pjesë e parë të fjalës së përbërë atë të τριτων ose të τριτω. Mirëpo del se asnjëri nga shpjegimet e dhëna për këto dy fjalë nuk e kënaq me saktësi përkthimin e dy epiteteve të Athinës.
Kështu, fjalori i M.A. BAILLY, me të drejtë shkruan: *ka të ngjarë "e lindur nga deti",* ose sipas të lashtëve, *"e lindur pranë liqenit"*. Mirëpo ky shpjegim i fundit i të lashtëve nuk duhet të lidhet aspak, siç e thotë fjalori i mësipërm, me Athinën, sepse të lashtët nuk e bënin këtë gabim, pasi ata e dinin gjuhën pellazge, - me përjashtim të disa të huajve, domethënë jo grekë, të cilët të arsimuar dhe të rritur me greqishten, e kanë shkruar dhe e kanë botuar në këtë gjuhë. Mirëpo Τριτο e Τριτογενης dhe τριτογενεια nuk ka asnjë lidhje me: τριτων, τριτωνις etj., sepse kjo është fjala pellazge: *"trutë*, që do të thotë *"truri",* dhe prandaj kompozita "τριτογενης" do të përkthehet si: *"e lindur nga truri"*, një shprehje kjo që përputhet kështu me kuptimin e dëshiruar.

Sa për fjalën: Παλλαβ, - αδος edhe ajo gjithashtu vjen nga pellazgjishtja: *"pall-ës" = shpikës, me imagjinatë, që koncepton, që ka ide…* e prejardhur nga folja *pall* konceptoj. Ende sot në shqipen ndeshet shprehja e zakonshme: të palli tani? = e kuptove? të ra ndër mend tani? Asnjë nofkë tjetër nuk i shkon më mirë Athinasë.
Louis BENLOEW jep një konfirmim të pastër për etimologjinë tonë të Παλλαβ, kur thotë (La Grèce avant les Grecs, Bot. i Maisonneuve, Paris 1877, f. 177-78), se grekët kanë ndërthurur dhe shkrirë në një vend tipare kaq të ndryshme për Athinën dhe traditat, të huazuara nga raca të huaja, që lidhen me të dhe kanë përftuar tipin e adhuruar të qëndrueshmërisë, kurajës, *të aftësisë shpikëse e prodhuese* dhe të pastërtisë virgjine, për të cilat hyjnesha e Athinës është shprehja e gjallë ose simbol.

Kulti i Athinasë në Greqi natyrisht shkon në lashtësinë më të madhe, përtej prehistorisë, me pellazgët dhe hyjnitë e tjera të tyre mitologjike. Në pjesën më të madhe të qyteteve greke ishin ngritur tempuj dhe organizoheshin festa për nder të kësaj hyjneshe, që u përkisnin kohëve nga më të lashtat dhe që kishin lidhje të ngushtë me natyrën dhe atributet e Athinasë. Megjithatë pikërisht në Athinë nderohej më shumë hyjnesha, që këtej vinte dhe emri: *"qyteti i Athinasë"*, të cilin e mban deri më sot, dhe tempujt e ndryshëm, që athinasit nuk kanë reshtur së ndërtuari për nder të mbrojtëses së tyre të adhuruar, siç janë tempulli i vogël i *Athinës fitimtare, Partenoni,* kushtuar Virgjënës Athina dhe rindërtuar në epokën e Perikliut mbi themelet e një tempulli të vjetër shumë të lashtë, që e shkatërruan persët; *Erekteioni*, po ashtu shumë i lashtë, kushtuar Athinës mbrojtëse dhe rindërtuar në epokën e Luftës së Peloponezit dhe mjaft të tjerë.

Ka pasur gjithashtu tempuj të Athinës në Sirakuzë, në Egjinë, në Tegje, në Prienë, në kepin Sunion, ku ende mund të shihet nga larg kolonada sa herë i bihet rrotull këtij kepi., etj.

Athinës i flijoheshin dema dhe mëshqerra, ose mëzatë të marrë nga tufat, por kurrë dhí.

Kafshët që i kushtoheshin si të parapëlqyera ishin kukuvajka për sytë e saj të mëdhenj e të ndritshëm; gjarpri, si simbol i hyjnive të ferrit; këndesi për shpirtin luftarak; stërqoka në Athinë për jetëgjatësinë; simboli i saj ishte ulliri dhe shega.

## Demetra ose Ceres

Demetra është një nga hyjneshat e mëdha të Olimpit. Emri i saj (në dorishten: Δαματηρ), sipas një etimologjie që atëherë shumë të lashtë, vjen jo nga greqishtja: γη=*tokë*, por nga pellazgjishtja *dhe*=δη=δα=*tokë*; dhe po ashtu *motër=mater*=μητηρ=nënë. Kuptimi që i jepnin pellazgët e lashtë fjalës *motër* nuk është aspak ai i *nënës*, por pikërisht ai që i japin ende sot shqiptarët myslimanë bektashinj të Shqipërisë së Jugut, kryesisht të Përmetit, kur i drejtohen, me respektin më të madh, çdo femre, jo doemos të re, por edhe jo fare plakë. Pak a shumë i përgjigjet - por në rastin tonë mungon ideja e mëmësisë - fjalës frënge: *ma soeur,* kur u drejtohemi fetareve. Kjo ide e veçantë, që ne ia atribuojmë fjalës *soeur* në rastin e cituar më sipër, na shpjegon evoluimin që ka pësuar kuptimi i fjalës *motër* në shqipen, e cila nga kuptimi *nënë,* që kishte, ashtu si μητηρ dhe *mater*, ka ndryshuar në atë të *soeur*. Në të dy rastet në fjalë, evoluimi ka qenë, pra, i kundërt.

Fakti që Demetra e kishte prejardhjen e kultit të vet nga popullsitë primitive të Thesalisë, shumë kohë para se të bëhej shpërngulja e fiseve *greke* në Greqi, tregon se ky kult shkon prapa te besimet natyraliste të pellazgëve të lashtë. Natyra e dukshme pellazge e këtij kulti provohet nga legjenda e *Lykosit*, i biri i mbretit Pandion të Athinës, që emigroi në vendin e tramelëve, të cilëve u dha emrin:
*Likias,* pasi kishte hedhur që më parë në Meseni një shkëlqim të ri mbi misteret e Andanisë.

## Apolloni ose Febusi

*APOLLONI,* një hyjni pellazg i mirëfilltë përqendron në vetvete gjithçka, që natyra dhe konceptimi i pellazgëve mund të prodhonte të bukur e madhështore, dhe gjithçka që vetë raca e tyre mund të krijonte të lartë e të mrekullueshme. Ai është mishërim i dritës vezulluese të qiellit të pellazgëve të ndryshëm të lashtësisë, i bukurisë së natyrës të këtyre viseve pellazge dhe njëkohësisht i përparësive të inteligjencës dhe të ndjenjave të holla të elementit pellazg. Apolloni është hyjnia i mëshirës, i qetësisë shpirtërore dhe i harmonisë më të bukur. Lindja e tij dhe shfaqja në mitologjinë e lashtë pellazge përkon me fillimin e ditëve më të mira për botën e epokës dhe me evoluimin gradual të kësaj bote drejt përparimit; Apolloni dhe qytetërimi pellazg ngjisin së bashku këmbët e shkallës së këtij evoluimi, që i çon drejt majës, ku qytetërimi pellazg, një qytetërim i vjetër i nderuar, nuk do të ketë më tjetër emër, veçse: prehistorik, kretas ose minoik, mikenas, helenik ose grek, etrusk, romak dhe më së fundi, ndonëse nën një tjetër hyjni të re - krishter po aty - të *qytetërimit pellazg bizantin.*

*ETIMOLOGJITË E FJALËS ΑΠΟΛΛΩΝ.* Forma më e lashtë e emrit Apollon është forma pellazge Απελλων, prej nga rrjedhin Απολουν dhe Απλων, po ashtu pellazge. Formës së prejardhur të parë Απλουν i afrohet emri etrusk: [u]Aplu[/u] ose [u]Apulu[/u] dhe forma Απελλων është e afërt me formën oske [u]Apellun[/u] me gjithë emrat e vjetër grekë: Απελλας, Απελλης, Απελλις, Απελλικος etj.

Duke u mbështetur në format etruske [u]Aplu[/u] dhe [u]Apulu[/u] e në oskishten [u]Apellun[/u], ne mundemi nga ana jonë, që me ndihmën e shqipes të japim etimologji shumë më të pranueshme, se ato të dhëna që nga Platoni në Kratilin e tij e deri te të dhënat e ndryshme të shumta të dijetarëve të sotëm, që duket se nuk kanë bashkuar gjithë mendimet e paanshme.

Etimologjitë që ne propozojmë, pra mbi bazën e Aplu, Apulu, Apellun dhe Απολλων kanë kuptimin: *që bën të lindë ylli,* pa dyshim, është fjala për yllin e mirëfilltë, Diellin; *që bën të agojë ylli* ose më mirë akoma: ap udhën = *që hap rrugën* ose dielli paraardhës. Për këtë arsye, pa dyshim, grekët e shënonin Delosin, ku ishte tempulli më me emër i Apollonit, si *"ishulli i diellit lindës"* ose "η νισος του ανατελλοντος ηλιου." Fakti që ishte hyjnia Dielli, hyjnia i dritës i sillte atij, në fakt, këtë cilësi si [u]Paraardhës[/u] ose Προδρομος, sepse në të vërtetë dhe praktikisht ai që sjell dritën dhe, me më shumë arsye, ai që e krijon vetë është "ndriçon", *ai që u hap rrugën* gjithë të tjerëve, në të gjitha degëzimet e veprimtarisë njerëzore: artet, letrat, muzika etj. Që këtej fare mirë mund të paraqitet hipoteza se [u]Apullen[/u] për [u]Apudhën[/u] do të thotë etimologjikisht pikërisht: udhëndriçues: *ai që hap rrugën, paraardhësi* bartës i dritës. Për më tepër, a nuk paraqitet ai duke drejtuar një koçi katërshe, me rreze mbi kokë dhe me Aurorën përpara, bijën e tij?

*Atributet e Apollonit.* Apolloni është shpikësi i lirës, λυρα ose i kitarës, κιθαρα, dhe hyjnia i muzikës e poezisë, cilësi ose atribute që e bëjnë simbol ose personifikim të *harmonisë universale* dhe që i japin një fuqi të re qytetëruese. Ai njihet mirë si kitarist dhe në veçanti si kreu i muzikës përgjithësisht, dhe me këtë cilësi kryesonte korin e Muzave; së fundi, ai ishte hyjnia i konkurseve poetike e muzikore, që kanë luajtur një rol shumë të madh civilizues te grekët. Por ndonëse ai ishte hyjni, Apolloni kishte megjithatë një cen: ishte xheloz dhe hakmarrës; si hyjnia i veçantë i kitarës ai kishte një antipati të madhe kundër veglave të tjera muzikore; ai e ropi të shkretin [u]Marsias[/u] sepse ai guxoi, duke i rënë fyellit, të

konkurronte atë, Apollonin, duke i rënë lirës, dhe veshët e të gjorit Midas, mbretit të frigasve, i ktheu në veshë gomari, sepse ky i fundit, duke parapëlqyer fyellin ndaj lirës ose kitarës, e shpalli Marsiasin fitimtar të konkurrimit. Megjithatë kjo fyerje, që i bëri Apolloni fyellit, u la dhe u ndreq në Delf, sepse argësi Sakadas me anë të një kompozimi të përshtatshëm e bëri të fitonte një çmim në Lojërat pitike, dhe e bëri që ta pranonin gjithë grekët dhe qyteti i Delfit. Si rrjedhim i çmimit të marrë, që nga ajo kohë Apolloni pushoi së pasuri antipati për fyellin dhe nuk i ndiqte më ata që i binin. Ai madje u bë mbrojtës i gjithë sistemeve të veglave muzikore, që ndihmonin të gjitha për madhështinë dhe shkëlqimin e festave të tij, si dhe frymëzues i poezisë, që ishte e pandashme nga muzika. Po ashtu Delosi dhe Delfi, qendrat kryesore të kultit të Apollonit u bënë shkolla të vërteta të artit lirik.

Me cilësinë e perëndisë së hyjnizimit, Apolloni nxiste gjithë frymëzimin profetik dhe për nder të tij u ngritën shumë tempuj dhe orakuj. Besimtarët vinin për të marrë predikimet e pitoniseve. Në disa raste orakujt thoshin gjëra të vështira, të pakuptueshme ose me dy kuptime; natyrisht, me gjithë namin se kishin dijeni dhe përvojë, priftëreshat që i shqiptonin, nuk mund të parashikonin të ardhmen.

Ndër shembujt e fatthënave të orakujve me dy kuptime dhe që të çonin në gabime po citojmë një thënie, e cila përkthehet kështu: *”Krezi, duke kapërcyer Halisin, do të shkatërrojë një perandori të madhe”.* Meqë ne jemi të bindur se kjo fatthënë nuk iu komunikua mbretit Krez greqisht, ashtu si na e njofton Herodoti, por më tepër pellazgjisht, siç duhej ta thoshte vetë orakulli, ka gjithnjë një kuptim të dyfishtë. Krezi, pa marrë mundimin ta rilexonte e të thellohej në tekst, mori përshtypjen e parë, domethënë se duke kapërcyer Halisin, ai do ta shkatërronte Perandorinë e madhe Perse. Por kur u shpartallua plotësisht dhe e kapën rob, ai u ankua kundër orakullit; atëherë të dërguarit që u nisën për të kërkuar shpjegime nga pitonisa, kur u kthyen i këshilluan Krezit që të mos kapej me orakullin, por me vetveten, sepse orakulli, i thanë ata, të kishte paralajmëruar mirë, duke të thënë: *”Krezi, duke kapërcyer Halisin, do të shkatërrojë perandori të madhe, domethënë perandorinë e vet”.*

*ATRIBUTET DHE SIMBOLET E APOLLONIT[/i*]. Lira, harku, shigjetat, këmbjet, dielli dhe dhuntia e parashikimit ose e njohjes së të ardhmes janë atributet më të zakonshme dhe më karakteristike të Apollonit. Si simbole të Apollonit janë përdorur, midis të tjerave: lauri dhe hurma; ndërsa midis kafshëve: mjellma, këndesi, miu dhe gjarpri.
Gjithë atributet që do të citojmë dhe shumë të tjera, që grekët i vishnin Apollonit dhe kryesisht aftësinë për të parathënë të ardhmen, i bënin tempujt e tij qendra të mëdha fetare dhe në veçanti Delfin, i cili u bë metropoli fetar i gjithë Greqisë dhe kryeqyteti politik i gjithë qyteteve të lira dhe gjithë shteteve greke, që dërgonin delegatë në Asamblenë Amfiktionike, e cila mblidhej pranë shenjtores.

Edhe barbarët dërgonin në Delf dhurata e flijime me vlerë të madhe, gjë që provon se ndonëse ata nuk cilësoheshin helenë, përsëri ishin të po asaj race dhe kishin po ato zakone e po atë gjuhë stërgjyshore si ata, domethënë pellazge.

Për më tepër, ne e quajmë me vend të themi këtu, se Apolloni ishte një hyjni dor i mirëfilltë, hyjnia i racës, domethënë i popullit doras e si rrjedhim, i racës pellazge. Ky kult u ishte transmetuar nga pellazgët, kur ende ishin në Thesali dhe në atë kohë dorët emigruan nga Thesalia, nga Hestreotida dhe Focida për të shkuar në Peloponez, ku ndërtuan tempujt e Delfit dhe u përhapën në këtë gadishull.

*KULTI I APOLLONIT TE LATINËT.* Kulti i Apollonit, që ishte i panjohur në Romë në kohët shumë të lashta, hyri kur romakët ranë në kontakt me grekët e Italisë së Jugut, ose me atë që quhej Greqia e Madhe. ndonëse quheshin gjithnjë grekë, popullsia e këtij rajoni italian ishte në të vërtetë, që nga lashtësia më e madhe, pellazgë të degës dore. Sipas Tit Livit, romakët kanë hyrë në marrëdhënie me Delfin mjaft herët. Kamili u këshillua me Pitinë e Delfit gjatë rrethimit të VEIES, qytet etrusk, dhe pasi e mori më 395 para K., i dhuroi tempullit të Apolonit një të dhjetën e presë së luftës. Në epokën e Dekarkisë, në Romë kishte një tempull të ngritur për nder të Apollonit për shkak të një zie; kështu, siç duket, për këtë arsye Tit Livi e quan hyjninë që adhurohej aty: Apollon Mjeku. Që nga koha e Augustit Apolloni zuri vend në Kapitol, pranë Zeusit, dhe mbeti atje deri në fund të fesë pagane hyjnia më i nderuar i Romës.

Kulti i veçantë që Augusti i kushtoi Apollonit vinte për shkak të fitores që korri pranë tempullit të tij në Akcium, në vitin 31 para K., fitore që i dha gjithë pushtetin mbi gjithë perandorinë e pafund të njohur.

## Gjuha që përdorej te Orakujt

Një aluzion më i sigurtë dhe më i dukshëm për karakterin barbar të gjuhës, që përdorej në orakujt shumë të lashtë të Greqisë, na e bën Herodoti në librin e tij VIII, 133-136.

Pas betejës detare të Salamis dhe të ikjes së flotës perse, gjenerali i ushtrisë së tyre tokësore *Mardonius* fushoi në Thesali me qëllim që të kalonte aty dimrin vetëm me një pjesë të këmbësorisë, që e shoqëronte

Kserksin në ekspeditën e tij kundër Greqisë. Mardoniusi deshi të këshillohej me orakujt e Greqisë për gjendjen e punëve dhe për planet e veta dhe për këtë qëllim dërgoi një njeri, me emrin Μυς ose Mys, me prejardhje nga qyteti i Eurobosit i Karisë në Azinë e Vogël. Ky Mys, ndërmjet orakujve të tjerë, u këshillua edhe me të Apollonit në PTOON, që u përkiste tebanëve dhe ndodhej në Beoti mbi liqenin Kopais nga ana e malit. E shoqëronin tre qytetarë tebanë, që duhej të kopjonin mbi tabelëza tekstin e orakullit. Por që kur hynë në vendin e shenjtë kryepriftëresha nisi ta bënte fatthënën në gjuhën barbare, domethënë *pellazge* sipas Herodotit. Ndërsa tre tebanët ngelën të shtangur, të befasuar, sepse po dëgjonin një *gjuhë pellazge*, atje ku ata prisnin të dëgjonin të flitej *gjuha greke*, kariasi Μυς, i cili e kuptonte fare mirë gjuhën që fliste Pitia, ua mori nga duart tabelëzat dhe e shkroi vetë atë që thoshte fatthëna, duke deklaruar se po e thoshte fatthënën në gjuhën pellazge të Karisë.

Herodoti e tregon këtë fakt, duke shfaqur me të madhe habinë e vet dhe admirimin për këtë ndodhi. Por ne, përkundrazi, që e shqyrtojmë punën me një largësi prej më shumë se dy mijë vjet dhe me një njohje më të mirë të gjendjes shoqërore të kësaj epoke të lashtë, ne pra nuk ndiejmë asnjë habi dhe asnjë admirim për këtë. Dihet mirë, që arti i fatthënies, ashtu si shumë të tjerë, u atribuohet pellazgëve të Greqisë, të Azisë së Vogël, të Italisë, të ishujve të Mesdheut dhe kudo gjetkë. Si rrjedhim, nuk do të kishte asgjë befasuese dhe të jashtëzakonshme, që profeteshat dhe gjithë personeli i këtyre tempujve të fatthënies, që e kishin prejardhjen nga pellazgët, të flisnin gjuhën pellazge si gjuhë amëtare, që veç kësaj flitej zakonisht nga gjithë popullsia e Greqisë, me përjashtim të një elite të vockël të huaj e drejtuese. Por ajo që e bën faktin vërtet interesant nga pikëpamja jonë, është se provon që të gjitha të ashtuquajturat gjuhë të ndryshme, si karishtja, frigishtja, likishtja, likaonishtja etj., etj., nuk ishin gjë tjetër veçse variacione të lehta ose pa rëndësi të gjuhës së gjerë pellazge.

Një vëzhgim tjetër me rëndësi, që ne mund ta bëjmë këtu, është se HERODOTI i konsideron pellazgët si një popull të veçantë nga helenët, domethënë që nuk kanë qenë asnjëherë helenë ose që kurrë nuk kanë pasur kontakt me helenët; ne tashmë e kemi thënë se pellazgët vetë i shmangeshin me kujdes çfarëdo kontakti. Por Denis Halikarnasi, i mëvonshëm nga Herodoti, na i jep gjithashtu pa kundërshtim të mundshëm, si stërgjyshë të grekëve, po ashtu dhe të romakëve, që banonin në Peloponez, prej kohësh më të lashta:

Ην γαρ δη και το των Πελασγων γενιος ελληνικον, εκ Πελοποννσου το αοχαιον. (Denis.i Hal. Ρωμ. Αρχ.I, 17).

Gjetkë e gjejmë po këtë ide të shprehur ndryshe: *në kuptim të anasjelltë:*

Πελαργικον γαρ το ελλινικον (εθνος).

Nga këto dy shprehje të të lashtëve për pellazgët del, pra, pikërisht po ai kuptim: se raca dhe gjuha e helenëve janë me origjinë pellazge dhe se fjala: βαρβα-ος dhe folja që rrjedh prej saj: βαρβαριζειν e kanë gjithashtu prejardhjen nga pellazgjishtja. Në fakt, duke u mbështetur mbi gjuhën pellazge aktuale, domethënë shqipen, mund t'u jepen dy shpjegime etimologjike të përsosura këtyre dy fjalëve të po asaj rrënje: i pari, është ideja ose domethënia e *llafazanërisë, të flasësh mbarë e mbrapsht*, ose *të flasësh vazhdimisht*, që jepen shqip: *flet bërbër, si bythë e turtullit;* dhe shpjegimi i dytë, është të shtrembërosh shqiptimin e fjalëve ose t'i hash rrokjet, duke i shqiptuar ndryshe nga mënyra e drejtë e përgjithshme, si për shembull thuthuqi, që jepet shqip *flet belbër si foshnjat,* gjuha shtrembërohet aq shumë, sa bëhet e pakuptueshme edhe për një shqiptar. Kjo ka qenë e njëjta gjë me grekët e lashtë, të cilët e flisnin të gjithë gjuhën pellazge, si ata që e flasin ende sot shqipen, kur në marrëdhënie me të huajt, krijuan gjuhën greke: liturgjike, diplomatike, zyrtare dhe ndërkombëtare (për t'u marrë vesh me jo pellazgët) nga fjala e tyre: *bër bër* onomatope, po ashtu si në shqipen e sotme, *berbër* ose *belbër*, krijuan fjalën: βαρβαρ-ος. Dhe ky cilësor u përdor nga të lashtët si për ata, që flisnin një gjuhë të ndryshme nga grekët dhe që ishin, si rrjedhim, të huaj, edhe për ata që ishin helenë, por që e shqiptonin keq gjuhën greke, duke e shtrembëruar dhe duke e bërë të pakuptueshme, apo e flisnin shpejt dhe me gabime, duke e bërë njësoj të pakuptueshme. Kështu Homeri i cilëson kariasit βαρβαρφωνους, sepse ata flisnin një dialekt pellazg dhe me këtë cilësor Heziku lidh njësoj eleenët, *të cilët megjithatë merrnin arsim greqisht(?),* nëse kjo është e vërtetë dhe nëse: βαρβαρφωνοι οι Ηλειοι και οι Καρες, ως βραχυφωνοι και ασφη την φωνην εχοντες, ka të bëjë me greqishten dhe jo me gjuhën pellazge, gjë që neve na duket më normale. Ne shprehemi po ashtu me dyshim kur Platoni (Protag.27) na paraqet *Prodikusin,* duke e quajtur gjuhën e lesbianëve ose eolishten(?) - a është vërtet eolishte? - domethënë një dialekt pa diskutim grek, si të ishte gjuhë barbare:

τα ονοματα ουκηπιοτατο ορφωςδιαρειν, ατε λεσβιος ων. και εν φωνη βαρβαρω τεθραμμενος dhe gjetkë, (Kratil.18), kur i quan Θενικα ονοματα fjalët dhe shprehjet e dialektit thjesht eolian (nëse është bërë mirë dallimi).

Përfundimisht, cilësori βαρβαρος përdorej nga helenët vetëm *për mënyrën për të folur dhe aspak për racën e dikujt;* gjë që i bënte pellazgët - me përjashtim të atyre që e dinin, e flisnin dhe e shkruanin greqishten - të konsideroheshin si barbarë, po ashtu si të huajt për racën pellazge, me përjashtim të atyre që e dinin mirë greqishten dhe që njësoj konsideroheshin se ishin helenë.

Për të saktësuar kuptimin, që mori më pas fjala βαρβαρος, do të citojmë këtu një farë aksiome, që ata të cilët quheshin helenë e kanë krijuar për t'u shërbyer si kriter i lehtë, që të dallonin helenët dhe jo helenët: Πασ μη Ελλην βαρβαρος domethënë *Ti jo helen (je) barbar, thoshin ata;* duke e përdorur këtë frazë si bazë për një silogjizëm, DEMOSTENI ka thënë, po e citojmë: *Çdo jo helen është barbar* tani, Filipi nuk është helen (atëherë mund të pyesim, përse helenët sot pretendojnë për Filipin, Aleksandrin, maqedonasit, epirotët etj. se janë helenë?), atëherë *Filipi është barbar.*. Për ta përforcuar këtë silogjizëm mund të vërehet, se helenët i trajtonin helenët e tjerë si barbarë vetëm e vetëm sepse nuk kuptonin dallimet dialektore të greqishtes që flisnin.

Sa për barbarët e vërtetë, si trakët, ilirët, maqedonasit, epirotët etj., dhe si rrjedhim jo helenë grekë, për t'i dalluar nga helenët grekë autentikë, na duhet të themi se të lashtët, duke mos mundur të kishin të njëjtat njohuri dhe aftësi etnologjike e gjuhësore që kemi ne sot, duke qenë më të ashpër se ne sot lidhur me këtë dallim, i trajtonin gjithashtu si barbarë edhe pellazgët e Greqisë, që ishin një popullsi autoktone e primitive, e përzier, por vetëm se nuk e kuptonin greqishten. Lidhur me këtë çështje duhet thënë, që është më e lehtë të dallohet nga gjuha greke një gjuhë, që është krejt e huaj kundrejt saj, se sa një dialekt ose një gjuhë që është e afërt me të si **pellazgjishtja**, nga e cila ka dalë greqishtja me ndihmën e disa elementëve thjesht të huaj si fenikas, egjiptianë, arameas etj. Po të marrim para sysh vetëm format e ndryshme greke, a mund të injorohet se sa ndryshime kanë pësuar këto forma sipas dialekteve dhe epokave të ndryshme/ Dhe nëse në pjesën më të madhe të kohës rrënjët e fjalëve janë të lehta për t'u dalluar midis dialekteve, përkundrazi, sa e vështirë është të kuptohen ose sa të pakuptueshme tërësisht janë dallimet dialektore lidhur me parashtesat, prapashtesat e mbaresat? Nga ana tjetër, historinë e greqishtes gjithashtu në veçanti ne e njohim vetëm pas epokës, në të cilën ka qenë e mundshme të ruhet në tekste të shkruara të plota; sa për ndryshimet që kjo gjuhë ka pësuar gjatë shekujve të shumtë para vitit 1650 para K., dhe sa për modifikimet e shumta të dialekteve të ndryshme, ne nuk i njohim fare.

Kështu, Platoni, në *Kratilin* e tij vë re me të drejtë se gjithçka që nuk e dimë nga gjuha dhe gjithçka nuk e kuptojmë, fare mirë mund të jetë *barbare*, por gjithashtu fare mirë mund të duket si e tillë, për shkak të lashtësisë së saj shumë të madhe. Dhe ai shton: domethënë: *"sepse me maninë që ne kemi për të përkthyer gjithmonë emrat, nuk ka asgjë për t'u çuditur, që e folmja e vjetër nuk dallohet aspak nga e folmja e sotme barbare",* gjë që ne do ta komentonim si vijon:

Në të gjitha kohërat grekët kanë pasur maninë për të përkthyer emrat dhe emërtimet e huaja për t'i bërë greke ose për t'i helenizuar. Kjo mënyrë veprimi ka ndryshuar edhe mënyrën e shqiptimit e të shkrimit të fjalëve ose të emrave të përkthyer, gjë që më në fund i bënte tërësisht të pakuptueshëm. Nëse të lashtët grekë - madje ashtu si edhe të sotmit - nuk do të kishin kërkuar ta bënin gjithçka greke, qoftë duke e transkriptuar në mënyrë të pamjaftueshme, qoftë duke e përkthyer jo me saktësi, dhe gjithnjë me një mënyrë që e shtrembëronte shqiptimin fillestar në pjesën më të madhe pellazg, ne nuk do të kishim në këtë moment kaq shumë vështirësi për t'i përkthyer ose për t'i rindërtuar këto fjalë të shkruara ose të përkthyera greqisht. Nëse për shembull, ata do të kishin shkruar: Πιελβαρδος në vend të Πελαργος dhe Πελασγος që do të thotë *"i lindur i bardhë"*, ose më mirë Πιελουερδοσ, që do të thotë *"i lindur i verdhë"*, ose më mirë akom: Πιελξιου ose Πιελξις që do të thotë *"i lindur i zi"*, etj., dijetarët e ditëve tona - nëse megjithatë do ta dinin mirë shqipen - nuk do të kishin pasur vështirësi për ta kuptuar, se të lashtët kanë dashur të transkriptojnë kompozitat e shqipes së sotme: *piellbardhë, piellverdhë, piellzi etj.*

Duke ndjekur të njëjtën mënyrë arsyetimi, po ata dijetarë do të mund të na thoshin me lehtësi se:

Οδυσσευς = *Udhës'she-u*, me perifrazë: *ai që nuk e pa udhën e vet;*

Πηνελοπη = *Pen e lypi*, me perifrazë: *që rregulloi perin e vet;*

Αχιλλευς = *Akileti,* me perifrazë: *aq i lehti;*

Αγαμεμνων = *Aqë me mënt-i*, me perifrazë: *aq i mençuri, aq i dituri;*

Μενελαος = *Mënt' e lau,* me perifrazë: *që e lanë mendtë;*

Ελενη = *E lëna*, me perifrazë: *e lëna nga mendtë;*

Πυθαγορας = *Bythëgjeri, fjalë e përbërë* = me vithe të gjera, nofkë për filozofin Pitagora, i cili në të vërtetë quhej Aristokles;

Βοτονιατης = *Bythëgjati* e shtrembëruar greqisht, fjalë e përbërë: *me vithe të kërcyera;*

Κερκυρα = *Kërcuri* = trung që noton;

Σικελια = *Si kali = me kokë si të kalit* (forma e ishullit);

Βρινδησι-ον = *brin dashi* - briri i dashit (forma e gjirit);

Ιταλια = *Vetulla* = forma e lashtë në vend të çizmes; ηλος

= *hell;*

Αρχιμηδης = përkthim i *Kryemadhi* = me kokë të madhe në kuptim metaforik;

Κικερων = *Qiqra* = në kuptimin tepër i hollë, inteligjent;

Μελλιττα = *mjalta = Malta = mjaltë*, për shkak të ëmbëlsisë së klimës në ishull;
Εχιδνα = *e hidhna = nepërka* = e hidhura, helmuese; Βυξαντιον

= Bizanti nga *buza*, prej formës etj.

Dëshirojmë të shënojmë këtu të famshmen Βη Βη transkriptim i blegërimës së deles, që del te Kratili i Platonit dhe që i ka habitur dijetarët deri më sot, sepse sipas tyre, ky transkriptim nuk i përgjigjet blegërimës së kafshës. Një mendim i tillë shpjegohet, nëse bazohemi në shqiptimin grek që ndodh sot në Greqi, dhe nëse nuk njihet vlera fonetike e saktë e kësaj Βη në epokën e Platonit. Për ta njohur është e nevojshme edhe këtu ndihma e gjuhës pellazge ose shqipe të sotme. Ne tashmë e kemi thënë se pellazgjishtja përfshinte në fonetikën e saj një tingull ose një nxjerrje të veçantë të zërit, që dilte nga goja duke ardhur drejtpërdrejt nga kordat zanore pa u ndikuar nga asnjëri prej organeve të gojës ose të hundës, që marrin pjesë në shqiptimin e gjithë fjalëve të një gjuhe. Ky tingull sot në shqipen përfaqësohet nga shkronja [u]ë[/u], që gjithmonë ka të njëjtën vlerë fonetike të caktuar dhe që gjithnjë i përgjigjet një tingulli ose një shqiptimi, i cili u jepej nga pellazgët. Megjithatë ky tingull, kur grekët dhe latinët e bënë huazimin prej tyre, së bashku me rrënjën ose fjalën që e përmbante, nuk është dhënë në çdo rast me saktësi me të njëjtën formë ose shkronjë, sepse eolët dhe jonianët e kanë dhënë me anë të η, dorasit me α dhe latinët me [u]e[/u]. *Por ajo që ka shumë rëndësi është të dimë se ky transkriptim, ndonëse është dhënë me tri shkronja të ndryshme, shërbente në lashtësi për të tria format që të jepej po ai tingull: që ishte një tingull i vërtetë pellazg.*. Kështu, kur Platoni ka shkruar Βη te *Kratili*, shqiptimi i saj i përgjigjej me saktësi po asaj britme, që në shqipen e sotme jepet: **bë-ë, bë-ë** dhe që është transkriptimi i përsosur i britmës së deles. Del që kjo Βη i përgjigjej, në epokën e Platonit **bë-ë** të shqipes së sotme, dhe vetëm më vonë, kur vlera fonetike e disa shkronjave greke ndryshoi, mori tingëllimin e: **vi**, i cili në fakt nuk i ngjet blegërimës së deles.

Lidhur me gjuhën e priftëreshave të orakullit të Dodonës në Epir, që ishte gjithashtu i racës pellazge, Herodoti thotë (II, 52-58), se ata quheshin Πελειαδες, domethënë *pëllumba*, sepse ata ishin βαρβαροι ose barbarë dhe *kur flisnin, i merrnin për shpend:* Πελειαδος *ose pëllumba që gugatin.* Ky emër i pëllumbave, që u është dhënë atyre dhe që na e tregon Herodoti, na njofton se shprehja e sotme shqipe: *flet si byth' e turtullit* ka qenë po ashtu e njohur mirë në epokën e Atit të Historisë, por në mjedisin e popullit pellazg të Epirit e të Greqisë dhe jo në atë të dialektit karias, të cilin me siguri Herodoti e njihte. Për të dhënë një provë të asaj që po themi, mund të marrim si shembull dy popullsi shqiptare të kohës sonë nga 1900-1925: njërën që banon në Trakë, rajonet e të dy anëve të Dardaneleve dhe Detit Marmara, dhe rajonet shqipfolëse të Azisë së Vogël perëndimore, dhe tjetrën gjithë veriun e trojeve shqipfolëse gege të Shqipërisë dhe të jugut të Jugosllavisë. Ne e dimë se këto dy popullsi flasin në vatrat e tyre shqipen ose më mirë dy dialekte të shqipes, që ne vetë i kuptojmë fare mirë që të dy, por këto dy popullsi nuk i kuptojnë, sepse ato ndryshojnë pak njëra nga tjetra, dhe ky ndryshim i bën të pakuptueshëm njërin me tjetrin: kjo ka ndodhur edhe me Herodotin. Pra për shkak të këtij dallimi dialektor u kanë dhënë priftëreshave nofkën e pëllumbave ose të barbarëve, dhe jo siç thotë tradita, sepse priftëresha e parë, që kishte themeluar orakullin, vinte nga Lindja, e për këtë arsye të gjitha priftëreshave u dhanë emrin e *pëllumbeshave*, domethënë të *barbareve*.

Lidhur me pellazgët, me vazhdimësinë e vijës së tyre që nga Greqia e Italia përmes mijëvjeçarëve, këta pellazgë ose Πελαργοι ose argë, arias, danaj, helenë, etruskë ose shqiptarë, janë bërë sot: një pjesë grekë, një pjesë italianë, një pjesë turq dhe tërësia shqiptarë.

Që nga shfaqja e njeriut mbi globin tonë ka nisur formimi i *gjuhës primitive* lidhur me secilën racë. Kështu për racën e bardhë u bë formimi i *pellazgjishtes primitive*, nga e cila më pas kanë dalë gjithë gjuhët e tjera dytësore, tretësorë, katërsore etj., sipas numrit të përzierjeve, që ka pësuar pellazgjishtja primitive me shtimin e elementëve të huaj: atlantë e mongolikë primitivë, dhe në një epokë relativisht të vonë, që nuk i kalon 20.000 vjet më parë duke u nisur nga sot, me shtesat e tjera dytësore: mesopotamase, aramease etj.

Megjithatë nuk duhet harruar, që secilës përzierje gjuhësore i përgjigjej edhe një përzierje racore përkatëse, domethënë se çdo herë kishte shpërngulje të një populli te një popull tjetër *të po asaj race*, siç ka ndodhur përgjithësisht 8 deri 10.000 vjet para erës sonë, me shkrirjen e dy popujve, që dha njësimin dhe përsosjen e dy dialekteve të po asaj gjuhe, që e flisnin secili prej këtyre popujve. Por kur, pas atlantëve dhe mongolëve, dhe duke u nisur nga fundosja e Atlantidës, popujt të quajtur dytësorë, tretësorë, katërsorë etj., mesopotamas nisën të hyjnë në përzierje racore, atëherë përzierja e racave dhe e gjuhëve u bënë më të ndërlikuara dhe më të padallueshme.
Sot të gjithë këta të konvertuar dhe të asimiluar flasin greqishten, por me përjashtim të shqipfolësve ose të ardhurve nga shqipfolësit, që janë pasardhës të vërtetë të grekëve të lashtë, të gjithë janë të racave të ndryshme dhe nuk kanë asnjë lidhje me helenët e lashtë.

Para se të mbarojmë me pellazgët, të themi disa fjalë lidhur me çështjen e popullsive parahistorike të Greqisë, e cila me gërmimet arkeologjike që janë bërë në ishullin e Kretës, ka marrë një rëndësi shumë më të madhe. Në fakt në këtë ishull kazma e arkeologut ka nxjerrë në dritë të mrekullueshmin dhe të madhërishmin *qytetërim minoik*, për të cilin tashmë kemi folur dhe që shkon përtej mijëvjeçarit të tretë para K. Gjatë këtyre gërmimeve janë zbuluar pallate madhështore me dy e tre kate, që nga madhështia ua kalojnë të gjithë atyre që njiheshin deri më sot, të lashtë ose të kohëve të reja; teatra, arena, fusha garash, vepra arti shumë të bukura, afreske me piktura shumë të bukura, vazo të ngjyrosura me një bukuri dhe hijeshi të jashtëzakonshme, portrete femrash që rrijnë lirisht përballë burrave dhe që mbajnë veshje, të cilat u ngjasojnë modele femërorë të ditëve tona, dhe së fundi, *shkrimi*. Janë gjetur tabelëza deltine që mbajnë gjurmë - të bëra si me shumë vula - dhe shenja të ndryshme, të tilla si koka ose torse burrash e kafshësh, duar, këmbë, sy, pemë ose objekte të tjera dhe subjekte natyrore, vegla etj., etj., secila prej tyre shënon një fjalë ose shpreh një kuptim: ky është shkrimi i quajtur ideografik ose hieroglifik. *Disa herë janë gjetur tabelëza me vija të thjeshta, të hequra e të ndërthurura në mënyra të ndryshme: ky është shkrimi i quajtur vijëzor.* Një shkrim i ngjashëm është gjetur edhe në Qipro e Thesali.

Është vënë re se shkrimi ideografik i Kretës i ngjet në mënyrë të habitshme shkrimit ideografik të hititëve në Azinë e Vogël, që njihet gjithashtu nga Dhiata e Vjetër dhe që mbishkrimet kunjore asire e japin tashmë për vitin 3000 para K. se përbënte një perandori të madhe e të gjerë që shtrihej nga Armenia deri në Siri. Po ashtu nga ana tjetër Homeri citon një popull *eteokretas* në Kretë, dhe me të drejtë e kanë marrë këtë emër eteokretas se shënon *heteenët, hetheenët ose hititët*. Lidhur me këta të fundit ne e dimë, se në Armeni, ku ata formonin mbretërinë Vabien ose të liqenit Van, ata kishin në veri si fqinjë *albanët e akejtë* e rajonit të Kaukazit. Veç kësaj, mbishkrimet asirase na mësojnë se *kilikiasit, likaonët dhe likiasit* popuj të Azisë së Vogël, një pjesë e të cilëve zbarkoi gjithashtu në Kretë dhe në Greqi me emrin *pellazgë*, janë popuj hititë. Si rrjedhim, *hititët dhe pellazgët* nuk janë gjë tjetër veçse i njëjti popull me dy emërtime të ndryshme, gjë që gjithnjë ka qenë e zakonshme.

Është plotësisht e mundshme të përcaktohet dhe të provohet me saktësi ky identitet racash të *hititëve* me atë të *pellazgëve,* dhe kjo me anë të gjuhës që fliste secili prej këtyre popujve. Në të vërtetë, përveç mbishkrimeve ideografike ose hieroglifike, që ne nuk kemi arritur ende t'i lexojmë deri më sot, hititët na kanë lënë edhe mbishkrime në gjuhën e tyre, por nëpërmjet shkrimit kunjor. Këto mbishkrime janë lexuar me saktësi dhe pjesërisht janë përkthyer pak a shumë me sukses, për shkak të krahasimit të tyre me mbishkrimet asirase dhe kryesisht me ato të mbretërisë Vanien, ndërmjet të cilave është gjetur një që ishte dygjuhëshe, e shkruar në hititishten dhe asirishten. Kështu ne e njohim gjuhën hitite dhe gramatikën e saj me saktësi për një pjesë të madhe; dhe dijetarët, ndonëse nuk janë dakord për të përcaktuar ose saktësuar natyrën e saj, janë megjithatë të një mendjeje, që të shpallin se ajo ka shumë pika të përbashkëta me gjuhën greke dhe se *ajo përbën, për ta thënë kështu, një urë lidhëse gjuhësore të Kaukazit me Greqinë.*

Por edhe në Kretë janë gjetur mbishkrime: në fillim *ideografike,* që nuk është arritur ende të lexohen; dhe më pas tre *eteokretase ose të hititëve kretas*, të shkruara këtë radhë me anë të alfabetit të zakonshëm grek, gjë që provon se janë të vonshme. Sa për gjuhën që mund të lexohet mbi këto mbishkrime, nuk është mësuar gjë deri më sot; megjithatë shumica e pranon se u përkasin ndoshta një dialekti tepër të lashtë grek *të panjohur(?)* dhe se sidoqoftë ka një frymë greke gjithandej. Dhe dijetari gjuhëtar anglez

R.S.CONWAY, i cili u përpoq ta shqyrtonte këtë gjuhë kryesisht nga pikëpamja e “tingullit”, ka deklaruar se ajo duket e afërt me *gjuhën e lashtë venete*. Kështu vijmë tek ajo që e kemi ditur prej kohësh dhe me saktësinë më të mundshme të afërisë gjuhësore, që ka ekzistuar ndërmjet *venetishtes së lashtë dhe shqipes.*

Pra, nga njëra anë hititët e Armenisë afrohen - gjeografikisht dhe gjuhësisht të paktën - me albanët e Kaukazit, dhe nga ana tjetër, eteokretasit ose hititët kretas afrohen me albanët e Ilirisë së lashtë, domethënë me shqiptarët e sotëm.

Dhe nuk kemi vetëm këtë krahasim e këtë afrim. Më 1866 është gjetur në ishullin Lemnos, mbi një stelë ose gur varri një mbishkrim i gjatë, i ruajtur për bukuri, i shkruar vërtet me alfabetin grek, por me një gjuhë të panjohur e të pakuptueshme për të gjithë ata që e kanë parë, e kanë shqyrtuar dhe studiuar deri më sot. Pothuajse të gjithë e pranojnë me një mendje, se është shkruar në gjuhën pellazge, sepse të lashtët na njoftojnë se Lemnosi ka qenë banuar prej *pellazgëve tirrenas*. Dhe meqë një pjesë e *etruskëve* gjithashtu quhej *pellazgë tirrenas*, disa etruskologë janë përpjekur ta përkthejnë këtë mbishkrim pellazg të Lemnosit me ndihmën e etruskishtes(!?) baras të pellazgjishtes. Ka qenë fatale, që përkthimi i kërkuar nuk u arrit ose u la, duke e ditur se këta etruskologë nuk njihnin as etruskishten, të cilën kërkonin ta shfrytëzonin për të përkthyer pellazgjishten e panjohur, dhe as pellazgjishten vetë! Por shqyrtimi i tingujve të mbishkrimit ka provuar pothuaj me saktësi afërinë e gjuhës së *pellazgëve tirrenas të Lemnosit* me gjuhën e *pellazgëve tirrenas-etruskë ose toskë të Italisë.*

Pra, duke e ditur se shqiptarët e Ilirisë ose të Shqipërisë së sotme jugore e kanë njëlloj emrin *toskë*; se albanët e lashtë të Kaukazit thirreshin gjithashtu *toskë* si ata të Lemnosit dhe të ishujve të tjerë; dhe se pellazgët e Atikës quheshin në mënyrë të njëjtë *tirrenas* ose toskë; duke ditur nga ana tjetër, se *etruskët ose toskët ose toskanët e Italisë* janë gjithashtu në një pjesë kolonë lidias, domethënë hititë të shpërngulur nga Azia e Vogël në Itali, të gjitha këto i lidhin *reciprokisht* pellazgët, etruskët dhe hititët me shqiptarët dhe kushdo duhet të pranojë, që një përpjekje për të përkthyer tekstet e lashta pellazge tirrenase, etruske dhe hitite me ndihmën e pellazgjishtes ose të etruskishtes që janë ende të gjalla sot, domethënë të *shqipes*, na imponohet shkencërisht, *me kusht që përkthyesit shqiptarë ose të tjerë të jenë të stërvitur me praktikën e dialekteve të kësaj gjuhe dhe me metodat e gjuhësisë në përgjithësi.* Vetëm thjesht ta dish shqipen, siç e dinë shqiptarët, pa ditur, - për t’i zbatuar, - parimet e përgjithshme të shkencës së gjuhës, nuk mjafton dhe rezultati do të jetë i dobët.

*Kështu ka ardhur koha të kuptohet, që nëse helenistët, latinistët, etruskologët dhe, me një fjalë, gjithë orientalistët nuk do të vihen të studiojnë seriozisht dhe në mënyrë të përshtatshme për qëllimin e kërkuar, gjuhën më të lashtë të Europës - atë që është në origjinën e gjithë idiomave të tjera europiane - ta thellojnë e ta flasin rrjedhshëm e drejt në të dy dialektet: [u]gegërisht e toskërisht[/u], ashtu siç kemi bërë ne, ata gjithmonë do të jenë të kufizuar në krahasimet e tyre të ndryshme gjuhësore dhe deshifrimi i teksteve të lashta pellazge, etruske, hitite e të tjera të ngjashme do të jetë, për ta, me gjithë përpjekjet që do të bëjnë, pothuaj i pamundur. Duhet që gjithë kompetentët dhe specialistët të dinë, që deshifrimi i teksteve nuk është një profetizim, një çështje e formimit ose e nxjerrjes së hipotezave, ose së fundi punë okultizmi, por një çështje shkencore: dihet ose nuk dihet gjuha që do të përkthehet, dhe nëse nuk dihet, atëherë mësohet. Sido që të jetë, duke mësuar mirë shqipen, kuptohen më mirë tekstet: greke, latine, sanskrite, zende, hitite dhe të tjera të lashta e të kohëve të reja. Duke mësuar shqipen mund të merret guximi për të hetuar gjithë terrenin gjuhësor europian.*

Dihet pikërisht e kundërta e asaj që duhet për shqipen. Ju mund të lexoni kudo që shqipja është një gjuhë e formuar nga përzierja e greqishtes, latinishtes, turqishtes, arabishtes, rumanishtes, serbishtes etj., por nuk gjendet asnjë autor, që të ketë shkruar se çfarë është shqipja në realitet; nuk ka pasur asnjë njeri që të ketë deklaruar, se ajo është në burimin e gjithë gjuhëve europiane dhe gjithë atyre që lindën në tërë Azinë perëndimore dhe në Afrikën e Veriut.

Le të marrim disa shembuj. Dihet se gjuhët njërrokëshe janë më të lashta se gjuhët e zhvilluara, domethënë ato që kanë po ato rrënjë, por më të zgjatura. Kështu, sipas kësaj mënyre arsyetimi, cila është më e lashtë: *kjaj, klaj* apo κλαι-ω që do të thotë: unë qaj? *hepem* apo επομ-αι që do të thotë: përkulem, ndjek dikë ose eci në drejtim të tij në të dyja gjuhë; *jam* apo ειμι=unë jam (e tashme dëftore, veta e parë e foljes *me qenë; kam* apo εχω=unë kam; *miel* apo μελι-ω që do të thotë: mjel; *bretkues* apo βατραχος = bretkosë; *dru* apo δρυ-ς: dru dhe pyll; [u]një-trup[/u] apo αν-θρωπ-ος që do të thotë: një trup, një individ; *der-ë* apo θυρ-α= portë; *dhallë* apo γαλα që do të thotë qumësht etj., etj.

Cila është më e lashtë? ιππ-ος në greqishten për kalin ose hipjen në kalë apo *hip* = shaloj shqip? Dhe përse ξυλιν-ος = prej druri, por δουριος = druri në poemat homerike? Së pari sepse sepse ξυλιν-ος = prej

druri me siguri ende nuk ishte formuar në greqishten në epokën e Luftës së Trojës dhe përdornin fjalën δουρι-ος = njësoj prej druri nga pellazgjishtja: *dru-ri=dru=δουρ=δουριοσ* më pas, sepse si pas kësaj lufte dhe shumë shekuj më vonë e kanë kënduar subjektin ose lëndën e poemave homerike *shqip* dhe kanë thënë *hipje druri*, që e kanë përkthyer greqisht me: δουριος ιππ-ος. Δι-ος, e përdorur më shpesh shumës δι-οι; përse: të shenjtë? Δι-οι nuk ka asgjë nga Θει-οι që do të thotë *hyjnor*. Δι-οι vjen nga pellazgjishtja [u]di[/u] = [u]unë, ti, ai di[/u] nga vjen emri prejfoljor ose pjesorja e tashme: [u]diës[/u] = që di, i urtë, dhe përgjegjësja greke δι-ος, që gjithashtu do të thotë dijetar dhe i urtë si σοφος dhe aspak *hyjnor ose hyjni*, si te *pellazgët hyjnorë* dhe në shembuj të tjerë.
Cila është më e lashtë: Πηνελοπη origjina e së cilës nuk shkon më përtej se 700 para K. apo perifraza pellazge, që e ka lindur: *pen'e lypi*, që shërbeu si emër i përveçëm siç është ende sot në shqipen nëpër përrallat, tregimet me zana etj.: Bythëqimja, Bythëleshi, Bishtatundës-i, Këmbëthekra, Veshlaboti etj., etj. Le të citojmë edhe këtë absurditet: që të nesërmen e marrjes së Trojës, zgjatja e kthimit të Uliksit në atdhe i dha shkas krijimit të poemës epike, së cilës iu dha emri Οδυσσεια, nga nofka që iu dha protagonistit në gjuhën pellazge. Në fakt, titulli i poemës Οδυσσεια nuk është një fjalë e prejardhur nga emri i vërtetë i protagonistit, por një llagap që iu dha pas endjeve të tij gjatë dhjetë vjetëve nëpër Mesdhe, para se të kthehej në atdhe, ishullin e Itakës. Ne nuk e njohim emrin e tij të vërtetë; po kështu ndodh me pjesën më të madhe të krerëve të tjerë të Ekspeditës kundër Trojës; ne nga ana tjetër, jemi përpjekur të rindërtojmë domethënien e llagapit që u është dhënë. Sa për atë të Uliksit, i vetmi që i përshtatet me mirë në gjuhën pellazge, sepse kjo është e vetmja gjuhë që i përkthen me sukses këto nofka, është ai i Udhës s'shêu *që është transkriptuar* - mjaft shekuj më pas - në greqishten me Οδυσσευς, pa u përpjekur për ta përkthyer siç është bërë për të tjerët. Domethënia e *Udhës s'shêu* u përgjigjet mirë ndodhive që e karakterizuan Uliksin në këtë rast dhe përkthehet me: *që nuk e shihte rrugën e vet*. Uliksi ka pasur gjithashtu edhe një nofkë tjetër pellazge; por këtë ne nuk e njohim aspak, sepse në vend që të transkriptohej si Οδυσσευς është përkthyer me Πολυμηχαν-ος *mendjehollë*, që na bën të mos mund ta gjejmë termin pellazg, përkthimi i të cilit ka dhënë Πολυμηχαν-ος.

Pas gjithë këtyre shpjegimeve, do të themi tani ku është absurditeti. *Fjalori Homerik i PANDAZIDES Ed.* i Athinës, te fjala Οδυσσευς thotë se ai është quajtur ashtu nga folja οδυσσευομαι që do të thotë *zemërohem*(?). Kurse ne themi se Οδυσσευς është transkriptim i nofkës së tij në gjuhën pellazge. Neve nuk na mungojnë konfirmimet për këtë: është njësoj sikur ne të themi që e kanë quajtur *Galipaux* sepse bënte *"galipete"*, Mac Adam nga *"macadam"*; Pasteur nga *pasteuriser* etj.

Pra, pellazgët "hyjnorë" fare mirë kanë ekzistuar dhe ajo që është më e habitshme, ende vijojnë në ditët tona, si racë dhe si gjuhë, më e lashta e Europës.

Nëse do të pyesim për arsyen e këtij konservimi përmes kaq shekujsh, kaq përmbysjesh dhe kaq pushtimeve të ndryshme, nuk është e vështirë të kuptohet: *para së gjithash ka qenë numri i tyre shumë i madh për të gjitha epokat e përshkruara; pastaj, shtrirja e pamatë e tokës që zinin, sidomos në krahasim me kombet e tjera, dhe së fundi, uniteti i gjuhës së tyre: kudo ku kishte pellazgë, gjuha e folur ka qenë gjithmonë po ajo.* Dhe siç kemi thënë tashmë, po të mos ishte shpikur shtypshkronja për ta shtuar në mënyrë të pallogaritshme numrin e librave të botuar në gjuhë rivale ose kundërshtare, dhe mbi të gjitha, nëse nuk do të kishte pasur në kohët më të fundit me zhvillimin e qytetërimit ndërmjet gjithë popujve, të arsimit publik të detyruar në gjuhën e shtetit përkatës, gjuha pellazge, gjuhë tepër e lashtë dhe thelbësisht e vatrës, nuk do ta kishte lëshuar epërsinë e saj dhe populli pellazg, ose pasardhësit e tij të drejtpërdrejtë që flisnin gjuhën stërgjyshore, ende do të numëroheshin me dhjetëra milionë. Po përsëri, me gjithë goditjet e rënda, pothuaj për vdekje, që i janë dhënë nga njëra anë prej shtypshkrimit dhe nga ana tjetër prej arsimit publik të detyrueshëm në të gjitha shtetet e pavarura, nëse grupet kryesore: *gegët dhe toskët* e këtij populli antik, domethënë të *shqiptarëve,* nuk do të kishin pasur rastin të ngriheshin në gjendjen e pavarur me gjuhën e shtetit *shqipen ose pellazgjishten,* nuk do të ekzistonte populli i pellazgëve modernë dhe gjuha e tyre; me siguri viti 2000 do t'i binte kambanës së vdekjes për përfaqësuesit e saj, që do të fundoseshin jo në ujërat e një oqeani, si përfunduan kundërshtarët e saj, atlantët, por në masën e vet të pasardhësve aq të shumtë, që kanë ndryshuar fenë dhe që kanë depërtuar në një familje tjetër, duke ndryshuar gjithashtu dhe kombësinë. **Helenët**

Helenët: nuk ka qenë një term, që shënonte racën ose kombin në kuptimin që e marrim ne sot. Nuk shënonte, e sidomos në fillim, veçse individë të çfarëdo origjine, të cilët pas njohjes me gjuhën greke dhe me aftësitë e kësaj gjuhe, hynin në kategorinë e njerëzve që gjatë antikitetit formonin Ελληνικον γενος . Më pas disa shkrimtarë morën guximin që t'i cilësonin edhe si εθνος; por ky cilësim u bë i përgjithshëm vetëm pas marrjes së Konstantinopolit, dhe për të shënuar ata, që turqit i quanin: *Rum mileti* ose Ρωμαιοι = Ρωμηοι.

Në fakt, *njeriu nuk lindte grek ose helen, por pellazg i përzier*, dhe bëhej grek ose helen, pasi mësonte mirë gjuhën. Çdo individ që lindte prej prindësh, të cilët e quanin veten helenë dhe flisnin dy gjuhë, pellazgjishten e greqishten, nuk do të thotë se për këtë ishte helen; por ai mund të bëhej si gjithë të tjerët, duke mësuar greqishten, përveç pellazgjishtes, që mbetej gjithmonë gjuha e vatrës.

Çdo njeri, pavarësisht i cilës kombësi ishte, mund të deklaronte veten [u]helen[/u], mjafton që të dinte greqishten.

Termi ελλιν në lashtësi (duke i korresponduar pak a shumë termit *amerikan* dhe *austriak* të sotëm, që nuk shënon as një racë dhe as një kombësi të përcaktuar mirë) shënonte grupime të ndryshme personash, që flisnin gjuhën greke. Një ngjashmëri tjetër ose një korrespondencë edhe më të afërt me termin ελλιν na e jep termi shqip SHQIPTAR, i cili gjithashtu shënon një grup personash, që kanë cilësi të caktuara dhe nuk shkon prapa përtej vitit 1380 të erës sonë, datë në të cilën e ndeshim për herë të parë në arkivat e Raguzës. **Sido qoftë, domethënia e tij etimologjike** e tregon si një term të krijuar vonë. Në fakt, duke u mbështetur në shqipen dhe te fjalët: *bajraktar; arkëtar; pendar; shpatar; kryqtar*, mund të pohohet se termi SHQIPTAR është krijuar në shqipen rreth shekullit XIV të erës sonë, për të shënuar çdo ushtar të rregullt shqiptar, pavarësisht nga cila krahinë ishte, sepse ata ishin të vetmit në atë kohë që mbanin mbi kësulë dhe në anën e majtë të gjoksit krahët e hapur të një shqipeje. Që këtej del se *shkibëtar* nuk do të thotë tjetër gjë, veçse *mbajtësi i shkabës*.

Mbi bazën e kësaj që po themi, *helenët* nuk formonin një grup popujsh, nga pikëpamja racore, si JONIANËT [Ιωνες = Jonët = tanët; khs. shprehjen etrusko-romake: = deti jonë = Mare nostrum = Ιονιον Πελαγος), si EOLËT (Αιολες = [u]të hollët[/u] = njerëzit shtatëhollë) dhe si DORËT (Δωρειεις [u]doret[/u] = të mëdhenjtë, të fortët dhe të rëndët në dialektin e Përmetit), por një grup të dalë nga elementi pellazg primitiv, të përzier me elementë të huaj si fenikasit e sidomos egjiptas, por pa karakter racor ose kombëtar. Në një moment të caktuar madje gjithë popullsia e Greqisë quhej: *danajtë*, nga emri i ngadhënjyesit *Danai*, i cili zbarkoi në Argolidë me pesëdhjetë vajzat e tij dhe ua imponoi emrin *danajtë* me ligj (νομον εθηκεν). Pikërisht këtë emër të danajve filloi ελλην ta zëvendësonte rreth shekullit VIII para K. dhe u përhap më pas gjithashtu në Greqi dhe në ishujt, në Greqinë e Madhe dhe në Azinë e Vogël. Me fjalë të tjera, kanë qenë emrat *pellazgë e lelegë* që kanë qenë kurdoherë të përhapur, janë ruajtur e mbajtur qysh prej lashtësisë më të madhe; por është gjithnjë ky emër i pellazgëve i evoluar që ka mbetur kurdoherë po ai, sepse πελαργος jep πελασγος ose *pellazgë* duke kaluar nëpër *argë, arias, Αργειος, arbën e arbër; dhe këta dy emrat e fundit vazhdojnë të ruhen edhe sot e kësaj dite* (në shqipen emërtimi kombëtar i shqiptarëve do të thotë të bardhët), cilësimi kombëtar që u jepet gjithë popullsive shqiptare, të cilat banojnë përtej kufijve të shtetit të ri shqiptar. Nuk duhet harruar, që nëse popullsitë e shtetit të ri shqiptar e quajnë veten *shqiptarë*, domethënë *bartës të shkabës*, përkundrazi, gjithë popullsitë e tjera shqiptare, që kanë arritur të ruhen, sipas krahinave, të paprekur deri më 1925 të erës sonë, në Greqi, në Itali, në Sicili, në ishujt e arkipelagut, në Thrakë e Maqedoni, në njërën dhe në tjetrën anë të Helespontit, në ishullin e Marmarasë, në brigjet e detit me të njëjtin emër dhe në veçanti në qytetet Sizik e Artaqi dhe në gjithë rajonin perëndimor të Azisë së Vogël, nuk e njohin fare këtë cilësim të lavdishëm të *shqiptarëve*, që e mbajnë gjithë shqiptarët e shtetit të ri shqiptar dhe të trojeve fqinje dhe rreth këtij shteti. Ata shqiptarë që e mbajnë si plotësues këtë emër si shqiptarë, e kanë ruajtur nga forca e zakonit, e vullnetit dhe e këmbënguljes, për t'u quajtur edhe ata vetë ose pasardhësit e tyre, që kanë luftuar pa reshtur gjatë njëzet e katër vjetëve nën urdhrat e të famshmit e të nderuarit *Gjergj KASTRIOTIT*, të mbiquajtur nga sulltanët në fillim YILDIRIM = *rrufe* dhe pas disa kohësh SKËNDERBE = princi ALEKSANDËR, për ta afruar me stërgjyshin e tij të Maqedonisë dhe me të njëjtën lavdi legjendare.

Përveç këtyre emrave mitikë ose legjendarë si *pellazgë* ose *lelegë*, që në epokën parahistorike tashmë i kanë dhënë Greqisë emrin e përveçëm PELASGJI dhe disa herë edhe LELEGI, Greqia ka mbajtur edhe emrin AKAI po ashtu në lashtësinë e thellë e deri te pushtimi romak. Emri HELLAS, të cilin ne e lexojmë nganjëherë në tekstet greke, si emër të Greqisë, me siguri nuk ka qenë asnjëherë ai që i jepnin popullsitë autoktone: të tilla si PELLAZGËT ose Πελασγοι, Περιοικοι ose *periekët*, ειλωτες ose *ilotët*, μετοικοι ose *metekët* dhe të tjerët *skllevër*. Nëse emri Ελλας si emër i Greqisë do të kishte qenë për të gjithë dhe jo vetëm për pakicën fitimtare dhe drejtuese që dinte greqishten, ashtu si dhe shkrimtarët e autorët, është e sigurtë që romakët nuk do ta kishin quajtur GRAECIA, dhe më vonë, kur e kthyen në një provincë romake, sigurisht që nuk do ta kishin quajtur AKAIA. Për të thënë të vërtetën, *Greqia ka nisur të quhet zyrtarisht dhe përgjithësisht HELLAS për gjithë botën vetëm shumë vonë, kur u krijua si mbretëri e pavarur më 1830 të erës sonë.* Më parë, dhe sidomos gjatë Perandorisë Bizantine, ajo asnjëherë nuk është quajtur as hellas, as **Graecia**, as Perandoria Greke ose Helenike, po gjithmonë Perandoria Bizantine, domethënë Βυζαντινον κρατος, Βυζαντινη Αυτοκρατωρια dhe perandori bizantin kurrë nuk

është cilësuar si grek ose Ελλην. Pra vetëm në mënyrë abuzive grekët sot që në krye e deri në fund të veprave të tyre e quajnë perandorinë Ελλας, perandorinë Ελλιν dhe popullsitë bizantine si Ελληνικας, Ελληνας. Për çdo njeri që i sheh gjërat me paanësi, nuk ka asnjë hije dyshimi, se gjithë popullsitë bizantine kanë qenë trashëgimtarë të atyre, që kanë jetuar në këtë vend qysh prej lashtësisë më të madhe deri në epokën bizantine, domethënë pellazge me përjashtim të gjithë atyre, që ndonëse të krishterë, kanë qenë arabë, armenë, egjiptianë, dhe gjithë ata që kanë qenë myslimanë të të gjitha racave dhe që kanë qenë emigrantë në vend.

Për ta dhënë të saktë historinë e Greqisë, duhet thënë se banorët e parë të Greqisë, që ishin *pellazgët*, domethënë *të lindurit të bardhë*, kanë banuar, si gjithë njerëzit primitivë, nëpër shpella dhe po ashtu kanë gdhendur në strall si veglat, edhe mjetet për të cilët kishin nevojë që t'i përdornin si armë qoftë për t'u mbrojtur, qoftë për të siguruar ushqimin. Më vonë ata - po ashtu - kaluan nëpër gjithë etapat ose shkallët e nevojshme për të ardhur te gjendja shoqërore më e përparuar dhe, po ashtu si gjithë primitivët e tjerë, mësuan të punojnë metalet dhe të presin pyjet për të ndërtuar trapet ose barkat e përshtatshme për lundrim. Kjo sepse pellazgët, ashtu si të Greqisë edhe të vendeve të tjera kudo, madje në kundërshtim me popujt me prejardhje mesopotamase si siriasit, fenikasit dhe të tjerët, nuk ishin aspak *talasofobë* (θαλασσοφοβοι), por detarë të patrembur dhe lundërtarë të sprovuar, ashtu siç janë sot grekët shqipfolës të Hidrës, Specës, Psarës, Porosit etj., etj. dhe peshkatarë të sfungjerit të detit të Sfaksit e gjetkë, që gjithë bota i njeh me emrin grekë, por që në të vërtetë janë shqiptarë.

Rreth 1700-1650 para K., si pasojë e zbarkimit të Danait, Kekropsit, Kadmit që erdhën nga Egjipti e Siria, në realitet pasardhës pak a shumë të përzier të ariasve të lashtë ose të pellazgëve (të cilët me llagapin hiksos qeverisën Egjiptin gjatë dinastive XVI, XV dhe XIV), imigrantët u përzien pak a shumë me pellazgët autoktonë të Greqisë. Këta të fundit, duke qenë shumë racistë, krenarë për origjinën e tyre të lashtë dhe refraktarë ndaj çdo përzierjeje, popullsitë akease, joniane, eoliane dhe dore të kësaj epoke nuk morën veçse pak metisë, që i përkisnin klasës së pushtuesve dhe drejtuesve. Pjesa tjetër, që formonte pothuaj tërësinë e popullsisë vendëse, ishin pellazgë.

Jonianët (Ιωνες = Jonët = tanët) pa dyshim quheshin kështu, sepse nuk u përzien, veçse me emigrantët më pak metisë dhe më afër me pellazgët. Për më tepër, ata ishin më të aftët, më të zgjuarit dhe më sypatrembur nga pellazgët dhe, në fillim nën emrin [u]grekë[/u], e më pas nën atë [u]helenë[/u], kanë mbajtur vendin e parë në historinë e qytetërimit, të letrave e të arteve. EOLËT (Αιολεισ = të hollët = shtathollët) janë popullsia pellazge, që ka ruajtur traditat stërgjyshore dhe fetare për kohën më të gjatë të mundshme. Së fundi, dorasit (Δωρειες = dorët = të trashët e të fortët në dialektin e Përmetit), të cilët bashkë me jonianët kanë luajtur rolin më mbizotërues në historinë e qytetërimit grek. Gjatë qëndrimit në Thesali dorët nuk kanë pasur kontakt me danajtë e pastër të Peloponezit. Por kur, të udhëhequr nga Heraklidi, ata pushtuan Peloponezin pothuaj të gjithë, në sajë të veprimtarisë së tyre të hapët, ata vendosën koloni kudo nga pak: në Kretë, Rodos, Korkyrë, Sicili etj... SPARTA ka qenë qyteti më i lulëzuar doras, që dallohej për ashpërsinë e zakoneve, nënshtrimin e plotë të individit ndaj shtetit dhe një ndjenjë e shquar barazie.

Në epokën kur Greqia ishte e ndarë në *jonianë, eolë dhe dorë*, që e ndryshonin vazhdimisht vendbanimin si shtegtues të vërtetë, kështu që popullsi të tëra hynin në kontakt me egjiptasit, fenikasit e mbi të gjitha me njerëzit e QYTETËRIMIT KRETAS, nga ky kontakt dhe fermentim i kaq popujve, doli QYTETËRIMI i quajtur MIKENAS. Greqia e këtyre kohëve të para kishte një organizim patriarkal ose feudal me hierarkinë e familjes, me mbretërit ose krerët ushtarakë që quheshin Ατριδαι ose ATRIDË, domethënë *pasardhës të stërgjyshëve* (ATRET në pellazgjishten ose shqipen do të thotë *stërgjyshët, etërit*, këshillin e vet të pleqve, kështjellat, shijen për aventura dhe fetë e veta ende të ngjeshura me natyralizmin pellazg. Pikërisht në këtë epokë, rreth 1250-1200 para K., vendosen KOHËT HEROIKE të Greqisë, që shënohen së pari nga EKSPEDITA E ARGONAUTËVE nën komandën e *Jasonit*, i cili lundroi drejt Kolkidës për të kërkuar Bashkën e Artë dhe më pas, nga LUFTA E TROJËS, për të cilën është dhënë si shkas rrëmbimi i bukuroshes Helenë, e shoqja e Menellaut, mbretit të Spartës, por ky shkas në të vërtetë ka qenë rivaliteti ekonomik, i mbështetur në xhelozinë e grekëve për pasuritë dhe lulëzimin e Trojës.

Zbritja e dorëve rreth shekullit VIII e shtyu një mori grekësh në brigje të largëta, tronditi gjithë sistemin e monarkive akease dhe sundimin patriarkal. Ajo që duhet shënuar veçan këtu, është fakti që në krahina të ndryshme të Greqisë *pushtuesit vijuan të grupoheshin në një trupë homogjene, të aftë të mbante nën zgjedhë pellazgët, periekët, skllevërit dhe servët, dhe për Spartën duhen shtuar edhe ilotët*.

Njëkohësisht, përparimi i tregtisë, i pasurisë së patundshme, shpikja ose më mirë përhapja e shkrimit *i emancipuan klasat e ulëta.* Kudo mbizotëroi një organizim i ri shoqëror, që pati si parim QYTETIN.

Duke qenë në fillim monarkik, qyteti përmes revolucioneve shkon drejt regjimit republikan, në fillim aristokratik, pastaj demokratik. LIKURGU i dha ligjet Spartës. *Drakoni* i dha Athinës ligje aq të ashpra, sa u quajtën: DRAKONIANE dhe SOLONI dha ligje më të buta; në të gjitha rastet çdo legjislacion i ri konsakronte ndonjë fitore të klasave të ulëta.

Nga shekulli VII deri në IV Greqia ndahej midis dy grupimeve të mëdha: dorët dhe jonët, rivaliteti i të cilave ka zotëruar gjithë historinë e kohës. Por mjaftonte që Greqia të ishte në rrezik dhe këto dy grupime rivale braktisnin për një çast grindjet e tyre dhe bashkoheshin për të mbrojtur pavarësinë e qytetërimit grek, të kërcënuar nga vërshimi pers në gjysmën e parë të shekullit V, që quhet epoka e *Luftave Medike*.

Pikërisht në këtë epokë, për shkak të rrezikut të jashtëm që ishte i përbashkët, popullsia e Greqisë fitoi vetëdijen e nevojës së një bashkimi, të cilin ne sot e quajmë *kombëtar.* Por ky bashkim asnjëherë nuk është quajtur as helen dhe as grek. Janë shkrimtarët e sotëm, që kurdoherë i kanë atribuar këta cilësorë, por popullsitë greke të lashta, ato vetë kurrë nuk i kanë përdorur nga ana e tyre; ato janë kënaqur thjesht me emërtimet: Ανδρες Αθηναιοι, Σπαρτιαται, Φηβαιοι etj. dhe kaq. Nëse rastësisht ω Ελλινες është përdorur, kjo nuk ka ndodhur aspak në kuptimin që ne i japim sot kësaj fjale në çdo rast dhe në çdo kohë. Ndjenja e bashkimit *"kombëtar"* që del dhe që e bën të mundur për ne, sot, kur është çështje amfiktionie, e një konfederate të gjerë, e një institucioni tregtar, ose e takimit të popullsive të Greqisë në shenjtoret dhe në Lojërat e mëdha, në antikitet kjo ndjenjë nuk e kalonte, siç do ta thoshim sot, kambanaren e fshatit ose të qytetit të çdo delegati ose pjesëmarrësi grek.

Dhe kjo pamundësi e grekëve të lashtë për të ndërtuar një unitet ose një bashkim kombëtar vinte nga rivaliteti, që frymëzonte drejtuesit ose sunduesit e huaj të *qyteteve-shtete* kryesore, si Sparta, Athina e Teba etj. Këto qytete, dhe të tjera gjithashtu, ishin përherë në grindje dhe madje në luftë, vetëm e vetëm për epërsinë ose hegjemoninë midis tyre. Lufta e Peloponezit, pastaj luftat e gjysmës së parë të shekullit IV nuk kanë pasur shkak tjetër, veçse këtë rivalitet të drejtuesve me origjinë të ndryshme të qyteteve të Greqisë dhe ato e kanë dobësuar pak nga pak gjithë vendin. Sparta, Teba dhe Athina, duke i shteruar forcat njëra me tjetrën, i hodhën të gjitha qytetet në këmbët e persëve. Lisiasi dhe Isokrati predikonin vërtet bashkimin kundër armikut tradicional dhe ky bashkim u arrit, por në kurriz të lirisë së Greqisë, sepse Filipi, me gjithë përpjekjet e Demostenit, ishte zot i një vendi, të cilin e kishte fituar me armë në betejën e Keronesë.

Ka qenë Aleksandri i Madh, i biri i Filipit dhe vazhduesi i veprës së tij, që i udhëhoqi drejt ngadhënjimit mbi Azinë grekët e konfederuar, aleatët e tij për emër, por në fakt të nënshtruarit e tij.

Gjatë dy shekujve që vazhduan, duke iu nënshtruar njëri pas tjetrit mbretërve të Maqedonisë, Azisë së Vogël, Sirisë ose Egjiptit, Greqia nuk ruajti gjë tjetër, veçse liritë municipale dhe të drejtën për të lajkatuar zotërit e saj. Një farë kohe u duk se po e merrte pak forcën, nën drejtimin e krerëve energjikë të lidhjes akease ose etole. *Por kundërvënia dhe luftat e armatosura të këtyre dy lidhjeve,* për të cilat të dyja palët thirrën në ndihmë *të huajt,* përfunduan duke i dhënë Greqisë goditjen vdekjeprurëse. *Më 146 para K. ajo u bë provincë romake me emrin* ***[u]Akaia****[/u].*

Nëse politikisht Greqia humbi, nën zgjedhën romake, gjithë rëndësinë, ndërkaq pati një shtim të ri ndikimi i saj moral, intelektual e letrar. Artistët e saj, gramatikanët, filozofët, i sollën Romës gjeninë greke. Greqia i ruajti lojërat e veta, ku erdhi Neroni për të marrë pjesë në garë, dhe shkollat e saj. Ky lulëzim ra vetëm pas themelimit të Konstantinopojës.

Ky ndikim i madh moral, intelektual dhe letrar, që populli grek i mundur pati mbi romakët fitimtarë, shpjegohet vetëm po të mbajmë para sysh se të dy kundërshtarët ishin vëllezër, që bënin pjesë të të njëjtit popull: pellazg. Për të dhënë provën e një mendimi të ngjashëm me tonin, pra që grekët dhe romakët në lashtësi përbënin të njëjtin popull, siç e themi ne, do të citojmë këtu një pasazh të vogël nga *Géographie d'Elisée Reclus, vëllimi i parë, faqe 185*: "Popullsia e Turqisë në Europën Perëndimore, ndërmjet malësive të Bosnjes dhe të Greqisë përbëhet nga *gegët* dhe *toskët*, gjysmë barbarë, gjendja e të cilëve nuk ka ndryshuar aspak gjatë 3000 vjetëve. Nga zakonet e tyre, nga mënyra për të ndier e për të menduar, shqiptarët e ditëve tona përfaqësojnë ende *pellazgët* e kohëve të lashta: një skenë e shpeshtë, në të cilën është i pranishëm udhëtari, e çon në mes të Odisesë. J.-G. von HAHN, dijetari që i ka studiuar më mirë *shqiptarët,* besonte se ka parë tek ata DORAS të vërtetë, të atillë që do të kenë qenë HERAKLIDËT, kur braktisën malësitë e Epirit për të shkuar të pushtonin Peloponezin..."

Një emigrim i tillë, por në drejtim të kundërt, ka ndodhur po ashtu pak kohë para fillimi të erës sonë, gjatë turbullirave në Itali dhe dëbimeve në masë. Në këtë epokë një pjesë e madhe e etruskëve nuk e ndiente veten të sigurtë në Itali, kapërceu në masë kanalin e Otrantos dhe u vendos në Epir, në mes të

një populli vëlla, duke pushtuar vendet që i kishin shkretuar masakrat dhe dëbimet e romakëve nën urdhrat e PAUL EMILIT.

Një provë e tretë, emigrimi i një grupi që përbënte arratisjen e ENEAS, i cili mori të atin duke e braktisur Trojën, erdhi dhe kërkoi strehim në Italinë Qendrore. Pritja që i bëri popullsia vendëse tregon se imigrantët dhe pritësit e njihnin njëri-tjetrin si vëllezër.

*Dhe sa prova të tjera të ngjashme mund të jepen dhe që bëjnë të dalë kudo që, ku kishte popullsi pellazge, si për shembull grekë e romakë, të gjitha këto popullsi, për hir të së njëjtës gjuhë që flisnin, kudo që gjendeshin, e njihnin njëra-tjetrën se bënin pjesë në të njëjtën racë dhe në të njëjtin popull dhe se ishin rrjedhimisht vëllezër. Ata që ndaheshin me të drejtë nga ky bashkim vëllazëror ishin helenët dhe gjithë pasardhësit e imigrantëve fenikas e egjiptianë, që merrnin pjesë në qeverisjen e qyteteve greke dhe që nga kjo i kishin kthyer me forcën e armëve në skllevër ose në gjendjen e servëve ose të ilotëve ose tjetër, pothuaj tërësinë e pellazgëve të të gjitha qyteteve, që kishin një farë rëndësie në Greqi.*

*Libri i tretë:*

NGA ETRUSKËT

TE PERANDORIA BIZANTINE

ETRUSKËT

**Periudha**

**nga shekulli XIII para Krishtit**

**deri te themelimi i Konstantinopolit**

**Etruskët asnjëherë nuk kanë pushuar së foluri:**

**Origjina e popullit etrusk**

Etruskët sipas të lashtëve dhe duke pasuar z.Raymond BLOCH në broshurën e tij *Les Etrusques* (Etruskët) “vinin” nga Lidia. Mendimi i tyre rrjedh nga ai i Herodotit, i cili na jep një rrëfim të hollësishëm të këtij migrimi (I.94).

Pothuaj të gjithë autorët grekë ose romakë, me përjashtim të *Denis HALIKARNASIT*, për të cilin do të flasim më poshtë, kur flasin për etruskët, e pranojnë plotësisht rrëfimin e Atit të Historisë:

Një zi e tmerrshme pllakosi lidiasit gjatë mbretërimit të mbretit ATYS, birit të MANES. Meqë asnjë mjet nuk ishte në gjendje të vepronte kundër kësaj gjëme, monarku mori një vendim të skajshëm. Ai qëndroi në vendin e tij me një pjesë të popullit të vet, por largoi jashtë vendit pjesën tjetër të popullsisë nën drejtimin e të birit, TIRRENI. Në Smirnë u ngrit një flotë nga trupat e të shpërngulurve dhe u dërgua nëpër det në drejtim të Perëndimit. Pasi ndaluan në brigjet e Samotrakës dhe, ndoshta, edhe në Lemnos, ata arritën te umbrët në Itali, *u vendosën midis tyre, e ndërruan emrin si lidias* me një emër, që e morën nga emri i kreut të tyre dhe që atëherë u quajtën TIRRENAS.

Nga vetë fakti, që ky grup emigrantësh kur zbriti në Itali, u vendos midis umbrëve, domethënë te një popull i rrënjës i Italisë, por pa diskutim vëlla, sepse i priti me krahë hapur, kjo do të thotë se lidiasit nuk mund të merren sikur janë etruskët e parë, sepse duke zbarkuar ata gjetën në atë vend umbrët, prandaj janë këta të fundit që mbahen si etruskët e parë dhe jo emigrantët lidias. Sa për emrin si tirrenas që iu dha, bëhet pyetja me habi, përse në vend që të gjendet vetëm atje, ku ata zbarkuan, e ndeshim kudo në pellgun mesdhetar lindor?
Si përfundim, do të themi se nuk janë lidiasit që përbëjnë origjinën e etruskëve, siç pretendon Herodoti dhe të lashtët e tjerë bashkë me të, por umbrët, rrënjësit dhe gjithë popullsitë e tjera të dala nga popullsitë primitive, që kanë lindur në vetë truallin e Italisë.

Sipas Herodotit kjo shpërngulje e lidiasve drejt Italisë ka ndodhur në shekullin XIII para erës sonë. Por afërsisht në të njëjtën epokë ka ndodhur një shpërngulje e ngjashme nga Greqia për në Itali, dhe ja se si na e njofton *Denis HALIKARNASI*: “... pati një moment kur në Thesali kuretët, lelegët dhe banorë të tjerë të ndryshëm, *emigrantë në këtë vend* gjetën shkas për të dëbuar *pellazgët autoktonë*; një pjesë e këtyre shpëtoi në ishullin e Kretës dhe pjesa tjetër në Cikladet; disa prej tyre u tërhoqën në malin e Olimpit dhe në viset pranë; disa të tjerë në Beoti, në Focidë dhe në Eube; pati edhe nga ata që kaluan në Azi dhe që u shtrinë në një pjesë të bregut të Helespontit dhe të ishujve pranë, ndër ta edhe në Lesbos; por pjesa më e madhe vajti në vendin e dodonasve, vëllezërit dhe aleatët e tyre, dhe atje ndenji deri sa,

duke u bërë një barrë nga numri i tyre i madh, i këshilloi orakulli që të kalonin në Itali, që në atë kohë quhej SATURNIA. Ata zbarkuan në grykëderdhjen e lumit Po, aty ndërtuan qytetin SPINOE, nga emri i grykës së këtij lumi; ata fituan respektin e fqinjëve dhe patën në dorë perandorinë e detit gjatë shumë kohëve.

Por pjesa që, pasi zbarkoi në Itali, në vend që të vendosej në grykëderdhjen e lumit Po, depërtoi në brendësi të tokës dhe pushoi së qeni e njohur në vend, kapërceu malet, arriti në Umbrie, fqinjë e viseve të rrënjësve dhe aty u bë zotëruese e disa fshatrave. E detyruar të shtyhej më tej dhe të arrinte te rrënjësit, ajo u prit mirë nga këta të fundit, sepse ata kishin nevojë për ndihmën e tyre, - thotë Denis HALIKARNASI, - për t'u bërë qëndresë sikulëve, që i shqetësonin shpesh; por në të vërtetë pritja e mirë që u bënë rrënjësit imigrantëve dodonas duhet të shpjegohet më shumë me farefisninë, sepse ata njohën një popull vëlla, pellazgë si ata, që vinte nga: TOKA TJETËR, domethënë ετεραουρια, prej nga vjen gjithashtu emri Ετρουρια, që iu dha vendit ku ata u vendosën. Ajo që mbi të gjitha e pohonte këtë farefisni të *pellazgëve-etruskë* me pritësit e tyre - rrënjësit - ishte para së gjithash gjuha, që të dy popujt e flisnin dhe që ishte për të dy po ajo: pellazgjishtja.

Nuk duhet të harrojmë pa përmendur këtu, se ka pasur një pjesë të tretë gjithashtu, që duke zbarkuar në Itali, vajti shumë më tej se bregdeti adriatik; kjo pjesë me kalimin e kohës thjesht u ngjit rrjedhës së lumit Po dhe, duke kaluar nëpër bregun e Ventimiljes, hyri në Gali. Ne mendojmë se kjo pjesë e tretë e emigrantëve, që mori vetvetiu drejtimin e Galisë dhe të viseve të keltëve, duhej pa dyshim të ishte e përbërë në pjesën më të madhe nga elementë, që kishin një natyrë fetare; ata duhej të formonin, siç e themi sot, një dërgatë misionare. Ajo që na bën të mendojmë për një mision të tillë të pellazgëve dodonas drejt keltëve, është përkimi që ekziston në gjuhën pellazge ndërmjet termave: *etruskë* dhe *druidë*. Në fakt, DODONASIT banorë të qytetit të Dodonës në Epir, që ishin pellazgë, kishin ndërtuar afër një pylli prej *dushku*, një tempull, kushtuar Jupiterit ose Ζευς Δωδωναιος, që jepte fatthena duke u mbështetur në fëshfërimën e gjetheve të tundura nga era. Dhe gjithë emigrantët, që me këshillën e këtij orakulli vajtën në Itali, ose edhe më larg, në viset e galëve e të keltëve, morën emrin e *pellazgëve tuskë ose toskanë*, nga pellazgjishtja DUSHK-U, që do të thotë druri i dushkut. Pasi erdhën në Gali dhe në Bretanjë, këta pellazgë-etruskë e ndryshuan emrin e tyre në *druidë* ose Δρυιδαι prej δρυς, që në greqishten do të thotë po ashtu: ***dushk*** ose nga ***dru***, që në pellazgjishten do të thotë: *dru përgjithësisht.* Kjo fjalë *tuskë* ose *toskanë* është pikërisht e njëjtë me ETRUSKË, që karakterizon një popull të formuar *vetëm* në Itali. Dhe kur shumë më vonë, pasi ndikimi grek depërtoi në Gali, Angli dhe Irlandë, këta *etruskë ose pellazgë të dushkut të Dodonës* vepruan si misionarët e kohëve tona në Afrikë, në Oqeani e gjetkë: do të thoshim nën emrin e *druidëve*, ata ishin të dërguar ose priftërinj të fesë pranë galëve dhe keltëve.

Ata nuk kishin kurrfarë tempujsh dhe mblidheshin në pyjet e dushkut. Përveç rolit të tyre fetar, ata kishin atribute të larta gjyqësore dhe ushtronin një ndikim të madh politik. Të parët druidë u vendosën në Britaninë e Madhe dhe prej andej më vonë u shtrinë edhe në Gali. *Druidizmi* nuk është mirëfilltazi një fe, po një sekt; dhe nëse duam të gjejmë një shembull, e kemi të gatshëm: është si *bektashizmi* që ende është në fuqi në Shqipëri. Druidët e Galisë e humbën ndikimin e tyre nga epoka e Perandorisë Romake. Ata u mbajtën më gjatë në Britani dhe në Irlandë, ku ishin në kundërshtim me krishterimin.

Për t'u kthyer te çështja jonë, kjo aleancë e pellazgëve dhe e rrënjësve shkaktoi një ndryshim të madh në Itali. Të dy aleatët e ndien veten shumë të fortë, sa të pushtonin një pjesë të UMBRISË dhe qytetin e KORTONËS, që i kthyen në baza lufte; ata madje arritën të dëbonin sikulët, që i detyruan të kalonin në ishullin e afërt, të quajtur Sikani (mos është kjo *Si-Qeni[/i* = si qeni (shqip), dhe që pas ardhjes së tyre u quajt *Sicilia* ose Σικελια, që mbi bazën e shqipes ne do ta zbërthenim në: *Si-κελι-α* domethënë *si koka e kalit:* si shqip; κελι = *kali* kalë në greqishten e vjetër ose homerike dhe në shqipen).

Këto përparime të para të PELLAZGËVE-DODONASVE-TUSKË ose TUSKËVE ose ETRUSKËVE u ndoqën nga të tjera edhe më të mëdha. Ata pushtuan shumë qytete; ata ngritën qytete të reja dhe u bënë shumë të fuqishëm në ato vende. Por ky fat nuk zgjati për shumë kohë: pasi u ranë fatkeqësi të ndryshme dhe të lodhur nga luftat e vazhdueshme, një numër i madh i tyre rikaloi në Greqi dhe u shpërnda në drejtime të ndryshme; mbetën shumë pak në Itali, ku u mbajtën me ndihmën e rrënjësve. Një pjesë e madhe e qyteteve, që këta popuj i kishin në zotërim, u sulmuan nga *pellazgët-tirrenas*, imigrantë të Lidisë, që të mos liheshin të pushtoheshin nga rrënjësit, duke u refuzuar këtyre të fundit të drejtën që t'i mbanin. Megjithatë ky pretendim i *pellazgëve-tirrenas* mbi qytetet e braktisura duhet të gjykohet si i gabuar, sepse po të thuhet e vërteta, edhe rrënjësit mund të pretendonin po aq të drejta si tirrenasit, duke qenë se që të tre: rrënjësit, tirrenasit dhe dodonasit bënin pjesë në të njëjtin popull: PELLAZGËT, dhe flisnin të njëjtën gjuhë: pellazgjishten, që ishte gjithmonë, në sajë të këtyre migrimeve të ndryshme, gjithandej po ajo.

**Imigrimi i tretë në Itali: trojan rreth shekullit XII para Krishtit**

Ky imigrim në qendër të Italisë u drejtua nga Euseu dhe përbëhej nga trojanë, që po iknin nga qyteti i tyre pas shkatërrimit nga grekët rreth vitit 1200 para K.

TROJA, ILIONI ose PERGAMA në shqipen ose në pellazgjishten e sotme: *PËRGJUMJA* = *roja* nga folja *PËRGJOJ* = ruaj, qytet në Azinë e Vogël afër hyrjes në Helespont dhe pothuaj përballë ishullit të Tenedonit, u rrethua nga grekët, kur qeverisej prej PRIAMIT. Krerët e kësaj ekspedite, xhelozë për të marrë hakun e sfidës së bërë Menelaut, - njërit prej tyre, - nga Parisi, që i mori gruan, helenën, - ne tashmë e kemi thënë më parë se kjo dëshirë për shpagim ka qenë vetëm një shkas - e sulmuan qytetin. Por Troja, e mbrojtur nga Hektori, i biri i Priamit, e përballoi rrethimin e tyre për dhjetë vjet, duke u bërë të pavdekshëm prej Homerit, për shkak të dy poemave të tij epike: *Iliadës e Odisesë*. Më në fund atë e morën, sepse trojanët, ndonëse janë thënë shumë pikëpamje të kundërta, futën në qytet të famshmin *Kalin e drurit* ose δουριον ιππον, ose *hippje druri*, të shpikur nga Uliksi, barku i të cilit ishte i mbushur me luftëtarë grekë. Për shkak të kësaj strategjeme me kalin Troja u grabit dhe u dogj. Pothuaj gjithë krerët e saj u vranë, ndërsa gratë e tyre dhe vajzat e tyre u kthyen në robëresha; disa të tjerë, si ENEU, arritën të iknin.

Eneu, princ dhe një nga krerët e trojanëve, i biri i Venusit dhe i Ankizës, luftoi trimërisht kundër grekëve gjatë rrethimit të Trojës dhe pas rënies së qytetit, ai iku bashkë me shokë të tjerë, duke mbajtur të atin mbi kurriz. Pas endjeve të pafund, - pothuaj si ish armiku i tij, Uliksi, - ai preku në Sicili, zbarkoi në Kartagjenë, ku i shtiu dashuri mbretëresha DIDONA, erdhi në Itali *dhe u ngul* në Lacium, lugina e Tiberit. Duke qenë me prejardhje primitive dhe të pastër pellazge, Eneu nuk e pati të vështirë të gjente një vend si ta zgjidhte vetë dhe të ngulej si emigrant; kështu, kudo që ndali u prit me krahë hapur. Por ai e hodhi shortin në Lacium; prej kësaj vjen tradita, sipas së cilës romakët e quajnë se kanë prejardhjen nga Troja. Në veçanti fisi i julëve pretendonte se zbriste nga Venusi prej Eneut dhe i biri i tij, Juli. *Por meqë trojanët dhe lidiasit e Azisë e dodonasit e Epirit përbënin të njëjtin popull pellazg, flisnin të njëjtën gjuhë, del si përfundim se popullsitë e Italisë gjithashtu, që erdhën prej tyre, kanë qenë pellazge si ata.*

Sipas autorëve të sotëm, duhet të llogaritet edhe një imigrim i katërt etrusk, ai i *RETËVE;* këta autorë me siguri e kanë krijuar këtë mendim, sepse etruskët kanë ardhur nga veriu duke kapërcyer Danubin në VJENË dhe i kanë rënë rrotull detit nëpër Trieste, Venedik dhe grykën e lumit Po, pasi kishin lënë pas vetes popuj të tjerë alpinë. Edhe nëse ky emigrim ka qenë i vërtetë, duke parë epokën e vonë në të cilën ka ndodhur kjo lëvizje, nuk duhet marrë si një lëvizje që duhet vënë në origjinë të konstituimit të popullit etrusk, konstituim që duhet vendosur të paktën para shekullit XIII para K.

TIT LIVI, që është si të thuash shkaku kryesor i hipotezave të mësipërme, na njofton se kjo lëvizje e retëve nuk ka pasur asnjë ndikim mbi qytetet etruske, sepse këto tashmë ishin të themeluara aq mirë pranë detit Tirren, sa edhe në shpatin verior të Apenineve, dhe se populli etrusk tashmë ishte i formuar plotësisht dhe i stabilizuar. Por, thotë Tit Livi, kjo nuk na pengon që këta retë të jenë etruskë, të cilët vajtën të vendoseshin në Alpet dhe u bënë të egër nga vetë vendi; kurse data e këtij emigrimi drejt veriut të Italisë është me siguri shekulli IV para erës sonë, kur turmat e etruskëve u arratisën para pushtuesit gal. Sidoqoftë, kjo tezë veriore, një fryt imagjinate të të sotmëve, fare mirë mund të braktiset dhe pa mëdyshje, sepse ajo nuk hyn fare në konstituimin e popullit etrusk, i cili tashmë ishte kristalizuar që prej shumë kohësh.

Duke u mbështetur në hipotezat dhe mendimet e shprehura më sipër, ne mund të themi nga ana jonë, se origjina e etruskëve nxirret nga vetë trualli i Italisë lidhur me elementin fare primitiv, i cili lindi, u zhvillua e u përsos si në Toskanë, edhe në krahina të tjera të Italisë. Që ky element primitiv i truallit italian, gjatë rrugës së gjatë të ekzistencës së tij, ka pritur imigrantë dhe të dërguar të emigrantëve jashtë Italisë, kjo nuk sjell asnjë lloj hijeje dyshimi. Mund të shërbejnë si provë këto imigrimet e fundit dhe vetë emigrimet, për të cilat po flasim dhe që ne nuk i vëmë aspak në dyshim, siç kanë bërë disa pa asnjë arsye të vlefshme; por përkundrazi, ne i përfshijmë në rendin normal të gjërave ose të lëvizjeve, që kanë përshkuar gjithë botën pellazge të parahistorisë.

Nga kjo del se populli etrusk, ashtu si populli pellazg, pjesë integrante e të cilit ishte, nuk ka pasur asnjëherë një epokë formimi të mirëfilltë, por më tepër periudha evoluimi, në atë masë që ai përthithte imigrantët, të cilët flisnin dialekte pellazge pak të ndryshme nga dialekti që fliste vetë.

Si rrjedhim, nga fakti që gjatë periudhës së fundit parahistorike ka pasur imigrime të rrënjësit dhe në gjithë Italinë, të ardhura si nga Epiri, edhe nga Greqia, nga Azia e Vogël ose gjetkë, nuk del që këta imigrantë të ndryshëm kanë formuar popuj të ndryshëm italianë nga ata që tashmë ekzistonin. Përkundrazi, meqë imigrantët dhe pritësit bënin pjesë në të njëjtën racë dhe në të njëjtin popull: pellazgët,

dhe flisnin të njëjtën gjuhë: pellazgjishten, ata menjëherë janë vëllazëruar dhe, duke evoluar, me kalimin e kohës kanë përbërë të njëjtin popull italian, që fliste të njëjtën gjuhë, por që mbante emra mjaft të ndryshëm: njëri quhej *ETRUSK* për shkak, do të thoshin ne, të *DODONASVE*, që mbanin titullin ***”ata të dushkut”***, tjetri [*i]LATIN* ose *ROMAK*, nga emri i luginës së Tiberit ose nga emri i qytetit të Romës. Ata që duan të kundërshtojnë, se latinët ose romakët dhe etruskët nuk ishin vëllezër dhe nuk bënin pjesë në të njëjtin popull: pellazgët, le të mendojnë pak për athinasit, për spartanët dhe për qytetarët e tjerë grekë dhe të na thonë që, - pasi ata luftonin vazhdimisht njëri kundër tjetrit, - nuk kanë qenë grekë. Duhet ta dinë, se luftat që qytetet greke shpallnin njëri kundër tjetrit, *nuk ishin gjë tjetër, veçse lufta sedre, krenarie, përparësie, epërsie dhe hegjemonie mbi gjithë të tjerët; ato gjithmonë shkaktoheshin nga xhelozia reciproke ndërmjet qyteteve.*

Për ta përfunduar, mbi bazën e asaj që kemi shkruar më sipër, është fjala të *përgjigjemi për pyetjen rreth origjinës së etruskëve më tepër se sa për formimin e këtij populli*. Nuk do të flasim për formimin e popullit etrusk, sepse ky është një popull *primitiv*, një degë primitive e popullit të gjerë pellazg të Italisë dhe, si i tillë, origjina e tij përzihet me origjinën e vetë njeriut. Që këtej del se gjithë imigrimet në Itali, që prej lashtësisë më të thellë, janë përthithur dhe asimiluar nga etruskët, ashtu si imigrimet në Greqi dhe në Azinë e Vogël gjithmonë janë përthithur dhe asimiluar nga pellazgët, raca kryesore që përfshin në gjirin e vet edhe etruskët.

### Emri i lashtë i etruskëve dhe si e quanin veten etruskët

Mendimi i *Niebuhr* (Hist. Rom. I.36 vij.) dhe i MÜLLER (Die Etrusker, I, 70, vij.), se ata zbritën nga Alpet rete, me qëllim që t’u jepet *një origjinë gjermanike*, është kundërshtuar nga *Lepsiusi* në disertacionin e tij *Ueber die Tyrrenischen Pelasger in Etruria* (Leipzig 1842) pa arsye, sipas mendimit tonë, sepse asgjë nuk pengon që të ketë pasur një pjesë të etruskëve, e cila zbriti nga Alpete rete; por nuk ka qenë i tillë mendimi i *Tit Livit*, pasi ai flet qartë për etruskë që u nisën për t’u vendosur në Alpet, por nuk flet për retët, që të kenë zbritur nga Alpet drejt tokave të Etrurisë.

Përkundrazi, MICALI është i mendimit të Denis Halikarnasit, *që etruskët janë autoktonë.*

Nga të gjitha këto mund të përfundohet, se etruskët janë *autoktonë* si në Itali, po ashtu edhe në Greqi e në Azinë e Vogël, dhe ky fakt mund të kuptohet lehtë, po të nisemi nga parimi se që *në emrat: etruskë, tirrenas ose tirrenianë ose tirsenë, dhe pellazgë ose Πελαργοι ose lelegë, shënohet gjithnjë po ai popull: populli i racës pellazge, që kudo fliste, me disa dallime të vogla dialektore, pothuaj të njëjtën gjuhë: pellazgjishten.* Që kjo gjuhë, pavarësisht nga këto dallime të vogla dialektore, ka qenë po ajo kudo në këtë epokë, ne nuk e vëmë në dyshim; kemi gjithashtu, do të shtonim, edhe dëshminë e Biblës, që thotë tekstualisht: *”para shpërhapjes, që ndodhi në kohën e ndërtimit të Kullës së Babilonisë, gjithë njerëzimi fliste një gjuhë të vetme të njëjtë”.* Prandaj nuk duhet të habitemi, nëse në lashtësi ka pasur shkrimtarë, që janë gabuar në gjykimet e tyre dhe që kanë deklaruar nga padija, se gjuha e folur nga kjo apo ajo popullsi, nuk ka qenë pellazgjishtja, por më tepër ka qenë barbare, sepse nuk i ngjiste pellazgjishtes, të cilën secili nga ata autorë e fliste dhe që nuk mund ta kuptonin këtë fakt. Duke e ditur se marrëdhëniet dhe komunikimet ndërmjet qyteteve, popujve dhe vendeve ishin tepër të vështira ose pothuaj nuk ekzistonin, dhe se shkencat etnologjike e gjuhësore ishin tërësisht të panjohura, deri në kohët tona, jo më shumë se pesëdhjetë vjet më parë, shpjegohet lehtë kjo padituri e të lashtëve, kur është puna për të dalluar dialektet. Kemi edhe një provë tjetër për atë që pohojmë, në faktin se autorët e sotëm, të aftë dhe kompetentë në këtë fushë, nuk kanë shpëtuar pa u gabuar, duke thënë, - pikërisht si të lashtët, - që shqiptarët toskë nuk flasin të njëjtën gjuhë si shqiptarët gegë. E përse e kanë bërë një gabim të tillë? Sepse kanë vënë re, - dhe me të drejtë, - se gegët e toskët, - para vitit 1912, epokës së Luftave Ballkanike, - nuk kuptoheshin ndërmjet tyre. E megjithatë, ata që të dy, ashtu si dhe sot, flisnin të njëjtën gjuhë: shqipen ose pellazgjishten, me përjashtim, siç kuptohet vetvetiu, të dallimit të vogël të shqiptimit, që nuk është i panjohur edhe sot.

Prandaj do të përfundojmë, se ajo që u ka ndodhur gjuhëtarëve të sotëm, - ndonëse me një njohje më të sprovuar, - i ka ngjarë edhe Herodotit. Në fakt Ati i Historisë me siguri nuk mund të mos e dinte gjuhën pellazge, që flitej në Halikarnas, në Kari, por kur është ndodhur në prani të pellazgjishtes së qyteteve të tjera të Greqisë ose të vendeve të tjera, e njëjta gjuhë i është dukur - ashtu si shqipja ose pellazgjishtja e sotme u është dukur gjuhëtarëve tanë të sotëm - kaq e ndryshme dhe e pakuptueshme për veshët e tij të pastërvitur me punë gjuhësie, dhe nuk është lëkundur të shkruajë, që *pellazgëttirrenas ose etruskë etj., flisnin një gjuhë barbare:* Πελασγοι ελαλουν γλωσσαν βαρβαρον (Herod. I. 57), *domethënë një gjuhë jo pellazge, sepse pellazgjishtja dhe gjithashtu gjithë dialektet pellazge me të cilat helenët ishin në kontakt të përditshëm, - në parim, - nuk quheshin prej tyre si gjuhë barbare.*

Kështu ne nuk ndruhemi të pohojmë, se ata që kanë të drejtë si ndërmjet të lashtëve, si HELANIKOSI i MITILENËS, DENIS HALIKARNASI dhe të tjerët, ashtu dhe ndërmjet të autorëve të sotëm, janë ata që i quajnë etruskët e parë ose etruskët-pellazgë primitivë, si autoktonë (αυτοχθονας), domethënë të dalë nga vetë trualli i Italisë, dhe kanë arsye. Dhe ashtu siç e kemi thënë tashmë, veç kësaj, të gjithë ata që e kanë origjinën e tyre nga trualli europian janë cilësuar *PELLAZGË*, duke qenë një mbiemër në kuptimin e vet etimologjik fjala Πελαργος, me kuptimin *'i lindur i bardhë',* siç e ka përdour tashmë

Herodoti kur ka shkruar: 'Αρκαδες Πελασγοι (I, 146, Kap. 1), dhe siç mund ta thoshte ai po njësoj: 'Αθηναιοι Πελασγοι, Τρωες Πελασγοι, Βοιωτοι Πελασγοι, ετρουροι Πελασγοι, ose Πελαργοι, etj., domethënë *të lindur të bardhë, etruskët gjithashtu janë cilësuar nga gjithë autorët e lashtë si* Πελασγοι Τυρρηνοι ose Τυρσηνοι ose Τυρσανοι. *Pra është vetëm emri që ndryshon, kurse objekti mbetet po ai, domethënë ata janë pellazgët ose ariasit ose 'Αργειοι ose ALBANI ose ARBËN, ose ARVERNË etj.*

Duke ndjekur po këtë vijë arsyetimi, edhe sot a mund të thuhet, pa bërë një gabim të trashë, se *shqiptarët* nuk janë *SHQIPTARËT* ose *ARBËRESHËT? -* Që grekët nuk janë po ai popull, që shënohet me emrin *HELENËT*? Prandaj nuk ka dyshim, se popullsitë e quajtura: etruskë ose tirrenas, oskë, umbrë, latinë, samnitë, sikulë, përbënin një pjesë të popullsisë ose të racës pellazge. **Një parim emigrimi**

Dihet, se kur ka emigrim të një popullsie nga një vend në tjetrin, në parim, tashmë në vendin ku bëhet imigrimi ka elementë të së njëjtës racë dhe të po asaj gjuhe me atë të emigrantëve në fjalë dhe që këta elementë e njohin; ndodh mjaft rrallë që një emigrim masiv, i ndjekur nga një imigrim tjetër në vend, të ndodhë krejtësisht rastësisht dhe pa asnjë të dhënë ose informatë paraprake për vendin pritës.

Për epokën e lashtë, me përjashtim të kolonëve fenikas dhe egjiptas, pasardhës të pellazgëve të lashtë, të vendosur në këto dy vende, dhe që kishin krijuar trung dhe më pas e kishin humbur gjuhën pellazge: si Danai, Kadmi, Kodrosi etj., kolonët e tjerë, që kalonin nga një vend pellazgjik çfarëdo i Mesdheut në tjetrin, nuk ishin kaq të çatdhesuar, sepse ata gjenin kurdoherë te populli që i priste, *një popull vëlla, i cili fliste po atë gjuhë: pellazgjishten. Nuk duhet harruar se kjo gjuhë, në këtë epokë të lashtë, flitej pothuajse kudo njësoj nga të gjitha popullsitë; ndërsa greqishtja e latinishtja, këto shumë më vonë, nuk fliteshin veçse si një gjuhë e dytë, që njihej dhe flitej vetëm nga pakica drejtuese, kryesisht nga HELENËT, një grup popujsh të përzier, që përfshinin të gjithë të prejardhurit nga fenikasit ose egjiptasit e zbarkuar dhe të përzier me gjithë popullsitë pellazgjike primitive të Greqisë, të Azisë së Vogël e ndoshta të Italisë gjithashtu, që deshën t'i nënshtroheshin kësaj përzierjeje plotësuese.* Të gjithë autorët e lashtë, duke folur për epokën para Luftës së Trojës, na njoftojnë se ka pasur disa invazione të ndryshme, prej tyre egjiptasit dhe fenikasit vinin nga jugu, të tjerë nga trakët e ilirët që vinin nga veriu; ky është fakt, por të gjitha të ashtuquajturat invazione nuk kanë pasur të njëjtin ndikim, - as nga pikëpamja shoqërore, as nga pikëpamja gjuhësore, - mbi popujt e pushtuar, sepse që të dy, pushtuesit dhe të pushtuarit ishin sigurisht popuj pellazgë, por jo në të njëjtën shkallë. Nëse të pushtuarit ishin nga një racë e pastër pellazge, përkundrazi pushtuesit kishin pellazge vetëm origjinën e tyre të lashtë dhe këtë shumë të përzier edhe me elementë mesopotamas të ndryshëm të Fenikisë e të Egjiptit. Po kështu është me *etruskët,* të cilët i quanin më tepër *tirrenas*, përzierja e të cilëve nuk paraqitej në atë shkallë ose në atë përpjesëtim me atë të grekëve të Greqisë ose të Azisë së Vogël. Etruskët dhe gjithë popujt e tjerë të Italisë në lashtësi nuk e kanë pasur atë përzierje, që karakterizon helenët e Greqisë dhe të Azisë së Vogël. Ne nuk gjejmë në shkrimet e të lashtëve lidhur me Italinë pjesë, ku të dalë çështja e imigrimit mesopotamas; *trojanët,* me gjithë pretendimet e disa dijetarëve të interesuar për racën e tyre, nuk janë aspak mesopotamas, por të racës së pastër pellazge: *dardanë. Kartagjenasit* po ashtu nuk mund të quhen si mesopotamas, - me përjashtim të një përpjesëtimi të vogël, - sepse këta janë pasardhës të fenikasve *"detarë"* dhe si të tillë, me përjashtim siç e kemi thënë, të elementëve *"talasofobë"* të tillë si mesopotamasit. Si pasojë etruskët, nga pikëpamja racore, janë shumë më tepër pellazgë primitivë të pastër se sa helenët, klasat drejtuese dhe elita e popullsive greke, te të cilat periekët, metekët, ilotët, penestët, argadët, servët dhe skllevërit përbënin elementin pellazg më të pastër; pikërisht për këtë arsye kjo popullsi pellazge, që mbante cilësime të ndryshme përbuzëse në sytë e helenëve, u ngjante etruskëve, plot krenari e superioritet në atë pikë, sa ka përshkuar shekuj e mijëvjeçarë, të mbushur me lufta dhe me ngjarje të ndryshme të dhimbshme, pa pësuar ndryshime të rëndësishme si nga raca, që është ruajtur më mirë se te gjithë të tjerët, ashtu dhe nga gjuha, që është zhvilluar vetëm mjaft me rregullsi; kështu mjafton që të gjendet çelësi i këtyre ndryshimeve dhe do të arrihej të rindërtohej gjuha etruske, e cila ka qenë ende në përdorim në veri dhe në qendër të Italisë deri pas shekullit X të erës sonë dhe nuk ka pasur fatin ose avantazhin të ruhej e paprekur në qindra mijëra vatra etruske ose shqiptare, siç është rasti i Italisë së jugut, duke nisur nga Roma, në Sicili, në krahinat e ndryshme dhe ishujt e Greqisë, në Shqipëri ose Epir, në Maqedoni, në Trakë, rreth detit të Marmarasë, rreth qytetit e liqenit të Nikesë ose IZNIK, në të dy brigjet e Dardaneleve dhe në vise të ndryshme të Azisë së Vogël. Nëse nuk ka më shqiptarë të krishterë

e gjithmonë të quajtur si grekë = *ROUM* = Ρωμηος në Azinë e Vogël, kjo ndodh sepse ata u shpërngulën në Greqi si *të shkëmbyer* ose ανταλλαξιμοι mbi bazën e marrëveshjes ndërmjet *Mustafa QEMALIT dhe VENIZELOSIT* rreth viteve 1924-1925.

**Etruskët kanë qenë mjeshtrit, që formuan dhe mësuan romakët**

Historia e etruskëve, thotë *Grande Encyclopédie,* njihet shumë pak. Duke thënë këtë, ajo harron se historia e etruskëve në Itali përzihet me atë të latinëve ose romakëve, ashtu si në Greqi ose në Azinë e Vogël ajo e shqiptarëve përzihet me historinë e grekëve. Veç kësaj, a nuk është e njëjta gjë edhe sot? Popullsi të tëra shqiptare në Turqi, kryesisht para shkëmbimit të vitit 1925, në Greqi dhe në Itali a nuk quhen dhe konsiderohen greke për shkak të padijes? Ata që nuk janë specialistë ende bëjnë pyetjen dhe me të drejtë, e thonë: derisa shqiptarët kanë qenë dhe gjithmonë janë një popull kaq i rëndësishëm dhe interesant, përse historia pothuaj asnjëherë nuk i përmend? Përgjigja është e thjeshtë: sepse, siç na e thonë me të drejtë, Nostradamusi dhe të tjerë, që e kanë përmendur si një popull shumë të rëndësishëm, emri *ALBANË* gjithnjë është ngatërruar si një me të grekëve ose helenëve, për të shënuar kudo të njëjtin popull: shqiptar ose pellazg nga origjina, që ka folur gjithë herët po të njëjtën gjuhë stërgjyshore: pellazgjishten ose shqipen. Për ata që lidhur me këtë janë në dijeni të gjendjes së sotme të punëve, - punë që nuk kanë ndryshuar gjendjen faktike që prej kohëve të lashta, - gjithë territoret e mbajtura, - më 1805 për shembull, - si greke, në realitet nuk kanë qenë gjë tjetër veçse territore shqiptare dhe e vetmja gjuhë që kanë folur ka qenë shqipja. Dhe kjo gjendje për pjesën më të madhe të këtyre territoreve vazhdon edhe sot të jetë po ajo. Me fjalë të tjera, si mund ta kuptojmë dhe ta shpjegojmë SHATOBRIANIN, kur duke folur për Athinën në veprën e tij *Itinerari i Palestinës*, e quan *”fshat i pistë shqiptar”?* Po ashtu LAMARTINI, duke folur për familjen që u kujdes për të në Greqi sa kohë ishte i sëmurë, thotë fare mirë: “familje shqiptare si të gjitha në të gjithë vendin (Greqi)” dhe te *”Graziella”*, duke folur për popullsitë e ISKIAS, PROCIDËS etj. pranë Napolit, përsëri thotë: *”popullsi shqiptare”*, në kundërshtim me mendimin tjetër, që gjithmonë i ka cilësuar po këto popullsi të Napolit deri në Sicili, duke kaluar nëpër krahinat e FOXHËS, BARIT, LEÇES, KOZENCËS, KATANIES, PALERMOS, nëpër ishujt eolianë: LIPARI, STROMBOLI etj., etj., si popullsi greke. E vërteta është se ato kanë ruajtur kudo fenë greke ortodokse, por kemi të bëjmë me popullsi shqiptare, që ende flasin shqip. Një konfirmim të asaj që kemi pretenduar vazhdimisht, është se kemi vënë re, nuk ka shumë kohë, në një hartë të Sicilisë të *”Guide Bleu Touristique”:* ITALIA, që lokaliteti i njohur mirë në jug dhe në krye të luginës, afër Palermos, që ka mbajtur pa ndryshim emrin: *PIANA DEI GRECI,* që nga botimi i fundit e ka të shënuar më drejt si: *PIANA DEGLI ALBANESI.* A nuk është domethënës ky ndryshim i emrit? Atëherë duhet t’u hapet rruga ndryshimeve të tjera po kaq të rëndësishme, që Historia të mbetet Histori.

Si rrjedhim, fakti që ka pasur emigrantë nga Alpet rete, pushtues galë ose kolonë dhe refugjatë nga Azia e Vogël, të cilët kanë ardhur e janë ngulur në Itali në një epokë çfarëdo, kjo nuk do të thotë se nuk ka pasur në Itali, mjaft kohë para ardhjes së gjithë këtyre imigrantëve, një popull autokton, domethënë pellazg ose etrusk, me të cilin ata janë përzier për të formuar popujt etruskë të rinj, të quajtur: latinë, samnitë, albanë, enotrienë, oskë, umbrë etj. Me gjithë këtë shkrirje, *përsëri pikërisht nën emrin e etruskëve ata konfirmuan rëndësinë e tyre historike dhe qytetërimin e tyre, dhe kanë luajtur një rol të madh në formimin dhe zhvillimin e Romës.*

Siç e thamë, emri më i lashtë që kanë marrë etruskët ka qenë: RASENA ose RASSENA ose TRASHËNA, fjalë që grekët, të thënë *HEYNE,* e shndërruan në: tirrenas, Τυρρηνοι ose Τυρσηνοι, për t’i afruar me Τυρσεις = ***TOURS*** nga ***TYRRHA*** qytet i Lidisë, ose me ***Tyrrhebe***, i biri i mbretit ATYS. Por ky shpjegim nuk na duket aspak se i përgjigjet realitetit etimologjik të RASENA. Përkundrazi, ne mendojmë se shpjegimi i tij me ndihmën e shqipes duket shumë më i kënaqshëm dhe i pranueshëm, dhe pas afër tre mijë vjetësh na dëshmon se pellazgjishtja e re ose shqipja nuk ka evoluar aq shumë sa të mos jetë e kuptueshme. Sipas shpjegimit shqip, të dalë nga pellazgjishtja e lashtë: *(T)RASËNA ose (T)RASHË-NA* që i përgjigjet: Φρακες ημεις domethënë: *Ne (jemi) trakë*, nuk ka aspak nevojë për shpjegime plotësuese; ajo shpreh mirë atë që do të thotë. Kjo do të thotë me saktësi, pa asnjë hije dyshimi, se në epokën e zbritjes së *trakëve* dhe të ilirëve, - epokë gjatë së cilës këta të fundit nuk quheshin ende ilirë, emër që u është dhënë atyre nga epirotët e thesaliasit autoktonë, - një pjesë e këtyre trakëve, pasi kapërceu Danubin afër qytetit të Vjenës, në vend që të vijonte drejt Shqipërisë, Maqedonisë, Thesalisë dhe Epirit, u shkëput drejt perëndimit dhe, nëpër Trieste, Venedik e grykëderdhjen e lumit Po, arriti të përhapej në Itali, duke iu shtuar popullsisë së lashtë pellazge autoktone, së cilës më vonë do t’i jepej emri *BORIGJENËT*.

Emrin *RASENA*, që do të thotë: *ne trakët*, ashtu si në greqishten: ‘Ελληνες ημεις, duhet ta afrojmë me fjalën: *JONËT = tanët = Ιωνες* dhe me shprehjen në gjuhën etruske: *DETI JONË*, që latinët e kanë dhënë

me *MARE NOSTRUM* dhe që grekët e kanë ruajtur në shprehjen e tyre: ιονιον πελαγος. Së fundi, duke njohur tani mënyrën, se si u formuan popullsitë e Italisë, ne nuk ngurrojmë të themi se, edhe sikur një pjesë e etruskëve të ketë ardhur nga Lidia ose gjetkë për t'u ngulur në Itali, kjo mundësi do t'i ketë ndryshuar karakteristikat fizike të racës etruske, ajo mbetet gjithmonë pellazge, domethënë gjithmonë po ajo, siç e provon gjithashtu shtatorja arkaike greke para Fidies dhe që është e njëjtë me shtatoren etruske.

Që trakët dhe ilirët kanë pushtuar Azinë e Vogël, ishujt, Italinë etj., një fakt i tillë çfarë rëndësie mund të ketë pasur për përbërjen fizike të racës primitive të pellazgëve? *A nuk kanë qenë të gjitha këto popullsi pellazge të pastra? Nga pikëpamja racore, a nuk kishin dalë të gjitha ato nga i njëjti trung? A nuk flisnin në vatrat e tyre të njëjtën idiomë? Dhe sot, ose më mirë para vitit 1920, a nuk i gjejmë pasardhësit e drejtpërdrejtë të po këtyre popullsive? Në po ato vise, në po ato hapësira? Në Azinë e Vogël:* te ARNAUTQOJ të ndryshme, në Çanak-Kala, Erdek etj., në gadishullin e GALIPOLIT dhe në ishullin e MARMARASË. *Në Trakë:* në GANOS, KORA, PERISTASIS, MALGARA, AENOS, FEREXHIK, KIRK-KILISEH, KSANTHI etj.; në *Rumelinë Lindore dhe në Maqedoni*, ku bullgarët dhe serbët pothuajse i kanë dëbuar plotësisht; *në Epir dhe natyrisht në Shqipëri. Në Greqi dhe në ishujt; në Sicili, në Kalabri, në Pulje, Bazilikatë, etj., etj. a nuk flitej pellazgjishtja ose shqipja? Kudo është e njëjta shqipe, siç ka qenë kudo po ajo pellazgjishte? Dhe ndodh kështu pas më shumë se 3000 vjet! Peshkopi i mirënjohur shqiptar: imzot FAN NOLI* i cili përfaqësoi Republikën e re të Shqipërisë në Shoqërinë e Kombeve (SDN) në Gjenevë, kur u ngrit më 1921, *a nuk ka qenë një shqiptar prej kirk-KILISEH në Traki?* Po të flasim vetëm për kohët e reja, burrat më të mëdhenj të shtetit të Turqisë, vezirët më të mëdhenj a nuk kanë qenë shqiptarë? Dhe Mehmet Aliu i Kavallës e pasardhësit e tij, mbretërit Ismail, Fuat, Faruk? - Dhe princët e Moldavisë, të Vllahisë, të Rumanisë me gjithë fanariotët e tjerë, dhe gjithë burrat e mëdhenj të pavarësisë së Greqisë të viteve 1821-1830 bashkë me politikanët, detarët dhe admiralët e mëdhenj të Greqisë; burrat e mëdhenj të Italisë, të tillë si Krispi, de Rada, Garibaldi (më mirë: Kalëbardhi), a nuk kanë qenë me prejardhje shqiptare?

## Gjuha etruske: kurrë nuk ka pushuar së qeni e folur

Nga gjithë çka kemi paraqitur deri këtu ne mund të nxjerrim me lehtësi përfundimin, se në antikitet gjithë popullsitë, të cilat banonin Azinë e Vogël, Greqinë, Italinë, Jugun e Francës (a nuk quheshin *ARVERNË*, që është me saktësi e njëjta fjalë si *ARBËRN*, shumësi i *ARBËR*, që do të thotë: *SHQIPTARË*, femërorja bën: *ARBËNESHE* dhe do të thotë: *SHQIPTARE),* Verilindja dhe Lindja e Spanjës, Britania e Madhe, *Veriu i Afrikës*, ishujt e Mesdheut, *pavarësisht nga emërtimet që kanë mbajtur, gjithmonë kanë qenë popullsi pellazge.*

Asnjë nga dijetarët e kohëve të reja dhe bashkëkohës nuk ka ditur të kapërcejë me përfytyrimin e tij në mënyrë të mjaftë në të kaluarën, *me qëllim që shpirti i tij të rrokte me saktësi gjendjen shoqërore reale të gjithë këtyre vendeve në lashtësi, dhe që të arrinte t'i paraqiste siç kanë qenë, në atë gjendje që ne i njohim sot.* Nga ana tjetër, po këta dijetarë, duke e ditur se etruskët në gjithë Italinë janë mundur e pushtuar nga galët, aq më pak nuk mund të krijonin idenë se këta pushtues galë ose keltë kanë pësuar në mënyrë shumë të thellë ndikimin qytetërues të etruskëve të mundur. Megjithatë këtë e dëshmon lënda e pasur dhe e bollshme me metale dhe me ar, që na japin varret gale të zbuluara në Veri dhe në Lindje të Gadishullit.

Sidoqoftë, për të kuptuar këtë dobësi dhe këtë cenueshmëri të etruskëve, me gjithë forcën e qytetërimit të tyre, mjafton të krahasohet ajo që mund të krahasohet, të njihen *lukumonitë (juridiksioni i një magjistrati)* e tyre kundrejt *poliseve greke*, simotra të tyre. Ashtu si këto të fundit, edhe ato nuk kishin midis tyre një bashkim politik e ushtarak. Ato kishin vetëm lidhje të natyrës fetare dhe nëpërmjet kuvendeve vjetore, që mbaheshin te *Fanum Voltumnae*, shenjtorja e federatës, që ndodhej në trojet e *volsinëve*. Por ky unitet moral i popullit etrusk nuk ishte aspak i mjaftueshëm për të mbrojtur një vend të kërcënuar në anë të qenësishme, prandaj nuk shpëtoi pa u mposhtur nga galët.

Tipari karakteristik më i rëndësishëm, që ka qenë i përbashkët për gjithë popujt pellazgë, *me përjashtim të etruskëve, është DYGJUHËSIA e elementëve të elitës, sunduese ose drejtuese, të çdo popullsie. Sipas secilit vend, ky element mësonte si gjuhë të dytë të shkollës ose greqishten, ose latinishten.*

## Mbi gjuhën pellazgo-etrusko-shqipe

Shumë historianë të sotëm ngjarjet e epokës heroike të Greqisë, Italisë dhe të epokës bashkëkohore të vendeve të tjera i quajnë një endje mitesh e trillimesh të pastra. Autorë të tjerë jo më pak të shquar i pranojnë si fakte historike rrëfimet lidhur me këto ngjarje pothuaj në të gjitha hollësitë. E vërteta, siç besojmë ne, ndodhet ndërmjet këtyre dy pikëpamjeve të skajshme. Ka shumë trillime në rrëfimet e

mitografëve dhe të poetëve, që na kanë ruajtur disa prej traditave të asaj epoke; mirëpo ka gjithashtu edhe shumë gjëra të vërteta dhe autentike, si dhe fakte reale.

Ndërmjet të vërtetave historike lidhur me Greqinë e Italinë mund të përfshihen në mënyrë të sigurtë ndikimi i jashtëzakonshëm, që kanë ushtruar orakujt e fatthënat mbi popujt e ndryshëm, të cilët banonin në ato kohë viset helene dhe italike, ndikim që ka dhënë ndihmesë për të ruajtur bashkësinë e ndjenjave dhe unitetin kombëtar të këtyre popujve, zakonet e të cilëve ishin kundër idesë për një bashkim politik.

*Por fakti që ka ushtruar ndikim themelor e pothuaj unik mbi gjithë popujt e ndryshëm, të dalë nga shtresa ose trungu pellazg, është njëjtësia e gjuhës, e kësaj gjuhe të lashtë: pellazgo-etrusko-shqipe.* Kemi parë se për të deshifruar etruskishten duhet t'i drejtohemi gjuhës që flitej në antikitet, *"nga faunët dhe nimfat që kishte nxjerrë trualli dhe nga një racë njerëzish, të lindur nga trungjet e forta të dushkut"*, shumë kohë para formimit të greqishtes e të latinishtes. Kjo gjuhë ishte e njëjtë kudo dhe e përbashkët për Azinë e Vogël, Greqinë dhe Italinë, dhe pothuaj për gjithë vendet që rrethonin Mesdheun; por sipas vendeve, ajo mori atëherë një numër emrash të ndryshëm: ajo në fillim quhej *argiane ose ariane*, sepse populli që e fliste quhej arg ose arian; ajo u quajt më pas *etruske;* më së fundi mori gjithë emrat e popujve të Greqisë, Italisë, Azisë së Vogël e gjetkë dhe u quajt: *thesalishte, maqedonishte, epirote, orke, umbre, kariase, frigjishte, lidishte, likaonishte,* etj., por gjithnjë ishte po ajo gjuhë primitive, si në vendet e përmendura më lart, ashtu dhe në Trakë, Iliri, Veneti, Liguri, Gali jugore (gjuha e arvernëve), në Iberi etj.

Duke u mbështetur në ruajtjen e përsosur të shqipes së sotme, që është pasardhëse e drejtpërdrejtë e kësaj gjuhe të lashtë pellazgo-etrusko-shqipe, neve na lejohet të pohojmë që duhet ta ketë karakterizuar një njëtrajtshmëri e përsosur dhe një rregullsi e lartë gjatë kohëve dhe shtrirjes në hapësirë, që vinte, me gjithë disa ndryshime të shqiptimit, si dhe me disa ndryshime të trajtave, e të gjendej pothuaj e njëjtë që nga Kaukazi e deri në Spanjë. Dhe kjo forcë e vetëruajtjes, e cila e ka ndihur për t'u mbajtur e për t'u trashëguar pothuaj e paprekur përmes shekujve dhe mijëvjeçarëve, kjo gjuhë e mrekullueshme nga të gjitha pikëpamjet, ndonëse primitive, ka mundur ta nxjerrë këtë forcë nga burimi i vet, ndërsa gjatë kësaj kohe të gjatë, që i është dashur për t'u formuar, nuk ka pasur asnjë gjuhë tjetër, asnjë shtypshkronjë dhe asnjë ndikim tjetër, që do t'ia ndryshonin rrjedhën e formimit të fjalëve dhe të rregullave të saj.

Forca tjetër e saj, e pellazgo-etrusko-shqipes përmes mijëvjeçarëve, për t'u transmetuar nga brezi në brez, ka qenë gjithmonë dhe është ende sot, cilësia e saj si gjuhë e vatrës. Në fakt, me gjithë pushtimet e vazhdueshme që ka pësuar në epoka të ndryshme dhe me gjithë ndalimet pa pushim që ka pësuar pa arsye sidomos nga ana e autoriteteve serbe e greke, ajo vazhdon të jetojë edhe sot.

Kështu, gjithë popullsitë greke e latine primitive flisnin të njëjtën gjuhë: pellazgo-etrusko-shqipen. Megjithatë me kohë dhe me prurjet gjuhësore të popullsive të ndryshme imigruese ose pushtuese të çdo epoke, kjo gjuhë ka pësuar ndryshime lokale *kryesisht në portet dhe në qytete të mëdha dhe aty, kur ngulej pushtuesi i huaj, përbënte një klasë sunduese ose një elitë dygjuhëshe kundrejt masës konservuese dhe tradicionaliste të popullit pellazg të pushtuar. Por kjo masë,* duke mos e njohur gjuhën e formuar me prurjet e të huajve, të cilën e fliste vetëm elita ose klasa sunduese, ajo fliste për vete *vetëm idiomën stërgjyshore: atë të pellazgëve.* Kështu, ndërsa *gjithë popullsitë e lashta të dala nga pellazgët, qofshin greke ose latine, e flisnin gjuhën pellazge si gjuhë stërgjyshore, gjuhë të popullit ose gjuhë kombëtare siç do ta thoshim sot, klasat sunduese ose elita flisnin një gjuhë të dytë, të formuar rishtas, gjuhën greke në Greqi, në ishujt dhe në Azinë e Vogël, dhe gjuhën latine në Itali.*

*Kjo gjendje në fakt do të vijonte e paprekur në Greqi deri në mes të shekullit të kaluar, ku kudo flitej vetëm gjuha pellazge dhe shkruhej vetëm greqishtja.* (Do të tregojmë në fund të këtij studimi, se debatet në Asamblenë Kombëtare në Naupli, para se të vinte mbreti Oton I më 1832 dhe gjatë një dhjetëvjeçari, bëheshin në gjuhën shqipe dhe rendi i ditës hartohej greqisht. Veç kësaj, Otoni I që me ardhjen në Greqi, si filohelen i madh, iu fut studimit me themel të greqishtes gjatë katër vjetëve e më shumë me qëllim, siç thoshte ai, që të mund të fliste me popullin e tij dhe të njihte drejtpërdrejt, pa ndihmën e një ndërmjetësi, shqetësimet e tij. Kur ai vuri re se populli i tij nuk fliste greqisht, por shqip, ai u zemërua keqas me njerëzit që e rrethonin, përse nuk ia kishin mësuar që në fillim dhe që e kishin lënë, - atë, mbretin, - të bënte përpjekje të kota dhe të mësonte një gjuhë, të cilën njerëzit rrethues e dinin se nuk do t'i shërbente për qëllimin që mendohej. Kështu ai menjëherë e la vazhdimin e mëtejshëm të mësimit të greqishtes.)

Në Itali pushtuesi, duke qenë shumë më epror në numër, i fundosi popullsitë e vjetra, që vinin nga popullsitë e lashta të Greqisë së Madhe dhe që në atë kohë u ngjisnin popullsive të lashta helenike, bëri që të tërhiqej gjuha e masave në dobi të latinishtes, e vetmja gjuhë që mësonin imigrantët ose pushtuesit.

Kështu ende sot, për ta zgjeruar këtë pohim, në Kuebek, për shembull, imigrantët me prejardhje të ndryshme kanë prirjen të mësojnë anglishten në kurriz të frëngjishtes, ose në Korsikë përvetësojnë frëngjishten në dëm të idiomës vendëse.

Po të mos ishte shpikur shtypshkronja dhe sidomos arsimi publik i detyrueshëm kohët e fundit, në Greqi gjendja shoqërore e lashtë do të na kishte ardhur pothuaj e paprekur. Megjithëkëtë, siç e kemi thënë tashmë, e gjithë Greqia më 1850 fliste shqip. CHATEAUBRIAND, LAMARTINI, Edmond ABOUT dhe të gjithë ata, që e kanë vizituar Greqinë atë kohë, të gjithë pa përjashtim kanë shkruar se *në të vërtetë duhet të cilësohet si Shqipëri.*

Megjithatë na duhet të vërejmë, se duke pritur periudhën ndërmjet vitit 1850 e deri në ditët tona, periudhë gjatë së cilës arsimi publik i detyrueshëm ka vepruar kundër gjuhës shqipe, kjo e fundit përsëri gjithmonë ruan një forcë asimiluese të jashtëzakonshme.

Në antikitet elementët e kolonive egjiptase dhe fenikase, të përbëra nga pasardhës pellazgë që e kishin humbur në vend të huaj gjuhën e tyre stërgjyshore, duke u kthyer në vendet e prejardhjes së tyre: Greqi, Itali ose Azi e Vogël, dhe para se të shkriheshin në elementin e tyre të lashtë, pa dyshim kanë dhënë ndihmesë për lindjen e greqishtes ose të latinishtes, të cilat nuk mundën megjithatë të shfronësonin shqipen si gjuhën e përbashkët të gjithë popullsive.

**A është zhdukur me të vërtetë gjithçka etruske: raca dhe gjuha?**

Nga gjithçka u tha, del se në antikitetin më të largët dhe para ardhjes në Azinë e Vogël, në Greqi dhe në Itali të kolonistëve të ndryshëm, ndër ta DANAI, KODROSI DHE KADMI në Greqi, gjuha e folur ka qenë pellazgjishtja dhe ndonëse ishte kudo po e njëjta gjuhë, përsëri u bë zakon që të quhej sipas vendit ku flitej, dhe për këtë arsye mori emrat: *arge ose ariane, maqedonase, epirote, ilire, frigase, kariase, lidiase, likaonase, etruske, oske, umbre, venete, ligure, arverne etj. Me zbarkimet e egjiptasve, fenikasve etj., lindën gjithashtu greqishtja e latinishtja, dhe u deshën shekuj e shekuj, **duke marrë si model pellazgjishten**, që të zhvilloheshin, të pasuroheshin dhe të formoheshin përfundimisht greqishtja, me emrin e dialektit atik rreth epokës së PLATONIT, ARISTOTELIT E KSENOFONIT dhe latinishtja, rreth epokës së AUGUSTIT.*

Si pasojë, meqë prej fillimit të formimit të greqishtes e të latinishtes ka pasur të pranishme dy gjuhë në secilin vend dhe të dyja kanë qenë në përdorim njëkohësisht, njëra si gjuhë e vatrës dhe e marrëdhënieve private, kurse tjetra si gjuhë zyrtare e përdorur vetëm nga elita drejtuese në qeverisje, për kultin dhe në drejtësi, në arsim, në diplomaci e në marrëdhëniet zyrtare publike e private, *del se **dygjuhësia** ishte pjesë përbërëse e gjendjes shoqërore jo vetëm në epokën e lashtë, të mesjetës dhe të kohëve të reja, por edhe në epokën tonë të sotme. Nuk po* flasim për Greqinë dhe Italinë, ku shqipfolësit ende numërohen me qindra mijëra. *Edhe te ne gjithashtu mund të thuhet se **dygjuhësia** mbretëron vende-vende; duke zëvendësuar latinishten me frëngjishten, si gjuhë zyrtare, dialektet e ndryshme si të veriut dhe të jugut: bretonishtja, baskishtja, alzasishtja, korsikishtja etj., a nuk janë bërë automatikisht gjuhë të vatrës?*

Po të marrim vetëm etruskishten, latinishtja erdhi në Itali dhe e zëvendësoi shumë më vonë në krahasim me greqishten, që ishte tashmë në përdorim prej ORFEUT, LINUSIT, MUZEUT dhe HOMERIT, domethënë rreth tetëqind vjet para latinishtes. Por etruskishtja nuk përfitoi nga kjo përparësi; ne habitemi madje që nuk kemi sot as një letërsi dhe as një histori në gjuhën etruske, ndonëse Etruria ka shënuar shumë fakte, që i përkasin historisë së saj.

*Por në të vërtetë si gjuhë e folur etruskishtja jo vetëm që nuk u zhduk, madje jetoi, lulëzoi dhe vijon ende sot nën emrin e gjuhës shqipe: dialekti toskë, që flitet në Toskërinë shqiptare,* pasi kapërceu me energji, fitimtar e triumfues gjithë turbullirat, gjithë pushtimet dhe gjithë vërshimet, të cilat i ka pësuar prej antikitetit e deri në ditët tona. *Dhe të mos harrojmë, që ende flitet në Itali,* madje duke u nisur nga Roma deri në Foxha, Napoli, Procidë, Iskia, Bazilikatë, Pulie, Kalabri, Sicili, ose atje ku ata që kanë banuar dhe që banojnë ende *Piana dei Greci* - e cila sot quhet Hora e Shqiptarëve, siç e kemi përmendur - nuk janë grekë, po shqiptarë, ashtu si dhe ata të ishujve Stromboli, Lipari etj.

Pra nëse etruskishtja, ngaqë ishte gjuhë e vatrës dhe flitej nga gjithë popujt e Italisë në marrëdhëniet e tyre jo zyrtare, mundi të ruhej e paprekur dhe të transmetohej nga brezi në brez tërësisht deri te pasardhësit e drejtpërdrejtë të sotëm: *shqiptarët,* ajo nuk ka po ashtu dokumente të shkruara, libra, vjetarë, papiruse dhe gjithë dorëshkrimet e epokës, për të cilat ne mund të pohojmë që me siguri kanë ekzistuar, por asgjë nuk na ka arritur në kohët tona, me përjashtim të ndonjë mrekullie që do të ndodhë në të ardhmen, siç ndodhi me shpellën në Detin e Vdekur, me poçet që përmbanin gypa dorëshkrimesh hebraisht.

Është me të vërtetë për të ardhur keq, thonë dijetarët, që nuk na ka mbetur nga një popull kaq i zoti e kaq i madh si etruskët, asnjë monument i shkruar, i aftë për të kënaqur kureshtinë tonë! Kanë të drejtë dijetarët që të ankohen, por në thelb, a e dinë ata shpjegimin ose arsyen, përse ka ndodhur kjo humbje dhe si ka ndodhur? A nuk anë pyetur ndonjëherë për arsyen, përse na kanë ardhur tekste greke, latine, hebraisht, sanskrite dhe të tjera, dhe asnjë tekst në gjuhën etruske? E megjithatë arsyeja është e thjeshtë; një vëzhgim i vëmendshëm dhe një dëshirë e përshtatshme, së bashku me vështrimin e stërvitur për një pamje retrospektive, do t'u jepte çelësin e enigmës së pretenduar, sepse këtu nuk ka ndonjë enigmë.

**Shkaqet e zhdukjes së dorëshkrimeve dhe të gjitha shkrimeve të tjera etruske** Shpjegimin e kësaj enigme do të na e japin murgjit dhe kuvendet e manastiret e tyre.

Në të vërtetë në këtë enigmë vihen re dy anë të kundërta: nga njëra anë, kemi ruajtjen e gjuhës etruske në shqipen; nga ana tjetër, janë ruajtur libra dhe dokumente të shkruara në greqishten e lashtë ose latinishten, por përkundrazi, janë zhdukur të dyja gjuhët, që kanë rënë në gjendjen e gjuhëve të vdekura.

Kështu shtrohet çështja. Tani duhet gjetur përgjigja; dhe, siç do ta themi, përgjigjen do të na e japin murgjit me manastiret dhe kuvendet e tyre. Madje mund të themi edhe më tepër: po të mos kishin qenë murgjit, nuk do të dinim gjë për greqishten e lashtë dhe latinishten; që të dyja do të ishin zhdukur plotësisht si gjuhë dhe po ashtu në trajtën e dorëshkrimeve e të dokumenteve të shkruara greqisht e latinisht. Përkundrazi, etruskishtja ose pellazgo-shqipja, për shkak të traditës së trashëguar brez pas brezi, na ka ardhur, - siç e kemi thënë tashmë, - e paprekur dhe e ruajtur me përsosuri me emërtimin *gjuha shqipe*.

Shkaqet, të cilave ua detyrojmë humbjen e veprave kaq të çmuara të lashtësisë, janë padituria e barbarëve, që pushtuan Europën, dhe egërsia e arabëve dhe e myslimanëve të tjerë, që pushtuan më pas Egjiptin, Mesopotaminë, Perëndimin e Azisë, Veriun e Afrikës, Spanjën, jugun e Francës etj... Këto dy shkaqe patën si pasojë që ta pengonin dhe ta ndërprisnin prodhimin e papirusit në Egjipt dhe të pergamenës në Pergamë, pa folur pastaj për burimet e tjera të rëndësishme të lëndës së parë për të shkruar, që u bë kështu shumë e rrallë dhe tepër e shtrenjtë. Kjo gjendje e mungesës së vajtueshme ka vazhduar nga shekulli VI deri në shekullin XIII, datë në të cilën pati një zbulim të ri për prodhimin e letrës, duke përdorur ashtu si edhe sot pëlhurat e vjetra.

Në këtë ndërkohë varfërie, - ndërmjet shekullit VI dhe XIII, - duke mos pasur më elementin më të domosdoshëm për punën e tyre të përditshme, murgjit vunë dorë mbi dorëshkrimet e vjetra në lëkurë, i fshinë shkrimet e vjetra me anë të një larjeje të veçantë dhe i përgatitën sërish për t'i bërë të përshtatshme që të shkruhej diçka e re mbi to (kjo lëndë e re u quajt *palimpsest* nga παλιμψηστος), më shpesh ishin predikime, debate skolastike dhe legjenda. Duke e ditur se për shkak të këtij përdorimi fatkeq u flijuan sa e sa libra të shkëlqyer, si të mos mendohet që gjithë librat e shkruar në një gjuhë tjetër veç greqishtes e latinishtes, nuk do të gjenin mëshirë para një masakre të tillë? Kështu gjithë dokumentimi i mirë i Vjetarëve dhe shkrimet e tjera etruske u zhdukën menjëherë. Sipas nevojave hidhnin për t'i shpëlarë një ose disa vëllime të mëdha ose disa fletore të zgjedhura jo vetëm ndërmjet librave të shkëlqyer etruskë të dënuar që më parë, por edhe midis të tjerëve në gjuhën greke ose latine.

Nga kjo që thamë del se këto dy gjuhë, *latinishtja e greqishtja* na janë ruajtur për hir të krishterimit, që i ngriti në gjuhë të liturgjisë: e para për Kishën e Perëndimit dhe e dyta për Kishën e Lindjes. E njëjta gjë vlen edhe për gjuhët e tjera, që nuk i njohim sot veçse ngaqë u përdorën si gjuhë liturgjike në shërbim të popujve dygjuhësh; e tillë ka qenë *hebraishtja*, e cila mundi t'i kalojë ngadhënjimtare 2500 vjet ekzistencë vetëm e vetëm si gjuhë liturgjike, për të arritur, si një mrekulli, që pas një zbraztësie kohore kaq të gjatë të bëhej gjuha zyrtare dhe gjuha e popullit të Izraelit; e tillë ishte sanskritishtja, që na ka ardhur për hir të (Rig)Vedave, etj.

Ja, pra, se si kryeveprat e shkruara të antikitetit grek e latin na u ruajtën dhe si më pas mundën të lindnin gjuhët neolatine e mbi të gjitha greqishtja e re. *Nëse nuk do të ishte ruajtur greqishtja e vjetër e prej saj nuk do të kishte lindur greqishtja e re, shqipja do të kishte vijuar të mbahej si në epokën homerike, edhe në epokën etruske, duke qenë gjuhë e vatrës dhe gjuhë zyrtare, kurse Perandoria Bizantine, në vend që të ishte dygjuhëshe e madje trigjuhëshe, siç kishte qenë në fillimet e veta, kur numëroheshin tri gjuhë kryesore njëkohësisht: shqipja, greqishtja dhe latinishtja, atëhere do të llogaritej vetëm një gjuhë: shqipja, si për vatrat edhe për qeverisjen, administratën dhe arsimin.*

Është bërë gjithnjë pyetja, se si KONSTANTINI arriti ta shpërngulte selinë e tij nga Roma në Konstantinopol pa as shqetësimin më të vogël. Kjo habi e historianëve vjen nga fakti, se asnjë prej tyre asnjëherë nuk ka arritur të formojë një ide, qoftë dhe të përafërt, të gjendjes shoqërore të popullsive

romane të Italisë, të Greqisë dhe të Azisë së Vogël të kësaj epoke. Ne nuk njohim asnjë historian, si bizantin dhe të kohëve të reja e të sotme, që të ketë shkruar se në epokën e shpërnguljes së qendrës së Perandorisë nga Konstantini prej Romës në Konstantinopol ose Bizant, *elementi kryesor, i cili i çimentonte të ashtuquajturat popullsi të ndryshme nga një cep i Perandorisë në tjetrën ka qenë gjuha shqipe, e cila flitej në mënyrë të përgjithshme që nga Kaukazi e Taurusi deri te shtyllat e Herkulit.* Si rrjedhim, kur KONSTANTINI I MADH e bëri këtë shpërngulje, ai e dinte fare mirë që *e bënte në gjirin e po asaj popullsie;* gjithashtu kur ndodhi ndarja e Perandorisë në dy pjesë: në Perandorinë e Perëndimit dhe në Perandorinë e Lindjes, *kësaj të fundit iu bashkuan gjithashtu popullsitë e pothuaj gjithë Italisë, duke përfshirë edhe Ravenën, e madje Romën. Çfarë prove më të mirë mund të kemi se që nga fillimi i epokës sonë, popullsitë të cilat banonin në Itali, Greqi e Azi të Vogël, në ishujt e Mesdheut etj., kanë qenë kudo, nga pikëpamja racore, po ato? Domethënë pellazge, argiane, etruske ose shqiptare?*

**Krahasimi i racës dhe i gjuhës së pellazgëve, grekëve, etruskëve dhe shqiptarëve, që janë e njëjta gjë.**

*Për të gjitha këto arsye, kuptohet me lehtësi se gjuha shqipe ka pasur - në antikitet e deri në kohët e fundit - një rëndësi të madhe dhe një evoluim letrar të mrekullueshëm e të pakrahasueshëm; u takon shqiptarëve të sotëm që ta vazhdojnë këtë evoluim, ta thellojnë gjuhën e tyre dhe ta zhvillojnë më tej; duke e krahasuar me greqishten dhe jo duke u përpjekur për ta mënjanuar, ata do të arrijnë më me siguri një rezultat. Kjo sepse gjuha greke është motra e vogël ose më mirë bija e gjuhës shqipe, dhe që të dyja vijnë nga i njëjti burim i përbashkët: nga gjuha shumë e lashtë pellazge, e cila ka pasur kontakte të rëndësishme me keltishten e vjetër, teutonishten e vjetër, sllavonishten e vjetër dhe me gjithë idiomat e vjetra të gjithë Europës e Azisë Perëndimore. Duke mbajtur para sysh këtë afëri të gjuhëve, dhe më konkretisht të shqipes me greqishten e latinishten, gjuha shqipe na bën të rigjallërojmë dhe të njohim më mirë rregullat gramatikore të greqishtes për fonetikën, morfologjinë dhe sintaksën, dhe na bën të kuptojmë rrëgjimet e zanoreve, ndërrimet e bashkëtingëlloreve të zëshme në të shurdhëta, ndryshimin e mashkullores njëjës në shumës asnjanës etj.*

Kështu ne mund të pohojmë pa drojë, se ***të përvetësosh dhe të thellohesh në shqipen do të thotë të vësh një këmbë në fushën e greqishtes dhe tjetrën në fushën e latinishtes***. *Arkeologjia është shkenca, e cila e para duhet të merret me mësimin e shqipes për të gjithë ata, që u kushtohen kërkimeve dhe deshifrimit të mbishkrimeve më të lashta, të quajtura pellazge ose të tjera. Nëse ajo nuk ka arritur deri më sot të deshifrojë mbishkrimet etruske, kjo vjen nga shkaku se, - me të vërtetë, - nuk ka njohur gjuhën shqipe; mbasi gjuha etruske nuk është gjë tjetër, veçse një formë e lashtë ose një dialekt i gjuhës së sotme të shqiptarëve. Në fund të fundit, a ka tregues më domethënës, se sa bashkëjetesa e vetë emrit të TOSKANISË në Itali dhe të TOSKËNISË në Shqipëri; për të parën pikërisht në vendin ku ka qenë qendra e etruskëve të lashtë dhe për të dytën atje ku ende banojnë shqiptarët. Dhe gjithashtu a ka gjë më domethënëse, se fakti i njoftuar nga Nicolas FRERET e sipas të cilit etruskët, duke ikur nga Italia për shkak të turbullirave dhe të dëbimit në shekullin e fundit para Krishtit, kapërcyen Kanalin e Otrantos për të gjetur paqen pikërisht përballë, në Epir, në krahinën që pas kësaj u quajt më pas për këtë arsye, - siç e kemi thënë, - TOSKËNI? Po të mbajmë para sysh se madje edhe sot, duke krahasuar karakteristikat fizike të skulpturave dhe të vizatimeve të popullsive të lashta etruske, romake e latine të Italisë me ato të popullsisë së sotme të Toskënisë shqiptare, gjendet e njëjta ngjashmëri befasuese si me maskën e Mikenës dhe me gjithë skulpturat arkaike greke, duke u shtyrë të vijmë në përfundimin që qoftë kur ndodhemi në Italinë e Jugut, në jug të Romës, qoftë në Greqi, qoftë në Shqipëri, gjithmonë ndodhemi në prani të po atij populli, i cili fliste (dhe një pjesë ende flet) të njëjtën gjuhë: pellazgjishten ose shqipen.*

*Për të konfirmuar faktin, që shqiptarët toskë të sotëm ua detyrojnë emërtimin e tyre etruskëve, të cilët erdhën nga Italia për t'u vendosur në këtë krahinë, të quajtur me të drejtë TOSKËNI, kemi emërtimin e ndryshëm të gjysmës tjetër të shqiptarëve. Në të vërtetë për të përballuar ose për t'u kundërvënë këtyre toskëve të imigruar në Shqipëri, kjo gjysmë tjetër e shqiptarëve, duke qenë [u]rrënjës[/u], u quajtën GEGË, prej fjalës greke Γηγενης, që do të thotë: indigjen, kurse krahina: GEGËNI-A.*

*Një provë tjetër, se shqiptarët toskë janë pasardhës të etruskëve të lashtë të ardhur nga Italia, për t'u vendosur në Shqipërinë jugore, pikërisht në disa rajone nga ato, që Pal Emili tashmë i kishte shkretuar në vitet 168-164 para K., është fakti se dialekti i tyre, edhe sot në vend që të jetë më afër me atë të Greqisë dhe në kontakt me të, megjithatë i shëmbëllen shumë më tepër latinishtes se sa greqishtes së vjetër; ndërsa dialekti gegë, i cili ndonëse ka qenë i shkëputur nga kontakti me Greqinë nga krahinat ku pikërisht flitet dialekti toskë, i ngjet më shumë greqishtes së vjetër se sa latinishtes. Ky vëzhgim dhe ky konstatim nuk do të mund të bëheshin, nëse këta shqiptarë, të quajtur sot toskë, nuk do të ndodheshin atje, në rajonet që zënë, qysh prej antikitetit më të largët, siç është rasti për gegët.*

## Gjuha pellazge ose shqipe - gjuhë universale e botës së bardhë antike dhe të Perandorisë Bizantine

Duke qenë të bindur, se etruskishtja dhe shqipja janë, pra, siç e kemi parë, dialekte të po asaj gjuhe të quajtur në antikitet *pellazgjishte* dhe, meqë gjithë autorët e lashtë na kanë folur për pellazgët si një popull i përhapur kudo mjaft kohë para epokës heroike, në sajë të gjuhësisë ne sot jo vetëm mund të themi se ata kanë ekzistuar, po gjithashtu të pretendojnë me siguri, se ata ishin vendosur pothuaj kudo në Europën e njohur që nga antikiteti më i largët dhe, duke ndjekur epokat, janë mbajtur në këtë ose atë vend deri në ditët tona. Ka qenë gjuha shqipe, - të cilën gjuhëtarët dhe etnologët nuk e kanë përfillur për ta studiuar, - e cila ka qenë e aftë të na japë këtë provë të ekzistencës dhe të mbijetesës së pellazgëve, dhe është përsëri kjo gjuhë, që do të na lejojë të deshifrojmë gjuhën etruske, që sot quhet shqipe e dialektit toskë, e folur në Gadishullin e Ballkanit dhe gjetkë.

Për të dhënë një provë pothuaj matematike, do të themi se ky rast është plotësisht i njëjtë me atë që na paraqitet në të njëjtën mënyrë ndërmjet gjuhës së egjiptasve të lashtë dhe gjuhës kopte të librave liturgjikë.

Për të bërë një përmbledhje, do të thoshim se gjuha pellazge ose shqipe është folur në gjithë vatrat e epokës së lashtë nga Kaukazi e Taurusi deri te Shtyllat e Herkulit. Po të mos kishte qenë gjendja *shoqërore,* nga pikëpamja e gjuhës, të mos ishte ashtu si e përshkruajmë ne kur ndodhi Lufta e Trojës, si do të mund t'i shpjegonim ato fjalime, me të cilat është e mbushur Iliada, të cilat kundërshtarët fisnikë i shqiptonin nga të dy anët e rrjedhës së ujit që i ndante?

Po të mos ishte çimentoja e gjuhës pellazge unike, që i lidhte gjithë popullsitë e Azisë së Vogël, të ishujve, të Greqisë, të Italisë e gjetkë të epokës së lashtë, - popullsi që disa duan t'i quajnë si krejt të ndryshme, - si do të ndodhte kjo lëvizje e brendshme, kjo vajtje-ardhje e pandërprerë e kolonive në Greqi për t'u vendosur në Azinë e Vogël ose në Itali, duke u nisur nga Azia e Vogël për të shkuar që të vendoseshin në Itali, duke braktisur Thesalinë për të shkuar që të vendoseshin në Peloponez etj., si do të kishin ndodhur gjithë këto zhvendosje masive të popullsive? Si mund të konceptohet, që emigrantët dhe pritësit kaq lehtë të merreshin vesh dhe të pajtoheshin, nëse realisht nuk kishin një farefisni të racës dhe një përbashkësi të gjuhës? Dhe dihet se gjithë këto zhvendosje të popullsive dhe themelimi i gjithë këtyre kolonive ka ndodhur paqësisht e pa u përdorur asnjë forcë, duke mos shëmbëllyer me disa ekspedita ushtarake, që kanë ndodhur disa herë dhe që, mjaft shpesh, nuk kanë sjellë pasoja, siç është për shembull ekspedita e persëve.

Pra, siç e pamë, *gjithë këto popullsi që thuhet se janë të ndryshme* të antikitetit, e me gjithë luftat e përgjakshme që i kundërvinin njërën kundër tjetrës dhe që ndodhnin vetëm e vetëm për të diskutuar hegjemoninë ndërmjet tyre, si Lufta e Peloponezit, për shembull, *përbënin një popull të vetëm, që fliste një gjuhë të vetme.* Kjo është arsyeja përse ky popull unik mundi të kapërcente vështirësitë e më se dy mijë vjetëve, gjatë të cilëve mundi të shkëlqejë jo nën emrin e popullit pellazg ose shqiptar, por nën emrat helen, maqedonas, romak, bizantin, turk, grek të pavarësisë së vitit 1821 e së fundi shqiptar.

Del që nuk kemi nevojë të ngulim këmbë për ta bërë të kuptueshme dhe për ta pranuar, që jashtë Greqisë së mirëfilltë me ishujt, Azia e Vogël, po ashtu Traka, Maqedonia, Epiri, Italia, Sicilia, Sardenja, Korsika dhe jugu i Francës (Arvernes = Arbërn=Albanë), ndonëse janë quajtur grekë ose helenë, gjithashtu kanë qenë në fakt *shqipfolëse e shqiptare*.

## Çfarë u bë me gjithë popullsitë e kolonive të ndryshme, që jetonin në shekujt e parë të erës sonë në qytetet e Perandorisë Romake?

Elementët e huaj, që erdhën e u përzien me këtë racë pellazge primitive deri sa e ndryshuan, pas erës sonë kanë qenë *së pari çifutët, pastaj arabët dhe egjiptianët, dhe së fundi armenët.* Ne nuk po përmendim elementin mongolik turk, sepse ky element, kur erdhi në kontakt me shqiptarët-bizantinë, tashmë ishte fort i përzier dhe përmbante metisë të popullsive të Turkestanit, Kaukazit, Iranit e të Armenisë, të cilëve iu shtuan ata që u kthyen në myslimanë, arabët e egjiptianët.

*Që populli i sotëm grek, për shkak të përzierjes, nuk është pasardhës i vërtetë i helenëve të lashtë, kjo është diçka që nuk ka asnjë hije dyshimi.*

Ushtritë e quajtura greke ose maqedonase, në ndeshjet me ushtritë e Romës qysh para erës sonë, përbëheshin nga luftëtarë që i përkisnin po asaj race dhe flisnin po atë gjuhë: pellazgjishten. Me përjashtim të shtabit madhor, i cili gjithashtu diskutimet i bënte pellazgjisht ose shqip, por që gjithë

raportet dhe shkresat e veta i hartonte në gjuhën greke, *gjithë diskutimet, gjithë urdhrat dhe fjalimet, që bëheshin në gjirin e ushtrisë, shqiptoheshin ose jepeshin shqip.* Tashmë kemi folur për fjalimet, që luftëtarët fisnikë të të dy kampeve kundërshtare të Trojës, që i ndante vetëm një rrjedhë uji e vogël, fjalime të drejtuara herë nga njëri breg dhe herë nga bregu tjetër i lumit, *kanë qenë detyrimisht dhe në mënyrë të padiskutueshme në gjuhën pellazge, të njohur, të folur e të kuptuar nga gjithë bota, ashtu si nga grekët e Greqisë, edhe nga ana e trojanëve të Azisë së Vogël: si Greqia dhe Azia e Vogël flisnin që të dy anët pellazgjishten,* aq më tepër që gjuha greke ende gjendej veçse në periudhën e formimit fillestar. Gjithashtu është e padiskutueshme, që fjalimet e shqiptuara nga fisnikët e ushtrisë greke të Tërheqjes së Dhjetë Mijëve të Ksneofonit janë mbajtur në pellazgjishten dhe më pas janë përkthyer nga autori në momentin e hartimit të librit të tij. Më në fund kemi citimet e historianëve, që na mësojnë se Aleksandri i Madh, duke u folur gjeneralëve të tij 'maqedonas', iu drejtua në *"gjuhën e vet amëtare"*, që nuk ishte gjë tjetër veçse *pellazgjishtja ose shqipja*, dhe në Veprat e Apostujve, Shën Pali na njofton se në Derbe popullsia fliste 'likaonishten' ose λυκαονισι, që do të thotë gjithnjë 'në gjuhën pellazge ose shqipe'. *Pra, nëse shqipja përdorej në të gjitha bisedat që bëheshin në rangjet e ushtrisë: greke dhe maqedonase, mund të arrijmë në përfundimin se këto ushtri përbëheshin kudo nga një element i vetëm racor, që fliste po atë gjuhë: shqipen, dhe nga ky fakt kishin një karakter kompakt e homogjen. E pikërisht për shkak të këtij karakteri kompakt e homogjen u ruajt raca, njëkohësisht me gjuhën, një racë dhe një gjuhë që u trashëguan brez pas brezi, deri në kohën tonë, tërësisht të paprekura.*

*Mbi bazën e këtij kohezioni racor e gjuhësor, si rrjedhim mund të quhet i gabuar çdo pretendim, i cili u vesh popullsive shqiptare të Peloponezit, të Greqisë kontinentale, të ishujve dhe kudo gjetkë, një prejardhje dhe natyrë sllave. Ndërsa ajo që është e vërtetë dhe e padyshimtë, është se gjithë elementët e huaj, që i kanë sjellë vërshimet e ndryshme sipas rastit në trevat e banuara nga shqiptarët: galatët ose galët, sllavët, gotët, hunët etj., vetëm një pjesë e të cilëve ka p rfituar për t'u ngulur, për shkak të kohezionit racor e gjuhësor që përmendëm të popullsive shqiptare të pushtuara, janë asimiluar, përthithur e së fundi janë përzier me elementin e pushtuar superior nga qytetërimi dhe nga mënyra e jetesës.*

Punët kanë rrjedhur krejt ndryshe lidhur me ushtritë ose legjionet romake. Këto si në epokën e Republikës, edhe në epokën e Perandorisë, kryesisht nga vetë mënyra e rekrutimit të tyre, kanë pranuar në gjirin e tyre, të përbërë prej elementësh shqipfolës, ushtarë ose legjionarë, që ishin alogjenë, ose më mirë që ishin të së njëjtës racë, por flisnin vetëm një latinishte tashmë të deformuar për shkak të invazioneve të huaja të rëndësishme dhe të vazhdueshme. Nën ndikimin e të folurit të këtyre pellazgëve të kryqëzuar, të tillë si keltët, gotët, hunët dhe shumë të tjerë, latinishtja pësoi të tilla ndryshime, që në fillim dhanë gjuhë të ndërmjetme, të tilla si gjuhët që quhen romane, dhe më pas këto të fundit për arsye të ngjashme, bënë që të lindnin të folmet e ndryshme vendëse dhe gjuhët e ndryshme neolatine, si italishtja, provansalishtja, frëngjishtja, spanjishtja, portugalishtja, rumanishtja etj.

Me këtë rast mund të kujtojmë mendimin e njohur, se po ato shkaqe sjellin po ato pasoja; domethënë se gjuhët neolatine kanë lindur nga latinishtja pikërisht po ashtu, si ka lindur kjo nga pellazgjishtja.

Në të vërtetë pellazgjishtja ka qenë dhe ende është shumë e lashtë. Ajo tashmë flitej, kur pellazgët luftuan kundër atlantëve dhe i penguan që të pushtonin Europën, domethënë shumë kohë para ndërtimit të piramidave dhe para fundosjes së Atlantidës, rreth njëmbëdhjetë mijë vjet më parë. Para kësaj date Sahara ishte një trevë e gjerë e gjelbëruar dhe me pyje. Prandaj është e kotë që prejardhjen e kësaj gjuhe, - që humbet në errësirën e kohëve më të largëta, - t'ua veshësh kolonive të ashtuquajtura egjiptase, fenikase ose të tjera, siç pretendojnë disa. Po e përsërisim "të ashtuquajtura egjiptase, fenikase ose të tjera", sepse këto koloni përbëheshin me të drejtë nga pasardhës ose stërnipër të stërgjyshëve pellazgë, që kishin mërguar, - shumë kohë para fundosjes së Atlantidës, - në Egjipt, në Feniki ose gjetkë, ndërsa fëmijët e tyre në atdheun e ri të adoptuar kishin humbur përdorimin e gjuhës stërgjyshore: pellazgjishtes. Që këtej del se, kur këta fëmijë të pellazgëve të lashtë të mërguar u kthyen në atdheun e tyre të prejardhjes: Greqi, Azi e Vogël ose Itali, u kryqëzuan dhe u përzien me popullsitë e këtyre vendeve, - farefis i tyre nga gjaku, - kaq shumë (siç ndodh kjo në rrethana të ngjashme, për shembull kur shqiptarët e Shqipërisë mërguan te arbëreshët e Italisë në kohën e pushtimit të vendit të tyre nga turqit më 1478, dhe kur popullsitë shqiptare të krishtera, që pretendohej se ishin greke, të Azisë së Vogël e të Trakës u shkëmbyen më 1925 kundrejt popullsive turke dhe menjëherë erdhën e u përzien me shqipfolësit e Greqisë), ata dhe pasardhësit e tyre, e rinisën përdorimin e gjuhës pellazge, të cilën stërgjyshët e tyre e kishin humbur në kohën e mërgimit. Por ky kthim në gjuhën e tyre të lashtë nuk do të bëhej pa disa ndryshime, si ato që gjithmonë kanë ndodhur në raste të ngjashme; kështu ata ruajtën një numër fjalësh të huaja, lidhur me nocionet e ndryshme të reja që i kishin sjellë me vete dhe ua dhanë banorëve të atdheut të vjetër të rigjetur, si dhe një numër rrënjësh foljesh të huaja, të cilave ata u shtuan mbaresa

pellazge të shtrembëruara, ose më mirë një sasi rrënjësh pellazge, të cilave u kishin dhënë trajta sipas vendit nga kishin ardhur pas një mungese kaq të gjatë.

*Rezultati:* pas disa brezave përdorimi një ndërthurjeje e tillë gjuhësh solli lindjen e një gjuhe të re, që u zhvillua mbi bazën e prurjeve gjuhësore e gramatikore të vendeve, nga vinte secili, të ndërthurura me prurjet e gjuhës pellazge; *kjo gjuhë e re u quajt latinishtja në Itali dhe greqishtja në Greqi e në Azinë e Vogël.* Me siguri nga kjo rrugë e formimit ka mbetur zakoni, që gjithçka të çohej ose të përkthehej greqisht dhe nga greqishtja latinisht, zakon që ka qenë arsyeja e humbjes së pjesës më të madhe të etimologjive aktualisht të pamundshme për t'i përkthyer ose të padeshifrueshme.

Kjo paraqitje për lashtësinë e gjuhës pellazgo-etrusko-shqipe duhet t'i bëjë të mendohen të gjithë ata, që ende pretendojnë ta nxjerrin shqipen nga hebraishtja ose arabishtja, gjuhë të cilat, *ashtu si gjithë gjuhët e tjera të Mesopotamisë janë përkundrazi shumë, - me mijëra vjet afërsisht, - më të reja se shqipja dhe që i detyrohen asaj për huazimet e tyre të ndryshme, të cilat për rrjedhim, nuk janë huazime të shqipes nga gjuhët mesopotamase, por përkundrazi, huazime të këtyre të fundit nga shqipja.*

Gjithçka kemi thënë më sipër për çifutët, ka të bëjë njësoj me gjithë popullsitë e tjera të kolonive të huaja. Në të vërtetë qytetet e Perandorisë Romake, - dhe më vonë Bizantine, - në fillim të epokës sonë e madje më parë, nuk kishin vetëm koloni çifute; kishin gjithashtu egjiptas, arabë, persianë, armenë dhe vlleh. Të gjitha këto koloni kanë pësuar të njëjtin ndikim, si dhe kolonitë çifute. Megjithatë nuk duhet menduar se ato u asimiluan brenda një dite; përkundrazi, janë dashur shekuj të tërë që shumica e popullsive të tyre të përfshihet në elementin shqiptaro-bizantin, ndërsa pjesa tjetër është islamizuar dhe turqizuar vetëm shumë më vonë. Më parë gjithë këto koloni madje kanë qenë refraktare, sepse ishin të bashkuara e kompakte, e mbi të gjitha sepse e ruanin përdorimin e gjuhës së vet. Ka qenë larmia e gjuhëve që, - ashtu si gjithmonë, - ka qenë shkaku i shkrirjes së tyre në elementin mbizotërues, në fillim bizantin-shqipfolës, dhe më pas turk. Sido që të ketë qenë, kur ra një qetësi relative mbi Perandorinë Osmane, ato të gjitha patën mundësi të rindërtoheshin dhe të formonin sërish të reja, të cilat me gjithë përndjekjet që pësuan disa herë pas here, u zhvilluan dhe lulëzuan në kohën e përshtatshme me hapa gjigantë. Kështu, në Perandorinë Bizantine dhe në fillim të Perandorisë Osmane ka ndodhur diçka, që ndodh sot te ne në Francë, dhe kudo gjetkë ku ka imigrim: marrëdhëniet e martesave ndërmjet vendësve dhe të huajve e midis të huajve me kombësi të ndryshme janë shkaku i zhdukjes së gjuhëve të këtyre kolonive të huaja në të mirë të gjuhës kombëtare, që i ka pritur këto koloni. Në fakt, në rastet e bashkimit të gjuhëve të ndryshme, gjithë familjet e reja të krijuara kështu nga martesa, përdorin gjuhën zyrtare të vendit ku jetojnë: ky është një rregull i përgjithshëm. Për shembull, në Francë meqë nuk mund të flasë secili gjuhën e vet, të martuarit zbatojnë detyrimisht frëngjishten si gjuhë të vatrës dhe fëmijët dinë të flasin vetëm frëngjisht; në Angli e në Amerikën e Veriut ata do të flasin anglisht dhe fëmijët do të përvetësojnë vetëm anglishten, e kështu më tej. Për sa kohë mbetet një bërthamë familjesh të po asaj race dhe që flasin po atë gjuhë, kolonia ruhet përballë gjithçkaje; por ditën kur kjo bërthamë gjithashtu nis të shpërbëhet dhe të shpërndahet në atë shtet, po ashtu e gjithë kolonia do të zhduket për t'u shkrirë e për të humbur në masën e popullsisë mbizotëruese.

Megjithatë ne do të vëmë në dukje këtu, që rastet e asimilimit të mësipërm *nuk kanë ndodhur në Perandorinë Bizantine me popullsinë e saj kombëtare, që fliste vetëm shqip, si gjuhë të vatrës,* dhe ku greqishtja përdorej vetëm si gjuhë zyrtare, e më pas në Perandorinë Osmane, ku gjuha zyrtare ka qenë dhe ende është gjuha e fitimtarit turk, të cilën pothuaj gjithë bota e mëson, por popullsia kombëtare është e përbërë nga disa pakica të rëndësishme, kompakte dhe të grupuara, siç janë grekët, armenët e shqiptarët, që flasin secila gjuhën e vet, kurse çifutët flasin spanjisht.

Në Strugë, qytet i Shqipërisë afër liqenit të Pogradecit, me popullsi shqiptare e vllahe, që sot nuk dihet se përse e ka pushtuar Jugosllavia, meshkujt e popullsisë vllahe të këtij qyteti flasin ende jo prej shumë kohësh *pesë* gjuhë: *kucovllahen* - gjuha amëtare, *shqipen* - gjuha e vendit, *greqishten* - gjuha e arsimit që e mësojnë në shkollë, *turqishten* - gjuha zyrtare e shtetit deri më 1912, dhe së fundi *serbishten* - gjuha e marrëdhënieve të dendura tregtare dhe sot gjuha e shtetit. Banorët e krishterë ortodoksë të qyteteve shqiptare të Veriut përvetësojnë: shqipen, gjuha amëtare, greqishten në shkolla, turqishten gjuhë zyrtare, dhe sipas rastit serbishten, gjuhë e kontakteve të shpeshta tregtare. Shqiptarët katolikë të Veriut në vend të greqishtes përvetësojnë italishten, dhe për shkak të ndikimit e të propagandës austriake disa madje dhe gjermanishten, që për ta bëhen: shqipja, italishtja ose gjermanishtja dhe sipas rastit turqishtja. Në Vlorë popullsia e krishterë ortodokse burrat dinë: shqipen, greqishten, dhe sipas rastit turqishten e italishten. Në Korçë, Gjirokastër e Përmet, popullsia ortodokse gjithmonë ka ditur: shqipen, greqishten dhe sipas rastit turqishten; para vitit 1914 nuk njihej italishtja në këto vise dhe aq më pak gjermanishtja. Për më tepër, ajo që duhet vënë posaçërisht në dukje është fakti se asnjë popullsi myslimane shqiptare,

- me disa përjashtime në Shqipërinë e Jugut, - nuk e ka ditur greqishten; nga ana tjetër, myslimanët e Shqipërisë deri më 1920, më pak të arsimuar se ortodoksët ose katolikët, dinin vetëm shqipen, dhe vetëm disa prej tyre turqishten e italishten.

Ne pamë se si shqipja, që në Itali njihej me emrin *etruskishtja,* dha ndihmesë për formimin e latinishtes, dhe se si më pas bënte pjesë përbërëse në të gjitha vatrat e Perandorisë së gjerë Romake. Kemi parë gjithashtu se, *për hir të shqipes, që në vetë Perandorinë Romake luante rolin e* ***çimentos*** *për t'i shërbyer unifikimit të popujve që mbaheshin të ndryshëm, Konstantini i Madh vendosi të bëjë shpërnguljen e selisë së vet nga Roma në Romën e Re, ose në Konstantinopol, pa shkaktuar as pakënaqësinë më të vogël, e mbi të gjitha pa sjellë asnjë turbullirë.* Së fundi, kemi parë që *në sajë të shpërnguljes së një pjese të etruskëve, kryesisht të Toskanës italiane, për të ardhur të vendoseshin në Toskërinë shqiptare në Ballkan, kemi një provë të padyshimtë se shqiptarët e Jugut, të cilësuar toskë, janë pasardhës të drejtpërdrejtë të etruskëve të lashtë, që banonin në Itali.*

Si rrjedhim, këtej e tutje nuk mund të lejohet që të injorohet, se *bota e lashtë, e cila hyri në përbërjen e Perandorisë Romake* - dhe në pasardhësen e saj, Perandorinë Bizantine, siç do ta provojmë në faqet e mëposhtme, - *ka qenë të paktën dygjuhëshe:* domethënë fliste si në vatrat edhe në marrëdhëniet e përditshme të jetës së zakonshme *pellazgo-argieno-etrusko-shqipen*, që me emërtimet e saj të ndryshme mbetet gjithnjë po ajo gjuhë, porse për administratën, kishën dhe letërsinë përdorte greqishten. Që këtej del se *nuk duhet besuar më, që Perandoria Bizantine ka qenë një perandori greke ose helene, siç këmbëngul gjithë literatura e sotme ose bashkëkohëse greke të na e paraqesë,* po përkundrazi, shqiptaro-helenistike. Kjo që po themi nuk është veçse një çështje e thjeshtë dallimi, sepse në thelb të gjithë grekët janë gjithashtu shqiptarë nga origjina e tyre, dhe për më tepër, siç e kemi thënë më lart, jo të gjithë po vetëm grekët shqipfolës ose pasardhësit shqipfolës, që për këtë arsye përbëjnë elementin grek më të lashtë. Në këtë rrjedhë mendimesh, ne mund të formulojmë një aksiomë, që mbetet gjithmonë e vërtetë: *"çdo grek që nuk ka prejardhje mesopotamase,* domethënë egjiptase, fenikase, çifute, armene dhe lindore tjetër, siç janë helenët, *është shqiptar, por jo të gjithë shqiptarët janë gjithmonë grekë."* Himariotët, për shembull, janë së pari shqiptarë, e pastaj grekë. **Gjendja shoqërore e Perandorisë Romake në epokën e themelimit të Konstantinopolit**

Kur themi këtu 'gjendja shoqërore', kuptojmë racën së cilës i përkisnin popullsitë e Perandorisë Romake dhe gjuhën ose gjuhët, që flisnin po këto popullsi.

Në Spanjë, në Francë dhe në Itali, iberët, keltët dhe galët, ligurët, etruskët e arbërit ose shqiptarët e Greqisë së Madhe i përkisnin racës pellazge dhe flisnin gjuhën pellazge.

Në Greqi dhe në gjihë pjesën tjetër të Ballkanit:

*arbërnt, që dalloheshin në shqiptarë-maqedonas, epirotë, trakë, ilirë e dako-mizë ishin pellazgë dhe flisnin pellazgjishten;

* helenët pellazgë të kryqëzuar të Mesopotamisë ose egjiptasit që zbarkuan në Greqi, flisnin pellazgjishten;

* çifutët, që ishin të përhapur nga pak kudo nëpër qytetet e mëdha e mesatare të gadishulit, si përjashtim flisnin sirishten ose arameishten.

Së fundi, në Azinë e Vogël, në perëndim të Eufratit e të Armenisë, përsëri me përjashtim të çifutëve të qyteteve të mëdha e të disave të Mesopotamisë, popullsitë kanë qenë pellazge dhe flisnin pellazgjishten.

Sa për gjuhën e dytë ose gjuhën e shkollës, që përvetësonin gjithë këto popullsi, ka qenë së pari latinishtja si gjuhë zyrtare e shtetit në atë epokë, dhe në shumë vende ka qenë greqishtja. Si rrjedhim, me shpërnguljen e kryeqytetit të Perandorisë nga Roma në Bizant dhe me ndërtimin e Perandorisë Bizantine me karakter grek, kufijtë e përdorimit të këtyre dy gjuhëve: latinishtes e greqishtes priren në fillim që të saktësohen dhe me kalimin e kohës latinishtja i le greqishtes fushë të lirë kudo në Perandorinë e re të Lindjes.

## NGA THEMELIMI I KONSTANTINOPOLIT DERI TE PUSHTIMI TURK

### Periudha nga themelimi i Konstantinopolit më 325 pas Krishtit deri te marrja e qytetit nga turqit më 1453

### Bizanti dhe armenët

KONSTANTINOPOLI, në lashtësi BIZANTI, të cilin turqit e sotëm e quajnë ISTAMBUL, nga greqishtja ‘ες ταν πολιν, u quajt nga Konstantini ***Roma e Re***, siç vijon ende ta quajë Patriarkati Ekumenik.

Shteti i ri, si të thuash, që themeloi Konstantini, duke krijuar një kryeqytet të ri, që nga dita e parë e themelimit të vet kishte deri te shtresat më të larta të shoqërisë *një fizionomi etnografike të larmishme,* sepse persët, armenët, madje teutonët, arrinin deri në postet më të larta të shtetit. Konstantinopoli u bë një poçe e shkrirjes, në të cilën edhe barbarët, duke u pagëzuar e marrë një arsim e kulturë përkatëse, u shndërruan në bizantinë. *Gjatë shekujve në shtetin bizantin nocioni i kombësisë nuk ka pasur pothuaj asnjë kuptim,* dhe e vetmja ide e konceptueshme ka qenë mbrojtja dhe ruajtja e shtetit, i cili për të njëjtën arsye mbështetej në një ushtri të madhe e të fortë, në një sistem të mirë financash, në një administratë të drejtuar në mënyrë shembullore, dhe së fundi e mbi të gjitha në Kishën.

*Armenët* janë një popull mesopotamas. Nëse gjuha e tyre shfaq ngjashmëri me gjuhë të tilal, si shqipja, sanskritishtja, greqishtja e të tjera, ky fakt nuk ka asgjë të veçantë, për shkak të kontakteve dhe të marrëdhënieve të të gjitha llojeve, që populli armen ka pasur që në origjinë me argienët, të ekspeditës së parë ariane ose pelalzge drejt Indisë. Na mjafton si provë i këtij kontakti ose i marrëdhënieve të armenëve me shqiptarët ndikimi i gjuhës së këtyre të fundit, që ka ushtruar lidhur me përdorimin e nyjës që vihet pas emrit. Ky ndikim i nyjës së pasme të shqipes është ushtruar edhe mbi rumanishten e bullgarishten.

Qoftë nëse kanë ardhur nga pallaja e Pamirit, qoftë nëse janë pasardhës të Jafetit, qoftë nëse e kanë origjinën nga frigët, që bënin pjesë në pellazgët e lashtë, të ekspeditës së parë drejt Indisë, armenët e sotëm janë rezultat etnik i këtyre tre elementëve, të përzier me një element të katërt primitiv, i cili tashmë gjendej, që nga antikiteti më i largët, në viset e Armenisë. Përzierja e tyre me persët dhe feja e tyre e sektit të Ariusit heretik, na shpjegon përse dijetarët nuk kanë bërë dallimin ndërmjet ariasve nga pikëpamja fetare (domethënë: pasues të Ariusit 325 pas K.), dhe arianëve të racës primitive të bardhë.

Për të provuar rëndësinë e madhe të elementit frigas te armenët, ne do të japim këtu atë që ka shkruar Herodoti (VII, 73) për këtë çështje: “po ashtu frigasit, ashtu siç thonë amaqedonasit (domethënë albanët, si në Europë edhe në Albaninë e Kaukazit), quheshin brigë, ndonëse ishin europianë dhe fqinjë të maqedonasve; por kur u nisën për në Azi e deri sa arritën gjithashtu e ndryshuan emrin në frigas”. Janë këta frigas, gjuha e përdirtshme e të cilëve ka qenë shqipja, të cilët kanë ndikuar shumë mbi gjuhën armene.

Meqë ne flasim për frigasit si raca primitive, që hyri në përbërjen e popullit armen, do të japim përsëri këtu atë që ka shkruar Herodoti (II,2) për provën, që e kërkoi të bëhej faraoni PSAMETIK për të mësuar, i cili ka qenë pouplli më i lashtë se egjiptasit: “Egjiptasit para se të bëhej PSAMETIKU faraoni i tyre, besonin se ata kishin qenë të parët e të gjithë njerëzve. Por kur PSAMETIKU hipi në fron, ai deshi të dinte cilët kishin qenë me të vërtetë të parët; dhe duke i nisur nga kjo provë egjiptasit i quajnë frigasit si të ardhur mbi tokë para tyre, kurse ata vetë para gjithë të tjerëve. Meqë PSAMETIKU nuk mund ta mësonte nëpërmjet asnjë njeriu tjetër, që mund t’i tregonte cilët kishin qenë me të vërtetë njerëzit e parë, ai shpiku këtë gjë: një bariu i dha që t’i ushqente si duhej dy foshnja të sapolindura, të marra nga dy njerëz çfarëdo, dhe i kërkoi që asnjë njeri të mos shqiptonte asnjë fjalë në prani të tyre, që t’i shtronte në një dhomë, vetëm larg tyre, t’u sillte në orë të caktuara dhitë dhe të përfundonte gjithçka kur të ngopeshin me qumësht. PSAMETIKU veproi në këtë mënyrë dhe dha këto rekomandime, sepse donte të dëgjonte cila do të ishte fjala e parë, që do të thoshin fëmijët, kur të pushonin nga të qarat e trazuara. E kështu u bë. Dhe meqë kishin kaluar dy vjet, që kur bariu ishte marrë me këtë punë, duke hapur derën një ditë dhe kur po hynte brenda, të dy fëmijët ranë në gjunjë para tij e me duart të ndera bërtitën: βεχ-ος. Në fillim bariu, duke dëgjuar për herë të parë këtë fjalë, nuk u shqetësua, por pasi i vizitoi fëmijët disa herë dhe vuri re se ata e përsërisnin vazhdimisht, ia njoftoi këtë gjë faraonit, i cili dha urdhër që fëmijët të silleshin para tij. Kur vetë PSAMETIKU gjithashtu e dëgjoi atë fjalë, ai pyeti për të mësuar, se cilët ishin njerëzit, që emërtonin diçka me fjalën βεκ(ος). Kur ia treguan këtë, ai pa se ishin frigasit, që kështu quanin bukën. Edhe egjiptasit po ashtu e pranuan këtë mendim dhe pas kësaj prove i quajtën frigasit, se ishin me të vërtetë më të lashtë se ata mbi tokë”. (përkth.ynë).

Ne po e japim këtë fakt të cituar nga Herodoti aq më tepër me dëshirë, sepse na shërben si provë, që frigasit, siç e kemi thënë tashmë, në marrëdhëniet e tyre të zakonshme flisnin gjuhën shqipe. Në fakt, duke vepruar siç kemi thënë në fillim të këtij studimi, do të heqim nga fjala βεκος mbaresën greke: - ος; ajo që mbetet është trajta e pashquar e emrit shqip: βεκ, nëse megjithatë në dialektin frigas e shënonin kështu *bukën* në atë kohë. Nëse jo, atëherë do të jetë një gabim transkriptimi i: βωκ me βεκ. Kjo gjë nuk është aspak e pamundur, madje na duket se ka shumë gjasë, sepse atëherë do të kemi, - pas tre mijë

vjetësh, - pa asnjë dyshim identitet ndërmjet βωκ (që shqiptohet BUK) të frigjishtes së lashtë, dhe *BUK* të shqipes së sotme, e që të dyja shënojnë *bukën.*

Mund të thuhet, se armenët e kanë prejardhjen nga trakët e maqedonasit, domethënë nga europianë të lashtë, po gjithashtu nga popuj mesopotamas. Në epokën bizantine armenët, që u përzien përsëri me frigasit, e humbën gjuhën armene në dobi të shqipes, gjuha zyrtare e vatrave, ashtu siç ndodh, siç e kemi thënë, në rrethana të tilla. Por kur Perandoria Osmane zëvendësoi Perandorinë Bizantine, për shkak të po asaj përzierjeje dhe për përzierjen e armenëve me arabët, persët, egjiptianët dhe të tjerë të Azisë së Vogël, gjuha e vatrave të reja nuk ishte m shqipja, por turqishtja: prej kësaj kanë ardhur *Anadollasit ose karamanlinjtë*, të krishterë ortodoksë, që midis tyre flasin turqishten dhe që pas vitit 1925 kanë ardhur në Greqi për të shtuar popullsinë.

## Fytyra e vërtetë e Perandorisë Bizantine

Para se të vijojmë të flasim për secilin nga popujt kryesorë, që hynë në përbërjen e popullit të pafund të Perandorisë Bizantine, do të përpiqemi në faqet e mëposhtme, të paraqesim *fytyrën e vërtetë* që paraqiste ky popull në kohën që na intereson, në atë vend ku do të shohim emrat dhe emërtimet që lidhen me të dhe që, gabimisht, i janë veshur nga autorët në mënyrë të pasaktë ose me tendencë, si në mesjetë edhe në kohët e sotme e të reja. Lidhur me këtë ne mund të themi se çështja është pikërisht njësoj me atë që lidhet me Maqedoninë para pak kohësh dhe që, ende sot, ka të bëjë me Shqipërinë e shqiptarët, të cilët kushdo nga fqinjët e interesuar i përshkruan, në përputhje me atë që i shkon për shtat, pa asnjë shqetësim dhe duke shpërfillur *të vërtetën historike.*

Që nga viti 534 deri më 562 numërohen jo më pak se dhjetë pushtime të *sllavëve, bullgarëve e hunëve.* Skitia, Mezia, Traka, Greqia panë se si u shtrinë mbi to këto hordhi të egra, që dogjën, masakruan popullsitë e ngulura, shkretuan gjithçka dhe goditën Konstantinopolin, bartësin e gjithë pasurive të botës, qendrën e jetës së ëmbël e të qejfit. Nuk u desh veçse pak, që ata të vinin deri te muret e tij më 540 e 558 dhe, pa ndërhyrjen e *Belizarit*, u pushtua Bizanti.

Më 568 *lombardët*, një popull barbar me prejardhje gjermanike, shpërtheu në Italinë veriore. Me përjashtim të perëndimit, Ravenës së pushtuar nga guvernatori bizantin dhe Romës, selisë së papës, gjithë pjesa tjetër e gadishullit deri në Benevento u bë zotërim gjermanik, kurse mbretëria lombarde do të mbijetonte njëqind e pesëdhjetë vjet.

Në të njëjtën kohë kur Perandoria humbi Italinë, ndodhi që u shkëput edhe pjesa më e madhe e gadishullit ballkanik. *Avarët*, një popullsi aziatike, e vendosur në Panoni dhe sllavët, të vendosur në brigjet e Danubit të poshtëm, rreth vitit 580 u lëshuan mbi Ilirinë e Trakinë, që i pushtuan e i shkretuan.

Ushtritë, ashtu si dhe popullsitë e Bizantit quheshin *romane*, gjë që provon edhe një herë se ato nuk ishin greke ose helene. Por ato gjithashtu nuk ishin në të vërtetë as romane, në kuptimin e ngushtë të fjalës, sepse ato i përkisnin popullit pellazg. Sidoqoftë, *në Perandorinë Bizantine nuk kishte nacionalizëm në kuptimin që e marrim ne sot: toskanët, grekët, romanët, shqiptarët etj., ishin veçse dallime të një populli ose më mirë të një race: pellazge;* në këtë epokë rolin e nacionalizmit, domethënë preteksti që i ndan individët, madje dhe kur i përkasin një race, e luante feja; ishte fanatizmi fetar që frymëzonte dhe ndizte zjarrin e grindjeve politike. Kështu për shkak të mungesës së ndjenjës kombëtare ose patriotike bizantine, ose si sot, shqiptare, ishte ndjenja fetare që ngjallte në shpirtrat kundër persëve një entuziazëm të përgjithshëm. Trupat e krishtera, të fanatizuara, viheshin në marshim me gëzimin e shenjtë, që më vonë do të frymëzonte kryqëzatat. Gjatë gjashtë vjetëve, nga 622 deri më 628 bizantinët, ende nën emrin e romanëve, luftuan kundër ushtrive perse dhe i zbrapsën pak nga pak.

## Pushtimet sllave të paafta për të ndikuar mbi popullsitë bizantine shqiptare të Peloponezit, të Greqisë e gjetkë

Më 717 një shpërthim i ri i kroatëve e serbëve në drejtim të Mezisë, Maqedonisë e vetë Peloponezit pati si pasojë një ngulitje të re të sllavëve në viset, që ata tashmë i kishin pushtuar që prej një shekulli, dhe nga të cilat, pa dyshim, ata u detyruan të tërhiqeshin pasi lanë disa që të nguleshin *paqësisht.* Kjo ngulitje e re, *njësoj paqësore*, na bën të dyshojmë për grabitjet, djegiet, shkretimet dhe dëmet e tjera të pushtimeve në fjalë, për të cilat Joani i Efesit, që na i tregon, nuk pajtohet as me vetveten. Në të vërtetë, nga njëra anë, ai na thotë se slalvët *e pushtuan* Perandorinë, *përshkuan gjithë* Greqinë, *morën* shumë qytete e kështjella, *i pushtuan* vendet dhe më në fund, shkruan ai, *u vendosën paqësisht*; nga ana tjetër, ai na thotë se *"populli i mallkuar" shkretoi, dogji e grabiti* deri te Muri i Gjatë, por nuk na jep për këtë çështje asnjë gjë të përpiktë: cilin rajon shkretuan? cilat qytete i dogjën? dhe cilat zotërime grabitën?

Kështu ka baza të besohet, që ai na jep këtu një paraqitje krejt të mjegullt e të pasaktë, të cilën ai, pa asnjë dyshim, e mbështet në thashethemet dhe i mungon çfarëdo autoritet historik i padyshimtë. Gjithashtu jemi të detyruar të vëmë re, se ka një kundërthënie ose një kundërshti. Nëse do t'i mbahemi përshkrimit të Joanit të Efesit, del se mbizotëron *ngulitja paqësore*, dhe atëherë mendimi i shprehur nga J.P.FALLMERAYER bie, sepse për ta pranuar duhet të supozojmë jo grupe të vogla, që endeshin andej e këndej duke kërkuar vende të përshtatshme për t'u ngulur, por një hordhi të shumtë, që përbëhej nga qindra mijëra luftëtarë, një kryetar dhe një organizim të përshtatshëm me udhërrëfyes dhe me armatimin përkatës. Duke e pushtuar territorin kështu dhe me beteja sllavët kanë pasur mundësinë të imponohen mbi popullsitë bizantine shqiptare plotësisht të kalitura dhe t'i detyronin për t'iu nënshtruar atyre e të përziheshin me ta. Ndërsa po të hynin me grupe të vogla, ka qenë fatale që kanë humbur brenda masës shqiptare, të lindur krenare, që nuk pranonte asnjë kontakt me ta, mbi të gjitha martesat, në vend që *t'i imponoheshin kësaj mase.*

Po përfitojmë këtu nga rasti për të njoftuar atë që shkruan *Elisée RECLUS*, duke ndjekur po atë fill mendimesh, në *Gjeografinë Universale, vëll. I, f.546*, lidhur gjithnjë me popullsinë shqiptare gjatë së njëjtës periudhë:

Këngët popullore të Sicilisë, thotë ai, nuk mbeten prapa nga hijeshia natyrore dhe zgjedhja e hollë e shprehjeve kundrejt *rispetti* të admirueshme të Toskanës ose të Etrurisë së lashtë, *vend vëlla i Sicilisë, sepse që të dy janë ose kanë qenë shqipfolës.*

Nga të gjithë emigrantët, vijon ai, që kanë ardhur me hir a me pahir për të populluar Sicilinë në epoka të ndryshme dhe për të shtuar numrin e vëllezërve të tyre autoktonë, *shqiptarët, të quajtur greci në atë vend,* - por ky emërtim *greci* nuk zbatohet për një kombësi, veçse për fenë që është greke ortodokse, - *janë të vetmit që ende nuk janë shkrirë tërësisht me popullsitë rrethuese;* madje edhe sot ata përbëjnë grupe të dalluara nga gjuha e ritet fetare në disa qytete të brendësisë, e kryesisht në: *PIANA DEI GRECI* (sot *PIANA DEGLI ALBANESI)* mbi një plaljë që zotëron në jug mbi luginën e Palermos. Por ndërsa shkrirja e gjithë elementëve të tjerë etnikë duket se është përfunduar, dallimi i popullsive të Sicilisë megjithatë është mjaft i madh, duke ndjekur mbizotërimin e këtij ose të atij kryqëzimi. Kështu etenasit, kryesisht banorët e Katanies dhe të Aci Reale, që janë me prejardhje shqiptare, janë më autentikët, sepse nuk janë përzier dhe kanë emër të mirë për hijeshinë, butësinë, mikpritjen e dashamirësinë.

Mund të përfundojmë, që *këta sllavë, të pretenduar pushtues, nuk kanë pasur asnjë ndikim çfarëdo mbi popullsinë autoktone shqiptare të Greqisë dhe aq më pak mbi atë të Peloponezit me të njëjtën prejardhje.* Së pari, sepse ata ishin shumë të paktë në numër që të mund të imponoheshin siç e dëshironin ose siç e pretendonin, dhe së dyti, sepse kjo popullsi, që prej kohëve të lashta ka pasur emër për krenarinë e saj primitive stërgjyshore, nuk pranonte asnjë kontakt, mbi të gjitha martesat me këta emigrantë sllavë. Po ashtu ajo kurrë nuk ka dashur të hyjë në marrëdhënie të po asaj natyre me helenët, shtypësit e tyre që nga antikiteti, lidhur me të cilët ka parapëlqyer më mirë të përfundojë në skllavëri se sa të përzihet me ta.

**Serbët**

Ne nuk kemi ndër mend këtu të japim një histori të serbëve, qoftë dhe fare të ngjeshur, - por më tepër të themi se çfarë janë ata dhe çfarë kanë bërë kundrejt shqiptarëve, që të jenë ata, të cilët u kanë shkaktuar dëmin më të madh.

***Prejardhja e sllavëve***

Territoret që përbëjnë Jugosllavinë e sotme, para shfaqjes së serbëve në këto rajone, banoheshin qysh prej kohëve që s'mbahen mend nga pellazgët, me të cilët u bashkuan më pas, - në fillim të mijëvjeçarit III para K., - popullsi po ashtu pellazge, të cilat vinin nga territoret e Polonisë e Gjermanisë së sotme dhe të cilave autoktonët u dhanë emrin ilirë, domethënë, sipas shqipes së sotme: të lyrëtë = ata të lyer ose të lerosur. Me kohë imigrantët nga veriu dhe autoktonët, duke qenë të po asaj race e duke folur pothuaj të njëjtën gjuhë: pellazgjishten, u shkrinë dhe vijuan të quhen të gjithë ilirë. Me këtë emër ata zinin gjysmën perëndimore të Gadishullit Ballkanik, që nga bregu i djathtë i Danubit në veri e deri në Epir në jug, duke përfshirë popuj të ndryshëm, që ishin në lëvizje të vazhdueshme imigrimi brenda tyre dhe që luftonin vazhdimisht për hegjemoni.

Ishin gjithashtu edhe *breukët* (βρευκοι), ndoshta stërgjyshër të frigasve, që zinin brigjet jugore të Savës; në verilindje të Bosnjës ishin *japodët; liburnët* banonin në brigjet e Dalmacisë dhe në ishujt; në të dy anët e malit makarska jetonin *ardiejtë ose vardajtë*, piratët e famshëm të Adriatikut; *daversët* afër Narentës përdornin monedha bakri, që kishin si emblemë një anije; në trevat e sotme të Malit të Zi

banonin *dokleatët*; fqinjët e tyre, *labeatët*, jetonin afër brigjeve të liqenit të Shkodrës (Δαβεατισ) dhe nga ana e vet kishin si fqinjë *pirustët*, të cilët ushtronin mjeshtërinë e metalurgëve. Më në brendësi ishin vendosur *oktariatët*, armiq të ardiejve, dhe *parthinët*, që grupoheshin rreth UZICE dhe adhuronin Zeusin Parthen si mbrojtës të tyre. Në luginat e Vardarit të epërm dhe të Drinit të Bardhë, në fushën e Kosifopedionit ose të Shkupit dhe në rajonin e Nishit shtriheshin të famshmit *dardanë* (Dërdënët në shqipen: koprroçë), që më 284 para K. ishin kundërshtarë të maqedonasve dhe më vonë të romakëve. Që nga pushtimi romak si popullsi kryesore ishin *delmatët ose dalmatët*, të cilët kishin si kryeqytet Delminiumin (sot Zhupaniac) dhe si port qytetin *Salona*. Po në atë epokë romake kishte gjithashtu popuj të tjerë të fortë: *dasaretët, ditionët, taulantët, sardeatët* e të tjerë.

Të gjitha këto popullsi, siç na thotë Plini, ishin të ndara në DECURIAE. Straboni (VII,5) njofton se toka ndahej sërish ndërmjet anëtarëve të një dekurie në çdo tetë vjet. Gratë ilire gëzonin një respekt të madh dhe madje mund të arrinin deri në fronin mbretëror, kurse në viset e liburnëve ato mbretëronin në regjimin e 'poliandrisë'. *VARRONI* ka lavdëruar dashurinë e tyre për punë: ato prisnin dru në pyll, kullosnin kopetë, gatuanin dhe mbi të gjitha ishin shumë pjellore. Në shoqëri, krahas qytetarëve të lirë, kishte edhe servë (të krahasueshëm me ilotët).

Sundimi romak përhapi qytetërimin ndërmjet ilirëve, të cilët ende nuk ishin tërësisht të qytetëruar. Krishterimi ishte shfaqur që në fillim, sepse Titusi, dishepulli i Palit, ka predikuar në Dalmaci.

Kur u nda Perandoria Romake në Perandorinë e Lindjes dhe Perandorinë e Perëndimit pas vdekjes së Teodosit të Madh, Iliria mbeti në Perandorinë e Lindjes, dhe pas rënies së Perandorisë së Perëndimit me invazionin e barbarëve, ia behën edhe dyndjet *serbe*.

Historia e serbëve, para ardhjes së tyre në Gadishullin e Ballkanit, është e përzier me atë të sllavëve të tjerë përgjithësisht. Në fillim ata jetonin të gjithë me emra të ndryshëm në veriperëndim të Karpateve, në luginat e Vistulës, Pripetit dhe të Dniestrit të epërm, duke pasur në veri të tyre edhe popullsi të tjera: stërgjyshët e popujve baltë, që gjithashtu ishin farefisi i tyre më i afërt, të cillë si lituanët, letonët e të tjerë; në lindje kishin popuj me prejardhje fine dhe në juglindje popuj të ndryshëm, që banonin në stepat e gjera të Skitisë.

Vetëm në shekullin VI serbët shfaqen në jug të Danubit. Natyrisht, vërshimi i tyre e shtyu një pjesë të popullsive ilire ose shqiptare autoktone drejt jugut; por një pjesë e vogël megjithatë u detyrua të strehohej në fillim nëpër male dhe vetëm me kohë ajo zbriti pak nga pak drejt fushave, ku ishte shtrirë pushtuesi dhe në gjirin e të cilit do të shkrihej.
Sipas Konstantin Porfirogjenetit krishterizimi i serbo-kroatëve ka ndodhur në dy periudha: në fillim në kohën e Herakliut, perandorit të Bizantit, që i kërkoi papës së Romës të dërgonte priftërinj për të pagëzuar popullsitë serbe (duket se slalvët e Dalmacisë, madje dhe në shekullin VII ende, epoka e Papë Joani IV (640-642) ishin idhulltarë; më pas, nën mbretërimin e Vasilit I, rreth vitit 879, përqafuan krishterimin gjithë serbët, kroatët, zahlumët e të tjerët, që ende nuk ishin pagëzuar. (Duket se të fundit të pagëzuar janë ata, që bëjnë pjesë në Kishën Ortodokse Lindore, ndërsa të parët, pjesa më e madhe e të cilëve janë kroatë e sllovenë, u bënë katolikë).

Në të gjitha kishat katolike jugosllave dhe në Vatikan gjuha serbe quhet si gjuhë ilire dhe shënohet si *Illyrica Lingua*. Për ta marrë në mënyrë abuzive këtë emërtim *illyrica lingua* për gjuhën e tyre, që nuk është aspak ilire por slalve, serbët janë mbështetur në faktin, që në fillim ata i nënshtroheshin (duke u cilësuar si Σερβοι që do të thotë *servë*, gjë që nuk u shkonte pas qejfit) autoritetit bizantin dhe dëshironin të përziheshin me shqiptarët autoktonë. Prandaj *edhe alfabeti që ata kishin huazuar për librat e tyre liturgjikë*, para zbatimit të shkronjave cirilike rreth vitit 885, data e vdekjes së Metodit, në vend që të ishte alfabeti latin, që do të kishte më shumë arsye të pëlqehej, në Vatikan, *ishte alfabeti shqiptar glagolitik.* Duhet vënë në dukje këtu, që bullgarët gjithashtu arritën ta quanin gjuhën e tyre të folur në maqedoni: maqedonishte. Por në Maqedoni bullgarishtja nuk është aspak e vetmja gjuhë, sepse atje flitet greqishtja, serbishtja, e mbi të gjitha shqipja dhe asgjë tjetër. Sa për Aleksandrin e Madh, nga fakti që ai ishte maqedonas paska qenë bullgar, do të thotë të harrohet që, nëse Aleksandri i Madh ishte helen nga arsimimi, nga prejardhja ishte shqiptar, i edukuar dhe i arsimuar greqisht nga një shqiptar prej Stagjire: Aristoteli. Mjafton të lexohen tekstet e lashta, të cilat na mësojnë se Aleksandri i Madh, kur fliste me ushtarët e vet ose me disa nga gjeneralët, të gjithë maqedonas, u fliste në gjuhën e nënës. Kurse nëna e tij ishte Olimpia, *epirote* dhe që fliste shqip.

Pushtimi i Maqedonisë, Shqipërisë, Epirit dhe Thesalisë gjatë sundimit të DUSHANIT nuk qe një sipërmarrje e vështirë, sepse në këtë epokë Perandoria Bizantine ndodhej në rënie të plotë dhe po

gërryhej nga luftat civile. Nuk është bërë asnjë betejë e madhe për gjithë këto pushtime; tashmë rajonet perëndimore të shtetit ishin nën varësi të serbëve.

Sipas një pikëpamjeje tjetër, lehtësia me të cilën u arritën gjithë këto pushtime nga Stefan DUSHANI shtron një problem tjetër, - nëse ka ndonjë problem këtu, - sepse tashmë është i zgjidhur negativisht. Këto pushtime në vetvete, a krijojnë gjithashtu një të drejtë të paparashkrueshme mbi shqiptarët, që banonin dhe që në shumicë ende banojnë në këto rajone të pushtuara? Fundja, ato edhe mund të ligjëroheshin, nëse do të kishte vijuar një pushtim paqësor deri më sot dhe që do të sillte një pajtim ndërmjet popullit të mundur e fituesit dhe njëkohësisht, pranimin e pushtetit të pushtuesit nga ana e të mundurit. Por kështu jemi shumë larg nga të dhëna të tilla për problemin tonë. Përkundrazi, Stefan DUSHANI dhe pasuesit e tij nuk kanë mundur ta mbajnë territorin stërgjyshor të shqiptarëve, - të gjitha viset e përmendura më lart banoheshin në atë kohë prej shqiptarëve dhe në pjesën më të madhe edhe sot, dhe janë pushtuar një herë, por për sa kohë?

Prandaj për ne është tepër i guximshëm dhe i ekzagjeruar rivendikimi i delegatëve serbë në konferenca të ndryshme ndërkombëtare e mbi të gjitha në Konferencën e Paqës të 1920 në Paris për atë që ata e quajnë 'Serbia e Vjetër' dhe mbi një perandori aq efemere, sa e perandorit DUSHAN, sepse paska pasur një perandor Stefan DUSHANI. Në fakt, mund të lexojmë që: "Dimrin e po atij viti, domethënë më 1345, dhjetë vjet para vdekjes së Stefan DUSHANIT, asambleja serbe *lejoi* shpalljen e tij si perandor me titullin *CAR I SERBËVE DHE I GREKËVE"*, Αυτοκρατωρ Σεβιασ (Ρασκας) και Ρωμανιας greqisht, dhe latinisht: *IMPERATOR SERVIAE ET ROMANIAE..*

Gjatë gjithë pushtimit turk në territoret e serbëve shqiptarët, si myslimanët dhe ortodoksët e katolikët, mundën ta ruanin qetësisht karakterin e tyre kombëtar nga të gjitha pikëpamjet. Është një gjë unikale në botë, që madje dhe shumica e kthyer në islamizëm nuk ka ndryshuar përsa i përket kombësisë së vet as zakonet e gjuhën deri më sot. Por pas vitit 1830 e sidomos pas 1878 e 1920, kur u çliruan dhe rindërtuan mbretërinë e tyre, serbët patën pretendime të shfrenuara mbi ato territore, që kurrë nuk i kanë banuar përfundimisht, si Serbia e Vjetër për shembull, pavarësisht nga emri që mban. Dhe këto pretendime mbështeten vetëm në një fakt historik, që nuk ka zgjatur më shumë se 25 vjet, gjatë mbretërimit të Stefan Dushanit: 1330-1355, e për më tepër me gjithë një padrejtësi të tillë, ata janë kënaqur, për shkak të bashkëpunimit të diplomatëve të zellshëm, kryesisht më 1920, dhe kanë qenë shkaku i kaq dramave e mjerimeve, që kanë pësuar shqiptarët e veriut. Këta të fundit u arratisën nga atdheu i tyre, ku përndiqeshin sistematikisht dhe ku megjithatë ishin e vetmja popullsi autoktone, ata u detyruan të kërkonin strehim atje ku mundën, po kryesisht në Turqi, ku i kanë pritur autoritetet dashamirëse.

Për më tepër, duke mos u kënaqur që i dëbuan nga vatrat banorët vendës që prej kohëve parahistorike më të largëta, serbët që ëndërrojnë për *"ilirizmin"* dhe që nuk arritën gjithashtu të quhen 'ilirë', në vend të këtij emri kanë 'uzurpuar' doket e zakonet, mënyrën e veshjes dhe të jetesës të shqiptarëve, të cilëve u kanë zënë vendin.

## Bullgarët dhe Maqedonia

### *Maqedonia*

Homeri nuk e njeh emrin e *Maqedonisë dhe të maqedonasve.* Për të luftëtarët që e kishin prejardhjen nga këto vise të përshkuara nga Aksiosi (sot: Vardari) ishin *paonë* dhe vendi i tyre quhej *Paoni* (II.β.848; (II.β.848; Π.287 e Φ.152). Ky vend për herë të parë është quajtur *Maqedoni* ose Μακεδονες dhe Μακεδονος (Odis. η.106), të cilat etimologjikisht në shqipen do të thoshin: *ai që mban ose kullot dhen e lopë = mâ-kê-dhen* (+ος).

Tashmë që nga kohët më të lashta Maqedonia gjeografikisht përfshinte një shtrirje që ndryshonte vazhdimisht. Gjatë periudhës parahistorike territori i Maqedonisë përfshinte rajonin, i cili kufizohej nga AKSIOSI dhe ALIAKMONI, ujitej nga LUDIASI dhe që kishte si kryeqytet AEGASIN ose EDESËN (ΑΙΓΑΣ ose ΕΔΕΣΣΑ). Është ky rajon, që do të bëhej më vonë qendra e shtetit të madh e të fortë të Maqedonisë dhe, pa dyshim, për këtë arsye u quajt Ημαθια, *EMATHIE* ose *EMAZIA* nga shqipja: *E-MADHIA* (θ=δ=ζ)= *E-MADHJA* (krahina ose rajoni). Me kohë ky shtet, që ndoshta u themelua nga fundi i shek. IX para K., përparoi gjithnjë e më tepër dhe sidomos zgjeroi hapësirën që shënonte emri i tij. Nën mbretërimin e Filipit II, atit të Aleksandrit të Madh, ai u shtri nga Mali Orbel te Mali i Olimpit dhe nga vargmali i Pindit deri te lumi NESTOS.

Në epokën romake Maqedonia u përfshi në *Illyricum*. Dhe kjo ndarje nuk na duket arbitrare; ajo shpjegohet nga fakti se emri *Illyricum* përfshinte një popullsi homogjene, të përbërë në atë kohë vetëm

nga pellazgë, që mbanin emra të ndryshëm si maqedonë, epirotë, albanë (toskë etruskë dhe gegenë ose Γηγενεις), dalmatë dhe të tjerë ilirë, dhe flisnin po atë gjuhë: pellazgjishten ose shqipen.

Maqedonasit, thotë DROYSEN, i përkisnin po asaj race pellazge, *që zinte gjithë tokën helenike;* por maqedonasit, ashtu si gjithë bota e gjerë pellazge, *nuk kishin asnjë marrëdhënie me helenët,* ata nuk vareshin prej tyre dhe nuk i kishin ndjekur në evoluimin e tyre qytetërues; gjithashtu helenët i quanin ata barbarë ose gjysmëbarbarë. Besimi, zakonet dhe doket e maqedonasve e tregojnë mirë këtë prejardhje pellazge së cilës i përkisnin, ashtu si gjithë fqinjët e tyre, që erdhën në kontakt e patën marrëdhënie shumë të ngushta me ta, por meqë nga të dyja palët ishte e njëjta racë dhe po ajo gjuhë: pellazgjishtja, del se nga kryqëzimi i bërë nuk ka dalë asnjë ndryshim.

Gabimi i madh i gjithë autorëve të sotëm ka qenë gjithmonë se i japin fjalës *helenik* një shtrirje që nuk e ka pasur. Përveç se shënonte qytetërimin dhe gjuhën, kjo fjalë nuk lidhej ose nuk bashkohej me asnjë emër, që të kishte gjurmë të racës. Kështu, *raca helenike* ishte një togfjalësh që nuk mund të përdorej. Mund të thuhej vetëm: *populli helenik ose popullsia helenike,* për të shënuar helenët, që ishin, - siç e kemi thënë tashmë, - produkt i përzierjes së imigrantëve të shndërruar në pushtues, të ardhur nga Fenikia dhe Egjipti, me këtë popullsi autoktone pellazgë të Greqisë, që e pranuan faktin e kryer dhe bashkëpunuan me ta. Pasardhësit e kësaj përzierjeje, që u bënë elementi mbizotërues ose mbisundues, i cili drejtonte e qeveriste Greqinë, u quajtën *helenë* dhe i kthyen në skllevër pjesën më të madhe të pellazgëve, që nuk pranuan të bashkëpunonin, me emrin *ilotë, penestë periekë, metekë* etj.

Gjendja shoqërore që krijuan kështu helenët ka vazhduar më shumë se pesëmbëdhjetë shekuj (1700146 para K.), por nuk mbijetoi pas pushtimit romak (Straboni 10 f. 481). Te romakët skllevërit nuk kishin po të njëjtën prejardhje si te grekët; nëse romakët do të ishin kthyer në skllevër për shkak të një lufte fatkeqe, në fund të së cilës do të ishin bërë të tillë, nuk kishte ndodhur njësoj si me hilotët, penestët dhe shumicën e skllevërve të tjerë të Greqisë, që ishin autoktonë të mundur ose më mirë të nënshtruar. Tregimet historike të Eforit, Pauzanias (3.2.5.7; 3.20.6) dhe të Plutarkut (Lik.2.1) tregojnë një fakt të sigurtë: shndërrimi i një pjese të banorëve në *ilotë* (Ειλωτες) pas pushtimit, dhe dallimin në trajtim, që ekzistonte ndërmjet disa kategorive të skllevërve. Këto trajtime disa historianë të lashtë, me më shumë të drejtë ia atribuojnë qëndresës pak a shumë të gjatë dhe krenare, që i bënë në këtë epokë dhe një rëndimi gradual të ashpërsisë së pushtimit.
Nga ana tjetër përfundimi që nxirret nga leximi i gjithë tregimeve të lashta, është se ilotët dhe më me shumë arsye metekët (μετοικοι), periekët (περιοικοι) dhe klasat e tjera analoge të popullsisë së Greqisë së lashtë nuk ishin në kuptimin e vërtetë skllevër, sepse kishin një gjendje të ndërmjetme midis njeriut të lirë dhe skllavit. Dhe në fakt kushtet e tyre ishin, siç kemi thënë, si rrjedhim i pushtimit dhe nga kjo anë, ata kishin njëkohësisht një *zot të veçantë* dhe *shtetin*. Vetëm shteti mund t'i lironte duke parë nënshtrimin e tyre, sjelljen e tyre dhe moskundërshtimin ndaj regjimit të helenëve. Megjithatë kushtet e ilotëve në Spartë ishin shumë të këqija dhe u ndalohej përdorimi i armëve.

Jashtë Greqisë së mirëfilltë ardiejtë Αρδιαιοι, një popullsi ilire, sipas Teopompit zotëronte 300 000 Προσπελατας, që u shërbenin si ilotë. Ne nuk e dimë cilat kanë qenë kushtet e lelegëve skllevër të kariasve në epokën maqedonase; por nuk ka dyshim që helenët kanë qenë zotër dhe shtypës edhe të grekëve, popullsi pellazge e pastër origjinare e Epirit, si dhe të popullsive të tjera jo helene të Greqisë e të një pjese të Azisë së Vogël.

Nga shqyrtimi i gjendjes shoqërore që bëjmë ne për Gadishullin Ballkanik dhe Azinë e Vogël, del se nuk ka pasur në kuptimin e mirëfilltë *racë helenike*, por vetëm *qytetërim helenik*. Ka pasur, prandaj në të vërtetë, vetëm *racë pellazge*, që ka mbajtur emra të ndryshëm, që përdoreshin për nënndarjet e shumta, në vartësi nga fakti nëse bëhej fjalë për këtë ose atë popullsi, që banonte në këtë apo atë vend. Ajo që i karakterizonte gjithë popullsitë pellazge ishte se ato të gjitha flisnin në vatrat e tyre po atë gjuhë, me disa dallime të vogla të shqiptimit, por ato shkolloheshin në gjuhën greke. Megjithatë nuk duhet besuar që në këtë epokë ka pasur, ashtu si sot, arsim të detyrueshëm dhe se gjithë botae mësonte greqishten dhe dinte ta fliste! Jo!... Nëse në masën e madhe të popullsisë së qyteteve kishte disa dhjetra, që mësonin dhe e dinin si për ta folur, edhe për ta shkruar, kaq ishin. Gjithë pjesa tjetër ishe e pashkollur. *Dhe kjo gjendje ka vazhduar deri më 1850, të paktën, të kohës sonë; dhe kjo na jep arsyen përse gjithë popullsia e Greqisë ka mbetur shqipfolëse. Ashtu si dhe ajo e Azisë së Vogël dhe e Trakës para shkëmbimit të vitit 1923.* Nuk duhet harruar që në këto dy vendet e fundit gjithashtu, duke përjashtuar ata që flisnin në vatrat vetëm turqishten, *të gjitha popullsitë e tjera ortodokse, që mbaheshin si greke, nuk ishin në realitet veçse shqiptare, që flisnin shqipen*. Nga kjo del se arbëresh ka qenë një term, i cili shënonte popullsinë pellazge primitive dhe që fjala helenë = Ελλιν nuk shënon veçse atë, që ka marrë arsim në gjuhën helene dhe që fliste atë gjuhë.

*Albanofonët* e Greqisë, që në të njëjtën kohë janë shqiptarë dhe gjithashtu *grekë*, dhe himariotët, ndonëse shpallen ose pretendohet se janë grekë, janë gjithashtu ipso facto shqiptarë. ***Bullgarët***

Gjendja shoqërore dhe etnologjike, që mbizotëronte jo vetëm në Maqedoni, por edhe në gjithë Perandorinë Bizantine të epokës së Konstantinit I, është transmetuar pothuaj e paprekur deri në kohët e fundit. Ne themi 'pothuaj e paprekur', sepse duke nisur nga viti 375 pas K., dyndjet e barbarëve nisën dhe vijuan pa ndërprerje deri në pushtimin e tokave nga turqit. Ato më të lashtat pas Konstantinit janë dyndjet e *gotëve, hunëve, sllavëve ose serbëve, bullgarëve* dhe mjaft të tjerëve. Nga të gjithë këta pushtues, ka pasur nga ata që janë ngulur në Gadishullin Ballkanik dhe të tjerë vetëm se kanë kaluar. *Sido që të ketë qenë, të gjithë kanë ushtruar vetëm një ndikim të vogël mbi racën pellazg ose shqiptare të vendeve të pushtuara,* sepse ata ose u shqiptarizuan ose u zhdukën pa lënë gjurmë. Kështu, sipas K. AMANTOS, kur nga shekulli VII sllavët nisën të zbrisnin drejt Maqedonisë, kryesisht duke ndjekur brigjet e AKSIOSIT ose të VARDARIT, *ata nuk gjetën në vend veçse pellazgë ose vetëm shqiptarë.* Të gjithë të huajt e tjerë të mundshëm, që po ashtu zbritën në Maqedoni, nuk mund të mos pësonin të njëjtin fat, si dhe të mëparshmit: *të albanizoheshin* me shpejtësi. Autorët grekë, duke folur për po ato dyndje, nuk thonë që pushtuesit, sidomos serbët e bullgarët - (Në rrethinat e Korçës në Shqipëri ka ende fshatra të tëra, midis tyre dhe Boboshtica, të banuara nga bullgarë të shqiptarizuar) - *u albanizuan* por që *u helenizuan,* dhe ata e mbështesin mendimin e tyre duke u bazuar në monumentet e shkruara në gjuhën greke: *nga kjo, përfundojnë ata, gjuha greke ka qenë e folur në rajonet ku janë bërë këto zbulime. Nga ana jonë, ne po e përsërisim që popullsitë, ndërmjet të cilave janë gjetur këto monumente, fare mirë mund të kishin midis tyre, - dhe kështu duhet të ketë qenë, - qeveritarë e ushtarakë, që dinin e detyrimisht shkruanin greqisht për të hartuar e dërguar gjithë aktet zyrtare, por kjo mundësi nuk nënkupton ose nuk tregon, që gjithashtu edhe masa e madhe fliste e shkruante greqishten. Përkundrazi, kjo masë ka mbetur gjithmonë konservatore, e tillë siç ka qenë në antikitet dhe e tillë siç na ka ardhur deri në shekullin XIX, domethënë pellazge ose shqiptare.* Kjo gjë mund të kuptohet lehtë, sepse ende ka në Greqi, si dhe në Itali e Sicili, - popullsitë e quajtura greke por shqipfolëse të Turqisë Europiane dhe të Azisë u shkëmbyen më 1923, - masa e tëra, me qindra mijëra, të cilat sigurisht arsimohen në greqishten ose italishten, por në vatrat e tyre flasin gjuhën e stërgjyshëve pellazgjishten ose shqipen.

Në Maqedoni sllavët, qoftë vetëm qoftë së bashku me bullgarët e Simeonit, për shembull, nuk kanë paraqitur asnjë kundërveprim ose qëndresë serioze dhe nuk kanë bërë asnjë kryengritje të përmasave të mëdha; dhe kjo provon se ata kan qenë në numër të pamjaftueshëm për këtë. Gjithashtu popullsia kryesore e qyteteve dhe e kështjellave ka qenë shqiptare ose bizantine dhe, për rrjedhim, ata sllavë të paktë që bënin pjesë janë asimiluar shpejt dhe janë shqiptarizuar. Sa për popullsinë sllave fshatare ose shtegtuese, që mbetej jashtë këtyre qyteteve ose kështjellave, ka qenë pa rëndësi dhe në fillim nuk përbëhej veçse nga serbët; vetëm më vonë ajo përfshinte edhe *VLLEHTË*. Sepse këta VLLEH: domethënë trakë e ilirë të kufijve të Perandorisë Romake, që ranë në kontakt me *DAKËT*, fqinjët e tyre të veriut, të shtyrë nga popullsitë barbare, banonin edhe më në veri, janë shtyrë më në jug, drejt Maqedonisë, kryesisht duke u nisur nga shekulli IX, për t'u vendosur atje; dhe në rast lufte ose dyndjeje, meqë ata nuk e kishin zakon të mbroheshin, duke u futur në kështjellat më të afërta, strehoheshin gjithnjë në po ato rajone malore. Nga ana tjetër, pushtimi efemer i Maqedonisë nga serbët në epokën e Stefan Dushanit me siguri nuk e ka shtuar shumë numrin e popullsisë sllave të këtij rajoni. Sido që të ketë qenë, duke menduar se gjatë mesjetës sllavët dhe vllehtë nuk kanë zbritur për t'u vendosur në Maqedoni veçse pak nga pak dhe jo në numër të madh për çdo herë.

Gjatë gjithë mesjetës, në kundërshtim me epokën romake, Maqedonia është quajtur si *Illyricum* ose Ιλλυρικον edhe *Thessali* ose Θεσσαλια.

Nga pikëpamja racore, pothuaj gjithë autorët, historianët dhe gojëtarët, që nuk ishin të njohur si Demosteni për pasionin ose për zemërimin politik kundër Filipit, *i quanin maqedonasit si të një race me veten, ομοφυλος, domethënë pellazgë dhe aspak helenë.* Dhe kur grekët e kohëve të reja dhe bashkëkohorë shkruajnë, që maqedonasit, lidiasit, kariasit, frigasit, banorët e Greqisë së Madhe, epirotasit, bizantinët dhe gjithë të tjerët janë *helenë* 'Ελληνεσ, *e bëjnë këtë pa u menduar*, dhe ata nuk mbeten pa rënë në kundërshti, kur duke komentuar të lashtët, dhe duke harruar çfarë kanë shkruar ata tjetër, na bëjnë të njohur pikëpamjen e këtyre të lashtëve ashtu siç e quanin këta të lashtë, domethënë në përputhje me realitetin e të vërtetën e kohës së antikitetit. Kështu për shembull, duke harruar të bëjnë dallimin që na imponohet ndërmjet grekëve dhe helenëve të lashtë, siç e kemi bërë ne, ata nuk kanë mëdyshje të shkruajnë lidhur me maqedonasit, si dhe për gjithë popujt e tjerë grekë të epokës së këtyre të fundit, dhe të thonë: *"edhe sikur helenët e epokës klasike, të hollë e krenarë siç ishin për qytetërimin e tyre, i quanin maqedonasit si barbarë βαρβαρος, kjo nuk vinte për shkak të dallimit si racë, por nga*

*një dallim qytetërimi. Kështu, kur maqedonasit erdhën në po atë shkallë qytetërimi si ata dhe mund të krahasoheshin me atë të helenëve të tjerë, e fituan për vete të drejtën të quheshin helenë.”*

Pra nuk ka nevojë që të zgjatemi për këtë çështje; helenët e kohëve të reja dhe bashkëkohës janë të një mendimi me ne, domethënë që popujt grekë të antikitetit - natyrisht, duke përjashtuar helenët - *nuk lindnin helenë, por bëheshin ose kishin të drejtën të quheshin helenë duke përvetësuar gjuhën helenike, me të cilën njëkohësisht merrnin emërtimin:* ‘ελλιν πολιτις duke i dhënë kuptimin *i qytetëruar helen.*

Lidhur me bullgarët, ata që gjatë mesjetës e kishin kthyer vëmendjen më tepër drejt Trakës se sa drejt Maqedonisë, me të cilën ata kishin fare pak marrëdhënie nëpër luginat e Strymonit e Aksiosit. Pushtimet e Simeonit dhe të Joanicit dhe luftat e Samuelit sigurisht e kanë dëmtuar popusllinë bizantine të Maqedonisë, por nuk i kanë nxitur shumë bullgarët që të vendoseshin aty. Në luginën e Strymonit, në lindje të Strumnicës, ka bizantinë ose shqiptarë dhe bullgarë, që banojnë së bashku; por më e sigurtë duket vendosja në shumicë e bulgarëve në veri të Maqedonisë, Serbinë e sotme, në Paoni e në Dardani, sepse këto vise janë pushtuar nga bullgarët që në shekullin IX. Nga Dardania e Paonia bullgarët, duke ndjekur luginën e Aksiosit (Vardarit) zbritën pak nga pak në Maqedoni; por edhe elementë pellazgë, duke ardhur nga Iliria ose Shqipëria, depërtuan në epoka të ndryshme në maqedoninë perëndimore; *dhe këta shqitparë i përforcuan elementët pellazgë të rajonit, megjithatë pati një pjesë që nuk i shpëtoi dot sllavizimit* - ashtu si janë sllavizuar edhe bullgarët - *siç ka pasur edhe shumë bullgarë që janë shqiptarizuar.*
Duke nisur nga shekulli XIV përveç shqiptarëve-bizantinë, serbëve, bullgarëve e më vonë turqve, në Maqedoni ka pasur edhe *ciganë*, kurse në Selanik, duke nisur nga fillimi i shekullit XVI edhe *çifutë*. Pozita gjeografike e këtij vendi dhe mbi të gjitha pasuria ka tërhequr në kufijtë e tij një numër popujsh si fqinjë, edhe të huaj; për këtë arsye, veç të tjerash, popullsia e tij është bërë më e përziera që mund të jetë dhe përjashton homogjenitetin kombëtar.

**Popullsitë e lashta të Bullgarisë së sotme**

Sa për banorët e lashtë të Bulgarisë së sotme, si dhe të gjithë Trakisë, ato i përkisnin familjes së madhe *trako-ilire*, që ka zbritur, siç e kemi thënë tashmë, drejt Gadishullit Ballkanik në fillim të mijëvjeçarit III para K., duke ndjekur bregun e Detit të Zi dhe grykën ose deltën e Danubit. Gjatë po asaj epoke një degë tjetër e po asaj familjeje, *ilire*, pasi kapërceu Danubin u përhap në rrethinat e qytetit të Vjenës së sotme, në Iliri, një pjesë e së cilës në jug formon Shqipërinë e sotme, dhe një degë e tretë u shkëput më në perëndim nga kjo e fundit dhe, duke i rënë rrotull skajit të Adriatikut nëpër Trieste, Venedik e grykë të lumit Po, vajti të zërë Lombardinë, gjithë Italinë dhe më larg jugun e Francës e disa krahina të Spanjës. Nën emrin e përgjithshëm *trakë* ose Θραχες në antikitet kuptoheshin disa popuj, të cilët citohen gjithashtu nga Herodoti se kanë qenë nënshtruar prej mbretit pers DARI gjatë ekspeditës së tij kundër skitëve.

Autori Jireçek në “Historinë e bullgarëve” thotë se *emrat e këtyre popujve trakë u përgjigjen rrënjëve të gjuhës shqipe, nga ku duhet supozuar, shton ai, se gjuha trake, që e flisnin dhe që është plotësisht e panjohur për ne, ka qenë farefis me shqipen e sotme.* Kështu *SATËR*, thotë ai do të thotë në gjuhën shqipe *thika e madhe e kasapit* ose çfarëdo thike që i afrohet sëpatës (edhe në turqishten pikërisht po kjo fjalë ka po të njëjtin kuptim); dhe kjo nuk do të thotë se fjala është me prejardhje turke, përkundrazi, është me prejardhje shqipe, por është përhapur në gjithë botën e ish Perandorisë Romake: te turqit, bullgarët, serbët, rumunët, etj. Prova e kësaj është se fjala është më e vjetër se vetë epoka e Tukididit, duke e ditur që ky historian e mbiquan një nga popujt malësorë trakë: Dië̈t (Διους ose Διοι cilësor i pellazgëve) *bartës të satërit* ose μαχαιροφορους, të cilët me siguri janë po ai popull si dhe sartrët, për të cilët flet Herodoti.

Emri i familjes së madhe të *BESËVE* = Βησσοι duket, sipas Jireçekut, një farefis shumë i afërt i fjalës shqipe: *BESA* që do të thotë besim, fe. Dhe kjo etimologji bëhet edhe më e sigurtë, nëse do të mbahet para sysh se *BESËT* ishin priftërinj, domethënë “fetarë” në shqipen: *të besës = klerikë.*

Popujt trakë të përmendur më sipër e ruajtën gjuhën e tyre trake ose shqipe deri në epokën tonë; e kanë humbur vetëm ata që janë sllavizuar, sepse ata që u islamizuan përjashtimisht, me gjithë konvertimin e tyre, kanë vijuar ta flasin në vatrat e tyre. Sido që të ketë qenë, kjo humbje e gjuhës shqipe në vatrat nuk mund t’u vishet bullgarëve, veçse për një pjesë shumë të vogël; ata që i kanë sllavizuar më shumë shqiptarët dhe që u kanë shkaktuar më shumë dëme janë serbët.

Kështu ne mendojmë, që fakti se bullgarët kanë pushtuar *përkohësisht ose për një moment* popullsitë bizantine dhe nuk kanë pasur pothuaj asnjë ndikim mbi to, na shtyn të mos flasim më gjatë këtu për historinë e këtij populli në kuadrin e kësaj vepre.

**Vllehtë**

Etimologjia e kësaj fjale është ende e panjohur. Janë quajtur: *vlleh, vallahë, volokë* etj., por të gjitha këto emërtime janë vetëm emërtime të përafërta e jo shpjegime etimologjike.

Meqë origjina e këtij populli nuk përmban përzierje mesopotamase, sepse është produkt i përzierjes së trakëve dhe ilirëve pelalzgë me dakët po ashtu pellazgë, bizantinët ose shqiptarët kanë njohur tek ata një popull vëlla dhe u dhanë emrin: *V(Ë)LLA ose VLLAH = vëlla*, ose Βλαχ-ος ose dhe: *VALAK ose Vëllako,* term miqësie e vëllazërie. Kështu, në lidhje me këtë vëllazëri për shkak të origjinës së njëjtë vllahe dhe shqiptare, gjithmonë kanë jetuar me mirëkuptim e gjithnjë kanë ruajtur gjuhët e tyre përkatëse.

Me emrin VALAKË ose Βλαχοι kanë shënuar gjithnjë këtë popull çobanësh ose barinjsh, pothuaj gjysmë endacak, që kurdoherë ka folur një gjuhë të ardhur nga latinishtja, me fe ortodokse lindore, që ka pasur doket e zakonet e veta dhe që ka jetuar i shpërndarë nga pak kudo në Ballkan. Në Greqi me këtë emër Βλαχοι helenët cilësojnë sot njerëzit e fshatit, katundarët, barinjtë nga profesioni dhe në raport me vendësit, të huajt, kryesisht ata që vijnë nga larg. E gjithë bota greke e dinte thënien: 'Εμις οι Βλαχοι, οπος λαχη, domethënë: *Ne vllehtë, ashtu siç jemi* (domethënë pa kërkuar të bëhemi më të mirë a më të këqinj).

Në kundërshtim me këto, autorët thonë se shtrohet pyetja, nëse vllehtë e Rumanisë, bujq të mirëfilltë dhe që jetojnë në vendbanime e përfundimsiht në vatra ose shtëpi, ku gjithashtu e kanë kaluar gjithë jetën stërgjyshët e tyre, a janë etnologjikisht po ata me këta endacakë e malësorë, që banojnë përjashtimisht vetëm si barinj? Për ne as që shtrohet kjo pyetje, sepse ne jemi gjithnjë në prani të po atij populli, që peripecitë e luftave të ndryshme, të cilat e kanë përgjakur gadishullin, i kanë detyruar të ndahen e të përbëjnë grupe të ngulura, duke u vendosur nga pak kudo midis Karpateve dhe Peloponezit.

Sido që të jetë, në shekullin XI dy autorë, secili nga ana e vet, flasin në të njëjtën kohë për një popull, të quajtur nga të dy: *valakët* ose Βλαχος, gjë që dëshmon se ky emërtim tashmë ishte në përdorim dhe i njohur që para shekullit IX e të paktën para shekullit VIII; vendi i secilit autor i përgjigjet afërsisht vendbanimit ose dy rajoneve: njëri Rumanisë dhe tjetri Pindit, e që këtej del se popujt, të cilët banonin në këto dy rajone të ndryshme dhe megjithatë mbanin të njëjtin emër, i përkisnin gjithashtu së njëjtës race pellazge: *trako-ilire të përzier me dakët.*

*Libri i katërt:*

MBI PERANDORINË OSMANE.

SHQIPTARËT. MBI

EPIRIN.

OSMANËT

**Turqit**

Në kërkimet etnologjike më të fundit gjurmët e turqve të parë, ose më mirë të popujve turanikë, që shkojnë pothuaj deri te periudha e neolitit më të vonë, janë kërkuar në *kurganet* (varre të lashta) e Azisë Qendrore dhe të Siberisë, ku janë gjetur objekte dhe artikuj të ndryshëm prej bronzi, bakri dhe prej ari ose argjendi. Këto kurgane u përkasin dy periudhave të ndryshme: asaj të bakrit dhe, më të vonshmit, të hekurit.

Sipas të dhënave nga burimet kineze, *turqit,* që shpesh i ngatërrojnë me tatarët e mongolët, përbënin një popull mjaft të dalluar dhe krejt të pavarur prej tyre. Djepi i tyre duket se ishte gjithë hapësira ndërmjet Kinës, maleve Altaj e liqenit të Bajkalit dhe ka shumë gjasa, që nga pikëpamja historike pas kataklizmave të mëdha të Azisë Qendrore, ata zbritën nga luginat e maleve të larta të Altajit dhe të maleve me dëborë Tang-Knu drejt tokave më të ulëta, që kishin më pranë dhe nga ku më pas u shtrinë si drejt juglindjes, edhe drejt jugperëndimit. Duket se mjaft herët ata u vendosën në veri të provincave kineze Shansi e Çensi. Pak më vonë e gjithë hapësira e stepave të pllajës aziatike, që kufizohet nga perëndimi me liqenin Aral dhe Horezmin, në veri me Siberinë e në jug me Tibetin e vendin e madh të Buharasë, mori emrin *Turkestan* për shkak të popullsive turke, që u vendosën aty.

Duke nisur nga shekulli VI (545) te historianët kinezë ndeshen *tukiu* ose *turkiu*, që përbënin një pjesë të ashihnave, Tukiutë nisën të merrnin rëndësi duke filluar nga shekulli VI, domethënë duke nisur me epokën e Justinianit.

Shteti turk i tukiuve pësoi të njëjtin fat si shtetet e tjera të ngjashme të Azisë Qendrore: u shemb për shkak të shtrirjes së vet të madhe; shteti perëndimor u bë rreth vitit 586 tributar i Kinës, kurse lindori rreth 744 u nënshtrua nga një popull tjetër turk, *hoeihe*. Këta hoei-he quhen si stërgjyshë të oguzëve dhe, nëpërmjet këtyre të fundit, ne vijmë te *selxhukët* ose te *osmanët.*

Nga të gjitha shtetet turke, më i rëndësishmi ka qenë ai që u formua mbi rrënojat e shtetit të selxhukëve dhe të Perandorisë Bizantine, nga një numër i vogël turqish, që kishte ardhur në fillim në këtë vend me qëllim që të gjente kullota për dhentë. Pasardhës e vazhdues i këtij shteti, i cili në momentin e themelimit numëronte vetëm 2000 luftëtarë, e sipas disa të tjerëve vetëm 400, nuk është tjetër veçse shteti i Republikës Turke të sotme. Të ardhur në Azinë e Vogël në një epokë, kur të dy shtetet: shteti i selxhukëve dhe Perandoria Bizantine kërcënoheshin nga shkatërrimi, ky grusht turqish mundi të kapërcejë Helespontin dhe të kalojë nga Azia në Europë.
Në të vërtetë, turqit që popullinin ish Perandorinë Osmane dhe që sot vijojnë të popullojnë territoret e Republikës së Turqisë sot nuk janë pasardhës të atij grushti luftëtarësh, që erdhën nga qendra e Azisë për të pushtuar viset e perandorëve bizantinë, *por në pjesën më të madhe janë pasardhës të autoktonëve të këtyre vendeve të pushtuara, që me hir a me pahir u islamizuan gjatë sundimit osman.*

Ne vëmë në dukje se origjinën *turanike,* domethënë pellazgjike të turqve në fillimet e tyre primitive, kontaktin me Kinën mijëvjeçare dhe mongolët, përzierjen e tyre me persët e arabët, dhe së fundi islamizimin e tyre, nga ku del se *disa turq, që kanë pësuar - duke qenë ende në Azi - ndikimin e kontaktit me këta tre ose katër popuj alogjenë dhe jo pellazgë të përmendur më sipër, mund të dallohen me lehtësi nga tiparet fizike dhe karakteristikat aziatike.*

Turqit e panumërt, që përdhkuan e përmbytën viset e gjera të Perandorisë Bizantine të pafund, duke u shtyrë madje deri sa të rrethonin Vjenën, *nuk mund të ishin realisht pasardhës të katër a pesëqind luftëtarëve oguzë të fillimit, të cilët shoqëruan Ertogrulin; është më e drejtë dhe në përputhje me të vërtetën, që të pranohet përkundrazi, se kjo shumicë ka qenë në pjesën më të madhe e përbërë më tepër prej indigjenësh, domethënë prej bizantinësh ortodoksë ose prej pellazgësh, ose prej shqiptarësh të konvertuar.*

Nuk ka qenë pa arsye, që Mehmeti II donte e parapëlqente mbi të gjithë shqiptarët; ai ka pasur shumë raste për t'i njohur dhe që në fëmijërinë e vet. Në të vërtetë që nga 1423 e deri më 1443, domethënë pikërisht për njëzet vjet, ai ka qenë në fillim shok lodrash e më pas shok armësh me princin e shkëlqyer e të famshëm shqiptar *Gjergj KASTRIOTI,* që u mbiquajt prej tij dhe i ati Murati II, *SKËNDERBE =* ***Iskender-Bej,*** domethënë *princi Aleksandër,* për ta krahasuar me stërgjyshin e tij shqiptar: Aleksandrin e Madh të antikitetit.

Fitoret që korri Skënderbeu si princ i Shqipërisë mbi pashallarët turq dhe mbi dy sulltanët e përmendur më lart gjatë njëzet e katër vjetëve me radhë, deri sa vdiq në Lesh në veri të Shqipërisë më 17 janar 1467, përfunduan duke e konfirmuar mendimin tepër të favorshëm për shqiptarët te sulltanët; dhe pikërisht për shkak të interesit të veçantë që ata treguan për trimërinë e guximin e shqiptarëve, si dhe njëkohësisht për shkak të hakmarrjes që ata donin të kryenin kundër popullit shqiptar të grupit ilir të perëndimit ballkanik për qëndresën e tij kokëfortë, Mehmeti II *dhe të gjithë sulltanët e tjerë bënë përpjekje për t'i islamizuar e për të përfituar nga ky konvertim, sidomos ushtria dhe pastaj administrata e perandorisë. Po të mos kishte qenë Shqipëria kaq malore dhe të përbëhej më tepër prej fushash, do të ishin kthyer në islamizëm të gjithë shqiptarët; që prej kohësh ata do të ishin kthyer të gjithë në myslimanë.* Ajo që e shpëtoi një pjesë të mirë të popullit pa u kthyer në islamizëm kanë qenë në të vërtetë malet; populli shqiptar që donte të ruante besimin, arratisej atje. Më pas ata, që e shihnin jetën në male të vështirë në fund të fundit guxonin të zbrisnin në fusha për të bërë një jetë të dyfishtë: midis tyre ata bënin jetën e një të krishteri dhe silleshin si të krishterë ortodoksë; jashtë grupit të tyre dhe kundrejt atyre që i kishin të huaj e me të cilët ishin të detyruar të kishin marrëdhënie të vazhdueshme, qofshin të krishterë apo myslimanë, e hiqnin veten gjithnjë si myslimanë dhe quheshin të tillë.

Kjo jetë e dyfishtë ka vijuar rreth një shekulli; më në fund, duke parë se kjo jetë nuk mund të vazhdonte, i shumëfishuan përpjekjet që të mbroheshin dhe të rronin hapur atë jetë që bënin fshehur.

Nga viti 1850 ata arritën të kenë disa vizita nga konsujt, të cilët nuk mund t'u thoshin gjë tjetër për një mbrojtje të efektshme, veçse të armatoseshin me durim. Por meqë çfarëdo durimi ka një fund, durimi i tyre mori fund nga viti 1860 dhe të shkretët *"të krishterë të fshehtë"* pushuan së bëri një jetë të dyfishtë dhe pranuan përfundimisht atë të përditshmen: u bënë të gjithë myslimanë, pasi nuk mund ta shpallnin veten të krishterë, ngaqë mungonte mbrojtja përballë autoriteteve turke.

*Si rrjedhim, del se pa asnjë dyshim popullsia myslimane e Perandorisë Osmane nuk përbëhet nga elementë turq aziatikë,* si ata 500 luftëtarët të fillimit, që menjëherë u shkrinë në elementin bizantin të pushtuar, por nga bizantinë ortodoksë që, me hir a me pahir, përqafuan fenë e pushtuesit. **Mbi popullsitë dhe gjendjen shoqërore të Azisë së Vogël që nga antikiteti më i largët e deri te pushtimit turk**
Popullsia e parë e krishterë bizantine, me të cilën peseqind ose dy mijë kalorësit e Ertogrulit ose pasardhësit e këtyre kalorësve hynë në kontakt, është ajo e qendrës së Azisë së Vogël, e cila vinte nga hititët shumë të lashtë.

**Hititët dhe Frigasit**

*Hititët, heteenët ose hetheenët,* për të cilët ne kemi shumë më tepër të dhëna prej pak kohësh, janë populli më i rëndësishëm, që ka banuar në Azinë e Vogël gjatë gjithë epokave që nga antikiteti më i lashtë. Emri i tyre ka mbijetuar gjithmonë, edhe pas shkatërrimit të perandorisë së tyre dhe për këtë ata meritojnë këtu të përmenden posaçërisht. Këta janë siriasit kapadokas të Herodotit, Λευκοσυροι ose siriasit e bardhë të Strabonit, pasardhësit e të cilëve gjenden ndërmjet banorëve të sotëm të Kapadokisë, si të krishterë dhe myslimanë, që u islamizuan pas shekullit XI. Këta hititë, pasi formuan një shtet në jug të Sirisë dhe në Palestinë, formuan gjithashtu një shtet në veri dhe sunduan kështu mbi gjithë pllajën qendrore të Azisë së Vogël, e kryesisht në viset e Halis, nga njëra anë, që nga shekulli XX para K., po t'u drejtohemi studimeve dhe kërkimeve të bëra deri në fund të shekullit të kaluar, por nga ana tjetër, që nga mijëvjeçari X e më larg (10 000 vjet para K.), po t'u drejtohemi studimeve më të fundit. Qendra e tyre ishte në Gjaur-Qoj në jugperëndim të Ankarasë dhe në Bogaz-Qoj, në lindje të Ankarasë, Pteria e grekëve të vjetër (Πτεριη ose Πτεριωνπολις sipas Herodotit), që e pushtoi, e përdori dhe e shkatërroi mbreti i Lidisë, Krezi, kur marshoi kundër Sirusit. Mbishkrimet dhe epigrafet hitite kureshtare, që janë zbuluar në Ejup, Kilise-Hisar (Tiana), Ibriz, Bulgar-Maden dhe vise të tjera midis Smirnës e Eufratit, nuk e kanë zbuluar ende këtë popull; dhe mbi të gjitha, ende nuk dihet me saktësi sa ka zgjatur sundimi i tyre në Azinë e Vogël. Megjithatë dihet, që rreth mijëvjeçarit III para K., popuj të ndryshëm të juglindjes europiane, pasi kishin bërë përqendrimin e tyre të fundit në Trakë, kapërcyen Bosforin e Helespontin dhe u derdhën drejt luginës jugore të Sangariosit.

*I pari ndër këta popuj pellazgë ose argë ishte populli i madh frigas, i cili duke u shkrirë me popullin e madh hitit, njësoj pellazg ose arg, dhe duke folur po atë gjuhë, themeloi Perandorinë e madhe Frigase, pasuese të Perandorisë Hititite,* që shtrihej nga Ponti Euksin deri te Deti Egje. Mbretërit e kësaj perandorie të re mbanin titullin "Midas", siç mbanin ata të Egjiptit titullin "Faraon"; por në përgjithësi historia e sundimit të tyre mbetet ende e errët. Sido qoftë, është e sigurtë që shumë më vonë, kur grekët dhe eventualisht disa helenë erdhën për të vendosur koloni në bregdetin egjean të Azisë së Vogël, frigasit patën marrëdhënie tregtare me ta. Ata që e shkatërruan shtetin e frigasve kanë qenë kimeriasit, një popull me origjinë skite, që erdhi nga jugu i Rusisë duke kaluar nëpër Kaukaz e Armeni dhe duke ndjekur bregun e Detit të Zi; dhe këta kimerias nga ana e tyre u dëbuan prej lidiasve, që themeluan një shtet, i cili pati Halisin si kufi dhe Sardën si kryeqytet. Herodoti na jep të dhëna të plota për këtë shtetin e fundit, dhe na thotë se mbreti lidias, që e shpëtoi vendin nga zgjedha e kimeriasve ishte Aliati, që e nënshtroi Smirnën me një pjesë të bregdetit egjeas, duke e lënë pjesën tjetër ta nënshtronte i biri, Krezi. Herodoti gjithashtu na thotë - duke konfirmuar kështu mendimin tonë - *se lidiasit ishin me të njëjtën prejardhje si grekët, domethënë pellazgë* dhe që, para se të themelonin shtetin e tyre, ata ishin në fillim nënshtetas të hititëve dhe më pas, pa asnjë dyshim, të frigasve. **Eolët dhe Jonianët**

Sido që të ketë qenë, grekët e parë, të cilët vajtën të nguleshin në këto brigje të Azisë së Vogël, gjetën tashmë gjurmë të qytetërimit minoik, ndërsa vetë ende nuk kishin arritur në një shkallë të tillë zhvillimi. Këta grekë ishin eolë (akeas), që nuk kishin dhënë prova të një aftësie të madhe për qeverisje e administrim të qyteteve të tyre. Më pas erdhën të vendoseshin jonianët, duke themeluar koloni në bregdet të Lidisë e të Karisë; mirëpo duke qenë tashmë më të përparuar në qytetërim, ata u zhvilluan më shumë, dhe u shtrinë gjithnjë e më tej deri në Pontin Euksin dhe në Trebizond. Në shekullin VIII para K., disa nga kolonitë aritën nga pasuria qytetet e Tirit dhe të Sidonit të fenikasve, kundër të cilëve ishin në konkurrencë të vazhdueshme.

Por rivaliteti që ekzistonte ndërmjet gjithë këtyre kolonive, si në jetën private, edhe në punët e tyre që i kopjonin sipas frigasve e lidiasve, i bënë këta grekë të paaftë për të qëndruar kundër një shteti të bashkuar e të fortë si Lidia; kështu më 560 para K., ata iu nënshtruan Krezit dhe, kur ky u mund nga Sirusi më 546 para K., u dorëzuan pa qëndresë te persët. *Duke nisur nga kjo datë nisin atëherë marrëdhëniet e të gjitha llojeve ndërmjet persëve dhe armenëve nga njëra anë, e frigasve e gjithë popujve të tjerë pellazgë të Azisë së Vogël, nga ana tjetër. Këto marrëdhënie kanë sjellë lindjen e gjithë atij populli të madh*

*bizantin-shqiptar-grek, që turqit e Ertogulit e ndeshën, kur erdhën përballë kufirit lindor të Perandorisë së Bizantit.*

Rreth vitit 412 para K., Perandoria e Madhe Perse nisi të dobësohej. Ky dobësim u bë i dukshëm në momentin e luftës civile të Sirusit të Ri kundër vëllait Artakserks, në kohën e *Tërheqjes së Dhjetë Mijëve* (Κυρον Αναβασις), të komanduar nga Ksenofoni (402). Dhe një shekull më pas e gjithë Azia e Vogël u nënshtrua nga Aleksandri i Madh dhe Perandoria Perse u shty përfundimisht.

**Epoka e pasardhësve të Aleksandrit dhe e Perandorisë Romake**

Në epokën e diadokëve ose të Διαδοχοι (pasardhësit e Aleksandrit të Madh), Azia e Vogël iu rikthye seleukidëve, por askush prej tyre nuk mundi ta impononte me vazhdimësi sundimin e vet mbi gjithë shtrirjen e saj. Një pjesë e madhe e brigjeve jugore dhe perëndimore u përkiste Lagidëve të Egjiptit, kurse në brigjet veriore dhe në brendësi të territorit u formuan shtete të ndryshme të pavarura.

Pas këtyre ngjarjeve ndodhi depërtimi i romakëve, që u bë pas disfatës së Antiokut të Madh në vitin 190 para K., por sundimi i tyre u imponua përfundimisht vetëm duke nisur nga viti 133 para K., kur Azia e Vogël, me përjashtim të Bitinisë, përbënte një eparki romake me emrin *Azia.* Të metat e administrimit dhe të politikës së përgjithshme që romakët zbatuan në këtë eparki lehtësuan për një kohë themelimin e zhvillimin e Mbretërisë së Pontit, e cila madje arriti në shkallë të lartë fuqie. Ndryshimi më i madh ndodhi nën Dioklecianin në vitin 297 të erës sonë, me rastin e riorganizimit të përgjithshëm të qeverisjes së Perandorisë në tërësi, që pati si synim të thyente forcën dhe pushtetin e guvernatorëve të ndryshëm ushtarakë, që iu desh t'i zëvendësonte me të tjerë, me më pak rëndësi; Azia e Vogël atëherë u nda në provinca qeveritare më të vogla.

Në këtë epokë gjendjen e përgjithshme të Azisë së Vogël e shëndërroi një ndryshim tjetër i madh. Këtë radhë ndryshimi preku edhe vetë strukturën e gjithë popullsive, që përbënin Perandorinë Romake. Pas përhapjes së krishterimit gjendja shoqërore e këtyre popullsive ndryshoi pak nga pak dhe muret e padepërtueshme që i ndanin u zhdukën. Martesat, kryesisht ndërmjet të krishterëve të racave të ndryshme janë një nga shkaqet e para të një evoluimi, mjafton të themi që: *sa herë dy të krishterë të racave të ndryshme martoheshin dhe nuk mund të merreshin vesh në gjuhët e tyre, për shkak të parimit që e kemi paraqitur disa herë, ishte shqipja, të cilën ata e përdornin në vatrën e tyre, sepse gjuha shqipe ishte e përditshme në shoqërinë e asaj kohe.* Greqishtja e re nisi të përhapej vetëm pas rënies së Konstantinopolit më 1453 dhe kryesisht pas viteve 1821-1830.

Pasuria dhe lulëzimi i Azisë së Vogël tërhoqën në fillim, pas mbretërimit të eprandorit Anatas e deri te Herakliu, lakminë e persëve dhe më vonë të arabëve. Që nga shekulli XI u dukën pushtues të rinj, të ardhur nga Azia Lindore e Qendrore: këta ishin turqit selxhukë në fillim dhe më pas osmanët.

**Gjuhët e përdorura në Azinë e Vogël**

Nga gjithçka u tha më parë, del se popullsia kryesore e Azisë së Vogël, në momentin e formimit të Perandorisë Osmane, ka qenë ajo e prejardhur nga eolët, jonianët e dorët e lashtë dhe të tjerët, që zinin pjesën perëndimore e bregdetin e gadishullit me emrat bitinë, mizinë, lidias, karias, likias, likaonas, pisidias, frigas perëndimorë, pamfilenë, paflagonianë etj..., si dhe ajo e prejardhur nga hititët parahistorikë dhe që zinte pjesën qendrore të Azisë së Vogël me emrat pontët, kapadokiasit, galatasit, kilikiasit, frigasit lindore etj...; të gjitha këto popullsi gjithnjë janë quajtur me emrin e përgjithshëm *grekët e Azisë së Vogël*, por ato në të gjitha kohët kanë qenë të racës pelalzge dhe në fakt kanë folur gjithmonë *shqipen*; kanë qenë vetëm ata që quheshin helenë, të cilët e dinin dhe e flisnin gjithashtu greqishten si gjuhë të dytë, sepse e kishin studiuar për këtë qëllim. Duhet pranuar si normale, që të lashtët, të cilët nuk kishin një arsim të përhapur dhe aq më pak të detyrueshëm, edhe nuk e mësonin e studionin greqishten klasike, siç e mësojnë grekët e sotëm në rastin e programeve të posaçme, por kënaqeshin me *gjuhën parahistorike stërgjyshore: pellazgjishten ose shqipen*, të cilën e përdornin prej kohësh që nuk mbahen mend në vatrat e tyre dhe në të gjitha marrëdhëniet e përditshme jashtë shtëpisë.

Përveç kësaj popullsie kryesore, të quajtur nga gjithë autorët e Bizantit deri pas pavarësisë së Greqisë më 1830, si ***greke*** në kuptimin ***shqiptare*** ose Γραικικον, por kurrë ***helene*** ose Ελλινικον siç ndodh sot, po në atë epokë ka pasur edhe çifutë, armenë, arabë, egjiptianë, persë, helenë, italianë dhe ***elementë perëndimorë*** të tjerë, që ishin vendosur kryesisht në portet e Mesdheut dhe në Pontin Euksin, që merreshin me pak tregti. Nuk duhen harruar në fund edhe arixhinjtë.

Kur turqit osmanë pushtuan Azinë e Vogël, ata erdhën në kontakt me gjithë këto popullsi që numëruam. Secila prej tyre fliste gjuhën e vet dhe të ndryshme nga të tjerat. Ky fakt pati si rezultat, siç e kemi thënë më parë, që më në fund turqishtja i zëvendësoi gjithë të tjerat. Por duhet pasur kujdes, sepse ne flasim

për një parim, që ka të bëjë me gjuhën dhe aspak me trashëgiminë, që ndikon mbi racën. Në fakt, nëse këta dhjetëra miliona flasin turqishten, nuk është më pak e vërtetë megjithatë që ka vetëm pak prej tyre, të cilët nga tiparet e tyre tregojnë prejardhjen e padyshimtë kineze, mongole ose tartare, dhe *shumica dërrmuese përkundrazi, tregon nga tiparet e veta fizike se nuk ka asgjë të përbashkët me popujt aziatikë dhe se i përket popullit pellazg.*

*Ne e dimë se miliona shqiptarë, me hir a me pahir janë kthyer në islamizëm dhe kanë hyrë në familjen e madhe turke.* Por për këta të konvertuar të rinj, të racës pellazge, *a mund të thuhet se janë me prejardhje mongole ose tartare vetëm e vetëm sepse kanë marrë cilësimin TURQ?* Përfundimisht, nëse një pjesë e vogël e popullsive turke myslimane është rezultat i përzierjes ndërmjet myslimanëve të dalë nga sirianët ose arabët, armenët, persët, egjiptianët, mongolët, helenët mesopotamas, fenikas ose egjiptianë e të tjerë, përkundrazi, masa e madhe e popullsisë që mbetet nga turqit e sotëm ka dalë nga shqiptarë të islamizuar, të cilët me gjithë konvertimin e tyre, përsëri kanë ditur të ruajnë trungun e tyre pellazg, ashtu siç ka ndodhur kjo edhe në Shqipëri e në Turqinë Ballkanike, ku ata kanë mundur të ruajnë edhe gjuhën e tyre shqipe.

Rrjedhoja e rëndësishme e kësaj gjendjeje shoqërore është prova, se grekët ose Γραικοι shqipfolës ose të ardhur nga shqipfolës, shqiptarët si të krishterë dhe myslimanë, dhe turqit e ardhur vetëm nga shqiptarët e islamizuar janë *vëllezër*, si pasardhës nga i njëjti popull i vetëm, me origjinë pellazge ose shqiptare, por që e ka ndarë feja islame, aq sa t'i bëjë të quhen armiq, të kenë urrejtje dhe të luftojnë disa për të përhapur gjysmëhënën dhe disa për të mbrojtur kryqin.

## GREKËT DHE SHQIPTARËT

### Njoftime paraprake

Njoftimet që zotërojmë sot lidhur me popullsitë shqiptare të Greqisë na bëjnë të besojmë, se *shqiptarët në këtë vend dalin vetëm që nga fillimi i çerekut të fundit të shekullit XIV dhe pas datave të mëvonshme. Nga ajo që tashmë kemi paraqitur, ky mendim del se është krejtësisht i gabuar, sepse ne e dimë që gjithë grekët e lashtë, nga vetë fakti që ata ishin* ***pellazgë****, ata kanë qenë gjithashtu* ***ipso facto shqiptarë*** ashtu sç kanë qenë njësoj *arbën, tusci ose tuski, arias, argë ose argës* dhe të tjerë të ngjashëm. Ndërsa grekët e Peloponezit ende quheshin si *pellazgë autoktonë,* ashtu si arkadiasit dhe të tjerët, përkundrazi ata të Greqisë kontinentale dhe të Thesalisë janë quajtur si *pellazgë të imigruar*, domethënë ***trakë e ilirë***.

Në fakt, emri i tyre si: Γρακοι, ***graeci*** ose ***grekë*** është po ai si: Θρακες ose ***trakë***; dhe ne e dimë se trakët, ilirët, ligurët, keltët dhe gjithë popujt e tjerë primitivë të racës së bardhë kanë qenë *pellazgë*. Ne e dimë, nga ana tjetër, që gjithë popujt e lashtë të dalë nga pellazgët *flisnin, me pak ndryshime të vogla, të njëjtën gjuhë: pellazgjishten.* Por ashtu si grekët, *akejtë, eolët, jonianët, dorët, lelegët, kretasit, hititët* etj., etj. dhe pasardhësit e tyre, kanë qenë po ashtu *pellazgë* ose *grekë*, prandaj të gjithë popujt e ardhur nga Greqia të Azisë së Vogël ose gjetkë, që quheshin akej, eolë, jonianë, doras e të tjerë, kanë qenë gjithashtu popullsi greke, siç i quanin romakët e latinët dhe *flisnin të gjithë si gjuhë: pellazgjishten ose shqipen*.

Që nga koha kur kishte nisur të formohej greqishtja, gjithnjë ka pasur vështirësi për të përparuar; dhe u desh Ekspedita e Aleksandrit të Madh (356-323 para K.), një shqiptar autentik, i rritur dhe i arsimuar në gjuhën greke nga filozofi Aristotel, edhe ky një shqiptar si ai, që ajo të mund të zhvillohej dhe të shtrihej për shkak të gjithë atyre elementëve të huaj të pushtuar, të cilët nuk e dinin shqipen dhe që - nëse arrinin ta bënin - parapëlqenin të mësonin greqishten, të ngritur në shkallën e gjuhës zyrtare, kurse shqipja mbetej gjithnjë ajo e vatrës. Kështu lindi κοινη ose *gjuha e përbashkët*, domethnë *e njëjtë për gjithë njerëzit që e mësonin,* në të cilën greqishtja mund të merrte forma, shprehje dhe togfjalësha më të përpikëta, në sajë të të cilave ajo mundi të përsosej dhe të zhvillohej në përdorimin e saj zyrtar e të përhapej, si e tillë, kudo ku ushtarët maqedonas vinin këmbën dhe nguleshin pas pushtimit.

### Shqiptaro-grekët në botën e lashtë dhe sot

Nga gjithçka kemi thënë deri këtu lidhur me popullsitë pellazge ose shqiptare, mund të nxirret përfundimi se ato kanë mbetur po ato gjatë mijëvjeçarëve dhe shekujve; ky është fakt.

Perandoria Romake dhe pasardhësja e saj: Perandoria Bizantine në të vërtetë kanë qenë perandori *me shqipen si gjuhë të përditshme* dhe, siç e kemi thënë, gjuha zyrtare e qeverisë, e kishës, e universitetit dhe e diplomacisë ka qenë greqishtja ose latinishtja. *Kjo gjendje shoqërore, që është trashëguar e paprekur nga antikiteti përmes periudhës bizantine e osmane,* ka nisur në të vërtetë të ndryshojë vetëm me zgjerimin e arsimit publik fillor nga patriarkati ekumenik në shekullin XVIII dhe kjo, vetëm për një pjesë të popullsisë së disa qyteteve të mëdha, si Konstantinopoli, Smirna dhe Selaniku. Pjesa tjetër e popullsive të qyteteve të tjera, si dhe popullsitë fshatare *e ruajtën gjendjen e tyre shoqërore pothuaj të*

*paprekur deri në epokën bashkëkohëse të Luftës së Madhe të viteve 1914-1918.* Ka qenë vetëm shkëmbimi i popullsive të Turqisë së Mustafa Qemalit dhe të Greqisë së Venizelosit, që u dha goditjen e fundit popullsive të shumta të krishtera shqipfolëse të Azisë së Vogël, duke i bërë të zhdukeshin në gjirin e popullsive, shqipfolëse ose jo, të shtetit të sotëm grek, pasi u zëvendësuan nga popullsi po ashtu shqipfolëse, por myslimane, qoftë të dëbuara nga Shqipëria që iu dha Serbisë, qoftë të ardhura nga Maqedonia dhe Epiri, si të shpërngulura (ανταλλαξιμοι).

Duke e përmbledhur, gjithë shpjegimet dhe gjithë njoftimet që kemi dhënë deri këtu, lidhur me gjendjen shoqërore reale të botës së lashtë, na shtyjnë të provojmë se *kjo gjendje, që nga epoka e lashtë deri te pavarësia e Greqisë më 1821-1830 të erës sonë, nuk ka pësuar në këtë vend asnjë ndryshim.* Si rrjedhim, ne mund të përsërisim se *pellazgët ose grekët kanë folur në vatrat dhe jashtë shtëpisë, si gjuhë amëtare, vetëm gjuhën pellazge ose shqipe.* Shoqëria greke ose e ashtuquajtur helene ka qenë, si rrjedhim, *DYGJUHËSHE, si të gjitha në antikitet,* sepse ajo përfshinte, së pari, në gjuhë të përditshme ose amëtare - *shqipen* - që e dinte gjithë bota, pa pasur nevojë të shkojë në shkollë, dhe, së dyti, një gjuhë të dytë letrare ose të dijes, - *greqishten* në Greqi dhe në Azinë e Vogël, e *latinishten* në Itali dhe në Perëndim - *që mund të mësoheshin në atë epokë, kur nuk kishte arsim publik të detyruar,* duke shkuar për ta dëgjuar në shkollat e mësuesve të kualifikuar ose të filozofëve. Punët nuk mund të rridhnin ndryshe, veç kësaj, *sepse duhet të jesh pak naiv, që të besosh se gjithë popullsia greke e lashtë,* duke përfshirë edhe atë të Athinës, Korintit, Spartës dhe të qyteteve të tjera, *fliste në shtëpitë e veta dhe jashtë si gjuhë amëtare greqishten klasike të Platonit, të Homerit, të Aristotelit, të Demostenit, të Lukianit e të autorëve të tjerë të famshëm të antikitetit grek.* Veç kësaj, po të mos ishte kështu, greqishtja e vjetër nuk do të kishte vdekur; përkundrazi, është e padiskutueshme që ajo do të ishte transmetuar deri më sot me gjithë shkëlqimin e përsosmërinë e saj. Me të drejtë, ajo që nuk ka ndodhur me greqishten - *sepse ajo njihej e flitej vetëm nga një pakicë tepër e vogël* - ka ndodhur me shqipen, të njohur nga e gjithë bota e lashtë dhe të folur zakonisht kudo, nga Kaukazi deri te Shtyllat e Herkulit. *Kështu, që nga lashtësia e deri më 1850 e më tej, ka vijuar të flitej pa ndërprerjen më të vogël,* kudo në Greqi: në fshat e në qytet; por duke nisur me ardhjen e grekëve jo shqipfolës të Stambollit, të Smirnës e gjetkë, shqipja nuk flitet më kudo, si më 1850, po vetëm në vatrat e një pjese të mirë të kontinentit dhe të ishujve grekë.

**Studim i thelluar mbi shqiptarët dhe gjuhën e tyre gjatë periudhës nga 146 para K., deri te vërshimet sllave**

Me shpërndarjen e helenëve, që praktikonin në Greqi greqishten, si të shkruar dhe të folur disa herë, kjo e fundit gjithashtu u zhduk, dhe kudo në Greqi, në Azinë e Vogël perëndimore, në ishujt dhe në Itali mbeti vetëm shqipja si gjuhë e folur dhe e shkruar, kurse latinishtja si gjuhë zyrtare. Nëse kjo gjendje shoqërore do të kishte vazhduar, latinishtja do ta kishte zëvendësuar plotësisht greqishten si gjuhë zyrtare dhe shqipja do të mbetej gjithmonë gjuha e folur dhe e shkruar e popullit. Ajo që e shpëtoi greqishten nga kjo zhdukje ka qenë përhapja e saj si gjuhë zyrtare në gjithë Lindjen e Afërt të pushtuar nga Aleksandri i Madh. Pas këtij pushtimi në të gjitha vendet të quajtura Lindja e Afërt, kryesisht në Aleksandri dhe Antioki, përdorimi i greqishtes u bë mbizotërues dhe madje mënjanoi vetë latinishten, ndonëse ishte bërë gjuhë e Perandorisë.

Pra, mbajtja e greqishtes në ato vise gjatë periudhës nga 146 para K., deri te Dioklecianі lejoi krijimin e një letërsie greke të krishterë dhe njëkohësisht solli, që greqishtja të bëhej gjuha e ortodoksisë lindore. Del se greqishtja me Konstantinin I u ngrit në gjuhë liturgjie, pak nga pak zëvendësoi latinishten dhe pjesërisht shqipen e shkruar, *e cila nuk ishte më në përdorim veçse si gjuhë e folur. Që shqipja ka qenë e shkruar në antikitet, kjo provohet nga mbishkrimet etruske ose shqipe dhe nga ato, po ashtu shqipe ose likiase e të tjera, që janë zbuluar në Azinë e Vogël, në Lemnos, në Kretë dhe në Itali.*

Shqipja si gjuhë është gjeniale dhe është për të ardhur keq, që shqiptarët e sotëm ende nuk e kanë kuptuar rëndësinë e saj gjuhësore universale. Deri më tashti asnjë prej tyre nuk ka ditur ta studiojë dhe ta thellojë siç e meriton në këtë kuptim gjuhësor. Dijetarët shqiptarë gjithmonë kanë shkuar tepër pas gjuhëtarëve perëndimorë dhe më në veçanti atyre që quhen albanologë. Ata madje kanë kaq shumë besim te këta, sa shpesh pranojnë, pa e menduar aspak, gjithë mendimet që japin albanologët sido që të jenë. Kështu, duke hequr dorë nga çdo mendim tjetër, ata besojnë në mënyrë të patundur se janë "të gjithë" pasardhës të ilirëve, sepse një dijetar, bashkë me gjithë ata që kanë pranuar pikëpamjen e tij, e ka thënë kështu. Në thelb, kjo gjë është e vërtetë *vetëm për një pjesë fare të vogël - për disa të Veriut* - por shqiptarët e tjerë, grupet e të cilëve janë të shpërndarë nga pak kudo në Shqipëri, në Greqi, në Turqi, në Serbi, në Itali, nëpër ishujt etj., *nuk janë pasardhës të ilirëve, por të degëve të tjera të trungut të racës pellazge.*

Nga ana tjetër, mjafton që një dijetar perëndimor të shprehë mendimin, *se pellazgët nuk kanë ekzistuar, përveç se në imagjinatën e dijetarëve të lashtësisë, ose që ata përbëjnë vetëm një mit të këtyre të lashtëve, e menjëherë shqiptarët e kanë pranuar pa rezerva.* Dhe ajo që është më për të ardhur keq, një nga më të diturit e tyre, pa asnjë mënyrë shpjegimi, pohon se në të vërtetë pellazgët nuk kanë ekzistuar asnjëherë. Dr.K... nga Fieri, të cilin e kam takuar një herë në Paris, ishte më i bindur se gjithë shqiptarët e tjerë, meqë kjo gjë është pohuar nga Max MULLER, dhe me paditurinë e vet, nuk druhej të pretendonte se gjithë dijetarët e tjerë, që nuk mendonin si Max MULLER, e kishin gabim. Me një qëndrim të tillë, si mund t'u besohet atyre, që vetëm shkojnë pas dijetarëve perëndimorë, në vend që t'i futen vetë punës kërkimore, sepse ata janë shumë më të kualifikuar për këtë, se sa edhe albanologu më i mirë perëndimor.

Ja një gabim tjetër i një dijetari perëndimor, edhe më i rëndë se gabimi i Max MULLER: etnologu J.P.FALLMERAYER, *duke e marrë elementin shqiptar të Greqisë e në veçanti të Peloponezit, për një element të huaj të atij vendi, për shembull për sllav, dhe aspak si një popullsi vendëse, që ka banuar në Greqi që përpara vetë grekëve, - a nuk kanë qenë ata autoktonë? - ka dhënë mendimin, se grekët e viteve 1830-1840 nuk kanë qenë pasardhës të drejtpërdrejtë të grekëve të lashtë.* Kështu ai nuk ka ditur të bëjë dallimin që duhej, detyrimisht ta bënte, domethënë mendimi i tij është fare i vërtetë për pasardhësit e sllavëve, të çifutëve, të armenëve, të arabëve, të persëve, të egjiptianëve, të arixhinjve e të tjerëve, që pasi u kristianizuan, më pas u përthithën në popullsinë heteroklite, që doli prej kësaj dhe që, pas gjithë kësaj përzierjeje dhe kryqëzimi, mori emrin e *helenëve*. Por për shqiptarët, si për ata të Peloponezit edhe gjetkë, çështja është ndryshe: duhej shqyrtuar dhe duhej thënë se ata zbresin drejtpërdrejt, jo nga *helenët* e lashtë që tashmë ishin të përzier *nga kryqëzimi i tyre mesopotamas, por nga pasardhës të pellazgëve të mbetur jashtë çdo përzierjeje dhe që përbënin në epokën e lashtësisë shumicën dërrmuese të popullsisë së Greqisë,* atë që u pushtua ose që u kthye në skllave në përpjesëtim me qëndresën e saj. ***Ja se kush kanë qenë këta shqiptarë të Greqisë bizantine të shekullit VI, kush kanë qenë ata të vitit 1830, epoka e dijetarit J.P.FALLMERAYER dhe ata që janë ende shqiptarët e Greqisë së sotme.*** Prandaj në kundërshtim me atë që shkruajnë autorët e sotëm, *të cilët deklarojnë se **shqiptarët janë pasardhës të ilirëve** - deklaratë që shqiptarët nga ana e tyre e pranojnë, siç e kemi thënë tashmë - këta të fundit jo vetëm janë pasardhës të ilirëve, por para së gjithash të pellazgëve, gjë që nuk është e njëjtë*, sepse kur i deklarojnë ose kur deklarohen vetëm si pasardhës të ilirëve, *merret para sysh vetëm një pjesë e vogël në vend të tërësisë.* Ilirët përbënin vetëm një pjesë të vogël të *pellazgëve ose shqiptarëve*. Për ta mund të thuhet se: *"Gjithë ilirët janë shqiptarë",* por e kundërta nuk është aspak e vërtetë, domethënë: *"Gjithë shqiptarët janë ilirë".*. Me të njëjtën mënyrë mendimi për ilirët, mund të thuhet njësoj: *"Gjithë grekët"* (duke përjashtuar, siç e kemi parë më lart, pasardhësit e mesopotamasve) *janë shqiptarë ose* Γραικοι; ose më mirë: *"Gjithë grekët janë pellazgë, por jo gjithë pellazgët janë grekë".* Që këtej del, siç e kemi parë tashmë, se: *Gjithë shqiptarët janë pellazgë dhe gjithë pellazgët janë shqiptarë.*

Qëllimi i kësaj vepre është rehabilitimi i emrit *albanët* dhe i atij *SHQIPTARËT.* Ky i fundit *nuk është më i vjetër se rreth 1400 të erës sonë, dhe përdoret vetëm për pasardhësit e arbërve që luftuan nën Skënderbeun kundër turqve. Prandaj [u]shqiptar[/u] ka qenë gjithmonë i panjohur nga shqiptarët e Greqisë, të Trakës, të Azisë së Vogël, të ishujve dhe të Italisë; kështu ata e thërrasin veten - dhe e kanë thirrur - gjithmonë me emrin:* ***arbën*** *mashkullor dhe* ***arbënesha*** *femërore, që duan të thonë:* ***shqiptarë e shqiptare*** *edhe nga ana etimologjike.* Që nga antikiteti më i largët shqiptarët gjithmonë janë denigruar e zhvlerësuar sistematikisht nga të rishardhurit: *helenët*, të cilët pasi arritën ta ngrenë gjuhën e tyre në gjuhë zyrtare të arsimit, të artit, të qytetërimit e të kishës ose të drejtësisë, bënë që shqipja, *e cila kishte qenë liturgjike madje para gjuhës së tyre,* të kalonte në plan të dytë, në vend që të dilte në krye siç e meritonte, duke qenë se ajo ishte në origjinë të saj dhe pa të greqishtja as nuk do të kishte lindur.

Në fakt studimi i thelluar i shqipes, i greqishtes dhe i latinishtes bën të dalë qartë, se marrëdhënia e afërisë që i lidh, është ai i *nënës* për shqipen dhe i *bijave* për dy të tjerat: greqishten dhe latinishten. Ne nuk druhemi ta përdorim një terminologji të tillë që të përcaktojmë afërinë, e cila i lidh në të vërtetë këto tri gjuhë - edhe disa të tjera - sepse në të vërtetë kemi të bëjmë me një marrëdhënie të tillë, me gjithë faktin që ka gjuhëtarë, të cilët pretendojnë se lidhur me marrëdhëniet e farefisnisë midis gjuhëve, ai i *nënës dhe bijës* nuk mund të zbatohet, sepse nuk është çështja e një farefisnie të tillë, por për një evoluim të gjuhës.

Sipas pikëpamjes sonë, po të pranohej një mendim i tillë, duhej të thoshim se greqishtja dhe latinishtja janë gjuhë shqipe të evoluara. Në realitet, kemi të bëjmë me një evoluim ose ndërrim të një gjuhe në një tjetër, por, siç e kërkojmë ne, kjo do të thotë t'i jepet një emër pikërisht rezultatit të këtij evoluimi, i cili ka bërë, pavarësisht nga gjithçka, një lidhje farefisnie që i bashkon realisht këto tri gjuhë, ka ndërhyrë dhe ekziston, edhe nëse do t'i quanim greqishten e latinishten, *gjuhë të evoluara nga shqipja.* Dhe shqipja atëhere, që ka pësuar këtë evoluim, nuk kemi të drejtë ta quajmë *nëna e këtij evoluimi,* sepse ajo

ka qenë, në mos tërësisht, të paktën thelbi i këtij evoluimi? Kështu, siç mendojmë ne dhe me të drejtë, që emri i *nënës* për shqipen dhe i *bijës* për secilën nga dy gjuhët e tjera: greqishtja e latinishtja, janë saktësisht emrat ose cilësimet që përshtaten më mirë dhe që na i imponon një emërtim i tillë.

Nga ana tjetër, ka një vërejtje të rëndësishme, që duhet bërë këtu, lidhur me dallimin ndërmjet helenëve, nga njëra anë, dhe pellazgëve, shqiptarëve ose grekëve, nga ana tjetër. Pas luftës me *atlantët* kanë kaluar nëntë mijë vjet deri në epokën e Platonit, *pellazgët-atikë*, athinas të Greqisë, për shkak të famës që morën nga fitorja në krye të të gjitha trupave pellazge të Europës, vijuan të luajnë gjithnjë rolin e parë në çdo lëvizje të rëndësishme që ndodhi më pas. Por meqë pas vërshimit të egjiptasve të Danait e fenikasve të Kadmit, *një pjesë e këtyre pellazgëve të Greqisë* pranoi të përzihej me pushtuesit për të ndërtuar klasën sunduese të momentit dhe morën emrin e *helenëve*, këta helenë *përqendruan te vetja, te emri i tyre gjithë meritën e qytetërimit të quajtur pellazg (dhe më vonë helenik) dhe nën këtë emër të helenëve bënë që të eklipsohej çdo kujtim për përkatësinë e tyre, qoftë dhe të pjesshme, në popullin e madh pellazg.* Ky qëndrim ka qenë karakteristik vetëm për këtë pakicë shumë të vogël të huaj drejtuese, që në realitet nuk përbëhej vetëm nga pellazgë, por edhe nga aziatikë e afrikanë nga origjina dhe që zbarkuan në Greqi tashmë të përzier me kolonët e ndryshëm pellazgë, që riktheheshin në atdheun e tyre të parë, pas një qëndrimi shumë të gjatë në vise të huaja jo pellazge, ku ata në pjesën më të madhe kishin humbur edhe përdorimin e gjuhës së stërgjyshëve. Meqë *shumica dërrmuese e autorëve të lashtë të gjuhës greke nuk i përkisnin vetëm kësaj klase drejtuesish, që i denigronte vazhdimisht pellazgët autoktonë, por edhe klasës që përbënte popullsinë pellazge ose shqiptare të epokës,* dhe që do t'u korrespondonte, po të guxonim të bënim një krahasim, klasave të kohës së sotme: borgjezisë dhe klasës popullore, *ajo nuk ka lënë pa na dhënë njoftime për përbërjen e vërtetë të popullit të lashtë, të quajtur helenë. Kështu ne sot kemi mundësinë ta dimë, që grekët e lashtë* (duke përjashtuar egjiptasit, mesopotamasit, që të dyja palët të helenizuara, të shtuar me një popull tjetër, të përzier me egjiptas dhe mesopotamas nga njëra anë, dhe pellazgë autoktonë, nga ana tjetër) *kanë qenë pellazgë, ose argë, ose arias ose shqiptarë.*

**Tërheqja e latinishtes para mbizotërimit të greqishtes**

***Mbi origjinën e greqishtes së sotme***

Pas vitit 800, dhe sidomos pas skizmës së parë të 860 gjatë patriarkatit të Fotit, përdorimi i latinishtes shkon drejt pakësimit në dobi të greqishtes, e cila kështu pas pak do të bëhej gjuha zyrtare mbizotëruese. Greqishtja tashmë ishte gjuha e Kishës Lindore dhe kur skizma këputi lidhjen e fundit me Romën, selia e latinishtes, kjo u detyrua t'ia linte vendin greqishtes në hartimin e urdhrave perandorakë dhe në qarkoret e udhëzimet administrative. *Ky evoluim i ngadaltë do ta bënte Bizantin një perandori me popullsi shqiptare dhe qytetërim helen, gjithçka: popullsia dhe qytetërimi do të ishin të vulosur fort nga orientalizmi.* Megjithatë kjo rrëshqitje drejt një helenizmi mbizotërues nuk e prishi fiksionin e "Perandorisë Romake", i cili në të vërtetë do të thoshte: "Perandori Shqiptare", sepse me gjithë zbrapsjen e latinishtes, gjuhë zyrtare, para greqishtes, po njësoj gjuhë zyrtare, *populli bizantin nga një skaj në tjetrin të trevave perandorake, nuk e ndryshoi gjendjen shoqërore, ai mbeti gjithnjë po ai,* si në Azinë e Vogël, edhe në Ballkan, si në Itali, edhe kudo në Perandori, *domethënë populli romak ose bizantin, që fliste shqipen në vatrat e shtëpive.*

Kur Konstantini i Madh e kaloi qendrën e perandorisë nga Roma e Vjetër në Romën e Re ose Bizant, si gjuhë zyrtare mbizotëruese mbeti gjithnjë latinishtja, pa asnjë kundërshtim, deri në ditën kur Kisha e Lindjes, pas përçarjes së vitit 860, kërkoi dhe u mburr me parapëlqimin e greqishtes kundrejt latinishtes dhe u kënaq për këtë pikë. Pikërisht me këtë rast Kisha pati idenë dhe me ndihmën e klerit të vet ndërmori formimin e greqishtes së re, pikënisja e së cilës dhe fillimet datohen pikërisht në fund të shekullit IX. Megjithatë formimi i greqishtes së re nuk kishte interes për gjithë botën, shumica e së cilës fliste shqipen, duke përfshirë edhe vetë klerin; por ajo kishte të bënte me popullsitë e tjera jo shqiptare të perandorisë së gjerë, që shpesh ishin njerëz, të cilët nuk e dinin shqipen dhe që, duke përqafuar ortodoksinë, parapëlqenin të mësonin edhe greqishten, meqë ata ishin të sigurtë se herët a vonë nuk do ta linin pa mësuar shqipen. Kështu greqishtja e re kërkoi një periudhë shumë të gjatë, më se një mijëvjeçar, ashtu si dhe e vjetra nga viti 1700 deri më 650 para K., për t'u bërë e përdorshme dhe për t'u përhapur; në fillim gjithnjë pjesërisht në disa qytete të mëdha të bregut perëndimor të Azisë së Vogël, në Selanik e Bizant, dhe më pas kudo gjetkë. *Sido që të ketë qenë, megjithatë deri rreth vitit 1850 shqipja mbetej përherë gjuha e vatrës*; vetëm duke nisur nga data e fundit arsimi publik, nën shtytjen dhe mbrojtjen e klerit grek, mori një zhvillim aq të madh dhe një shtrirje aq të gjerë gjuha greke *e pastruar* ose καθαρεβουσα, që nisi t'u mësohej intensivisht popullsive së bashku me shkollimin në gjuhën e pastruar, dhe të flitej e të përhapej gjithashtu gjuha e sotme ose vulgare.

Me gjithë këto përpjekje për përhapjen e greqishtes së re, *shqipja ka vijuar përherë të flitet deri në ditët tona edhe në Greqi:* në ishullin e Negropontit ose Eube, në Beoti, Atikë, Athinë madje dhe nga pleq të lagjeve Plaka, Psiri dhe të Tregut, në Eleusi, Delf, Megarë, Lutraqi, Korint, Poros, Kranidë, Argos, në ishujt Hidra, Speca e Psara, në Andros, Qiparisia, Trifilia etj., etj., para shkëmbimit të popullsive ndërmjet Turqisë dhe Greqisë, nga pak kudo nëpër Azinë e Vogël dhe sidomos në zonat bregdetare në jug të Detit të Marmarasë, në ishujt me këtë emër, në trevën ndërmjet bregut të Marmarasë, Dardaneleve dhe Detit Egje, në gadishullin e Galipolit, në gjithë Trakën e kryesisht në Ganos, Horë, Malgara Enos, në rrethinat e Adrianopolit, në **Kirk-Kilise**, vendlindja e peshkopit të famshëm *FAN NOLI*, kryetar i qeverisë shqiptare nga 1920 deri në fund të 1924 dhe delegat në Shoqatën e Kombeve në Gjenevë gjatë kësaj periudhe, e rastësisht në treva të tjera ndërmjet Trakës e Shqipërisë. Në të gjitha lokalitetet e Trakës e të Greqisë, të cilat në pjesën më të madhe ne i kemi vizituar, kemi pasur rastin të flasim me banorët greqisht e shqip, sepse kjo e fundit, me gjithë urdhrin e dhënë nga autoritetet greke dhe gollet që shkakton shkolla fillore greke, sidomos pas vitit 1900, vijon ende të flitet atje.

Ajo që ndodhi në Ballkan, ka ndodhur gjithashtu në Itali dhe në Sicili, me ndryshimin se këtu ndikimi papal nuk i ka kursyer përpjekjet e veta. Me gjithë luftën e egër kundër elementit shqiptar, të cilin gjithnjë e kanë quajtur gabimisht si grek, gjuha shqipe mbahet ende në Apuli, Bazilikatë, Kalabri, Sicili me ishujt e vegjël Lipari në veri, midis tyre dhe Stromboli, dhe në shumë vise të tjera në rrethinat e Foxhas e të Napolit. Si shembull për të kuptuar rëndësinë e numrit të shqiptarëve, që ende jetojnë në Itali, ne do të përmendim komunën e *GREKËVE* dhe si ajo ka me mijëra të tjera shumë më të mëdha - që ndodhet në krahinën e *Avelinos*, nga ku është larg 68 km dhe e ngritur në lartësinë 823 metra në krahun e majtë të luginës së *Cervaros. GREKËT u shkatërruan nga saracenët më 908, sepse banorët e saj shqiptarët u bënë qëndresën më të madhe e më të ashpër dhe nuk deshën t'i pranonin*. Pasi u rindërtua, u braktis përsëri. Por më 1522 u ripopullua përsëri nga një koloni shqiptarësh. *Popullsia e saj ruan gjithnjë gjuhën dhe doket e zakonet shqiptare. Më 1911 ndër 780 familje, 763 flisnin zakonisht shqip.* Stacioni hekurudhor i GREKËVE (më saktë i SAVINJANO-GREKËVE) ndodhet në vijën: BENEVENTO-FOXHA.

Italia jugore, që mbajti Bizanti, ka qenë tokë shqiptare; shqiptarët përbënin ekzarkatin e Ravenës; në rajonet e Azisë së Vogël dhe në viset ballkanike, mbi të cilat shtrihej autoriteti perandorak, *mbizotërimi i elementit shqiptar ishte i afirmuar. Kështu u formua, në mos një nacionalizëm shqiptar i vërtetë në kuptimin që ka sot, të paktën një besnikëri, e cila i jepte gjithë Perandorisë një unitet moral, mungesa e të cilit deri atëherë kishte qenë ndoshta dobësia e saj kryesore.*

Mbi bazën e asaj që kemi paraqitur, ne synojmë të vëmë në dukje, se lidhur me *serbët* ose *servët*, dhe *bullgarët* ose *vulgarët*, shqiptarët që jetonin në epokën e invazioneve të tyre të para dhanë një provë të një qëndrese të vërtetë ose të një mospranimi të vërtetë të asimilimit. Kështu shohim se kemi vetëm një pjesë shumë të vogël të këtyre dy popujve, që janë asimiluar nga shqiptarët; pjesa tjetër u detyrua të kthehej në vendin e origjinës, që i përgjigjet atij, të cilin zënë sot. Për këtë arsye sot ndeshim si bullgarë të asimiluar ose të shqiptarizuar vetëm dy-tre fshatra rreth Boboshticës në Shqipëri dhe disa familje të njohura në Korçë. Sa për serbët e asimiluar ose të shqiptarizuar të Peloponezit, numri dhe pesha e tyre janë zmadhuar shumë; sepse po të kishin qenë këta pushtues aq të shumtë sa pretendohet, *sigurisht që gjuha shqipe do të ishte zhdukur në këtë rajon dhe në vend të saj do të flitej serbishtja.* Rreth vitit 1830, epoka gjatë së cilës shkrimtari J.P.FALLMERAYER e ka vizituar: *duke i marrë shqiptarët e kësaj zone si pasardhës të serbëve nga invazionet, - ndërsa në të vërtetë ata janë autoktonë autentikë, siç e kemi treguar mjaft herë, - ky autor bëri gabimin, duke shkruar se grekët e Peloponezit dhe të gjithë Greqisë së sotme nuk kanë asgjë të përbashkët me grekët e lashtë.*

Ne nuk e nxjerrim këtë përfundim pa arsye plotësisht të vlefshme; në fakt, serbët janë populli që u ka shkaktuar më shumë dëme shqiptarëve që nga Triestja dhe Venetia e deri te Kepi Matapan, e që nga brigjet e Adriatikut deri në Danub. Kështu ndërmjet serbëve e shqiptarëve ekziston *një antipati racore* e dukshme qartë, që është shfaqur qysh nga kontakti i tyre i parë. *Nëse serbët gjithmonë janë përpjekur të përvetësojnë gjithçka që u përket shqiptarëve: gjuhën ilire, doket e zakonet, traditat e kostumet stërgjyshore, përkundrazi shqiptarët gjithmonë e sistematikisht kanë refuzuar çfarëdo kontakti, sidomos me martesa, me pushtuesin e tyre* Kështu pretendimi i serbëve, se shqiptarët janë *serbë të shqiptarizuar*, është një pjellë e fantazisë dhe boshe, por që për fat të keq ka tërhequr një numër autorësh nga e gjithë bota për të rënë në këtë kurth dhe të parin J.P.FALLMERAYER; mbi bazën e kësaj zhurme tendencioze serbe dhe gjithashtu i gënjyer nga fakti, që serbët në të njëjtën kohë kanë shpallur se gjuha shqipe ka qenë një dialekt serb, J.P.FALLMERAYER ka shkruar: "shqiptarët e Greqisë, e kryesisht të Peloponezit kanë enë sllavë dhe në gjakun e kësaj popullsie nuk ka asnjë pikë të gjakut të grekëve ose të helenëve të lashtë."

Mendojmë se tashmë e kemi ndriçuar në mënyrë të mjaftueshme çështjen dhe si një fjalë të fundit po them: *nuk duhen përzier në një serbët e shqiptarët, të cilët i ka ndarë gjithnjë një humnerë dhe i ndan edhe deri në ditën e sotme,* e aq më pak t'u njihet serbëve një fuqi përthithëse ose asimiluese mbi shqiptarët, fuqi që numri i tyre i vogël dhe pesha e tyre e dobët kurrë nuk i kanë lejuar kundrejt popullsive bizantine ose shqiptare.

**Mbi elementin bizantin ose shqiptar ndërmjet viteve 610 e 1453 të Bizantit**

Që nga koha e Koncilit të Dytë Ekumenik, i cili u mbajt më 381 në Konstantinopol, mitropoliti i Maqedonisë dhe kryepeshkopi i Selanikut kishte një juridiksion të gjerë, por më vonë, kur u ngrit në shkallë dhe u bë kryepeshkop i Ilirikumit, ky juridiksion u bë edhe më i gjerë, sepse titulli i Primatit të Greqisë iu shtua gjithashtu mitropolitit të Ilirikumit.

Ne e quajmë të panevojshme ta shpjegojmë këtu, se popullsitë e gjithë eparkive të Ilirikumit ishin shqiptare: këtë e provojnë në mënyrë të mjaftueshme të dhënat që kemi paraqitur më sipër.

Nja njëzet vjet pas ngritjes së peshkopatës së Argosit në mitropoli ndodhi më 1204 marrja e Konstantinopolit nga kryqëzatat dhe, menjëherë pas kësaj, marrja dhe pushtimi i Argolidës nga frankët. Nga sundimi i frankëve Argolida ra më vonë në duart e venedikasve dhe më në fund të turqve.

Sundimi frank mbi Argolidë lidhet që në fillim me dy ngjarje të rëndësishme: e para, është se qendra politike e vendit u shpërngul në Argos *në fortesën natyrore* të Nauplit, që *fortifikimet e tjera artificiale* e kishin bërë edhe më të fortë; e dyta është *ndryshimi i madh që ndodhi me popullsinë e gjithë rajonit, jo vetëm në fshatra,* ***të banuara vetëm nga shqiptarët****, por gjithashtu në qytetet, si Naupli, Argos dhe të tjera më pak të rëndësishme.*

Naupli, qendra kryesore e pushtimit frank, që kishte gjithashtu një popullsi pushtuesish shumë më të madhe se Argosi, *po ashtu si Argosi nisi të marrë brenda mureve një kontingjent të madh* ***të popullsisë fshatare shqiptare****, që vinte nga fshatrat përreth të krahinës, për t'u marrë me lëvizjen tregtare që u krijua.*

Megjithatë nga kjo ardhje e popullsisë fshatare shqiptare drejt qyteteve asnjëherë në Argos, Naupli dhe në qytetet e Argolidës nuk ka pasur një shkrirje të popullsive shqiptare autoktone me pushtuesit e huaj. Mbi të gjitha dallimi fetar nuk e lejonte një afrim të tillë *dhe kjo gjendje e punëve u mbajt si në Argolidë, edhe në viset e tjera të ngjashme, si në jug të Italisë e në Sicili, deri në epokën e pavarësisë së Greqisë.*

Nga të dhënat autentike, që paraqitëm shkurt, mund të arrihet në përfundimin se gjatë periudhës bizantine ndërmjet vitit 610, epoka e përafërt e invazioneve sllave, dhe 1453, koha e rënies së Konstantinopolit dhe, si rrjedhim, e fundit të Perandorisë Bizantine në Gadishullin e Ballkanit, përveç popullsive që banonin në Epir e Shqipërinë e sotme dhe për të cilat nuk ka asnjë kundërshtim, *shumica e popullsisë bizantine, që nuk përzihej me egjiptianët, arabët, armenët, çifutët, persianët, arixhinjtë dhe popullsitë e tjera jo pellazge, ishte shqiptare. Duke bërë, natyrisht, të njëjtin dallim si për Gadishullin Ballkanik, kanë qenë po ashtu shqiptare gjithë popullsitë e Azisë së Vogël, që vijonin ta flisnin gjithnjë po atë gjuhë pellazge ose shqipe që nga antikiteti më i hershëm.* Prej këtej del, se është plotësisht i gabuar *pohimi* i disa autorëve të greqishtes dhe i disa autorëve të huaj, të cilët janë frymëzuar pa kërkuar ta thellojnë çështjen, *sipas të cilëve shqiptarët e Greqisë dhe kryesisht ata të Argolidës janë emigrantë nga Shqipëria, të ardhur gjatë shekullit XIV për t'u vendosur aty. E si mund të shkruanin ata, që shqiptarët e Argolidës, madje edhe të Atikës: janë punëtorë "të thirrur" të Shqipërisë në shekullin XIV, që të vinin e të ushtronin zanatet(?) e tyre në ato krahina?* Pa u përpjekur ta kundërshtojmë këtë fakt, që mund të jetë pjesërisht i vërtetë, ne themi se emigrimi i shqiptarëve, punëtorë stinorë, siç tregojnë historianët, mund të ketë pasur një ndikim, nëse numri i punëtorëve do të ishte i madh. Por meqë sipas po atyre teksteve, këta të fundit nuk kanë qenë kaq të shumtë, ne jemi të detyruar të pranojmë, se nuk janë këta punëtorë që u mësuan shqipen padronëve të tyre dhe popullsisë lokale, por ata tashmë e flisnin shqipen para se t'u bënin thirrje këtyre punëtorëve. Dhe ne e dimë fare mirë, që e vetmja gjuhë e cila flitej në Greqi ka qenë shqipja dhe jo vetëm në Greqi, por edhe kudo në Perandorinë Bizantine e në shumë vise të tjera, jashtë kufijve të kësaj Perandorie. Nuk duhet të harrohet se: po të mos kishte ndodhur ndërrimi fatkeq i popullsive greke e turke në vitin1 925, ne nuk do të lëmë pa cituar këtu gjithashtu rajonet e gjera të Azisë së Vogël e të Trakës, popullsia e të cilave numëronte me qindra mijëra shqiptarë, që mësonin në shkolla greke, të mbikëqyrura nga Patriarkati Ekumenik. Atëhere këta shqiptarë, gjithë këta shqiptarë na paskan ardhur gjithashtu nga Shqipëria?

**DISA SAKTËSIME PËR SHQIPTARËT E GREQISË**

M. ZABAROVSKI, i cili ka qenë sekretar i Shoqatës së Antropologjisë të Parisit, ka shprehur disa mendime, që i kemi nxjerrë nga *Grande Encyclopédie,* te zëri GREQIA, vëll. 19, Antropologjia etj.

M. ZABAROVSKI, si antropolog i jep shumë rëndësi *brakicefalisë* ose *dolikocefalisë* së njerëzve, si provë e racës, së cilës i përket individi. Ne e dimë se këto karakteristika fizike mund të jenë kalimtare ose të përhershme, mund të favorizohen nga mënyra e rritjes së foshnjave dhe të fëmijëve, dhe se nuk janë kritere të pagabueshme për përkatësinë në këtë apo atë racë.

Ajo që duhet vënë në dukje në këtë artikull për GREQINË është se çështja del më tepër për shqiptarët se sa për grekët ose helenët. Kështu mund të lexojmë: "Kanë arritur të thonë deri që në venat e tyre (të grekëve ose të helenëve të sotëm) nuk ka asnjë pikë gjak të pastër të lashtë. Në fakt, grekët e ishujve janë pothuaj të gjithë brakicefalë. Popullsia e tyre do të jetë e njëjtë me atë të Azisë së Vogël, turanike (?)ose mongolike (?) në shumicën dërrmuese... *Kështu gjithçka përputhet, për të na bërë që ta shohim popullsinë greke si me të njëjtën përbërje si popullsia shqiptare".*

"Një përfundim tjetër, që del nga faktet e mësipërme (*shton autori*), ***grekët e lashtë, përzierje e pellazgëve dhe helenëve*** i përkisnin të njëjtit tip nga kafka. Pellazgët, si dhe helenët, kishin kafkë të zgjatur". Dhe më tej: "sipas gjithë autorëve, pellazgët zinin që në fillim një pjesë të Azisë së Vogël dhe të Gadishullit Ballkanik. Ata kishin bërë shpërngulje në Itali. Ishin gjithashtu farefis me sardët, sikulët, korsikanët, iberët. Kurse të gjitha këto popullsi kanë qenë ose janë me kokë të zgjatur..." Për ta mbyllur këtë krye, të kthehemi te elementi i huaj, që e ka përftuar popullsinë e sotme greke dhe që ka qenë elementi sllav. Është e sigurtë që sllavët kanë hyrë në Greqi; po aq e sigurtë është, që ata përbënin një grup të madh në numër në Peloponez, por që ata kanë zëvendësuar *popullsinë e lashtë shqiptare* nuk mund të pohohet aspak. Është e vështirë, si rrjedhim, të thuhet cila ka qenë pesha e fiseve sllave, të emigruara në Greqi. Megjithatë ne mund të pohojmë, se me gjithë pretendimet e grekëve që thonë se shqiptarët kanë jetuar në Greqi vetëm nga fundi i shekullit XIV, *shqiptarët që prej mijëra vjetësh dhe që nga parahistoria janë i vetmi popull* ***autokton*** *i Greqisë dhe pasardhësi i vetëm i banorëve të parë të saj: "të diturit" pellazgë* (διοι πελασγοι).

*Që nga koha e JUSTINIANIT, siç shkruan përsëri Grande Encyclopédie, deri në kohën e sotme, baza e popullsisë helene (?) ka mbetur e njëjtë.* Të huajt e përthithur prej saj (si në antikitet, ato janë përthithur nga pellazgët dhe më pas janë asimiluar), janë vetëm një pakicë ndërmjet stërgjyshëve të tyre dhe, duke nisur nga shekulli XIV, grupet e të huajve me një farë peshe kanë jetuar paralelisht me ta, pa u shkrirë, pasi shqiptarët (ashtu si pellazgët me helenët në kohët e lashta) refuzonin çdo kontakt me ta.

**Prova se në epokën romake dhe bizantine popullsia e Greqisë ka qenë shqiptare**

Ne tashmë kemi folur për këtë provë, që na e jep profesori grek: Γ.Ι.ΚΑΡΒΕΛΑΣ, në kapitullin: *"Mbi elementin bizantin ose shqiptar ndërmjet viteve 610 e 1453 të Bizantit"*, ku thamë se ngjarja e dytë e rëndësishme ishte ndërrimi i madh që ndodhi në popullsinë e Nauplit më 1204, jo vetëm në fshatrat e *populluara vetëm nga shqiptarët,* po edhe në qytetet si Naupli, Argosi dhe të tjerat me më pak rëndësi. Naupli po ashtu nisi të pranojë brenda mureve, si edhe Αργος, *një kontingjent të rëndësishëm popullsie fshatare shqiptare, që vinte nga fshatrat përreth për t'u marrë me lëvizjen tregtare që ishte krijuar. Me gjithë këtë ardhje të popullsisë fshatare shqiptare* drejt qyteteve, përsëri asnjëherë në Argos, Naupli dhe në qendrat e Argolidës nuk ka pasur një shkrirje të popullsive autoktone shqiptare me pushtuesit e huaj. Kështu, provat për të cilat kemi nevojë, janë këtu; M. KARVELAS na i jep, duke u mbështetur jo te mendimet dhe shkrimet e autorëve të mëparshëm, qoftë edhe nga më seriozët, *por mbi tekstet e procesverbaleve autentike, të zbuluara në regjistrat kishëtarë të kohës.* Nga leximi i këtyre teksteve, del fakti se më ***1204***, domethënë shumë kohë para datës ***1375*** (të shënuar sikur ka qenë ajo e ardhjes së parë të punëtorëve shqiptarë në Greqi), *tashmë kishte shqiptarë,* ***qysh prej gjithmonë***, *në këto vise.*

*Por ka edhe një provë tjetër, mjaft materiale, se shqiptarët kanë banuar në Greqi që nga antikiteti më i largët; kjo është prova e gjuhës.* Gjatë kësaj vepre ne disa herë kemi thënë se shqipja e antikitetit ka shërbyer si model për formimin e greqishtes së vjetër, së cilës i ka dhënë shumicën e fjalorit. Greqishtja e re, nga ana e saj, sigurisht që vjen nga greqishtja e vjetër, por togfjalëshat dhe shprehjet e saj janë thjesht shqipe, pa folur për fjalët e reja, që i është dashur t'i huazojë kohët e fundit nga shqipja. Tashmë që te *"Kronika e Moresë",* Χρονικα των εν Ρωμανια και μαλιστα εν τω Μορεα πολεμων των φραγκων. Vetëm në pak vargje ne kemi gjetur fjalët e mëposhtme shqipe:

'επαντεχαν nga shqipja: ***pandehan***, përkthyer në tekst me: *shpresonin*, në vend të besonin; folja pandeh do të thotë besoj; ρογα nga shqipja ***rogë*** = pagë; ποιον να πησουν ρηγαν = ***cilin të bëjnë rigë?*** = *cilin të shpallnin mbret?* etj.

Nëse themi që në tekstin grek të kronikës kemi gjetur këto fjalë, kjo bëhet për të provuar se këto fjalë shqipe tashmë ishin në përdorim në gjuhë. Përkundrazi, nuk gjenden as fjala Αρβανιτης, as fjala shqipe: SHQIPTAR dhe, me arsye edhe më të fortë, fjala: Αλβανος.

Nga kjo mungesë ne nxjerrim përfundimin, se në fillim të shekullit XIII asnjë nga këto fjalë nuk ishte e njohur. Atëherë cilën fjalë përdornin për të shënuar stërgjyshët e shqipfolësve të Greqisë në vitin 1300? Nëse shohim fjalën: Ρωμαιοι që shënon në atë kohë gjithë qytetarët e Perandorisë Bizantine, ashtu siç shënoheshin më parë me po atë fjalë të gjithë ata të Perandorisë Romake, mbetet për të shënuar popullsitë shqiptare të fesë ortodokse cilësimi si: Γραικοι.

Nga kjo që u tha del se, në kundërshtim me atë që pohojnë autorët grekë të sotëm e bashkëkohorë dhe, bashkë me ta helenistët, gjuhëtarët e albanologët perëndimorë, *shqiptarët kanë ekzistuar në Greqi jo që nga fundi i shekullit XIV, por që nga antikiteti më i hershëm, siç e kemi provuar,* duke përsëritur provat më shumë se sa e do arsyeja, deri në atë pikë, sa druhemi mos e kemi lodhur lexuesin. Megjithatë e kemi quajtur e besuar si të nevojshme këtë gjë, për ta bërë që të kuptohet kjo çështje me rëndësi thelbësore, ***autoktonia e shqiptarëve në Greqi***, dhe mosnjohjen e saj nga helenët e sotëm. Në fund të fundit, ky mohim për ta njohur këtë autoktoni, mbështetet në argumente, që nuk mjaftojnë dhe nuk arrijnë të bindin dijetarët kompetentë në këtë fushë.

### ***Prova e fjalës: "SHQIPTAR"/i]***

Ja dhe një provë tjetër, se shqiptarët ndodheshin në Greqi para datës 1375.

Kjo provë është vetë fjala shqiptar. *Në fakt, në kundërshtim me mendimin e VASO Pashës*, i cili e quante këtë fjalë shumë të vjetër dhe e kundërvinte me fjalën: *albanë*, të cilën ai e besonte si një krijim të albanologëve të sotëm, fjala shqiptar nuk datohet në realitet *më përpara se 1375* në Shqipëri; por ajo bëhet e njohur dhe e famshme për shkak të qëndresës së një ushtrie të vogël ***shqiptare*** (domethënë: *bartëse e shqiponjës, e shqipes*) të princit legjendar shqiptar: *Gjergj KASTRIOTI*, të mbiquajtur nga turqit: *SKËNDERBE* (domethënë princi Aleksandër, nga emri i bashkatdhetarit të tij, birit të FILIPIT të Maqedonisë) gjatë viteve 1444-1468. Më 1380 fjala shqiptar ishte shumë e zakonshme në Shqipëri; si rrjedhim, *nëse shqiptarët e Greqisë janë më të vonë se data 1380, nuk ka asnjë dyshim se do ta kishin futur edhe përdorimin e kësaj fjale në Greqi. Por shqipfolësit e Greqisë nuk e kanë njohur fjalën shqiptar, veçse pasi kanë qenë në kontakt me shqiptarët e Shqipërisë së sotme, përndryshe nuk e kanë njohur, gjë që provon përsëri me këtë verifikim, se shqiptarët e Greqisë kanë qenë në Greqi para datës 1380.*.

Duke përmbledhur, nga ana tjetër, fjalët shqipe që ndeshen në tekstet e vjetra të mesjetës, kemi një provë që *kjo gjuhë ka qenë folur në të vërtetë nga popullsitë më të lashta të Romanisë dhe të Moresë shumë kohë para datës së hartimit të këtyre teksteve*, dhe se ajo ka qenë e njohur dhe e folur nga gjitha bota, duke përfshirë edhe të huajt; kështu përkthyesi gjatë punës së vet ka lënë aty-këtu fjalë të papërkthyeshme, sepse e dinte që lexuesi i tij mund ta bënte vetë përkthimin. Nuk duhet të harrojmë se në këtë epokë shqipja flitej nga Mesopotamia e deri te Shtyllat e Herkulit dhe kudo rreth Mesdheut; ajo flitej gjithashtu në gjithë Italinë poshtë Ravenës dhe në Greqinë e Madhe. *Popullsitë shqiptare të Perandorisë Bizantine, që ishin të fesë së krishterë ortodokse lindore thirreshin:* Γραικοι ose Ρωμηοι dhe Ρομαιοι; por ato gjithnjë shkolloheshin greqisht, që vihej kurdoherë në rolin e gjuhës së dytë, duke i mbetur roli i vendit të parë, domethënë amëtare, kurdoherë shqipes.

### ***Përse popullsitë e quajtura greke ose helene të antikitetit dhe të Perandorisë Romake, Bizantine e Osmane, në realitet kanë qenë pellazgo-shqiptare?***

Tashti që i dimë emigrimet dhe imigrimet, faktet e bëmat dhe ngjarjet e ndryshme kryesore, që kanë ndodhur në gjirin e racës së bardhë ose pellazge, qysh prej parahistorisë e deri në epokën e pavarësisë së Greqisë më 1821-1830, dhe duke e ditur se e vetmja gjuhë që fliste kjo popullsi, që nga Shtyllat e Herkulit deri në Lindjen e Afërt e të Mesme, duke kaluar nëpër Europë dhe Afrikën e Veriut, gjuhë që ka pasur emërtimet dialektore nga më të ndryshmet, lexuesi mund ta kuptojë *përse shqiptarët dhe grekët* - ndër këta të fundit ne nuk përfshijmë as helenët e antikitetit, as ata të epokës së re dhe bashkëkohore - *duhet të shkrihen në një*, siç kanë qenë në fakt në shumë pjesë të Greqisë së ditëve tona, për të formuar atë popullsi detare të mirëfilltë, që kurdoherë është sjellë rrotull gjithë tokave të njohura të botës së lashtë. *Kjo shkrirje e grekëve dhe e shqiptarëve në një* rrjedh automatikisht nga fakti, se emri i *GREQISË* në histori është një shprehje më tepër etnografike se gjeografike; ai nuk ndeshet te asnjë autor kombëtar para ARISTOTELIT dhe datohet vetëm që nga romakët. Ata ka mundësi ta kenë huazuar nga ilirët ose

etruskët, që do ta kenë përdorur për atdheun e disa popujve epirotë, që quheshin: Γραικοι ose *GREKË*, një formë tjetër e: Θρακες ose *TRAKËT*. Këta GREKËSHQIPTARË u bënë kështu kumbarët e popullsisë së Greqisë së mirëfilltë në tërësi, duke përfshirë pjesën e vogël që u përzie me imigrantët e arratisur nga Egjipti dhe Fenikia nën udhëheqjen e Danait, Kekropit, Kadmit e të tjerëve, që mori emrin *helenë*, ose ελλινες, duke shënuar gjithashtu viset që pushtoi me emrin *Helada*.

Sa për kufijtë e Heladës, sipas mendimit të lashtëve, kanë qenë mjaft të papërcaktuar. Fakti që helenët ishin të përhapur nga pak kudo nëpër qytetet e mëdha vetëm të Greqisë, *është një arsye për të cilën ata nuk arritën të themelojnë një shtet të madh helen unik;* kjo provon njëkohësisht mendimin tonë të mbështetur mirë, se popullsia e Greqisë së vjetër ndahej nga ana racore në dy grupe: në *HELENËT* dhe në *GREKËT* (Γραικοι) ose *PELLAZGËT*. Në fakt, nëse helenët, që në atë epokë përbënin popullsinë sunduese dhe drejtuese të Greqisë do të kishin të njëjtën përbërje racore si grekët ose pellazgët e sunduar, *nëse me një fjalë emri i helenëve do të përfshinte gjithë popullsinë e territorit grek të mirëfilltë të antikitetit*, është e padyshimtë që në vend të qeverive të ndryshme të qyteteve greke, të cilat ishin vazhdimisht në luftë njëra me tjetrën për hegjemoni, do të kishte pasur një qeveri të vetme qendrore, që do të komandonte një popull homogjen e të vetëm. Por meqë për çdo qytet elementi imigrant, i cili sundonte, ishte i ndryshëm nga elementët e tjerë imigrantë, që kishin në duar fatet e qyteteve të tjera, edhe mënyra e qeverisjes së tyre nuk ishte e njëjtë. Kështu, republika e Athinës ishte e ndryshme nga mbretërit e Spartës ose nga regjimi popullor i Tebës dhe, *vetëm popullsitë autoktone pellazge të gjithë Greqisë e gjetkë formonin, për shkak të kohezionit të fortë racor, një popull vërtet homogjen dhe plotësisht të bashkuar përmes gjithë shekujve dhe që gjuha, pothuaj gjithherë po ajo: pellazgjishtja ose shqipja, e ka ruajtur të paprekur deri në ditët tona.*

## PERIUDHA E KOHËVE TË REJA

***që nga marrja e Konstantinopolit nga turqit deri në epokën tonë bashkëkohëse (1453-1900)***

Menjëherë pas pushtimit, Perandoria Osmane, si një shtet mysliman, ndeshi vështirësi sidomos në Europë, por ato nuk ishin të pakapërcyeshme.

Sulltani ishte *kalif:* kryetar i besimtarëve; *Kurani* ishte ligji për gjithë myslimanët, jo vetëm ligji fetar, po edhe civil e politik. Kishte një shkrirje të plotë të xhamisë dhe të shtetit, ndërsa xhamia si mbisunduese bënte ligjin për shtetin. Pushteti civil mbronte fenë dhe xhaminë, i ndalonte çdo myslimani, duke e dënuar me vdekje, të kthehej në një fe tjetër. Populli i vërtetë osman përbëhej vetëm nga myslimanët, nuk ishte një komb në kuptimin etnologjik; nuk ishte as një grup i bashkuar nga bashkësia e gjuhës ose e zakoneve, si kombësitë e Europës; *ishte pikërisht si grekët ose helenët, si të antikitetit edhe të epokës së re e bashkëkohore, me të vetmin dallim se helenët u zhvilluan duke u mbështetur te gjuha, kurse osmanët u shtrinë duke u mbështetur te feja.*

Kombet e nënshtruara, të kthyera në islamizëm, bëheshin të barabarta me pushtuesit, madje dhe kur ruanin gjuhën e zakonet e tyre kombëtare. Shprehjet popullore: Turqia, Perandoria Turke, nuk janë të sakta as politikisht - sepse gjithë myslimanët nuk janë osmanë - as etnografikisht, sepse në gjithë Turqinë europiane, me përjashtim të rajonit të Stambollit, popullsia myslimane nuk është turke; madje në Turqinë aziatike kjo popullsi është një përzierje turqish dhe joturqish të konvertuar: armenë, grekë, sirianë etj. Kështu janë kroatët në Bosnje, shqiptarët në Epir, bullgarët në Maqedoni, grekët që flasin shqip nëpër ishuj. Qeveria perandorake nuk bënte dallim ndërmjet gjithë këtyre myslimanëve, as ligjor dhe as praktik; të gjithë kishin të njëjtën mundësi për të marrë gjithë funksionet dhe gradat, nga më e ulëta e deri te më e larta. *"Perandoria myslimane ishte me të vërtetë një monarki demokratike".*

Duke qenë e ndërtuar dhe e administruar kështu, fuqia e saj ushtarake ishte e madhe, sepse elementët e nënshtruar të Ballkanit, e kryesisht shqiptarët, të cilët pasi u kthyen në islamizëm, u integruan në popullsinë e quajtur turke të Perandorisë, dhe të komanduar nga sanxhakbeu (gjeneral i 5000 kalorësve) dhe *Gjergj KASTRIOTI* po ashtu shqiptar, i mbiquajtur SKËNDERBE (*Princi Aleksandër*) nga sulltan MURATI II, të gjithë kanë kontribuar që në fillim për zgjerimin dhe forcimin e gjithë perandorisë në tërësi. Një aneksim i tillë i popullsive mjaft të ndryshme dhe të territoreve kaq të shtrira, nuk paraqiste ato probleme, që një monarki perëndimore do t'i kishte të pamundura t'i zgjidhte. Organizimi politik i Perandorisë Osmane nuk nënkuptonte mbisundimin e elementit turk mbi elementët jo turq.

Nuk ka të dhëna të sakta për popullsinë e Konstantinopolit gjatë periudhës bizantine. Megjithatë është e sigurtë, se që kur qyteti u shpall kryeqytet i Perandorisë Romake, kanë ardhur brenda mureve të tij njerëz nga Roma dhe nga të gjitha vendet e tjera, e në këtë mënyrë me kalimin e kohës në kryeqytetin e ri u përqendrua një popullsi e madhe në numër me prejardhje dhe gjuhë të ndryshme. Prandaj mund

të përfundojmë, që kozmopolitizmi i sotëm i Stambollit nuk është diçka, që lidhet vetëm me epokën tonë.

Edhe të famshmit *fanariotë* e kanë prejardhjen nga popullsitë e ndryshme, të imigruara në Stamboll ndërmjet viteve 1500 e 1650. Nofka e tyre na kujton një klasë shqiptarësh ose: Γραικοι, që i përkisnin ritit të Kishës Ortodokse të Lindjes dhe që banonin në lagjen *Fanar*, të vendosur në Bririn e Artë, përballë *Arsenalit,* lagje që ka qenë gjithashtu rezidenca e vjetër e ambasadorëve europianë; këta të fundit e braktisën për t'u vendosur më pas në *Pera*. Në Fanar, rreth personit të vetë Patriarkut Ekumenik, fanariotët përbënin një aristokraci shqiptare të shkolluar greqisht, shumë pjesëtarë të së cilës, të mbrojtur nga shqiptarë gjithashtu të konvertuar, u dalluan si funksionarë të lartë të Perandorisë Osmane dhe i bënë shërbime të mëdha popullit shqiptaro-grek të shtypur. Anëtarët e këtyre familjeve merrnin një arsim të mirë jo vetëm në Stamboll, po edhe në Perëndim; kjo u lejonte në fillim të merreshin me tregti, të përziheshin më pas në administratë dhe në punët e patriarkatit, e së fundi të kërkonin, po të ishte e mundur, t'u jepej e të mbanin një nga gradat ose postet e larta të kishës. Nga pasuria, formimi, kultura dhe arsimi fanariotët arritën të fitonin, pak nga pak, besimin e turqve, të zotërve të tyre kryesisht me prejardhje shqiptare, që nisën t'i merrnin edhe në poste të ndryshme zyrtare. Por emërimi i shqiptaro-grekëve ose i Γραικοι në këto poste, që fanariotët e kujtonin se u detyrohej atyre për shkak të aftësisë së tyre për t'i kryer këto detyra më mirë se të tjerët dhe, kryesisht, se vetë turqit, ka pasur një arsye krejt tjetër nga aftësia natyrore e shqiptaro-grekëve. Në fakt, ligji turk ose mysliman i fillimeve të Perandorisë Osmane u ndalonte gjithë subjekteve myslimane të drejtën për të mësuar gjuhët, që flisnin popujt, të cilët nuk besonin në porositë e *Kuranit*. Nga kjo ndalesë dogmatike del se *Porta e Lartë* gjithnjë ka pasur nevojë për përkthyes myslimanë për marrëdhëniet e saj diplomatike. Kështu pak nga pak posti i lartë i përkthyesit të madh ose dragomanit të Portës, funksionon i njëjtë me atë të ministrit të punëve të jashtme në shtetet europiane, u takoi përjashtimisht vetëm fanariotëve.

Fanarioti i parë që e arriti këtë post të lartë ishte PANAJOT NIKUSI, i cili shfaqi një aftësi të jashtëzakonshme diplomatike, kryesisht sepse ia doli, që me përpjekjet e tij dhe veprimet e zgjuara, t'u dorëzoheshin turqve nga Venediku fortesat e ishullit të Kretës. Nga ana tjetër, më vonë fitoi admirim energjia e Aleksandër MAVROKORDATIT, i cili duke vepruar si ambasador i Portës së Lartë, arriti në Karlovic t'u imponohet diplomatëve austriakë. Kjo mbrojtje e sinqertë e interesave të turqve nga ana e shqiptarëve në shërbim kundër bashkëbesimtarëve të tyre europianë i detyrohet edhe faktit, që në këtë mënyrë ata njëkohësisht hakmerreshin me Perëndimin, i cili para 1453 e braktisi Bizantin me qëllim pa ndihmë, ndërsa pjesa që mbetej e popullsisë po bënte betejën e fundit për jetë a vdekje kundër turqve.

**Traka dhe Maqedonia** Menjëherë me rënien e Konstantinopolit, pothuaj gjithë Γραικικον εθνος ose raca shqiptare ra në skllavëri, sepse në një periudhë shumë të shkurtër turqit pushtuan pothuaj gjithë territoret bizantine. Por nga të gjitha këto territore ato të Trakës, ndryshe nga ato të Maqedonisë, mund të thuhet se ishin më të privilegjuarat; gjatë gjithë pushtimit shumëshekullor turqit, që banonin aty, në përpjesëtim kanë qenë shumë më të dendur se në viset e tjera të Perandorisë; kështu, lidhur dhe me afërsinë ndaj kryeqytetit, elementi i krishterë ka jetuar në paqe shumë më gjatë se gjetkë; në fillim sepse nuk guxonin të flaknin zgjedhën turke, duke shpëtuar kështu nga masakrat dhe grabitjet që pësonin viset e tjera greko-shqiptare, që bënin kryengritje me shpresë se do të fitonin lirinë, dhe më pas, sepse nuk i njohën pasojat e vërshimeve që vinin nga popujt armiq të turqve.

Përkundrazi, për Γραικοι të Maqedonisë, ka qenë në rend të parë roli, të cilin ata kanë luajtur në luftat e tyre për të hedhur poshtë zgjedhën turke. Dy popujt e tjerë kryesorë maqedonas: serbët e bullgarët luftuan po ashtu për të njëjtin qëllim, por ata nuk dhanë prova të po asaj këmbënguljeje dhe qëndrese si Γραικοι.

Më 1495 të quajturit Γραικοι ose shqiptarët, kur morën vesh se Karli VIII, mbret i Francës, pushtoi Napolin me qëllim që të marshonte mbi Stamboll, u ngritën për t'u bashkuar me ushtrinë e mbretit të Francës, që duhej të kalonte nëpër Maqedoni. Turqit atëherë i kapi një frikë kaq e madhe, sa gjithë myslimanët që banonin afër bregdetit u tërhoqën në brendësi të tokës dhe sulltani BAJAZIT u përgatit ta linte Stambollin, duke kaluar në tokat e Azisë. *Por papa dhe princat italianë, me armë në dorë, e detyruan Karlin VIII ta ndalte marshimin e vet fitimtar përpara. Dhe pasoja fatkeqe e kësaj qe, se sulltani i dënoi shumë ashpër ose shumë rëndë ata shqiptarë, që i mbështetën shpresat te fitoret e francezëve.*

Më 1571, pas disfatës së flotës turke afër Lepantos nga goditjet e flotës së bashkuar të venedikasve, spanjollëve dhe papës, shqiptarët e Maqedonisë, Epirit e Shqipërisë u ngritën përsëri me shqiptarët e Greqisë kontinentale, të Peloponezit e të ishujve të arkipelagut; por edhe kjo kryengritje dështoi. Rezultati i ri fatkeq ishte që tridhjetë mijë Γραικοι si fetarë, dhe laikë, u masakruan ose u dërguan në

Stamboll dhe atje të vjetërve u prenë kokat, kurse të rinjtë e të rejat u mbyllën në saraj dhe më të fortët nga djemtë u dërguan në anije për t'u përdorur si detarë.

Por pas disa kohësh, kryesisht në Maqedoni, nisën të hyjnë në lojë të famshmit *armatolozë dhe kleftët*, që vinin si nga Γραικοι ose *shqiptarët, edhe nga* Κουτοβλαχοι ose *kucovllehtë*. Streha dhe mbrojtja e tyre kryesore u bë mali i Olimpit. Gjatë dy shekujve armatolozët dhe kleftët qenë mbrojtës të efektshëm për popullsitë e krishtera kundër dhunës së egër të pushtuesit. Veprimtaria dhe energjia e tyre për të mbrojtur vëllezërit e tyre kundër dhunës e shkeljeve të pushtuesit ishin aq të rrezikshme dhe tmerruese për qeverinë turke, sa ajo u detyrua të pranonte, jashtë Olimpit, për dhjetë krahina të tjera si **Verria, Vodena, Kozani, Serresi** etj., një pavarësi pothuaj të plotë.

### Popullsia e Epirit

Me gjymtimin e Perandorisë Bizantine nga kryqtarët e Kryqëzatës së katërt më 1204 dhe vendosjen e popullsive të Perëndimit në tokat e Bizantit, lulëzuan jo një po disa shtete pasardhëse, të vendosura në pjesën veri-perëndimore të Greqisë së mirëfilltë, që është më e saktë të quhen ***despotate*** dhe jo **despotati i Epirit**. Rregullisht historia e tyre duhet të figurojë në periudhën mesjetare, sepse në periudhën nga 1453 e më pas, të cilën po trajtojmë këtu, Epiri tashmë ishte ndërtuar me principata ose shtete, qoftë dhe të vogla dhe nuk është vendi këtu për t'u zgjatur për këtë; duke parë rëndësinë e tij, ne megjithatë do të flasim për ***despotatin e madh.***

### *Themelimi i despotatit të madh të Epirit*

Shteti i vërtetë i madh epirot ose shqiptar, që quhej *Despotat*, u themelua pikërisht atë ditë kur kryeqyteti u kap nga latinët. Një arkond fisnik e trim bizantin, *Mihail ENGJËLLI,* djali jashtë martese i JAN ENGJËLL KOMNENIT, dhe kushëri i perandorit Isak ENGJËLLI e Aleksit KOMNEN, që nga pushtimet e Kryqëzatës së katërt ishte guvernator i temës së Peloponezit. Mihaili kishte lidhje të vjetra me Epirin dhe Shqipërinë, sepse i ati kishte qenë guvernatori i Durrësit. Pas rënies së Konstantinopolit, Mihaili nxitoi të shkonte në Epir për të ndihmuar gjeneralin e temës së Nikopolit, Senakerimin, kundër banorëve të qytetit që kishin ngritur krye; por gjenerali tashmë ishte vrarë nga kryengritësit kur arriti ai. Atëherë Mihail ENGJËLLI u martua me vejushën e Senakerimit dhe e shpalli veten *despot*, domethënë princ të vendit, që shtrihej nga Durrësi në detin Adriatik deri te qyteti i Naupaktit dhe bregu në veri të Gjirit të Lepantit, dhe që u quajt *despotati i Epirit;* pati për kryeqytet *ARTËN* dhe përfshinte Shqipërinë qendrore e jugore të sotme, Epirin grek të sotëm, Etolinë, Akarnaninë, ndoshta Leukadën dhe më vonë Thesalinë e vise të tjera bizantine.

### *Fuqia e shtetit të Epirit*

Mihail ENGJËLLI, themeluesi i despotatit të Epirit u bë kaq i fuqishëm, sa i pengoi venedikasit që të vendoseshin në bregun epirot ose shqiptar të detit Adriatik, që gjatë ndarjes ose *partitis* u ishte lëshuar nga aleatët pushtues. Pas vdekjes së *BODUINIT*, perandorit të parë latin të Konstantinopolit, ai bëri betimin para pasardhësit të tij HENRI, të cilin e donin popullsitë greko-shqiptare të Selanikut për politikën e urtë, që konsistonte në respektimin e privilegjeve të tyre dhe të fesë së tyre dhe, për të forcuar lidhjet e kësaj miqësie, ai ia dha për t'u martuar bijën e tij, EUSTASHA, vëllait të Henrit.

Më 1214 Mihaili u vra natën në shtrat nga një prej shërbëtorëve të vet. Si themelues i shtetit epirotshqiptar mesjetar, ai nuk la si pasardhës veçse një vajzë dhe një djalë jashtë martese në moshë të vogël, që quhej gjithashtu Mihail. Prandaj pasardhës i tij u bë Teodori, i vëllai, ai që kishte mbrojtur me trimëri ish zotërimet e Peloponezit lindor dhe që kishte qëndruar më parë në oborrin e Pallatit të Nikesë për të forcuar lidhjet e dy shteteve bizantine ose γραικοι-shqiptar: lindori i Nikesë dhe perëndimori i Artës ose Ambrakisë.

Teodori e ngriti despotatin e Epirit në një fuqi shumë të madhe. Ai rifitoi Thesalinë, Ohrin, Përlepin, Pelagoninë, Elbasanin dhe vijoi pa ndërprerje e pa u lodhur të luftonte për zgjerimin e kufijve të shtetit të tij dhe për ta shtuar fuqinë. Hyrja e dytë e Teodorit *Duka Engjëll i Komnenëve* në Selanik më 1222 ishte triumfuese dhe gëzimi i popullit të tij shqiptaro-grek ishte i papërshkrueshëm, që shihte kështu të afrohej plotësimi i ëndrrës për rindërtimin kombëtar.

Por ambicjet e Teodorit nuk kishin kufi. Duke bërë aleancë me perandorinë e Gjermanisë, Frederikun II, më 1230 me një ushtri të madhe, të përbërë nga shqiptaro-grekë dhe gjermanë, sulmoi mbretin e bullgarëve ASAN II në Klokonicë afër Maricës, ku u mund keqas dhe vetë ra rob. **Epiri pas ardhjes së turqve**

Gjatë pjesë së dytë të shekullit XIV u shfaq një pushtues i ri në Gadishullin Ballkanik: *turqit.* Pas një shekulli luftash, këta pushtues, duke shkuar nga një fitore në tjetrën, arritën të konsolidojnë pushtimet e tyre dhe të vendosen gjatë një vargu shekujsh në territoret e ish Perandorisë Bizantine.
Që nga viti 1360 turqit patën si kryeqytet të përkohshëm të shtetit të tyre qytetin e Adrianopolit në
Trakë, dhe pas 30 vjetësh, më 1389 shpartalluan në *Fushën e Mëllenjave* (Κοσσυφοπεδιον) forcat e ushtrisë serbe, të vetmit shtet relativisht të fuqishëm që ende mbetej në këtë periudhë. Që nga kjo disfatë imazhi historik i shteteve të ndryshme, që ishin pasardhëse të Perandorisë Bizantine: të shqiptarëve, serbëve, francezëve, italianëve, u shtjellua si një imazh tepër i errët.

Më në veçanti në Epir, në një brez të bregut perëndimor, ndërmjet Naupaktit, Durrësit e më në veri, nga fundi i shekullit XIV gjendja historike ishte, në vija të përgjithshme, si vijon: në veri të Epirit të madh mbizotëronte elementi shqiptar i Karl TOPISË së fuqishëm, që e kishte shpallur veten "princ (αυθεντις) i Shqipërisë". Nga fundi i 1368 ai mori gjithashtu Durrësin, që e ngriti në shkallën e selisë së oborrit të vet dhe mbizotërimi i shqiptarëve në Epirin e Veriut të kësaj epoke vazhdoi edhe pas vdekjes së princit të fuqishëm, që ndodhi më 1388. Historia e Epirit të Jugut është, siç e kemi parë, shumë më e pasur dhe me fakte të ndryshme. Që nga viti 1359 sundues i viseve të pushtuara ishte Simeon UROSHI, i cili ia lëshoi principatën e Janinës Thoma PRELJUBOVIÇIT (1367-1385). Më
1385 erdhi pasardhës i Preljuboviçit Esau BUONDELMONTE, si i shoqi i vejushës së tij Maria Angjelina PALEOLOGU. Më në jug të vendit mbretëronin krerët e fuqishëm: *GJIN BUA SHPATA*, si despot i Akelout dhe Angjelokastrës (1360-1400) dhe *Pietro LJOSHA*, si despot i Artës dhe Rogut (1360-1374). Gjatë këtyre viteve nisi të merrte forcë familja napolitane e TOKOVE, që ishte e destinuar të luante një rol të dorës së parë në vitet e fundit të Epirit mesjetar.

Gjatë luftës për pavarësinë e Greqisë të gjithë njerëzit në Greqi, në Azinë e Vogël, në Turqinë Europiane etj., flisnin shqip, por shkruanin greqisht, sepse shkolloheshin (ata që kishin mundësi) në greqishten. ( engjëllorët NUK ISHIN AS HELENË, AS GREKË, AS ISHIN ME ORIGJINË
ARISTOKRATIKE FRANCEZE; QË KËTEJ VININ MARRËDHËNIET E TYRE KRYESISHT MARTESORE ME DERËN E Anzhuinëve dhe derën e francezëve të Peloponezit e të gjithë Lindjes). Familja e ENGJËLLORËVE ishte besnike dhe e devotshme ndaj Kishës Ortodokse Lindore. Veprimtaria e palodhur e këmbëngulëse administrative e ushtarake e këtyre princave shqiptarë, luftat e vazhdueshme dhe betejat e papushuara të shqiptarëve gjatë shekujve janë fakte historike, që dëshmojnë se rajoni i quajtur Epir ka qenë, gjatë viteve të fundit të ekzistencës së Perandorisë Bizantine, vendi më i fortë dhe më i flaktë.

Prova më e madhe e kësaj fuqie shqiptare janë ushtritë e mëdha të pathyeshme, të organizuara në mënyrë të përsosur, që në një kohë fare të shkurtër despotët e Epirit i ngrinin më këmbë për luftë kundër cilitdo armik, që do të kundërshtonte themelimin e një shteti të madh shqiptar, i cili do të zëvendësonte Perandorinë Bizantine në Gadishullin Ballkanik. Nuk i takoi despotatit të madh të Epirit dhe asnjë shteti tjetër të krishterë të bëhej pasardhës i Perandorisë Bizantine, sepse ajo i kaloi kalifit, sulltanit të osmanëve. Por përpjekjet e mëdha të familjes së shkëlqyer perandorake të ENGJËLLORËVE dhe mbi të gjitha princërve: Mihaili I, Teodori I dhe Mihaili II i hodhën aq thellë rënjët, sa nga këto rrënjë do të dilnin më vonë ***kleftët*** dhe ***armatolozët***, të cilët gjithë bota i njeh si grekë, por që në të vërtetë janë shqiptarë autentikë, të cilët arritën të mbronin popullin e vogël të krishterë nga abuzimet dhe arbitrariteti i sunduesve, të mëdhenj e të vegjël, dhe më pas heronjtë e famshëm, pa harruar trimat SULJOTË, që luftuan për pavarësinë e Greqisë më 1821-1830 dhe që i ngritën lavd Heladës, ndonëse të gjithë ishin shqiptarë, si: Th. KOLOKOTRONI, M. BOÇARI, ATH.
XHAKO, K. XHAVELLA, G. KARAISKAQI, KUNDURIOTI, KANARISI, MJAULI, MAVROMIHALI etj., etj. Së fundi, vendi që helenët e quanin Epir ka nxjerrë edhe një kategori tjetër njerëzish të shquar, që i thërrasin me emrin: ***njerëz të mëdhenj*** dhe vendi i të cilëve është quajtur: ευανδρος χωρα, domethënë: ***vendi i njerëzve të mëdhenj*** të cilët, duke qenë gjithnjë shqiptarë, për shkak të fatit të tyre kanë dhënë ndihmesë për ngritjen e shkollave të ndryshme, të pajisura me fondet e nevojshme për mbajtjen dhe ruajtjen e tyre dhe ku, meqë *mësimi i gjuhës shqipe ishte i ndaluar (për shkak të ndërhyrjes së sulltanit të Patriarkatit Ekumenik për këtë qëllim)*, kanë shërbyer për të mësuar greqishten (?!).

Ne nuk po i shesim mend askujt, duke thënë se fjala ***epirot*** do të thotë ***shqiptar*** dhe aspak ***helen***. Shprehja ***epirotica lingua*** gjithmonë ka pasur kuptimin ***gjuha shqipe*** dhe asnjëherë: Ελληνικη γλωσσα.

## Periudha turke e Epirit

### *Periudha e parë e pushtimit*

Osmanët që u vendosën në qytetin e Janinës pas pushtimit ishin të shumtë në numër dhe tradita na tregon, se meqë nuk kishin gra, ata merrnin vajza të krishtera si gra dhe kështu formuan bërthamën e parë turke në lagjen e re turke të qytetit.

I gjithë Epiri ra nën sundimin e turqve, me përjashtim të Akciumit, Vonicës dhe Vlorës që ishin të pushtuara nga venedikasit, të cilët më vonë e shtrinë sundimin e tyre mbi disa pika të tjera të bregut shqiptar. Kështu më 1454, pasi marshuan me një ushtri të mjaftë, ku bënin pjesë mjaft korkiras, ata morën fortesat e Pargës, Butrintit, Sajadës, Strovilit e Rignasës. Më 1463 ata morën edhe kështjellat e Sopotit, Himarës, Arilit e Ajës.

Turqit u përpoqën t'i rimerrnin këto kështjella më 1475, por shqiptarët vendës, të ndihmuar gjithashtu nga tre mijë korkiras që vajtën për t'i ndihmuar, i bënë të kota gjithë përpjekjet e turqve. Pas këtyre ngjarjeve, venedikasit depërtuan më thellë në breg dhe pushtuan në brendësi tokat e nja njëqind qendra. Shumë shqiptarë, që iknin nga zgjedha turke, u vendosën në zotërimet venedikase, ku morën toka e pasuri të tjera të patundshme, sepse parapëlqenin fatin e politikës venedikase. Shumë të tjerë gjithashtu hynë në trupat ushtarake të *stradiotëve*, të përbëra nga kalorës shqiptarë, që kanë dhënë prova të një trimërie të madhe të jashtëzakonshme dhe guximi të veçantë gjatë luftave ndërmjet venedikasve e turqve në shekujt XV e XVI.

Më vonë edhe Porta e Lartë, duke imituar venedikasit, që u besonin shqiptarëve autoritetin e nevojshëm për të arritur sigurinë lokale mbi përgjegjësinë e tyre, i njohu gjithashtu çdo krahine autoritetet lokale, që u quajtën: *armatoli ose* αρματολικα dhe kapitanate: καπετανατα.

Megjithëkëtë ndërmjet turqve e shqiptarëve nuk kanë mbretëruar marrëdhënie paqësore, sepse shpesh venedikasit ose mbretër të tjerë të krishterë i kthenin me lehtësi në anën e tyre shqiptarët në rastin e sipërmarrjeve kundër turqve. Kështu më 1481 aramtolozi shqiptar Korkodeli (Karkandeli?) KLADHA, duke u nisur në Shqipëri me Gjin Kastriotin në katër anije, që ua kishte dhënë mbreti Ferdinand i Napolit, arritën deri në portin e Vlorës dhe afër bregut të maleve të Himarës.

Pesëdhjetë qendra të krishtere bënë kryengritje me zbarkimin e kësaj force dhe e dëbuan pushtuesin. 3000 turqit që erdhën me ngut për të përforcuar ata të kështjellës së Himarës, ua mbathën dhe KLADHA pushtoi këtë kështjellë dhe Papalin në emër të mbretit Ferdinand.

Banorët e malësive afër gadishullit të Gjuhës ose Akrokerauneve, të quajtur ***himariotë***, mbetën të panënshtruar deri më 1518, kur renegati Iliaz PASHA, i ndihmuar nga admirali Sinan PASHA, ia doli t'i detyronte ta pranonin sundimin osman në shkëmbim të një numri privilegjesh, nga të cilat më të rëndësishmet ishin liria për të mbajtur armë dhe përjashtimi nga taksa për krye.

Pas disa vjetësh (1495) shpërtheu një kryengritje tjetër në Epir e Thesali, nën nxitjen e mbretit të Francës Karli VII, për të rifituar fronin e Bizantit. Por projektet e mbretit Karli VIII dështuan dhe shqiptarët kryengritës u braktisën për të pësuar përndjekjet e rënda dhe hakmarrjen pa dallim të turqve. Por kryengritja e armatolozëve shqiptarë, që ndodhi më 1585 me nxitjen e venedikasve, këtë radhë mori përpjesëtime shumë më të mëdha. Gjatë kësaj kryengritjeje armatolozi i Vonicës e Luros: Teodor BUA ose GRIVA i griu për një natë turqit e Vonicës e të Ksiromerionit. Duke imituar shembullin e tij, aramtolozët Puli DHRAKO dhe MALAMASI morën Artën e u drejtuan kundër Janinës, duke u shkaktuar turqve dëme të mëdha të pandreqshme.

Forcat turke, të ardhura si nga Thesalia e Maqedonia, dhe nga Akarnania, u hodhën kundër tyre. Teodor BUA u vendos në pozicione luftimi pranë brigjeve të Akelout; por pasi u plagos rëndë, ai u detyrua të tërhiqej në grykat e maleve të afërta dhe të kërkonte ndihmën e të vëllait, Gjin BUAS, që ndodhej në Epir. Megjithatë në Epir kryengritësit e sulmuar nga forca të tjera, që vinin nga Thesalia dhe Maqedonia, pësuan një disfatë të plotë, gjatë së cilës Gjin BUA u vra heroikisht në luftim. Pasi mori këtë lajm, Teodor BUA arriti të kalonte në ishullin e Itakës me disa nga shokët e tij besnikë, ku vdiq nga plagët.

Kjo lëvizje kryengritëse e shqiptarëve u bë shumë më e fortë një shekull më vonë dhe solli një ndryshim të madh në gjendjen e përgjithshme të rajonit.

### *Ndryshimet rrënjësore përgjithësisht në jetën e vendit*

Qeveria turke, duke ndjekur sistemin e përgjithshëm që zbatonte në të gjitha vendet e krishtera të pushtuara në Azinë e Vogël, edhe në Epir gjithashtu e la në thelb të pandryshuar gjendjen e punëve administrative e ekonomike, siç kishte qenë. Ndryshime rrënjësore në Epir u shfaqën duke nisur nga shekulli XVII dhe ishin pasojë e fakteve, që dëshmojnë një zgjim të gjallë të dëshirës për të rivendosur gjendjen politike e kombëtare, që kishte qenë para pushtimit.

Kalorësit e Maltës u morën vesh (1603) me shqiptarët; si rrjedhim, ata i drejtuan anijet dhe forcat e tyre drejt brigjeve të atdheut të këtyre të fundit me qëllim që të zbarkonin; por një tradhti e zbuloi këtë marrëveshje dhe zbarkimi dështoi (1606). Shumë nga ata, që ishin marrë me përgatitjet e kryengritjes, u vranë; një prift u "rop" i gjallë si një peshk dhe lëkurën, bashkë me kokën e prerë të komplotistëve e dërguan në Stamboll. Gjatë kësaj kohe u vu re edhe një lëvizje kryengritëse më e përgjithshme, në dobi të Dukës së Navarës, Karlit II, ambasador i Francës në Romë, që mbahej se kishte të drejtat e trashëgimit mbi fronin e Paleologëve dhe që gjithë shqiptarët e quanin Konstantin Paleologu.

Më 8 shtator 1612 u mblodh në Kukës të Shqipërisë një kuvend i përgjithshëm i *përfaqësuesve klerikë e laikë, që votoi për një kryengritje të përgjithshme* të të krishterëve për të rifituar fronin e Bizantit. Këtë vendim nuk e pasoi asnjë shfaqje e një kryengritjeje të përgjithshme, me përjashtim të veprimit heroik të DENISIT, peshkopit të Trikallës, që turqit e mbiquajtën SKILOZOFI ose Σκυλοσοφον Qeni i Urtësisë. Ky plak në moshën 70 vjeç, duke komanduar më shumë se 800 burra, në pjesën më të madhe të rinj, të armatosur me çomanga, hynë natën ndërmjet 10 e 11 shtatorit 1612 në Janinë, ku u vunë zjarrin edhe disa ndërtesave publike. Revolta u shtyp nga turqit dhe shumë nga kryengritësit, pasi u kapën, u masakruan.

Për shkak të këtyre ngjarjeve, në Epir ose në Shqipëri pasoi *një periudhë e shtypjes së rëndë, sidomos nga ana e spahinjve të islamizuar,* që bëri të lindte në shpirtin e popullsisë një prirje e përgjithshme apostazie ose kthimi në islamizëm, me qëllim që t'u vinte fundi vuajtjeve të tyre, duke e kthyer fenë. *Popullsia myslimane, që deri në shekullin XVII përbënte një të pestën e banorëve të gjithë Epirit ose Shqipërisë, pas këtyre konvertimeve në masë, mori një zhvillim shumë të madh.* Në atë rajon, që pas Luftës së Parë Botërore 1914-1918 helenët e quajnë *"Epiri i Veriut"*, ka ende një përzierje kureshtare dhe karakteristike të zakoneve të veçanta, si krishtere dhe myslimane, që e bëjnë besimin e Muhametit krejt origjinal; ka ende familje myslimane të shquara, që ruajnë emrat e krishterë të stërgjyshëve, për shembull: Elias Pasha etj. Profeti Elia ka fituar te shqiptarët myslimanë në Epirin e Veriut një nderim të veçantë dhe, nga ana tjetër, qytete sot myslimane kanë ruajtur ende dhe kanë mbajtur madje kisha të krishtera. Dihet, nga ana tjetër, se spahinjtë, para se të shpalleshin *plotësisht* myslimanë, ishin *të krishterë të fshehtë.*

### *Qendra e Sulit dhe suliotët e famshëm*

Është e sigurtë, që sundimi turk ka ndikuar shumë mbi mënyrën e jetesës së shqiptarëve. *Megjithatë, format më të mira të jetës më të vjetër të banorëve të Epirit ose Shqipërisë janë ruajtur në krahinat malore.* Çdo qendër e këtyre malësive kryesohej nga banori më i shquar, që zgjidhej nga elita dhe që për këtë quhej: *kryeplaku.* Kryeplaku dhe këshilli i tij drejtonin punët e krahinës dhe kishin nën kujdes mbledhjen e taksave. Por treguesi më i veçantë dhe domethënës i gjendjes në fuqi në Epir ose Shqipëri ishte konfederata e 11 qendrave të SULIT, të ngritura në shkëmbinjtë e tyre të paarritshëm. Kjo konfederatë gëzonte një autonomi të plotë, pasi e jepte në para taksën e zakonshme të rajave dhe xhelepin e bagëtive. Megjithatë njëkohësisht ajo arkëtonte nga ana e vet një taksë të qendrave, që numëroheshin 60, të përhapura në fushën rreth malësisë dhe që konfederata e mbante në zotërimin e vet. Për më tepër, suliotët merrnin edhe një sasi të ardhurash nga ana e bejlerëve dhe agallarëve fqinjë, *sepse u ruanin atyre tokat nga grabitjet e konederatës!* Suliotët me trimërinë e guximin e tyre u imponuan dhe i rregullonin si sovranë punët e krahinës së tyre, ashtu si bënin kudo në Epir ose Shqipëri gjithashtu guvernatorët e ndryshëm muhamedanë, duke qenë puna e tyre kryesore armët për të ruajtur epërsinë e vet.

### *Himariotët*

Gjysmë të pavarura kanë qenë edhe krahina të tjera të Shqipërisë, si Himara, që gëzonte po ashtu privilegje të rëndësishme. Banorët e saj u ngjallnin tmerr guvernatorëve përqark të Delvinës, Vlorës, Gardhiqit e Hormovës. Në këto rajone malësore, shpirti luftarak është ruajtur i pandryshuar dhe i pamposhtur, ai i ka dhënë shpirt forcës së armatosur të Shqipërisë, që e ka bërë këtë forcë të renditej gjithnjë në anë të gjithë armiqve të turqve dhe, në rastet kur nuk ka pasur asnjë forcë tjetër që të renditej me të, ajo i godiste drejtpërdrejt vetë turqit fare e vetme.
Helenët, që u është errësuar mendja nga emri i shqiptarëve, pretendojnë se ata që banojnë sot në Shqipëri: *"kurrë nuk kanë formuar në të kaluarën një shtet, që të kishte po ata kufij si vendi i sotëm, as nuk kanë pasur një unitet çfarëdo, qoftë etnologjik ose tjetër, as dhe një emër."* E këta helenë, që mbajnë një emër të humbur që në antikitet pas vitit 146 para K., pa e ditur se çfarë ka qenë helenizmi i vjetër dhe origjina e tij, duan t'ua veshin këtë edhe epirotëve të lashtë dhe ilirëve, dhe na shkruajnë: "helenizmi shtrihej deri në Orik në gjirin e Vlorës. Banorët e *Epirit të Veriut,* kaonët, atintanët, perrebët ka shumë të ngjarë që të ishin helenë, sipas mendimit të historianit BELOCH. Në rajonin e Shqipërisë së sotme në veri të

Orikut banonin ilirët, me përjashtim të disa qyteteve helene të Apolonisë dhe Epidaurit, dhe në portet e Lisit, Akrolisit e Vlorës". Duke shkruar ose duke e lexuar këtë, helenët tanë të sotëm besojnë fort se popullsitë e Greqisë së lashtë, që quheshin qoftë helenë, qoftë pellazgë, qoftë me të dyja, flisnin si gjuhë amëtare, sipas epokave, gjuhën e Homerit, gjuhën e Platonit, të Aristotelit, të Lukianit dhe të gjithë autorëve të tjerë. Por ne tashmë e dimë, se ata nuk flisnin gjuhën greke.

Por, duke e marrë "gjykimin" e mësipërm si të ishte i vetmi i vërtetë e autentik, helenët vijojnë: "këto vërejtje të përgjithshme lidhur me banorët e lashtë të Shqipërisë së sotme na ndihmojnë për të kërkuar origjinën e shqiptarëve të sotëm. Është e lehtë të kuptohet, se shumica e kërkuesve janë të mendimit, që shqiptarët e sotëm, edhe nëse janë përzier me popuj të tjerë, doemos kanë ardhur, të paktën në pjesën më të madhe, nga banorët e lashtë të vendit, ilirët. Sido qoftë, për pjesën e brendshme, Shqipërinë malore, ne mund të pranojmë vetëm që ilirët e lashtë kanë ikur dhe kanë ardhur popuj të tjerë për t'i zëvendësuar. Doket e zakonet shumë të lashta dhe patriarkale dhe e gjithë jeta e malësorëve shqiptarë flet në favor të mendimit, se ata janë pasardhës të ilirëve të lashtë". Këtu helenët kanë arsyetuar në mënyrë të përsosur: përse të mos bëhet e njëjta gjë për gjithë rajonet e tjera, popullsitë e lashta të të cilave vijnë nga pellazgët, trakët dhe argiasit, dhe do të ishin në pajtim me mendimin, që ne e kemi paraqitur në këtë vepër.

Helenët humbasin në hamendje dhe nuk e shohin origjinën e vërtetë atëherë, kur është çështja për fjalën: shqiptar, të cilën ata me shkopin magjik e zbresin nga malet e Shqipërisë. Ja se si: "... Çështja e banorëve të brigjeve të detit, të fushave dhe të Epirit, në raport me atë të malësorëve, ndryshon. Atje ka pasur *një popullsi të shumtë helene* dhe më vonë, gjatë periudhës romake e venedikase, kanë ardhur gjithashtu shumë romakë ose italianë dhe, si rrjedhim, popullsia nuk ka mbetur ilire, por ka ndryshuar vazhdimisht, duke marrë pak nga pak një karakter shqiptar si pasojë e zbritjes së malësorëve drejt bregdetit e qyteteve (Ku mund të shihet evoluimi i ilirit në shqiptar? e për çfarë shkaku?). Më konkretisht, lidhur me banorët e Epirit të Veriut (?) *duhet konsideruar si absolutisht ekzakt fakti, që ata formonin një popullsi helene autentike(?)"* Kjo do të thotë jo shqiptarë të helenizuar nga shkolla, as njerëz me një prejardhje krejt tjetër. Të kujtojmë këtu, se tashmë e kemi shpjeguar, që në antikitet çdo shqiptar, i cili si gjithë bota, mësonte greqishten, bëhej helen nga kultura dhe qytetërimi. Del se himariotët, që u lodhën aq shumë për t'u shpallur helenë, na paskan mësyrë porta të hapura, ata paskan lindur shqiptarë dhe janë helenë nga kultura. E njëjta gjë është për ata të Dhrovjanit dhe disa grekofonë të tjerë, që janë dygjuhësh, ata janë shqiptarë dhe helenë.

## E ARDHMJA E SHQIPËRISË

Vështirësia relative e komunikimeve, vendosja gjeografike e vendit dhe munges e traditave historike, të cilat arsimi i sotëm përpiqet t'i zhdukë, kanë bërë që shumë autorë të besojnë se Shqipëria nuk mund të jetojë, sepse ajo nuk ka unitet as kombëtar, as gjeografik. Me gjithë këto vështirësi, uniteti kombëtar do të krijohet dhe do të jetë një zbrapsje drejt mesjetës, që të kërkohet t'i mohohet liria dhe autonomia një populli, si shqiptarët. Kryesisht historianët serbë, si GOPCEVICI, kanë këmbëngulur shumë për vështirësitë e përmendura më sipër dhe madje kanë pretenduar përtej mase, që në mesjetë shqiptarët e veriut kanë qenë serbë (?!). Pavarësisht nga sundimi i serbëve në Shqipëri gjatë mesjetës bizantine dhe depërtimi i sllavëve në këtë vend, sot nuk ka serbë në Shqipëri; përkundrazi, të paktën 500.000 shqiptarë për shkak të caktimit keqdashës dhe të pjesshëm të kufirit shqiptaro-serb, kanë mbetur jashtë në Serbinë e Vjetër dhe në qytetet më afër Shqipërisë, si Prishtina, Gjakova, Peja, Dibra etj., që po të themi të vërtetën, janë shqiptare.

Cilado që të jetë, përvoja e tashme e shtetit shqiptar përgënjeshtron plotësisht pohimet serbe, që u mohojnë shqiptarëve çfarëdo ndjenje patriotike dhe krejt unitetin kombëtar. Le të gjykojmë: nga banorët e sotëm të Shqipërisë, 67 përqind janë myslimanë, 21 përqind të krishterë ortodoksë dhe 12 përqind katolikë. Nga myslimanët përsëri pjesa më e madhe i përket herezisë liberale të *bektashinjve* dhe të tjerët janë *sunitë*, domethënë muhamedanë ortodoksë. Me gjithë këto dallime fetare, në Shqipëri nuk ka asnjë fanatizëm dhe pasuesit e feve të ndryshme kanë bashkëpunuar gjithmonë për çështjet e mëdha, që kanë të bëjnë me vendin, dhe në të gjitha luftat kundër turqve ose italianëve kanë parë vetëm interesin e Shqipërisë. Ashtu si dallimet fetare, edhe dallimet shoqërore e zakonet e doket e ndryshme nuk mund ta pengojnë zhvillimin kombëtar të vendit, nga do të vijë, në radhë të parë, përparimi dhe shtimi i komunikimeve, pastaj tharja e plotë e kënetave, e së fundi, si pasojë logjike, një jetë më e mirë shoqërore e afërt me atë të popujve të tjerë të qytetëruar.

***Libri i pestë:***

## SEKRETI I EPITAFEVE

## MBISHKRIMET NGA KRETA

Për të konfirmuar mendimin tonë për identitetin e gjuhëve: pellazge, tirenase ose etruske, hitite ose heteokretase, frigase, likiase, kariase, etj., me gjuhën shqipe të sotme, dhe cilësinë e kësaj të fundit si mëmë të sanskritishtes, greqishtes së lashtë dhe latinishtes, dhe për të provuar se pellazgjishtja, origjina e së cilës humbet në errësirën e kohëve parahistorike me atë të vetë njeriut, si gjuhë primitive, ka dhënë ndihmesë për formimin e gjithë gjuhëve të tjera të quajtura dytësore ose mesopotamase dhe që më shpesh zakonisht i quajnë semitike, ne do të japim më poshtë tekste nga disa mbishkrime të lashta, të cilat dijetarët, me gjithë përdorimin e gjithë gjuhëve që njihnin, me përjashtim të shqipes, nuk kanë arritur t'i përkthejnë.

Lidhur me këtë, është kureshtare pikërisht shqipja, të cilën të ashtuquajturit albanologë, të cilët i njohin vetëm disa thërrime që hyjnë në gjuhët e ndryshme të juglindjes europiane, të cilat ia kanë marrë hua, e kanë cilësuar përzierje të këtyre gjuhëve të ndryshme të kohëve të reja, të cilat është e vetmja e aftë t'i përkthejë, sepse në të vërtetë është fjala për dialekte të po asaj gjuhe, diferencimi i të cilave është pasojë e mijëvjeçarëve të gjatë që i kanë ndarë.

Mirëpo nuk mund të ishte ndryshe, sepse ne tashmë e dimë, që heteokretasit kanë qenë pellazgë, që flisnin po atë gjuhë si pellazgët tirrenas të Lemnosit dhe tirrenasit, etruskët ose toskët shqiptarë të sotëm. Dhe ky zbulim i rëndësishëm filologjik, domethënë mundësia për të përkthyer mbishkrimet e lashta të Azisë së Vogël, të Greqisë, të Italisë dhe të ishujve nëpërmjet shqipes, që madje dhe pa ndihmën ose mbështetjen e leximit të mbishkrimeve ideografike të ishullit të Kretës, mjafton për të zgjidhur përfundimisht çështjen etnologjike të banorëve të lashtë të këtij ishulli dhe të qytetërimit minoik, dëshmon se që të dyja çështjet lidhen me pellazgët.

MBISHKRIMI I FREZOS i gjetur
nga Prof. HALBHERR më 1893 gjatë
gërmimeve në Itali

Mbishkrimi është shkruar βουστροφηδον me shkronja të alfabetit jonian arkaik; si rrjedhim, ai i përket shekullit VI para K. Për lehtësi megjithatë ne po e transkriptojmë të gjithë nga e majta në të djathtë, ashtu siç është në tekstin origjinal.




Mbishkrimi heteokretas i mësipërm duket se është më i ploti nga të tre që kemi, sepse kuptimi i tij i përgjithshëm na duket më i qartë dhe më i lehtë për ta përkthyer. Disa shkronja që i mungojnë, pesë a gjashtë gjithsej, ka qenë e lehtë të gjenden, sepse i përgjigjen përsosurisht asaj, që duhet për të plotësuar kuptimin.

Por edhe nëse kemi bërë gabime në zgjedhjen e tyre, kuptimi mbetet po ai, sepse shkronjat që mungojnë nuk u përkasin fjalëve kryesore, që zënë një vend të rëndësishëm në tekst, por pjesëzave të thjeshta që nënkuptohen lehtë sipas kuptimit të përgjithshëm po të hiqeshin nga teksti këto pjesëza njërrokëshe, që nuk janë veçse tri, nga dhjetë fjalët e tjera që mbeten, tri janë emra të përveçëm:

ΑΡΚΙΑ, ΑΡΚΑΚΟΚΛΕΜΙ, ΑΜΑΣΤ

dhe shatë të tjerat, ndonëse nuk ka asnjë pikësim, janë fare të lehta për t'i dalluar dhe asnjë prej tyre nuk sjell marrjen me dy kuptime ose në mëdyshje.

Sipas kuptimit që nxjerrim, ja se si duhen plotësuar vendet e zbrazëta dhe si duhen ndarë shkronjat sipas fjalëve, për ta bërë tekstin të kuptueshëm:

[ΓΑΜ], ΜΚΑΛΜΙΤ, ΚΕ ΟΜΙ, ΒΑΡΞΕΙΑ [ΤΑΙ]Ο,
ΑΡΚ[Ι]Α, ΓΜΕΤΙΜΕΛΜ, ΑΡΚΑΚΟΚΛΕΜΙ,
ΛΕΓ, [Ι]ΑΜΕ, ΓΑΜ, ΑΜΑΣΤ.

Dhe ja tashti po ai tekst, i transkriptuar në *shqipen e sotme*, që çdo shqiptar, qoftë gegë ose toskë, mund ta përkthejë me lehtësi:

PAS NGJALLMIT1) QË BËRI VAJZA 2) TAJO3)

ARKIA SHPËTUEMJA 4) ARKAKOKLESI

YEP 5) (për JEP) 6) PAS 7) P(A)G(Ë)N ANAISË.

dhe që ne e përkthejmë nga ana jonë si:

*Pas ringjalljes që bëri vasha e virgjër*

*në Arkia, ka shpëtuar, Arkakoklesi i jep*

*pas pagën Anaisë.*

**Vërejtje**

1) - *NGJALLMIT,* do të thotë në shqipen pikërisht: *ringjallje,* siç e kemi shkruar më sipër. Kjo fjalë, e përdorur këtu në këtë tekst, provon, se dy mijë vjet më parë, likiasit gjithashtu e përdornin si shqiptarët e sotëm me kuptimin: *shërim i mrekullishëm*. Në botën shqiptare dëgjojmë shpesh të thuhet:

**[*b]Kjo qe një ngjallje, shpëtimi i këtij djali***, kur ndonjë, që e quanin të vdekur, ngrihet nga një sëmundje shumë e rëndë. Dhe kjo thirrje e bërë për të njëjtën arsye: **Ish i vdekur dhe u ngjall!**

2) - *VAJZA*: - ka disa evoluime, sipas krahinave; kështu kemi: ***vajza, vasha, vazhëza, varsha, varzha, varza***, etj., të gjitha trajta të shquara, që duan të thonë: vajzë e re e virgjër, si dhe të tjerat: **virgjëreshë çupa, cuca, çika**, etj.; ka edhe të tjera: **goca...**

3) - *TAJO:* është forma e shkurtuar e: ***te+ajo*** = *tajo*, që do të thotë: *te ajo atje*, ose më larg se: ***te kjo*** = *te kjo këtu*, që ndodhet më afër; janë që të dyja femërore, ndërsa format e tyre mashkullore janë: ***te+ay=tay=te ai atje***, për larg, dhe: ***te ky = te ai këtu***, afër.

4) - *SHPËTUEMJA*: është trajtuar e shquar femërore e pjesores së shkuar të foljes: ***shpëtoj*** *ose* ***shpëtonj***, që është gjithashtu veprore e pësore me kuptimin: *e shpëtoj dikë* nga vdekja, nga mbytja ose nga çdo rrezik tjetër, që pësore dhe jokalimtare do të thotë: *shpëtoj veten, iki.*

Shembuj: ***e shpëtova nga mbytja; shpëtova nga plumbi***.

Forma e lashtë, që figuron në tekstin e mbishkrimit, e transkriptuar me shkronja latine të sotme, na jep: **PSETIMEYN.** Shkronja e parafundit, po të duam ta transkriptojmë me shkronja greke, duhet shkruar: ΠΣΕΤΙΜΕΓΝ, ashtu siç është shkruar gjithashtu në tekst.

Kjo formë: *ARKIA, PSETIMEN*, domethënë: ***Arkia, e shpëtuar***, e tekstit të lashtë, që ka rreth dy mijë vjet, i përgjigjet dialektit gegë të shqipes, që thotë: ***Arkia (të) shpëtumen***, sepse dialekti toskë thotë: ***Arkia(të) shpëtuarën***, që ka po atë kuptim.

5) - *YEP* e transkriptuar me shkronjat e sotme shqipe: *JEP*, përkthehet me: jep, veta e tretë e tashme e dëftores së foljes: *JAP*.

6) - *PASË* në shqipen: me pas, pas shërimit të Arkias Arkakoklesi jep...; ne personalisht nuk shohim ndonjë shpjegim tjetër.

7) - *P(A)G(Ë)N* - ne mendojmë, se këtu, ashtu si ndodh shpesh në etruskishten (e sidomos është e zakonshme në arabishten dhe në gjuhët e tjera mesopotamase) është fjala për një zakon që të shkurtohen fjalët, duke hequr zanoret. Kjo ide na ka ardhur, sepse nuk e shohim se si do të kishte një fjalë hitite të Kretës, që do të ishte e plotë pa pasur zanore, duke e ditur mirë, se normalisht kjo gjuhë, veç kësaj, i përdor shpesh. Në fakt kjo fjalë: PGN, tri bashkëtingëllore, nga pozicioni i saj në tekstin heteokretas, duhet të ketë kuptimin: ***blatim për t'i paguar Anajt***, dhe ne arritëm në përfundimin se duke ndërfutur zanoret që mungojnë, do ta kishim fjalën të plotë; kështu na doli fjala, që në shqipen e sotme i përgjigjet po asaj fjale: PAGËN, qe do të thotë plotësisht të njëjtën gjë: blatim, pagë, shpërblim etj.

Rrjedhimisht del, nga gjithçka më sipër si vërejtje, se kuptimi i mbishkrimit është ky:

*Arkakoklesi për hyjneshën Anajtis Virgjëreshë jep një blatim si shpërblim për shërimin e Arkias, pa dyshim gruaja e tij, nga një sëmundje e rëndë, për të cilën mbishkrimi nuk flet.*

**MBISHKRIMET KARIASE**

Gjuha e kariasve dhe vetë kariasit përbëjnë, për mendimin tonë, një element shumë të rëndësishëm.

Sipas Herodotit, këta kanë qenë në antikitet nënshtetas të mbretit të Kretës, MINOSIT, dhe me emrin e lelegëve, kanë qenë zotër të pothuaj gjithë ishujve të Detit Egje.

Në fakt, gjatë luftës së Peloponezit, nga gërmimet që janë bërë në ishullin Delos janë zbuluar varre të kariasve (Tuk. I., 8), që provojnë po ashtu se emri i lelegëve për të lashtët ka qenë i pandarë nga ai i kariasve.

Lakonia ose Lacedemoni para grekëve, sipas Pauzanias (IV, 1, 1.) dhe Hezikut quheshin: **Lelegi**, dhe po ashtu quheshin lelegë banorët e Thesalisë (St. i Biz.), të Lokridës, të Akarnanisë dhe të Leukadës (Aristoteli).

Nga ana tjetër, sipas traditës së një historiani karias, heronjtë Lykiani, Termerosi dhe Lykusi kanë qenë lelegë; që këtej del se kariasit dhe lelegët formonin një popull me prindër të afërt dhe të një gjaku me likiasit.

Për më tepër, sipas Herodotit, kariasit i njihnin lidiasit dhe myzët po ashtu si vëllezër, dhe kjo farefisni tradicionale ndërmjet kariasve dhe lidiasve e popujve të tjerë pellazgë të Azisë së Vogël provohet edhe një herë qartë nga shqyrtimi i gjuhës së kariasve.

Lidhur me këtë gjuhë kariase Herodoti (VIII, 133-136) na mëson se gjatë luftave me persët, në orakullin e tempullit të Apollonit mbi malin Ptoos në Beoti, prifti që jepte përgjigjet fliste gjuhën kariase, ose të paktën një nga dialektet pellazge të Azisë së Vogël. Kështu MYSI karias, siç e kemi thënë gjetkë, kur vajti për këshillim, vetë mundi ta kuptonte fatthënën, që iu tha në atë gjuhë. Kjo, pra, do të thotë, që në Greqi gjithashtu flitej e njëjta gjuhë si në Azinë e Vogël, dhe po e njëjta gjë konfirmohet nga autori Filip, me prejardhje nga Θεαγγελα, pra gjithashtu karias, që është më i miri për të gjykuar mbi gjuhën e vet amëtare.

Përveç këtyre dëshmive kaq të rëndësishme, që cituam, për formimin e mendimit tonë mbi gjuhën kariase ne kemi sot, nga njëra anë, disa mbishkrime në këtë gjuhë, dhe nga ana tjetër, citimet e shumta, si ato që do të njoftojmë dhe që na i kanë shpëtuar autorët e lashtë grekë.

Ka më shumë se pesëdhjetë vjet, që në Egjipt janë zbuluar disa mbishkrime kariase, të gdhendura nga mercenarët karias, të cilët pasi e ndihmuan Psametikun, mbretin e Egjiptit, për të rifituar pushtetin, u vendosën me kujdesin e këtij të fundit, në jug të Bubastës, drejt grykëderdhjes së Nilit, të quajtur Peluzë, dhe më pas, gjatë mbretërimit të Amasisit, emigruan dhe u vendosën në Memfis. (Herodoti, II, 152-155).

Këto mbishkrime, në pjesën më të madhe shumë të shkurtra, të përbëra vetëm nga dy fjalë ose emra, janë të shkruara si shumë të tjera pellazge, përgjithësisht me shkronja greke.

Por si të gjitha ato likiase, kanë edhe shkronja të përziera të llojeve të ndryshme, pa dyshim si mbetje të alfabeteve pellazge më të lashta, të cilat e bëjnë leximin e tekstit vende-vende jo krejt të sigurtë dhe të qartë. Dhe ajo që e meriton të vihet në dukje, mendojmë ne, është fakti që ndërmjet këtyre shkronjave të ndryshme ka disa, që janë të ngjashme me shenjat e gjuhës së lashtë rrokjesore *qipriane*. Sa për ne, ajo që na intereson më konkretisht, janë në veçanti mbishkrimet kariase *dygjuhëshe*.

**Një mbishkrim karias-egjiptian**

Ky mbishkrim ndodhet mbi një stelë të Memfisit, që mund të shihet në Muzeun Bulak.

Stela është e ngushtë dhe ka gdhendje në reliev, në të djathtë hyjneshën PHTA dhe në të majtë të vdekurin e veshur sipas modës egjiptiane; ndërmjet këtyre dy skulpturave është gdhendur një tabelë blatimesh. Sipër janë shkruar me hieroglife emrat: ***Rahââ-ab dhe Ovahab-Ra*** domethënë: ***Apries***; dhe mbi këta emra një mbishkrim hieroglafik thotë në rreshtin e parë: ***”Mbreti i Egjiptit të Sipërm e të Poshtëm, bir i diellit, i ngjashëm me përjetësinë”*** dhe poshtë, në rreshtin e dytë, thotë: ***”Phta, dhuruese e jetës, ty të drejtohem”.***

Teksti karias i shkruar në anën e majtë të stelës dhe lart është i gdhendur si më poshtë nga e majta në të djathtë:




*Transkriptimi dhe përkthimi shqip:*

*Ouma i Oaveathit, hiëshim dhe savanë, ô Phta.*

*Përkthimi:*

*Ouma i biri i Oaveathit, i kërkon Phta një vdekje të përshtatshme ose*

*më mirë: një varrim (savan) të përshtatshëm*.

Vdekja këtu tregohet me: SAVN (gegërisht) dhe SAVAN (toskërisht); ne nuk e dimë nëse është ende zakoni, që kishin në Shqipëri njerëzit e moshuar për të menduar për vdekjen e tyre të afërt dhe për t'u marrë vetë me përgatitjet e nevojshme për këtë gjë, e kryesisht për të siguruar: ***savanin*** si ta zgjidhnin vetë. Savani ishte një pëlhurë pak e trashë dhe mjaft e fortë, natyrisht me ngjyrë krejt të bardhë dhe e mbuluar vende me pamje devotshmëri të shtypura në të zezë.

PHTA në Egjipt i përgjigjej hyjnisë greke: Ηφαιστος, zotit të zjarrit, që pastronte trupat e të vdekurve në kohën e djegies.

**MBISHKRIMI PELLAZG I LEMNOSIT**

Mbishkrimi është gjetur më 1886 në fshatin e *Kaminias* të ishullit Lemnos, nga dy anëtarë të Shkollës Arkeologjike Franceze të Athinës, dhe u botua po atë vit në Buletinin e kësaj Shkolle (*G. COUSIN dhe F. DURRBACH, Bas-relief de Lemnos avec inscriptions. Bull. d. corr. Hellén. 1886, 1 e vij.).*

Që nga kjo datë është shkruar shumë për deshifrimin dhe gjuhën e këtij mbishkrimi, gjuhë që nga disa është shpallur semitike.

C. PAULI (*Altitalische Forschungen II, ii, 1 vij., 245 vij.)* dhe A. TORP (*Die vorgriechische Inschrift von Lemnos, 3 vij.)* janë përpjekur bashkë me shumë të tjerë, që ta përkthejnë; me gjithë këto përpjekje, ai ka mbetur deri në ditët tona i papërkthyer në tërësinë e tij.

Etruskologë të shquar, si ata të përmendur më lart, DEECKE dhe mjaft të tjerë, duke u nisur nga parime historike plotësisht të sakta, kanë njohur në fakt afërinë ndërmjet gjuhës së pellazgëve tirrenas të Italisë ose etruskëve, dhe asaj të mbishkrimit pellazgjik në fjalë, - ndonëse arsyet gjuhësore të dhëna për një përfundim të tillë janë të gabuara në pjesën më të madhe, - dhe si rrjedhim, janë përpjekur ta përkthejnë mbishkrimin me etruskishten.

Por ata nuk i kanë shpëtuar dështimit, mbasi kanë ndërmarrë zgjidhjen e një të panjohure me anë të një të panjohure tjetër.

Sido që të jetë, është pranuar përgjithësisht, se mbishkrimi është hartuar në gjuhën e pellazgëve tirrenas, të cilët sipas mendimit të gjithë autorëve të vjetër, banonin në ishullin e Lemnosit para pushtimit të tij nga athinasit më 510 para K.
Po këta autorë të vjetër na thonë, se qytetet e Lemnosit u ndërtuan në fillim nga pellazgët tirrenas, që u vendosën aty, pasi ikën nga Athina, ku kishin jetuar më parë (Tuk. IV, 109).

Por sipas Strabonit (V.221), një pjesë e pasardhësve të këtyre pellazgëve athinas të Lemnosit hipi në anijet bashkë me Tirrenin dhe lidiasit e u nis të vendosej në Itali, ku të gjithë bashkë me Tirrenin në krye, krijuan popullin tirrenas ose etrusk të Italisë.

Shumë më vonë, pasardhës të tjerë të po këtyre pellazgëve, të dëbuar nga Lemnosi prej athinasve, më 510 gjetën strehë në Lakoni, si vend *i farefisit ose i homofilëve* (νκειν ες τους πατερας, Herodoti. IV.145) dhe që andej një pjesë e tyre u end drejt ishujve *Thera ose Santorini* dhe Μηλος, kurse pjesa tjetër ose më e madhja u hipi anijeve për në ishullin e *Kretës*, ku populluan qytetin e LIKTOSIT (Herodoti.IV.145-150; Plutarku, Mor. f.305 dhe 365).

Nga të gjitha këto mund të nxjerrim me siguri përfundimin, se stela pa dyshim është gdhendur rreth vitit 510 para K., domethënë nga fundi i shekullit VI.

Pas këtyre të dhënave paraprake, po japim këtu tekstin e këtij mbishkrimi të dyfishtë, duke e ndarë sipas kuptimit, që njohja e shqipes na e lehtëson ta rrokim:



*Transkriptimi shqip i dy teksteve pellazge:*

I

1) O LLAJ, QË NJEF ZIT’ E TUA, 2) MARAS MAJ;

3) SIALLI KU QË AVIS 4) VISET E TU: SHËRON AITH

5) SIVA 6) LA MALA SIELL, SHËRON AI MORINASIT 7) AHERE

O TAVARZ.

II.

1) O LLAUZ (KUR) PI PHOKJA SOLI(U SUL): SHPËTONTE

AITH VISTHIN E TI

2) DHE TË NDERONTE, RRO ME, O HARALI, SIVAJ (rro)

3) EPTE ZI, U ARRATIS PHOKJA, SIVAJ;

4) AVIS, U SUL KY QË, MARAZI IM, AVIS; AH, UMBI AU.

**Paraqitje e kuptimit të përgjithshëm**
**që përmban mbishkrimi pellazg i Lemnosit**

Në mbishkrimin I, i vdekuri TAVARZI HARALI nga MYRINA, qytet i ishullit të Lemnosit, lavdërohet sepse ka shpëtuar atdheun në fillim nga pushtimi i fqinjëve, që banonin në gadishullin e Trakës, dhe pastaj nga maleasit e vendit Mala ose Malea.

Popullit të ishullit të Lemnosit nga gdhendësi i bëhet thirrje të ruajë një hidhërim të gjatë: - marazin - për humbjen e një atdhetari të tillë.

Në mbishkrimin II thuhet, se heroi e ka shpëtuar atdheun nga pushtimi i foceasve, ndonëse u vra para se të mbaronte beteja. Dhe gdhendësi e njofton të vrarin atje përtej, se fitorja megjithatë u arrit nga bashkatdhetarët e tij, të cilët i bënë foceasit t’ua mbathin.

Megjithatë fatkeqësia nuk u shmang, sepse armiku i parë, fqinji i Trakës, arriti përsëri ta fuste atdheun në skllavëri. Kështu heroit i bëhet thirrje, që të ringjallet dhe të dalë sërish për ta shpëtuar përsëri atdheun, dhe gdhendësi, nga ana e tij shpreh keqardhjen - marazin -, sepse ai mungonte gjatë këtij pushtimi të dytë kaq fatkeq, i bindur se po të mos kishte vdekur heroi, atdheu do të kishte shpëtuar edhe këtë radhë, si dhe herën e parë.

Në tekstet e historianëve të lashtë, të paktën, me sa dimë ne, nuk përmenden fare maleasit ose foceasit, që ta kenë pushtuar ishullin e Lemnosit. Po ashtu nuk mund të themi me siguri, se maleasit e mbishkrimit I përzihen me foceasit e mbishkrimit II, ndonëse ky mendim na duket të jetë mjaft i mundshëm.

Por ajo që na tregon Herodoti mbi pushtimin e fundit të Miltiad athinasit, që ka qenë zot i gadishullit të Trakës, përputhet fare mirë me atë, që del nga teksti i mbishkrimit në tërësi.

Sipas Herodotit (VI 34-38) i pari, që kolonizoi gadishullin e Trakës *”tiran”* i së cilës u bë gjithashtu, ka qenë athinasi Miltiad, i biri i KYPSELOS, rreth vitit 559 para K.

Mbishkrimi II me siguri është gdhendur pas pushtimit të Lemnosit nga athinasit, që këtej del se mjaft qartë, se një pjesë të paktën e pellazgëve, të cilët banonin në Lemnos, mbetën aty edhe pas pushtimit nga athinasit, që gjysma e tyre, hefestasit, e kishin pranuar paqësisht. Kur mendojmë se një fuqi fare e vogël, që mbante një anije e vetme dhe plotësisht e pamjaftueshme për ta rrethuar ishullin, i lejoi Miltiadit të pushtonte një ishull si Lemnosi, kjo na provon pa mëdyshje, se një pjesë e madhe e banorëve të tij e mbështeste sundimin e athinasve.

Nuk duhet të harrojmë, se ndërmjet pellazgëve të Lemnosit dhe athinasve në këtë moment ende ekzistonin marrëdhënie të vjetra ose lidhje të lashta, madje dhe miqësi të qëndrueshme, meqë sipas dëshmive të autorëve të vjetër, këta pellazgë kanë banuar më parë në Atikë në rrëzë të Himetit (Herodoti, VI., 137; Tuk., 109).

## MBISHKRIMET LIKIASE

Nga gjithçka kemi zbuluar ne, mbishkrimet likiase, sipas pikëpamjes sonë, janë më të rëndësishmet të antikitetit, sepse na lejojnë të themi me siguri, që gjuha e folur e përditshme ose e vatrës për të lashtët ka qenë e njëjtë me pellazgjishten e sotme ose shqipen.

Ndërmjet këtyre mbishkrimeve, që janë mjaft të shumta dhe në pjesën më të madhe të ruajtura mjaft mirë, *shumë janë dygjuhëshe, të gdhendura në likishten ose shqipen në fillim dhe me shkronja më të mëdha, pastaj greqisht. Vetëm ky fakt tregon, se likishtja ose shqipja ka pasur mbizotërim mbi greqishten dhe, si pasojë, ka qenë shumë më e përdorur dhe shumë më e përhapur se kjo e fundit.*

HERODOTI (I, 173) flet për likiasit, kariasit, lidiasit, myzët dhe popullsitë e tjera të Azisë së Vogël, duke e njohur çështjen, sepse ai vetë ishte nga Halikarnasi, fare afër me Likinë dhe, si rrjedhim, ishte bashkatdhetar i tyre; por ai flet vetëm nga pikëpamja thjesht historike, mbi bazën e asaj që dihej në epokën e tij.

Nga pikëpamja e origjinës: etnologjike e gjuhësore, ai nuk thotë asnjë fjalë, ose kur shkruan diçka, e bën për të thënë që gjithë bashkatdhetarët e tij, të cilët mbajnë emrin e përgjithshëm të pellazgëve ose të lelegëve, që është njësoj, nuk flasin greqishten, por një gjuhë barbare. Ndërkaq, ai, që detyrimisht fliste dialektin pellazg të Halikarnasit, ishte mjaft në gjendje që të kuptonte dialektet e tjera pellazge të botës së lashtë.
Nëse nuk i kuptonte, kjo ndodhte sepse nuk ishte gjuhëtar në kuptimin që e marrim ne sot këtë fjalë, por ishte më tepër një profan, si gegët dhe toskët para vitit 1912, domethënë para Luftës Ballkanike, ndërsa udhëtarët dijetarë të kohëve të reja pretendonin se toskët e gegët ishin dy popuj të ndryshëm, që flisnin dy gjuhë të ndryshme, por sot e dimë, se kjo nuk ka qenë e vërtetë.

Nga rrëfimet e Herodotit ne mund të konstatojmë, që pranë emërtimeve pellazgjike të popujve ose nga të tjerat që u trashëguan brez pas brezi nga tradita, vazhdimisht po ato, të pandryshueshme dhe të pandërrueshme, ka edhe emërtime të shpikura e të krijuara nga ata, të cilët shkruanin greqisht dhe që, ndryshe nga qëndrueshmëria dhe ngulitja e pellazgjikeve të cituara, kanë ndryshuar, mund të themi, te secili autor sipas mitit, që sillte lindjen e emërtimit të ri, duke pësuar kështu një variant pak a shumë fantastik.

Autorë grekë të antikitetit, që shquhen për gjithfarë ndryshimesh të tilla, kanë qenë ata, të cilët nuk ishin me prejardhje pellazge dhe që, si rrjedhim, ishin indiferentë për ruajtjen e gjendjes shoqërore të Greqisë, të Azisë së Vogël dhe të Italisë gjatë periudhës së lashtë.

Përkundrazi, autorët me prejardhje të drejtpërdrejtë pellazge, që janë edhe më të shumtë, kanë qenë ata, të interesuarit për këtë ruajtje të paprekur të gjendjes shoqërore të lashtë dhe, *pikërisht në sajë të tyre, kjo gjendje është transmetuar e tillë që nga antikiteti deri në epokën tonë të sotme nga viti 1800 i erës së re.*

Por fatkeqësisht pas kësaj date, nën ndikimin e modernizmit dhe kryesisht nën ndikimin e arsimit publik të detyrueshëm, pjesa jo pellazge e këtyre popullsive të Greqisë, Azisë së Vogël e Italisë, *u përpoq të mos i respektonte më traditat mijëvjeçare,* të shkatërronte trashëgiminë morale të lashtë dhe ta zëvendësonte gjuhën e stërgjyshëve shqipe, të transmetuar vetëm nëpërmjet traditës së vatrave, me përdorimin e mësimin e greqishtes, jo më të greqishtes së lashtë, por të një magme gjuhësh të reja të aglomeruara në një masë të vogël të kësaj greqishteje të vjetër të evoluar dhe të deformuar.

Para se të vijojmë studimin dhe përkthimin e disa mbishkrimeve liakiase dygjuhëshe, po theksojmë edhe një herë, se në mënyrë të natyrshme dhe logjike lexuesi nuk duhet aspak të presë, që të gjejë në këtë vepër gjuhë ose dialekte pellazge, si likishtja dhe të tjera si këto, apo si ato që tashmë i kemi cituar, që të jenë plotësisht të njëjta ose përsosmërisht të ngjashme me gjuhën e sotme pellazge: shqipen.

Në mënyrë të natyrshme dhe me kohë shumë nga gjuhët e dialektet pellazge kanë humbur, kryesisht atje ku një shtet me qeverinë e tij, një qytetërim dhe një shkrim pellazg janë zhvilluar e më pas janë zhdukur si: nunoishtja, hititishtja, mikenishtja, etruskishtja, lidishtja, bizantinishtja, e shumë të tjera ndërmjet atyre që kanë shpëtuar, janë ato të cilat ende jetonin në Azinë e Vogël deri më 1925 të erës sonë, ato që kanë jetuar në jug të Francës, në Provansë, në Narbonezë e gjetkë, në Spanjë kryesisht rreth Saragozës, në Korsikë, në Toskanë të Italisë, kryesisht në bregun lindor të Adriatikut, e sidomos ato që ende jetojnë, përveç Shqipërisë, në Jugosllavi, në Greqi, në Itali, në Sicili dhe gjetkë. Ky numërim na lejon të konstatojmë, që nëse elementë pellazgjikë ose shqiptarë ende qëndrojnë të shumtë në Greqi, Itali, Sicili, Azi e Vogël, në ishujt e Mesdheut, në Korsikë e Sardenjë dhe gjetkë, përkundrazi, në shumë rajone të tjera pak më të largëta rreth Mesdheut, siç janë Azia e Vogël, Egjipti, Veriu i Afrikës, Spanja, Jugu i Francës, Lombardia, veriu i Ballkanit, Jugu i Rusisë e Kaukazi, popullsitë plotësisht pellazge, që i popullonin qysh prej antikitetit të hershëm deri në epokën më të vonë, janë zhdukur pa kthim, kryesisht sepse kanë humbur përdorimin e gjuhës shqipe ose pellazge. Me gjithë këtë zhdukje totale të elementit shqiptar ose pellazg në të gjitha këto rajone, përsëri është vënë re se në disa vise të këtyre rajoneve, grupe të shqiptarëve ende qëndrojnë, si në jug të Rusisë e gjetkë.

Nuk duhet harruar pa vënë në dukje, që duke u mbështetur në këto të dhëna, të paraqitura prej nesh më sipër, nuk duhet kërkuar nga shqipja e sotme - e cila ka nevojë të reformohet - dhe e cila për shkak të pozitës gjeografike e të rrethanave të tjera të ndryshme, është e vonuar në rrugën drejt qytetërimit të sotëm - të përmbajë gjithë termat dhe gjithë trajtat e gjuhës, që është përdorur nga popujt e lashtë pellazgë, të cilët arritën një qytetërim dhe një jetë politike e shoqërore në pjesën më të madhe superiore, dhe që në sajë të kontakteve me popujt e ndryshëm kanë mundur të zhvillojnë e të përsosin gjuhën e tyre gjatë mijëvjeçarëve të kaluar, nëpërmjet huazimeve të dobishme dhe me vend.
Përfitojmë nga rasti, për të përsëritur se shqipja nuk është sot si zendishtja, sanskritishtja, greqishtja e latinishtja, një gjuhë pra, lindja, formimi dhe zhvillimi i së cilës janë bërë me dashje e me sforcim.

Përkundrazi, ajo është formuar ngadalë dhe në përputhje me nevojat, gjatë shumë e shumë vjetëve. Edhe rregullsia e saj gjuhësore nuk është e krahasueshme nga përsosuria me asnjërën nga gjuhët e tjera, si të lashta dhe të sotme, dhe kjo i jep titullin e një gjuhe klasike të mirëfilltë. Gjenia e saj dhe jetëgjatësia e përligjin plotësisht këtë titull. Në antikitet ajo ka qenë burim dhe model për zendishten, sanskritishten, greqishten e latinishten etj. Fjalët e saj të prejardhura dhe të përbëra, të ndërtuara nga gjiri i saj dhe me mjete të nxjerra nga brumi i saj, i lënë pas ato të gjuhëve të tjera, që quhen klasike, si greqishtja, latinishtja etj., që nuk kanë mundur ta imitojnë.

Gjuha shqipe, me gjithçka zotëron, nuk kërkon veçse të ribëhet ajo që ka qenë. U takon vetë shqiptarëve që t'i futen këtij programi, meqë nuk ka albanologë të vërtetë perëndimorë, sepse shqipja, si gjuhë nuk u ka interesuar asnjëherë seriozisht gjuhëtarëve dhe etnologëve tanë.

Për të gjitha këto arsye, në përkthimin e teksteve pellazge ose shqipe të lashta, kryesisht të atyre të zbuluara jashtë territorit të Greqisë, ne pranojmë për momentin si bazë të shëndoshë e të sigurtë vetëm tekste dygjuhëshe. Madje dhe për këto tekste dygjuhëshe nganjëherë ndodhemi në vështirësi, sepse kemi qenë të detyruar t'i përkthejmë disa afërsisht dhe disa të tjera i kemi lënë të papërkthyera, për t'u marrë me të tjerat.

Sido që të jetë, lexuesi që do ta studiojë këtë çështje, qoftë edhe të trajtuar kështu, nuk do të mbesë pa u bindur, se gjuha pellazge ose shqipe e sotme ka ruajtur të paprekur, bashkë me morfologjinë, gjithë fjalët e origjinës, gjithë rrënjët e thjeshta dhe shumicën e fjalëve të prejardhura e të përbëra, që janë aq karakteristike për gjeninë e saj dhe që janë gjerësisht të mjaftueshme për të ndihmuar në përcaktimin dhe dallimin e natyrës së gjuhëve e të dialekteve të teksteve të lashta, që janë zbuluar, nëse i përkasin pa diskutim familjes së madhe pellazge ose nëse nuk i përkasin.

**Mbishkrimet likiase dygjuhëshe**

Ka rreth njëqind e pesëdhjetë vjet që anglezi KOCKERELL, pasi përshkoi Azinë e Vogël, botoi për herë të parë mbishkrimet likiase në një shtojcë të *Walpole Travels, 1820*, ndër to e famshmja dygjuhëshe: likisht e greqisht e LIMYRIS (*Tituli Asiae Minoris. Vol. I: Tituli Lyciae, Vindbonae 1901, Nr. 117,* faqe 80, Bib. Komb. $F^0$ $O_{2a}$ 382(1)). Menjëherë pas kësaj, në prill 1821, francezi SAINT MARTIN (*Journal des Savants*, prill 1821, f.235 vij.) ka shkruar, mbi bazën e po atij dygjuhëshi, vërejtje gjuhësore, duke menduar se teksti grek është përkthim besnik dhe fjalë për fjalë i likishtes, dhe kërkoi që të përkthente disa fjalë likishte nëpërmjet krahasimit me fjalët e gjuhëve siriake dhe fenikase. Në një disertacion, të botuar më 1831, autori F.A. GROTEFEND (në vëllimin e tretë të *Publications de la Société Asiatique Britanique, 1835)*, duke krahasuar pesë mbishkrimet likiase të njohura atëherë, shpreh mendimin që gjuha likiase u përket gjuhëve indoeuropiane. I njëjti mendim është mbështetur gjithashtu nga James YATES më 1839 në një disertacion, një përmbledhje e të cilit ka dalë në *Athenaeum* e 9 marsit 1839, në të cilën ndër të tjera, ai e krahason në fjalë likiase ***ladhë = grua = γυνη*** në kuptimin: συζυγος ose *uxor* me fjalën angleze *lady*.

Dhe kur më 1841 anglezi Charles FELLOWS (*An account of Discoveries in Lycia 1841)* botoi rezultatet e ekskursionit të tij të dytë në Azinë e Vogël me një numër të madh mbishkrimesh likiase, bashkatdhetari i tij Daniel SHARPE i shtoi asaj vepre një aneks: *An essay on the Lycian language*, f.427 vij., një trajtesë mbi gjuhën likiase, në të cilën, duke përmbledhur edhe punimet e paraardhësve të tij, ndërmori përkthimin e disa mbishkrimeve të shkurtra, duke pasur si ndihmë vetëm një dygjuhësh unikal, që njihej deri në atë datë, atë të Limyrisit, të cituar më lart.

SHARPE duke besuar, ashtu si para tij autori SAINT-MARTIN, që teksti grek është një përkthim i saktë, fjalë për fjalë dhe me po atë rend, i likishtes, dhe që si rrjedhim, secila nga fjalët e likishtes i përgjigjet, në pamje, fjalës greke, që zë po atë vend në rendin përkatës të gjithë fjalëve të të dy teksteve, domethënë se fjala e parë e tekstit likias i përgjigjet fjalës së parë të atij greqisht e dyta të dytës, e treta të tretës e kështu me radhë, pa u menduar, të paktën, që për një korrespondencë të tillë, kishte më shumë fjalë likiase se sa greke, që të korrespondonin, ai propozoi një përkthim, që nuk mund të mos ishte i gabuar.

Më pas janë zbuluar mbishkrime të tjera dygjuhëshe: likisht e greqisht, ndër të cilat kryesore janë:
Nr.6 ai i CARMYLESS i Tituli Lyciae, f.17.

Nr.23, ai i TLOE i Tituli Lyciae, f.23.

Nr.25, ai i TLOE i Tituli Lyciae, f.24.

Nr.56, ai i ANTIPHELLI i Tituli Lyciae, f.55.

Por edhe zbulimi i këtyre mbishkrimeve dygjuhëshe nuk e ka bërë aspak që të përparojë çështja e përkthimeve, ose të paktën, për përcaktimin e natyrës së gjuhës likiase, sepse të gjithë ata, që deri më tani janë marrë me po këtë çështje mbi bazën e mbishkrimeve dygjuhëshe, vijuan besnikërisht përkthimet, - në pjesën më të madhe të gabuara, - të dhëna nga SHARP.

Kështu dhe botimi i përsosur i mbishkrimeve likiase, që është botuar gjithashtu nga Akademia Austriake e Vjenës, nuk ka shpëtuar pa përfshirë si të sigurta përkthime, që dygjuhësh të tjerë i tregojnë si pa dyshim të gabuara, sidomos përsa u përket foljeve.

Pra, duke u nisur nga baza të tilla të gabuara, njohja e vërtetë e natyrës së gjuhës likiase u bë, siç ishte e natyrshme, absolutisht e pamundur.

Dijetarët, që merren me mbishkrimet likiase etruske dhe të tjera pellazge, gjithmonë kanë qenë larg nga subjekti, sepse ata nuk e njihnin gjuhën shqipe. Për shkak pikërisht të kësaj padijeje asnjë ndër ta nuk ka mundur, deri më sot, të përcaktojë jo vetëm natyrën e gjuhës likiase, por edhe të gjithë gjuhëve të tjera pellazge, si të Azisë së Vogël, edhe të Greqisë, Italisë, të ishujve e gjetkë. Ky mossukses, siç e kemi thënë tashmë, vjen jo vetëm nga mungesa e një gjuhe, pak a shumë të afërt me atë që duhet deshifruar, por sidomos nga fakti, se çdo kërkues është mbështetur te një kërkues tjetër, kur ka pasur, edhe më i paditur e më pak i zoti se ai. Nga ky fakt del një ngatërresë në debatet, në kundërshtimet pa kontroll dhe në vendimet pa drejtim. Si provë të asaj që po themi, ne shohim faktin, që - po të flasim vetëm për mbishkrimet likiase - gjithë dijetarët, edhe BLAU, kanë ndjekur pa i analizuar dhe fjalë për fjalë përkthimet e gabuara të SHARPE.

Më i habitshëm madje në këtë kërkim është rasti i BLAU: ky i fundit, që mori përsipër demonstrimin e afërisë ndërmjet likishtes e shqipes, në vend që ta përdorte këtë të dytën, që flitet sot për të arritur të

njihej likishtja, që ne kërkojmë ta deshifrojmë më mirë, edhe ai u bashkua me përkthimin e gabuar të SHARPE dhe dështoi plotësisht. Kjo sepse në fakt, ai duhej të ndërmerrte përdorimin dhe zbatimin e shqipes për të përkthyer mbishkrimet likiase, dhe jo të bënte gjithçka në kundërshtim me këtë demonstrim. Ne arrijmë në përfundimin, se edhe BLAU, si gjithë kërkuesit e tjerë, duhet të mos e ketë njohur fare shqipen, përndryshe do ta kishte shfrytëzuar mirë. Me gjithë këtë dështim, arsyet që e çuan këtë autor për të bërë kërkime të ngjashmërisë, që ekziston ndërmjet të dy gjuhëve: likishtes e shqipes, mbeten gjithmonë pak a shumë të vlefshme. Dhe është e çuditshme dhe e habitshme, mendojmë ne, që gjatë një kohe kaq të gjatë, nuk është gjetur asnjë njohës i shqipes, që mbi bazën e arsyeve të mësipërme të BLAU, të ndërmarrë rishikimin dhe rivendosjen e veprës, që deshi të ndërmerrte ai. Sido që të jetë, ideja e dobisë së shqipes për përkthimin e mbishkrimeve likiase përmban në vetvete diçka të vërtetë dhe ajo i detyrohet BLAU, që meriton një lavdërim të denjë për idenë e tij.

Para se të ndërmarrim përkthimin e disa mbishkrimeve likiase dygjuhëshe, për të treguar se të dyja gjuhët: likishtja dhe shqipja, me gjithë mijëvjeçarët që i ndajnë, mbeten gjithnjë po ato, kemi nevojë t'i njoftojmë lexuesit faktin, se të dy tekstet e këtyre mbishkrimeve: greqisht e likisht, aspak nuk i korrespondojnë njëri-tjetrit; domethënë, se çdo fjalë likiase nuk përkthehet nga fjala greke, që ndodhet në të njëjtin rresht dhe në të njëjtin vend me atë në tekstin likias.

Nga ana tjetër, duke gjykuar nga gjithë mbishkrimet, e kryesisht nga ata nr.36, 38, 39 dhe një numër i madh të tjerash analoge: *gjuha likiase është e njëjta gjuhë me shqipen e sotme.* Ajo që na mungon është një shqiptim i saktë i teksteve, domethënë respektimi i rreptë i gjithë përfaqësimeve shkrimore përgjithësisht, dhe respektimi i rreptë i theksit tonik në veçanti.

Duke e shqyrtuar mirë listën e shkronjave të alfabetit likias, që jepet në faqen 6 të *Tituli Asiae Minoris, vol. I, Tituli Lyciae,* konstatohet pasuria e madhe e tingujve dhe e nyjëtimeve të likishtes dhe nuk ka pengesë, që të krahasohet me pasurinë e njëjtë të shqipes së sotme.

Kështu ne arrijmë në përfundimin, se puna e parë që duhet ndërmarrë për përkthimet që kërkojmë, është së pari të lexohet në mënyrën më të përshtatshme e më korrekte të mundshme paraqitja shkrimore e gjuhës likiase, që duket se është e saktë dhe e përsosur, dhe pastaj, të vendoset me korrektësi theksi aty ku duhet. Ky do të jetë kështu një hap i madh drejt zgjidhjes së problemit, sepse përkthimi, ne nuk ngurrojmë ta themi, do të bëhet më pas vetvetiu, automatikisht, të paktën për dygjuhëshit, kaq e madhe është korrespondenca, ose më mirë identiteti i likishtes me shqipen.

Sa për mbishkrimet vetëm likisht, ne kemi bindjen se, në sajë të një pune të zellshme dhe këmbëngulëse krahasimi e, mbi të gjitha në sajë të rindërtimit progresiv të shqiptimit, ne do të arrijmë t'i përkthejmë po aq lirisht dhe po aq me siguri si dhe dygjuhëshit. Kjo do të jetë vetëm, si ta themi, një punë matematike: duke u mbështetur mbi të dhënat e njohura, të përziera me disa të panjohura që do të krahasohen, nuk do të mbetet pa u ndërtuar, pak nga pak, një leksik i vërtetë, dhe pastaj, në sajë të tij, do të përkthehen edhe tekstet likiase më të gjata. *Nr.6, faqe 17 e Tituli Asiae Minoris, vol. I.*

*[uMbishkrimi dygjuhësh i CARMYLESSI[/u]*

1) ΑΒΥΞΝΥ ΞΤΑΤΥ ΜΑ ΝΑ ΡΡΞΝΑΓΥ ΤΨ ΡΟΛΑΝΙΔΑ
ΜΟΛΛΕΙΑSΑΤ SΑ ΔΑΡΑΡΑ ΡΟΛΑΝΙΔΑΤ ΡΟΡΕΤΕΜΑΤΑΤΑ
2) ΓΡ(Ξ)ΝΑΞΕΙΑΤΕ ΤΡΓΓΕ ΛΑΔΑ ΑΓΤΤΑΤΑ SΑ ΤΕΔΑΕΜΑ
3) SΑΕ ΙΑΤΕ SΑΡΕΤΑ ΔΕ ΤΕ ΚΑ ΞΤΑΤ(.) Α ΒΑΤΕ ΜΑΕΙΑ
(ΤΟ)ΒΑ(Ε)ΑΕ ΡΟΝΑΜΑΧΧΕ ΑΛΔΔΑΤΑΛΕ : ΑΔΑ : <

1) Τοῦτο τὸ μνῆμα ἐργάσαντο Ἀπολλωνίδης Μολλίσιος
καὶ Λαπάρας Ἀπολλωνίδου Πυριμάτιος,
2) Οἰκεῖος ἐπὶ ταῖς γυναιξὶν αὐτῶν καὶ τοῖς ἐγγόνοις·
3) Καὶ ἄν τις ἀδικήσῃ τὸ μνῆμα τοῦτο,
ἐξώλεα (κ)αὶ πανώλεα εἴη αὐτῷ πάντων.

*[u]Përkthimi shqip, që i ngjet tekstit:[/u]*

*1) E bënnë ctatën, me nê prindretë, Pulenidha Mullijesi dhe Daparai Pulenidha Purihimetësi:*

*2) Një njerëzi për gratë e tyre dhe djemtë.*

*3) Po të jet se viret (njeri) në dhê te ky varr, bërë (prej) neje, t’u bjerë pun’e madhe dhe hall e mi halle: ose dha: < (kaqë).*

*Nr.23, faqe 23 e Titulis Asiae Minoris, vol.1.*

*[u]Mbishkrim dygjuhësh nga qyteti i TLOE[/u]*

1) Α ΒΥΞΝΥ ΞΤΑΤΟ (Μ)Υ ΤΕ ΝΡ(Ξ)Ν(ΑΓ)ΑΤΥ
Α(ΛΛ)ΑΤΕ Α(ΤΛΕ Α) ΤΒΕ S(Α ΤΕΔΑΕΜΑ)
2) (Α) ΒΑ(Α)Ο ΑΨ(Ο)ΤΕ (ΧΜΑ) Τ(Ε).

1) Κατεσκευάσαντο (οἱ συγγενεῖς καὶ)
Ἐλπ(ο)[α]τ[ις] ἑ[α]υτῷ[ι] καὶ τοῖς τεκνο[ι]ς αὐτοῦ
2) (Ἠγόρασε αὐτὸ Ἀκούτης μετ' αὐτοῦ.)

*[u]Përkthimi shqip që i ngjet tekstit[/u]*

*1) E bënnë ctatun me ne prinjatet*
*ELPETI (vehtë) vehtes d(he) djemëvet.*

*2) E bleu Akuti me të.*

*Nr.56, faqe 55 e Tituli Asiae Minoris, vol. 1*

*[u]Mbishkrim dygjuhësh nga ANTIPHELLI[/u]*

ΙΚΤΑΣ ΧΛΑΧ ΑΝΤΙΦΕΛΛΙΤΗΣ ΤΟΥΤΙ ΤΟ ΜΝΗΜΑ
ΗΡΓΑΣΑΤΟ ΑΥΤΩ[Ι ΤΕ] ΚΑΙ ΓΥΝΑΙΚΙ ΚΑΙ ΤΕΚΝΟΙΣ
ΕΑΝ ΔΕ ΤΙΣ ΑΔΙΚΗΣΗ[Ι] Η ΑΓΟΡΑΣΗ[Ι] ΤΟ ΜΝΗΜΑ
Η ΑΛΛΩ ΑΥΤΟΝ ΕΠΙΤ[ΡΙ]Ψ[Ε]Ι.

*Përkthim në gjuhën shqipe*

*1) E bënnë prinjati me të prinditë 2) IKTA*

*Hlaj djalin, për gruan e ti*

*3) Dhe djemt'e tyre.*

*4) Kush je të hedhë dica më të: mu në çast*

*5) Eni e quanj dhe e heth jashtë vatravet vëndëzvet.*

*Nr.70, faqe 61 e Tituli Asiae Minoris, vol.I.*

*[u]Mbishkrim dygjuhësh i CYANIS[/u]*

4) ΣΠΙΓΑΣΑ

*[u]Përkthim në gjuhën shqipe[/u]*

*1) E bëni kupën (varrin) me ne prindretë*

*2) Sbikaza djal'i Kigndanobës 3) Nip*
*i Temosemotës.*

*Nr.117, faqe 80 e Tituli Asiae Minoris, vol.1.*

*[u]Mbishkrim dygjuhësh i LIMYRIS[/u].*

Τὸ μνῆμα τόδε ἐποιήσατο Σιδάριος Παρμενόν-
τος υἱός, ἑαυτῷ καὶ τῇ γυναικὶ καὶ υἱῷ Πυβιάλῃ.

*[u]Transkriptim e përkthim shqip[/u]*

*1) E bëni varrin me të prindretë*

*2) Sidereja djal'i Parmenajt*

*3) Për vehtë vehten dhe gruan'e (ti) veht.*

*4) Dhe djalin Pubielene.*

**MBISHKRIMET FRIGASE**

Para se të flasim për mbishkrimet e mirëfillta, do të themi disa fjalë mbi ngjashmërinë e madhe ndërmjet dy gjuhëve pellazge ose shqipe dhe greqishtes, që provon afërinë shumë të madhe që ekziston ndërmjet tyre, ose, për të qenë më të saktë, bijësinë e gjuhës greke të lindur nga e ëma: pellazgjishtja. Për më tepër konstatohet kjo bijësi ose farefisni e afërt ndërmjet dy gjuhëve, nga ekzistenca në greqishten e këtij numri të madh rrënjësh një rrokëshe, që ia kanë dhënë pellazgët, dhe në të cilën masa e madhe e fjalëve të prejardhura greke përbën fondin e saj kryesor.

Dhe ajo që themi këtu për gjuhën frigase, u përket edhe gjuhëve: lidishte, myzishte, kariase, trakishte, ilirishte, tirrenishte etj., nga të cilat, *si pellazge*, secila ka dhënë ndihmesë, pak a shumë në formimin e në zhvillimin e greqishtes dhe provon kudo, ku gjuha e Platonit u ngjiz, se gjeti në viset një element mjaft më të lashtë si racë dhe gjuhë: *elementin pellazg*.

Lidhur me gjuhën frigase, PLATONI vetë ka pranuar në: CRATYLE (P.410), se ka pasur shumë elementë, që i ngjasin greqishtes, që dallohen fare pak, si: Πυρ = zjarr, υδωρ = ujë, κυνας = qen dhe: Πλειστω αλλα = dhe *të shumë të tjerave*. Por ajo që është e pasaktë në atë që njofton Platoni, është se filozofi grek i jep mbizotërimin gjuhës, që ai e përdor për mësimin e vet dhe jo gjuhës, që e ka përftuar të tijën. Por do të themi menjëherë se Platoni mund të falet plotësisht, sepse ai mëkaton nga padija, ashtu si pothuaj të tërë autorët e lashtë, nga të cilët asnjë nuk ka qenë gjuhëtar në kuptimin që i japim ne sot dhe nuk mund ta dinte ose të dyshonte, që gjuha e popullit të kohës së tij, ka qenë pikërisht gjuha nënë e gjuhës së tyre. Përveç kësaj, mbishkrimet frigase, si të lashta dhe më të vona, që na kanë ardhur, provojnë të gjitha vërtetësinë e këtij pohimi të Platonit.

Mbishkrimet frigase të epokës romake më të vona (këto mbishkrime janë botuar nga autori W. M. RAMSAY, *Phrygian Inscriptions of the Roman Period*, në: A. KUHN, Zeitschr. für vergl. Sprachf. Indogerm. Sprach. 1887, f.381 e vij.), kanë këtë përparësi, që përmbajnë nene me fjali të modeleve të ndryshme, që përbëjnë pothuaj përkthime besnike të neneve të ngjashme, të gdhendura në epigrafitë greke bashkëkohëse me Friginë dhe që në këtë mënyrë bëhen një lloj mbishkrimi dygjuhësh.

MBISHKRIM FRIGAS I LASHTË

Autorët që kanë botuar mbishkrime frigase arkaike, të datuara nga shekulli VII para K., janë: a)

- STEUART, MORDTMANN dhe TEXIER.

b) - RAMSAY, që ka botuar një përmbledhje më të plotë, dhe së fundi:

c) KRETSCHMER, që gjithashtu ka botuar disa.

Më e thjeshta nga të gjitha është kjo më poshtë e KRETSCHMER:



që në gjuhën shqipe i përgjigjet:

ARALA JA BËRI Babajt.

**MBISHKRIMET ETRUSKE**

Duke vijuar gjithçka kemi shkruar tashmë për etruskët dhe gjuhën e tyre, do të shtojmë këtu një përmbledhje të vërtetë ose nëse doni, një vështrim të përgjithshëm të çështjes etruske, që nuk mund të mos jetë veçse pasojë logjike e gjithë paraqitjes sonë të mëparshme.

Lidhur me këtë, ashtu si mbishkrimet heteokretase na shtynë në kërkimet për gjuhën e likiasve, kariasve dhe të popujve të tjerë të afërt të Azisë së Vogël, po ashtu mbishkrimi pellazg i Lemnosit na shtyn tashti për shqyrtimin e gjuhës së pellazgëve tirrenas ose etruskëve të Italisë.

Pellazgët e Lemnosit mbanin vetë emrin e *tirrenasve,* që e mbanin ata të Italisë dhe që gjithashtu ia kanë kaluar detit të quajtur Tirren.

Pellazgët tirrenas ose etruskët e Italisë sipas traditës së njoftuar nga Herodoti (I.94), kanë qenë emigrantë lidias; dhe kjo traditë, që ishte e përhapur dhe e ngulitur ndër të lashtët, është rrënjosur gjithashtu si te lidiasit, edhe te etruskët, gjë që provohet njësoj nga debatet e vitit 26 pas K., para Senatit të Romës.

Nga ana e vet, Straboni (V 221) pohon qartë, se pellazgët tirrenas të Lemnosit, pasi shoqëruan lidiasit që lundronin për Itali, dhanë ndihmesë për të ndërtuar me ta, në vendin e emigrimit, popullin etrusk.

*Nga ky fakt, etruskët janë produkt i italiotëve autoktonë të rajonit, të përzier me lidias dhe me pellazgë tirrenas të Lemnosit, të imigruar.*

Së fundi, afëria gjuhësore e mbishkrimit pellazg të Lemnosit me atë të popullsive etruske dhe të tjerave të Italisë, është njohur nga gjithë dijetarët, por këta të fundit nuk kanë mundur ta provojnë në hollësitë.

Sa për ne, të cilët që në fillim kemi propozuar zgjidhjen e problemit etrusk nëpërmjet shqipes, tashti që deshifrimi i të quajturit mbishkrim i Lemnosit është bërë, me të drejtë, me ndihmën e shqipes, do të shtrojmë pyetjen: nëse vërtet gjuha e pellazgëve tirrenas të Lemnosit është përkthyer drejt nga ne me ndihmën e shqipes së sotme, është e nevojshme që gjuha e pellazgëve tirrenas dhe e popullsive të tjera pellazge autoktone të Italisë gjithashtu të përkthehet nëpërmjet shqipes po ashtu. Dhe mbishkrimet e panumërta, që ne kemi në gjuhën etruske, ndonëse janë tepër të shkurtra, me përjashtim të dy mjaft të gjatë, por fatkeqësisht shumë të dëmtuar, provojnë se mendimi ynë është në përputhje me të vërtetën.

Kërkimet dhe shqyrtimi shkencor i gjuhës etruske nuk datohet në kohën tonë; ato kanë nisur që nga katër shekuj tashmë, kur i par skocezi Thomas DEMPSTER, duke studiuar për drejtësi në Itali, nga viti 1616 e deri më 1619 hartoi veprën: *Etruria regalis,* që bashkatdhetari i tij COKE e botoi në Firence më 1723, pasi ndërkaq Th. DEMPSTER kishte vdekur.

Por një kërkim më i thelluar për këtë gjuhë nis me LANZI, i cili botoi veprën e tij të njohur: *Saggio di Lingua Etrusca* (Studim mbi gjuhën etruske) më 1789 në Firence.

Nga dy metodat që lidhen, natyrisht, me deshifrimin e një gjuhe të panjohur, pra të parën, të quajtur ndërthurje, sipas së cilës duke shqyrtuar nëpërmjet krahasimit dy ose më shumë mbishkrime ose tekste sa më të shkurtra dhe duke pasur midis tyre një lidhje të kuptimit të përgjithshëm, përpiqen të gjejnë kuptimin e fjalëve të pavarura, dhe lidhjet etimologjike të tyre, si dhe të dytën, të quajtur *etimologjike*, sipas së cilës ndërmerret përkthimi i një fjale të panjohur në lidhje me etimologjinë e ngjashme me një fjalë që u përket gjuhëve të njohura, LANZI ka ndjekur që të dyja metodat, por kryesisht atë etimologjike, duke u përpjekur të përkthejë fjalët etruske në lidhje me ngjashmërinë e tingëllimit të tyre me atë të gjuhëve greke, latine ose hebraike.

Më 1840 GERHARD nisi botimin e: *Etruskische Spiegel* (Pasqyra etruske), me paraqitje të mbishkrimeve etruske, greke.
Më 1867 FABRETTI botoi: *Corpus Inscriptionum Italicarum,* me një leksik dhe tri shtojca (I 1872, II 1874, III 1878) dhe më 1880 GAMURRINI botoi një: *Shtojcë*, për secilën vepër.

Në sajë të këtyre botimeve studimi i mbishkrimeve etruske u bë më i kapshëm, por përkthimi i gjuhës nuk ka përparuar asnjë hap. Gjatë gjithë kësaj periudhe gjuha etruske është quajtur qoftë si *keltike*, qoftë si *gjermanishte e lartë*, qoftë si *sllave*, qoftë si *altaike*, qoftë si *semite*, qoftë si *skite* etj. Dhe dijetarë të njohur nuk kanë munguar të japin ndihmesë për shtimin e mendimeve më fantastike, sepse zakoni dhe këmbëngulja për t'u marrë me çështje, për të cilat ata e dinin fare mirë, që ata nuk zotëronin gjithë kompetencën e nevojshme, e mbi të gjitha sepse donin të flisnin *ex-cathedra*, i kanë shtyrë që të japin mendime të tilla.

Më 1874 dijetari CORSSEN botoi veprën e tij të madhe: *"Uber die Sprache der Etrusker",* Leipzig, I, 1874, II, 1875, ku ai e quan etruskishten si një gjuhë ariane (indoeuropiane), madje një dialekt italik.

Ky mendim i CORSSEN është goditur nga dijetari DEECKE në librat e tij *"Kritika"* dhe *"Kërkime etruske"*, ku ai i përmbahet mendimit se gjuha etruske nuk ka qenë indoeuropiane (*ariane*) dhe nuk i ngjet asnjë gjuhe të njohur(?), përbën e vetme një idiomë të veçantë e krejt më vete, siç e kishte deklaruar tashmë DENIS *Halikarnasi* (I.30), duke thënë: *"kombi i etruskëve" nuk ka të njëjtën gjuhë me asnjë komb tjetër*, domethënë që: το εθος των Ετρουσκων ουδενι αλλω εθνειομογλωσσον.

Që këtej, W. DEECKE, duke hedhur poshtë tërësisht *metodën etimologjike*, gjykon e pranon si të vetmen të drejtë e të përshtatshme për kërkimet etruske vetëm *metodën e ndërthurjes*, për të cilën ndër të tjera ai ka qenë themeluesi, mbrojtësi e përfaqësuesi kryesor.

Nga ana tjetër, përpjekjet për përkthimin e etruskishtes me metodën e ndërthurjes kanë pasur si përfundim rezultate shumë të pakëta; me vështirësi është arritur, pas kaq përpjekjesh e mundimesh nga ana e dijetarëve, të përcaktohet kuptimi i një pjese fare të vogël vetëm të fjalëve. Për këtë arsye etruskologët më me emër të sotëm, ndonëse e quajnë etruskishten një gjuhë jo ariane, dhe ndonëse janë përkrahës të metodës së ndërthurjes, nuk i kanë pushuar përpjekjet për të përkthyer fjalë etruske, duke iu drejtuar rrënjëve indoeuropiane ose ariane. Së fundi, nëse gjithë dështimeve që kemi numëruar më sipër, do t'u shtojmë edhe atë të V. THOMSEN, i cili e ka krahasuar me gjuhët e popullsive të Kaukazit, do të dalim në përfundimin se pas afër treqind vjetësh të përpjekjeve të pafrytshme, nuk është arritur të përcaktohet me saktësi natyra e përpiktë e gjuhës etruske, të cilën mund të thuhet se nuk e njohin deri më sot, dhe njëkohësisht, që është shumë e habitshme, se mendimi që ka mbizotëruar është ai krejt i gabuar, sipas të cilit etruskishtja nuk u përket aspak gjuhëve ariane.

Pas kësaj paraqitjeje të shkurtër të gjendjes së sotme të çështjes së gjuhës etruske, me qëllim që të njihet natyra e saj dhe të klasifikohet përfundimisht në kategorinë e gjuhëve të cilave u përket, të shqyrtojmë tashti, gjithnjë përmbledhtas, se çfarë mendojmë ne:

Vetëkuptohet, se *pellazgët tirrenas, tuskët ose etruskët flisnin një gjuhë pellazge*; që kjo gjuhë pellazge, të cilën e flisnin tirrenasit ose etruskët ka qenë pikërisht e njëjtë me atë që e flisnin pellazgët e Azisë së Vogël ose të Lindjes, të tillë si banorët e Placisë e të Silasës, të bregut Kyzik, të rajonit në të dy anët e Helespontit dhe të shumë qyteteve të tjera të brendshme ose të arkipelagut, dëshmohet pastër nga Herodoti (I., 57 e vijim), i cili shton (e thotë), që disa nga këta tirrenas të Italisë banonin në fillim në Thesali dhe ishin fqinjë të atyre, që u quajtën më vonë dorias. Me të gjitha këto, fqinjësia gjeografike dhe *emri i toskëve, i ruajtur ende sot në Shqipërinë jugore*, duhej të mjaftonin për të tërhequr vëmendjen e etruskologëve mbi origjinën pellazge të gjuhës shqipe dhe për *dobinë e saj në zgjidhjen e enigmës gjuhësore etruske*, nëse mendimet e gabuara për fat të keq, nuk do të kishin mbizotëruar, si mbi karakterin jo pellazg të shqipes, edhe mbi natyrën jo ariane të etruskishtes, dhe nuk do ta kishin bërë shkencën e vërtetë të shmangej nga e vetmja rrugë logjike e vërtetë. Sepse në të vërtetë, është e habitshme po aq sa e çuditshme e paradoksale, se si gjithë gjuhët e tjera, pothuaj si të njohura dhe të panjohura, janë provuar e krahasuar me gjuhën etruske dhe *pa të drejt është mënjanuar ose është shpërfillur ajo, nëpërmjet së cilës gjithë dijetarët duhej pikërisht të kishin nisur kërkimet e tyre, domethënë gjuha shqipe.*

Me gjithë këtë mospërfillje, ne e dimë diçka për gjuhën etruske: së pari, një numër mbishkrimesh dygjuhëshe, të gdhendura në etruskishten e latinishten; pastaj një numër mjaft të rëndësishëm fjalësh të transmetuara deri në ditët tona në gjuhët e HEZIKUT dhe të autorëve të tjerë të lashtë, si grekë edhe romakë; së fundi, disa emra perëndish, po kryesisht hyjneshash, që i kemi si te Pasqyrat etruske, edhe te tekstet e gurëve të varreve.

Studimi i gjithë këtyre mbetjeve etruske nga antikiteti, na bën të kemi bindjen e ngulitur, se pellazgjishtja e vjetër tirrenase, tuske, oske ose etruske, jo vetëm duhet klasifikuar ndër gjuhët ariane, po edhe se sipas shprehjeve të saj dhe tipave të njohur, është gjithashtu identike me shqipen e folur sot. Ajo që e mbështet më shumë një bindje të tillë, është përsëri dëshmia e transmetuar me shkrim, se perandori romak Klaudi II, me prejardhje ilire, pra shqiptare, ka lexuar analet etruske të kohës, duke provuar kështu që ilirishtja, shqipja dhe etruskishtja përbënin veçse një gjuhë të vetme. Fund